


Çmimi: 600 lekë



JUSTIN RROTA LETRATYRA SHQYPE PER KLASËT E ULTA TË SHKOLLAVET TË MJESME

BIBLIOTEKA FRANÇESKANE "ÁT GJERGJ FISHTA"
KOLANA E SHKRIMTARËVE FRANÇESKANË

ÁT JUSTIN RROTA

# LETRATYRA SHQYPE

## PER KLASËT E ULTA TË SHKOLLAVET TË MJESME

## PARIME LETRATYRET

Botimi III




Botime Françeskane
Shkodër, 2006.

BIBLIOTEKA FRANÇESKANE "AT GJERGJ FISHTA"
KOLANA E SHKRIMTARËVE FRANÇESKANË

ÁT JUSTIN RROTA




# LETRATYRA SHQYPE

PER KLASËT E ULTA TË SHKOLLAVET TË MJESME

## PARIME LETRATYRET

BOTIMI I TRETË




Botime Françeskane
Shkodër, 2006.

Me leje të parit të fesë



ISBN: 99927-981-9-x

Lajm





Át Justin Rrota

Á. JUSTIN RROTA O. F. M.

# LETRATYRA SHQYPE

PER KLASËT E ULTA TË SHKOLLAVET TË MJESME

LIBRI I.

PARIME LETRATYRET



Botim i dytë

*i plotsuem e i pajisun me gjinduer shembujsh.*

1934
Shtypshkroja Françeskane
SHKODER

## *DY FJALË MBI KETË BOTIMIN E DYTË.*

*I kishte kaluem koha të mirrej neper dorë ribotimi i kësaj vepre s' onë së pervûtë, e cilla — fat i rráll i libravet në vendin t' anë — në pakë vjetë kishte mbaruem së shperdamit.*

***Mbas** shumë vishtirísh, sidomos landore, sod po e sheh edhe nji herë driten. Por, mjesa heren e parë permblodhem në të njajtin blé, posë **Stilistiket** e **Hártimesh Letrare**, edhe **Historín** e **Letratyrës Kombtare**; tash, per arrësye të zhvillimit má të hapët, qi deshem t' i apim pjesës praktike të hartimevet, menduem me e dám ketë të dyten e me e qitun si pjesë në veti.*

*Dishiri mos t' u qesim të rivet në dorë nji katalog të thát rregullash, qi e bâjn të randë djeri ketë hart të bukur — në vetveti aq terhjekës — na shtŷni të ngulshim kambë gjithnji má teper n' atë parimin qi theksojshim qyshë në botimin e parë: Nder të gjitha landët shkollore, por sidomos në këté, udha má e sigurta, má e shpejta per t' i a mbërrîm qellimit ásht, —* me e ndritun mësimin me shembuj e pasqyra. ***I** riu don me vertetue e me prekë me dorë shka i tregohet në teorí. Nder shembuj gjén ushqimin e vet e xên me i kuptue kjartë e pa múnd parimet e rregullat má të mbylltat; nder ta pasqyrohet, prej sish frymsohet, merr zemer me i u veshun pûnës, tue u mundue me ndjekē me forcë të vet shka vren e lakmon nder tjerë.*

*Âsht e dijtun, se sod s' mund t'i kemi ende gjith shembujt si kishin m' u dishrue, sod qi jemi tue bâ hapat mâ të parët — sado vigâj në kjoshin — në ketë lamë të pakristalizueme mirë. Mâ vonë po, parashihet se ka me kjenë e mundun.*

*E vetë në të zgjedhun të shembujvet kemi pasë para sŷsh, qi xânsi, me shijimin e bukurís së hartit, të thithë njiherit edhe shûjten e nevojshme per jeten praktike. Të gjêjë d. m. th. nder ta, jo vetem nji bukurí qi i a gelthe-ton veshët e zemren, por prej sish të xâjë dishka per ditët e ardhëshme: të forcohet në virtyt, në burrní, në karakter e të stolisë zemren me ndiesí perherë të shëndoshta e serjoze, qi dikur, kur t'i lâjë bankat e klasës, t'i gjinden nder ngushticat e luftat e gjallnimit. Tue shkue mbas këtij kriteri, nuk ka me u çuditun kush, në kjoftë se ndonji herë, per mos m'e turbullue sadopak menden e njomë të moshës së ré, lám m' anesh copa tregimesh ndoshta per dukë edhe mâ të bukra se ato të prûmet.*

*Per t' u paraqitun rishtarvet pasqyra sa mâ besnike e të kjarta, vende-vende na pelqeu mâ fort të bijshim copa auktorësh me êmen në letratyren botnore, shqypnue prej shkrimtarësh, të zotët e pendës, se sa me prû shembuj prej s' ynësh, të cillët u rrijn per hart aq larg atyne gjenive.*

*Në pjesen teorike, per mos me e randue xânsin me sterhollime, qi i a lodhin trût pa nji fitim të madh, jemi mundue të biem vetem shka këtij i duhet të dijë, tue u a lânë mësuesvet të censhem zhberthimin mâ t' imtuem të landës.*

*Si mbas raset kemi permendë vetem êmnat e auktorvet të letratyrvet të hueja, e aty-këtû ndonji veper mâ në shêj, pa e çue mâ gjatë. Tue kjenë se ky traktat i vogel u âsht drejtue kryekrejet klasvet të para të shkollavet të mjesme, historija e analyzimi i vepravet të letratyrës së pergjithtë jet gjithmonë nji landë per t' u tregue nder klasë të nalta a të lyçeut. Per këto na rrên mendja, se do të gatojm per së shpejtit traktatin e posaçem mbi „Letratyrët e hueja".*



*Në kje së mbramit se publiku, sidomos ai i vogli, na pergjegjet me të njajten mirsí si heren e parë, na e quejm vetin të lum; mbasi me kaq jesim të siguruem, se mundi per t' i prû edhe na atë kontributin t'anë lulzimit të Shqypes së dashun nuk na shkoi krejt huq.*

Shkoder, 8 Shtatuer, 1934.

**A. Justin Rrota O. F. M.**

## Shkurtimet

*Asd.* = Alesk. S. Drenova – Asdren
*F.* = Át Gjergj Fishta
*Fr.* = Naim Frasheri
*Frng.* = Frengisht
*Gj.* = Gjermanisht
*Gr.* = Grekisht
*It.* = Italisht
*K.* = Ernest Koliqi
*K. P.* = Kångë Popullore
*Lat.* = Latinisht
*M. Mj.* = D. Ndré Mjedja
*N.* = Teofan Noli; (f. 104: D. Ndoc Nikaj)
*P. Pr.* = Át Vinçenc Prennushi
*Pg.* = Lasgush Pogradeci
*S. Sch.* = Zef Schirò
*X.* = Át Ndue Xanoni

Libri I.

# Parime Letratyret

## *TË HÎMT.*

Nieri, si kjenës i arsyeshem, *ndien e mendon.* Tue jetue në shoqní, ka nevojë t' u a diftojë tjervet *ndiesít e mendimet* e veta; ketë pûnë ky e bân *tue folun.*

Edhe me shêje, sidomos të ftyrës a me dorë, mundet nieri me e diftue shka mendon a don; por mjeti i natyrshem, qi i ka falun Zotynë per me i shfaqen mendimet a ndiesít e veta, âsht *fjala.*

Fjala âsht shêji i *idés.* Kur p. sh. tue u gjetun mbrenda në klasë na permendë ndokush fjalët: *dele, qén, mollë, mal, fushë,* me nji herë shfaqen në mende t' onë sendet, qi këta êmna shênjojn, i shohim me sŷ të mendes, d. m. th. kemi *idén* e tyne, per pa i pá me sŷ n'atë kohë.

Tue mendue, nieri lidhë e i vên në të perpjekun idét, e ky veprim i shpirtit thirret *mendim.* Per me shfaqun mendimin duhen prandej dŷ a mâ shum fjalë, sa jânë idét, qi kemi bashkue, të cillat fjalë do të rendohen n'atë mënyrë si e lypë natyra e giûhës. Ky grumbull fjalësh, qi ep nji mendim të plotsuem, quhet *folí.*

Mendimet prap mund të lidhen varg ndermjet vetit, prej kahë rrjedhë *arsyetimi.*

Sikurse nji mendim i vetem, i diftuem me fjalë, thirret folí, kështû të mbljedhunt a lidhnija e këtyne folive perbân *nji perjudhë.*

P. sh. *Disa lule çilin edhe dimnit.* Këtû kemi nji mendim e nji folí, kû se e cilla fjalë i pergjegjet njaj ideje. — *Dje s' shkova në shkollë, pse më dhimbti kryet.* Këtû kemi nji arsyetim, d. m. th. nji lidhní dŷ mendimesh; mun nji perjudhzë dŷ gjymtyrësh a folísh.

Grumbulli i madh i fjalvet, të cillat, tue u lidhë nder folí a perjudha mbas disa rregullash së caktueme, perdoren në nji kuptim të njinjishem prej njij populli së të njajtit kómb, per me i shfaqun mendimet a ndiesít shoqishoqit, trajton atë pasuní të paçmueshme, qi quhet *gjûhë*.

Se i cilli kómb ka atë gjûhen e vet; per né Shqyptarët âsht *Shqypja*, gjûhë e trashigueme prej së parësh s' anë Iliro-Thrakësh. Gjitha gjûhët, posë fjalësh së veta, kanë edhe rregulla të posaçme lakimit, rendimit a ndertimit së këtyne fjalve; d. m. th. kanë *gramatiken* e *syntaksin* e vet.

Nieri, per me e ruejtë kujtimin e ndollivet, si edhe per me u a diftuem të largvet mendimet e veta, gjeti e hartoi *shkrimin*; d. m. th. do shêje, neper të cillat shfaqë tingujt e fjalvet, qi ai shprehë tue folun. — Këto shêje per né Shqyptarët janë tridhetepêsë *germat e Alfabetit.*

Të permbljedhunt e gjitha shkrimevet të njaj populli, qi viejn me i a dishmue zhvillimin e qytetnimit e shkallen e kulturës së tij rrokull shekujvet, quhet: *Letratyrë.*

Me ketë êmen ka nji herë mund të nenkuptohet gjithshka âsht shkrue per rreth ndonjij ditunije së posaçme *(letratyra dijtunore a shjentifike)*; por të shumten e herës me êmnin *letratyrë* shênjohen shkrimet a hartimet e bukra, nder të cillat, posë sendesh, qi tregohen, këqyret mâ së fortit mënyra e hijshme me të cillen paraqiten.

*Letratyra* njehet nder gjashtë *hartet e bukra*, qi janë: *Arkitektura, skulptura, piktura, muzika, letratyra e mimika.*

Si hart, *letratyra* âsht: të shfaqunt e hijshem të mendimevet neper mjet të fjalës.

*Parimet e letratyrës* dahen në dŷ pjesë: e para tregon mënyren a rregullat e gjûhës, qi mësojn me shkrue bukur pergjithsisht ç' do hartim **(Stilistika)**; e dyta flet permbi hartime të posaçme të poezís e të prozës **(Letratyra)**.

---

# PJESA I.

## PARIME TË PERGJITHTA

ase

## STILISTIKA

---

### Kreu I.

### Hartimi.

*Hartimi* âsht zhvillimi i njaj theme në mënyren mâ t' aften per t' i dalë në krye ndonjij qellimi të caktuem.

*Themë* thirret njai send a subjekt, qi mirret m' u zhvillue.

Hartimet letrare mund të kén per qellim: *me këndellë, me mësue, me prekun në zêmer, me i a mbushun kuj menden*, etj. Shpesh këto qellime mund të gjinden të perzieme në nji hartim, a edhe mund të bâhet njeni mjet per t' i dalë qellimit tjeter. P. sh. Shkrimtari a ligjiruesi don t' i a *mbushë kuj menden* per nji send; por perpara kerkon me i a perkulun vullndesen këtij tue e *prekun në zemer.*

Per të zhvilluem si duhet nji themë lypet:

1. Me kerkue idét, e ky veprim quhet: *gjetuní;*
2. Me i rendue këto idé, shka thirret: *mbarshtrim;*
3. Me i shprehun në mënyren mâ të pershtatshmen, e cilla pûnë quhet: *shprehje* a *elokucjon.*

Gjetunija e mbarshtrimi perbâjn *landen* a *brumin* e hartimit; mjesa shprehja a elokucjoni kishte me kjenë si *vesha* a *trajta e perjashtëme.*

## § 1. Gjetunija.

Gjetunija âsht kerkimi e të gjetunt e idevet, të mendimevet, të ndiesivet, të ftyravet, etj., qi janë të nevojshme e t' afta per zhvillimin e plotë, të kjartë e të hijshem të themës, qi âsht marrë m' u tregue.

Ashtû në kambë e në dorë nuk vîjn mendimet: duhet me i kerkue perpara se me u vû me shkrue hartimin. D. m. th. lypet qi *mâ së parit* të këndohet me vemende thema e të kuptohet mirë; të studjohet ndêjshem, per me pá në sa mënyrë mund të zhvillohet, nen ç' pikpamje mund të mirret e mbandej lê të zgjidhet njajo rrugë, qi duket mâ e lehtë, mâ e sigurtë e mâ e pershtatun per fuqí të hartuesit. — *Së dytit,* t' a peshojm mirë atë themë, tue e marrë nen gjitha perpjekjet a *rrethânat e kohës, të vendit, të shkakut, të mjetit, të qellimit* etj., të cillavet u pergjegjen pyetjet: *kur? kû? perse? me shka? per shka?* etj. — *Së tretit,* per deri kû të jét e mundun, t' a bâjm t' onen atë veper; d. m. th. t' a ndiejm në vetveti pûnen, qi kallxojm. Tue e mendue me vemende, kemi per të shkue perherë e mâ mirë tue e njohtun themen, qi kahë vjen tue u pjekë në né, bâhet nji pûnë vehtjake. Per me ndiem na permbrenda nesh, lypet t' u apim jetë e gjallní sendevet, qi jemi tue zhvillue; do të bâjm si t' ishin tue i pá me sŷ sendet, si t' ishim tue i sprovue në veti ndiesít, veprimet e gjêjen shpirtnore të vehtjevet, qi na hîjn në pûnë n' atë hartim.



## § 2. Mbarshtrimi.

Idét e mendimet e gjetuna e të shênjueme njiherë ashtû per shkurt sa mos me na dalë mendjet, lypet të rreshtohen mbandej mbarë e mbarë; d. m. th. do të dahen e do të vendohen mbas mëndyret, si e lypë pûna e arsyeja.

Per me bâm nji mbarshtrim të mirë duhet këqyrun: *zgjedhja, rendimi, lidhnija logjike* e *perpjestimi.*

*Zgjedhja.* Nder gjithato idé e mendime, qi kemi kerkuem e na janë shfaqun në mende t' onë, do të dijm të dájm se shka vien e shka nuk hîn në pûnë në zhvillim të themës. Gabimisht kujtohet se zhvillimi âsht i mirë, po shkoi gjatë, tue treguem sende qi dihen, të thânme të zgjedhuna, të panevojshme e qi s' kanë ç' të bâjn me hartim. Do të zgjidhet vetem shka ka nji lidhní të ngushtë e i pergjegjet mirë themës. E aq mâ e ngushtueme të jét zgjedhja e landës, sa mâ i shkurtun do të dalë hartimi. — Shka na duhet né b. f. të tregohet fill e per pê ngjyra e qymes, turîjt, këthetrat etj. të bishvet në *prralien e ujkut e të dhelpnës?* sende, qi dihen e nuk lypen gjâ per kuptimin e dredhís, qi dhelpna i hjekë ujkut, qi kishte me kjenë qellimi moral i prrallës.

Mbahet *rendi* tue i a vûm menden të thohet që në fillim shka âsht per t'u dijtë para e të lîhet per mbandej shka lypet permendë mâ vonë. — Kështûqi thema të két logjikisht *fillimin, trupin* e *fundin* e vet. — Shihet me nji herë pështjellimi i rendit në ketë zhvillim: *Na kishim dalun me shetitë e ishte nji ditë e bukur pranveret. Ndeshem në nji fëmij, qi shkojte tue kjâm rrugës. Ai ecte rrânxë murit e s' kishte këpucë në kambë* etj.

*Perpjestimi* kerkon, qi mendimet të zhvillohen mâ hap-

tas a mà per shkurt, gjithsi t' a lypë randsija e pûnës. — Kështû, tue kallxue prallen e sypripermendun, do t' ishte gabim perpjestimit po t' u shkojte gjatë tue e bâm pershkrimin e imtuem të vendit, të kohës t'acarimit, etj.; ase t' u tierte hóllë bisedimi ndermjet këtyne dý shtâsve grabitçare.

Prandej, âsht mirë gjithmonë, perpara se me u vû me e shtrîm hartimin, të bâhet nji shkurtore, tue renduem në të shênjimet e mendimevet të kerkueme. Kjo shkurtore quhet edhe *skeme*. Qe, nji shembull.

## NJI SHÍ GUSHTIT NË KATUND.

### Skema.

*Para shiut: gjêja e natyrës, arat, të mbjellunat, fusha, lulet, kullosa, gjâja e gjallë. — Ngushtica e bujqvet. Shêjet lajmtare të shiut: Rêja, instinkti i shtâsvet, era, vetimët e gjâmët e motit. — Shiu. — Shndrrimi i mbarë natyrës, gëzimi i gjâs së gjallë e i bulkut.*

### Zhvillimi.

Kishte kaluem gati krejt mueji i Korrikut gjithmonë me mot të mirë, gjithmonë me të xetë. Kështû kishte nisë e e kishte shkapercye mà se gjymsen e ditvet Gushti i verës. Prej së thatit toka ishte rreshkun e bûcat e dheut të shprishun ishin forcuem e bâm gúr. Fushës e malit s' kishte mbetë kund fije barit së njomë e bagtija êndej kot nder kullosët e zakonshme, pa pasë kû me i a ngjitun dhambin. Të mbjellunat nder kopshtije e sidomos drithnajët nder ara, qi kishin qindrue deri vonë të bukra me gjethin e kerthnesët, tash shiheshin të veshkuna, të zverdhueme, me t' u dhimbtë: ishin dhânë per nji pikë shí. Lulevet, të çiluna per gjymsë e gati si perdhûni, u kishte tretun ajo hijeshija e era e dikurshme; kishin ulun kryet e rrijshin lavjerrët, këthye mbi shtatin e vet. Shkurt, gjithshkahja ishte prishë, shkrumue e bâ nji shkretí, kû as cingrimi i zogjvet s' jehojte mà e kû s' ndihej tjeter, perposë kângës monotone të këngallës.



Bujqët e ngratë tash e parë mjerueshem çojshin sýt perpjetë e rrethas, pale a po shohin ndokahë nji rê a nji shêj shiut; por kot. Qiella rrijte gjithnji e ndezët e e pandrrueshme, ajri perherë i randë e turbull.

Kur qe, nji ditë njandej kahë mjesdita, prej orixontit në krah të prendimit del nji rê, e vogel ne e parë, por e zezë e e dêndun, qi naltohet thik kah kulmi i kupës së qiellës e xên driten e diellit.

Berlykeshin nderkaq në katue a djerrevet qét: rikat shkundeshin e shkrepshin turrshem krahët; dallndyshat, tue u lshue pingul si në zhyt prej së naltit, êndeshin teposhtë e perpjetë si të marruna mendësh. E tash rêt, jo mà topa topa si shllunga leshit, por as me kjenun male të levizëshme, i ishin veshun e e kishin mbluem ftyren e qiellës në kater anët. Filluen me u ndie së largut gjâmët e bumbullimës, qi vijshin gjithnji tue u afrue e tue u bâ perherë e mà të kercnueshme. U çue era, nji erë e fuqishme, e cilla tue frushkullue permnershem, perkulte majet e degët e lisavet, rrxojte pa mishrierë të mbjellunat e drithnajët nder ara; perziejte e çojte plûhun e zhumulí, me të marrë të pámt e sývet.

U err, as me kjenë natë; e vetimët, qi flakrojshin nji mbas nji, pa i lânë rend shoqja shoqes të mbarojte mirë shkreptinen e e vet, e ndritshin hove hove atë terrinë të pakohë. Të gjithve u kishte hî friga mos të shperthejte ndonji stuhí edhè mà e damshme se vetë thatina.

Por shiu i bardhë s' vonoi e i a nisi me rám madhnueshem, i shpeshtë e i paturr, per mà se dý orë. Mbandej erdh tue u bâ perherë e mà i imtë.

Arët e mbjelluna mà para se asgjâ u zbrûnë; bimët e kopshtijevet, bari i fushavet e natyra mbarë nisi si per mrekullí me u këndellë e m' u freskue: gjithshkafja, qi parandej kishte marrë nji hije deket, tash prej asi shiu së butë erdh e muer nji ftyrë të ré, krejt jetë e gjallnim.

Dikur mêni krejt shiu; u zhdavariten rêt e qiella këtheu prap e kaltert e e këthielltë, por fort mà e kjartë se parandej. Nisi m'atë herë me frý nji fllad i ambel e i freskët, qi shkojte tue shkundë

e tue lmue lehtas gjethët e bimvet e fletët e drithnajvet. Deri bagtija e kandrat mâ t' imtat dalin gëzueshem perjashta e shperdahen fushavet tue u kënaqun n' atë freskí kahmot të dishrueme; neper brigje e mbi gardhije ènden flutra gjinduer ngjyresh. Mên zâni i këngallavet, e cingrimi i zogjvet ushton gjithkahë fushës e malit. Nisë kanga e fëmijvet, e barivet e e bujqvet, të cillët ngasin gjith gëzim me e pá me sŷ shndrrimin e tokës, pertrì neper ketë dhûntí qiellore, qi u ngjallte edhe nji herë shpresët e bjerruna.

### § 3. Shprehja a elokucjoni.

Shprehja a elokucjoni âsht gjûha, të thânmet e fjalët, qi shtiejm në pûnë në nji hartim, per me i shfaqë kjartë e hijshem idét, mendimet e ndiesít t' ona.

Tue kjenë se shprehja ka mâ të madhen randsí në shkrim të hartimevet, do të ndalemi me e tregue gjatë, tue folun permbi *pajët* a *cillsít* e saj në nji krye të posaçem.

---

## Kreu II.

# Pajët e shprehjes a t' elokucjonit.

Ai qi flet a shkruen don qi tjerët t' a marrin vesht mirë se shka thotë; per mâ teper dishron qi fjala e tij të dalë jo veç e kjartë, por edhe e hijshme e të mbërrijë me bâ pershtypjen mâ të këthellët në zemren e ndigjuesit. Prandej do të perdoren fjalët e të thânmet, jo mbas andje së se të cillit, por tue u dhânë këtyne njatë kuptim e forcë qi kanë në veti. Këndej rrjedhë nevoja t' u vêhet mendja



disa rregullave të posaçme, qi mësojn t' a bâjm sa mâ të kjartë e të hijshme gjûhen e hartimit, *shprehjen*.

Pajët e shprehjes njehen shtatë:

1. *Pastrija,*
2. *Vetija,*
3. *Kjartsija,*
4. *Pelqimi,*
5. *Shkurtsija,*
6. *Harmonija,*
7. *Eleganca.*

Kater pajët e para të shprehjes janë të domosdoshme në ç'do hartim; trí tjerat âsht mirë mos të mungojn.

### § 1. Pastrija.

Gjûha e shprehjes âsht e paster kur të perdoren fjalë e fraze të marruna prej gjûbet në të cillen shkruejm.

Lypet prandej, mos të shtiejm në pûnë:

a) fjalë a fraze të hueja: *barbarizme;*
b) fjalë a frazë të vjetrueme: *arkaizme;*
c) fjalë a fraze të reja: *neologjizme;*
ç) fjalë a fraze djalektare: *idjotizme;*
d) fjalë a fraze të gabueme: *soleçizme.*

a) **BARBARIZMET.**

Dy popujt e mëdhaj të botës së hershme, Grekët e Rromakët, thirrshin *barbarë* të huejët, qi nuk flitshin gjû-

hen e tyne. Perdorimi pra, i panevojshem i fjalvet të popujvet, qi s' janë shqyptarë, fyen pastrín e gjûhës s' onë.

Po thomi *i panevojshem;* pse, sikur gjitha gjûhët e soçme, deri ato të pûnuemet tash shum shekuj, pelqejn në fjaluer të vet fjalë t' ardhuna prej së huejësh, kështû s' do të bâhemi as na puristë aq të fortë, sa me u a dalun popujvet mâ të qytetnuem. P. sh. fjalët: *Filozofi, diplomë, parlament, deputat, minister, statu quo, a priori, ad hoc,* etj. (greqisht a latinisht); mbandej fjalët, si: *dobí, nevojë, trup, oborr, merzitun, kosë, me gostitun,* (slavisht); *shishe, çarapë, çizme, sheqer, top, odë* (turqisht); *sapun, moster, facoletë, shkarpë, kumbarë, lëshoj, ngarkoj, gotë, flanelë, festë* (italisht): Këso fjalësh, qi prej zotnimit të gjatë a të perpjekunit, qi patem dikur me popuj zaptuesë e kufîjtarë, na mbeten që me kohë në gjûhë t' onë, sod kanë marrun, si me thânë, tagrin e nenshtetsís në fjalorin e shqypes; as s' kemi mâ si t' i dbuejm, mbasi borem fjalët t' ona pergjegjse, d. m. th. ato trajta të shqypes, qi kishim n' ato kohët e hershme para se të mirrshim prej popujsh së huejë fjalët e tyne. P. sh. Në shekullin e dytë p. K. para se të vîjshin rromakët nder né, sigurisht të Parët t' anë do t' a kén pasun fjalen pergjegjse shqype per të shênjuem b. f. *shpirtin, korpin, faqen, qiellin, aren,* etj.; mjerisht boren të veten e i a moren rromakut fjalët: *spiritus, corpus, facies, coelum, area.*

E sa mâ e largët âsht koha, që se e pranuem fjalen prej së huejësh, aq mâ me të vishtirë mund t'a gjêjm sod fjalen e shqypes me e xêvendsue (si b. f. ato prej greqishtjet së vjeter a të latinishtes). Fort mâ lehtsisht shkon pûna me fjalët e pranueme nder kohët mâ të vona prej së huejësh (si b. f. prej *serbishtjet, turqishtjet,* etj.).

N' anë tjeter do të mirret para sŷsh edhe gjêja e je-



tës së soçme, qi shkon dita me ditë tue perparue, sidomos nder zblimet dijtunore të mjetevet e të mënyrës së gjallnimit. Na prandej, do të marrim e do t' i shtiejm në perdorim njato fjalë teknike, qi janë bâ tashmâ nderkombtare. Kështû: *Termometer, telefon, automobil, kinemë, biçikletë, aeroplan, sport, turist, tunel,* etj. — Me gjithse këto fjalë kishin me hî në rend të barbarizmevet, prap na jemi të shternguem t' i perdorim me mbarë boten, per pa e fyem pastrín e shprehjes.

Mjesa e lenon ketë pajë t' elokucjonit perdorimi i fjalvet e i frazevet të hueja, të marruna uhá pa kurrnji arsye, tue mundun me u a gjetë në visarin e gjûhës kombtare fjalen a frazen pergjegjse. P. sh.

| Greq. e ré | Serbisht, Bulg. etj. |
|---|---|
| *Nom-i* = ligjë-a, kanû-ni | *Sogje-ja* = rojë-a |
| *Qelimí-ja* = fmí-ja | *Nemec-i* = i pagojë |
| *Lajthim-i* = gabim-i | *Shtrazë-a* = rojtár-i |
| *Zbavitje-a* = habí-ja, defrimi, ngushllimi | *Bashtinë-a* = tokët, pronet |
| | *Begatit* = pasunít |
| *Lloj-i* = dorë-a, mënyrë-a | *Qindarkat, Shqyptarkat* = qindarët, shqyptaret. |
| *Folé-ja* = çerdhe-ja | |
| *Me radhe* = me rend | *Zakon-i* = doke-ja |
| *Kondis* = këthehem | *Vikas* = bertas |
| *Ormis* = gatohem | *Humbas* = humbi |
| *Gremis* = shtŷj, shtypi, zhbîj | *Sodis* = këqyri |
| *Dalloj* = dáj, ndryshoj | *Perkas* = preki |
| *Vendosi* = vendoj | *Prashitun* = krekcuem |
| *I plagosun* = i plaguem | *Gatitun* = gatuem |
| *I varrosun* = i varruem | *Vënitun* = thám |

*I mirosun* = i permirsuem
*Palos* = paloj
*Faros* = faroj
*Kaparos* = kaparoj
*Sosi* = mbaroj, kryej,
*Akoma* = endè
*Tanì* = tash

*Avitun* = afruem
*Kerpitun* = majun
*Djersitun* = djersun
*Okolle* = rrethas
*Opèt* = prap
*Jam ardhun, jemi shkuem* = kam ardhun, kemi shkuem

**Turqisht**

*Rast-i* = rasë-a
*Inád-i* = mëní-ja
*Çezme-ja* = krue-kroi
*Hise-ja* = pjesë-a
*Kojshí-ja* = fqî-ni
*Berbér-i* = rrues-i
*Gerbet-i,* = mergim-i
*Çoban-i* = barí-u
*Axhë-a* = ungj-i
*Qorr-i* = i verbtë-i
*Qár-i* = fitim-i
*Shénd-i* = gëzim-i
*Qoshe-ja* = skâj-i
*Gjâ mirijet* = gjâ Shtetit
*Jeshil* = i blerët
*Venda-lija* = vendasi
*Këpuca-xhija* = këpuctari
*Të perziem-llek* = të perziem
*Zamak-u* = lil-i
*Haps-i* = burgu
*Kalá-ja*=qytetzë-a, kështjell-i

**Italisht, Frengisht, etj.**

*Sakrifica-t* = flije-t
*Portë-a* = derë-a
*Manuskript-i* = dorë-a
*Prestizh-i* = nderë-a, çmimi
*Intriga-t* = ngatrresa-t
*Tradicjon-i* = gojdhâne-ja
*Patriot-i* = atdhetár-i
*Garansí-ja* = sigurim-i, dorxâní-ja
*Kalitet-i* =cillsí-ja
*Ofiq-i* = zyrë-a
*Evolucjon-i* = zhvillim-i
*Formë-a* = trajtë-a
*Pasegjerë-t*=udhtarë-t, shtegt.
*Akuzoj* = padis, kallxoj
*Konstatoj* = vertetoj
*Permetoj* = lêjoj
*I okupuem* = i xânun
*Vizaví (vis-à-vis)* = báll per báll
*En princip* = në parim



*Esnáf* = i ndershem
*Harxhim-i* = shpenzim-i
*Pare-t* = të holla-t
*Hile-t* = rrêna-t
*Paqéf* = pak i smundë
*Zaptoj* = pushtoj, shtie në dorë
*Simiçí-ja* = furrtár-i
*Pirolla të kjoftë* = të lumtë
*Gjojá, demek* = kin, kinse, kesh, keshse
*Alá* = edhè, endè
*Sakt* = sigurisht
*Bilè* = mun
*Bosh* = kot
*Medèt* = mjerisht.

*Jemi d' accord* = jemi njij mendimi, pelqejm bashkë
*S' ka nji bazë* = s'ka nji themel
*E quej per detyrë* = e mbáj per detyrë
*Bâj fjalë mbi ndonji send* = flas mbi ndonji send
*M' u alarmuem* = me u çuem në kambë, me qitë kushtrimin
*Bâj mjekren* = rruhem
*Automobil engagé* = autom. i xânun, i marrun në veti
*Ka vend nji mbledhje*= bâhet, mbahet nji mbljedhje.(1)

## b) ARKAIZMET.

Thirren këso dore njato fjalë e mënyrë të perdoruna prej shkrimtarësh së hershem e qi sod, neper njatë zhvillim, qi shkon tue bâ gjûha, jânë lânë m' anesh a jânë xêvendsue me tjera. Me të vertetë këto jânë teper pak në gjûhë shqype; mbasi per fjalë të hershme qi na kanë trashiguem të moçemt, na kemi nji nevojë të madhe, mun do të mundohemi t' i ngjallim tue i shtiem në pûnë. Por s' do të marrim prej sish, shka sod kishte me fyem atë shkathsín e lehtsin e gjûhës, tue e bâm të randë e trashamane. Mund të njehen nder arkaizme trajtat e konstruktet, si këto:

---

(1) Gjithkund gati mbas „Etym. Wörterb." të *G. Meyer.*

*Mortja* = deka
*Pagëtyra* = pagesa
*Fëdiga* = mundi, pūna
*Prometoj* = premtoj
*Me bât, pít, vût* = me bâm, pím, vûm
*Gruo, muo, kujtuom* = grue, mue, kujtuem,
*Glûha, e glatë, me kluojtun* = gjûha, e gjatë, me kjuej-
tun (quejtun)
*Zotyni* = Zotynë
*I tinaj* = i tij
*Nteje, me dám driten nterrit* = (prej) teje, me dám
driten (prej) territ
*Sikundrëse* = sikurse
*Këndŷ tutje* = këndéj e mbrapa
*Anì* = mbandej
*Inje (nje)* = qe
*Kaha* = kahë, (nkahë, nga)
*Kurraj* = kurr
*Nji e madhe frigë* = nji frigë e madhe
*Me të drejtë rësye* = me arsye të drejtë
*Me mos fyem* = mos me fyem.

## c) NEOLOGJIZMET.

Janë *neologjizme* njato fjalë a mënyrë të reja, qi nuk i bán gjûha, per arsye mâ së fortit se janë qitun pa mendue e peshue mirë.

Flitet këtû vetem per njato fjalë e të thânme të reja, të trajtueme pa marrë para sŷsh natyren e gjûhës shqype, e të perkëthyeme krejt si janë në nji gjûhë të huej. Dënohen si neologjizme fjalët:



*Bashkëmbushje* (complément)
*I mosbashkëmbushur* (incomplet)
*Kundërndenjës* (objet)
*Nenëndenjës* (sujet)
*Bashkëvení* (composition)
*I përmbishtym* (exagéré)
*I mospërparapërkujdesuar* (non préoccupé)
*Përparaprejkufizuar* (prédéterminé)
*Tjetërisht* (autrement)
*Me rrethmbajtur* (contenir)
*Me kokëforcuar*, e tjera si këto.

Me kaq nuk dënohen këtû gjitha neologjizmet. Per fjalë e të thânme të reja kemi nevojë të madhe, sidomos na. Por, perpara se të qiten këto, do të njihet hollsisht fjalori i shqypes, e vetem kur të jemi të sigurtë se s'e kemi shka na lypet, atë herë âsht lirija të trajtohet fjala e ré. Si të bâhet pûna me të peshueme e me mend, edhe gjûha i pranon në visár të vet, sikur ka pranuem pa të vështirë b. f. këto: *Pronár, shtypshkrojë, i pa-ânshem, vullndetisht, shpirtnuer, i mbinatyrshem, i qindrueshem, i padekshem, i domosdoshem, e perkohëshme, me frymzuem, me perparuem, me paraqitun, me bashkëveprruem, mjerisht,* etj.

## ç) IDJOTIZMET.

*Idjotizmet*, qi quhen edhe *provincjalizme*, janë fjalë e mënyrë së shprehunit, të perdoruna vetem në ndonji djalekt, nendjalekt a krahinë të vendit, të lânuna m' ânesh prej shkrimtarësh së mirë, të cillat u largohen trajtavet të verteta të gjûhës. Kështû, per shka i perket Gegnís, tue

marrun para sŷsh posaçe mungesët e shqyptimit, njehen idjotizme:

**Shkodra-Qyteti.** — (Monoftongizimi): *Díll, me shkú, me kthý, me perzí, nji grú, dý dúr per nji krý.* — (Hundzimi): *Me ndi, me mârrë, me ngâ, me mûjtë, un rri.* — *(Ll per dh ase dh per ll): Modhë, dhom, me mjedhë, me sjedhë, me mydhë; me llânë, me shtryllë, me hjellë.* — *(M per mb): Mys, máj, merthej, mi kumonare, masi.* — *(Nd per n): Ndimë, ndândë, mndyrë, mnderë, ndjerz.* — *(Nj per ngj): Shnjergji, njalu, i njatlun, me njitun, me njinue.* — *(Gj, q per dj, tj): Gjathi, gjepi, gjersem, gjegu; qeter, me qerrë lesh.* — *(Ç per s): Durrcë, Malcí, mjelcë.* — (Infinitivizmi): *Me kênë me shkú me i thânë me ardhë me më pá. Me mujtë, me pasë se si, kishem me i shkrue e me i thânë mos me u sjedhë mâ asajt.* — (Shkurtime): *Mén plejt e s' folne mà. E dojn e e pojn; e trén e s'e gjén mâ.* — (Fjaluer): *Mistrec, picorr, minik; me mârrë hopa, me bà bisht, loce, pùnë me fë.*

**Shkodra - Malsija.** — *(Ua per ue): Me shkua, grua, thua.* — *(P per mb; t ase n per nd): Me pytë t' ujë, dhëpalla, e toska pé rrugë ulejun, sen, nokush, Nue, nânë (9), âtra, m'i ka âtu, e tjera, ase e nieva; e ko' pe' tie.* — (Fjaluer e mënyrë së thânunit): *Të lanat e krés* (mendët), *kokruku* (drŷni), *me rá katroç, i kam pa' thashun, jam dekë e shkue, jemi dalë në bjeshkë.*

**Mirdita.** — *(I per y): Di skiferë, i diti i tine, kriet.* — *(Aj, é, né, néj, naj per i, nî): Sajt* (sŷtë, sít), *kajshë, Shqipné, dashtnéj, fritnaj, mullé.* — *(Gi, gj, dj per g): Giozhdë, giúr, gjisht, gjrue, me djermihë, me djoditë.* — *(Xh per gj): Xherq, xhíq, xhind, me xhetun.* — *(Ç per q): Me çitë çatje; dojke me thie çafen.* — (Trajta): *Me shim, me trem, me gjem* (me shitë, tretë, gjetë), *me dal, me hik, ti hec, ai ngel, ti shko, ai flé. Shkojke e bâjke me çesh. Ahû, çahû, tahé, çetahé.*



**Dibra.** — *(Aue per ue): Me mbaraue, me shkaue, graue.* (*Aj* per *i*): *Kusaj, Shqipnaj, me fajkë.* — *(I per y): Ilberi, sipri, ktine.* — *(Ni per mj): Niaft, nieshter, nieker.* — *(Q per pl, pj): Qepi, me qekun* (plepi, me pjekun), *quhni*, ase: *pjaku, pjepi, pjuhni.* — *(Gj per bl): Gjetë* (bletë), *gjuej* (bluej), *gjep* (djep).

**Malsija e Krajës.** — (Pa hundore): *Pé, ai esht mé i madh, shka po ben?.* — *(M per mb e n per nd): M'u mush menja, anej e nesha tu mani, më vjen e shtirë me sue tjeterken.* — *(Dh per ll): Gjidh fëdhanxat, modha, i gjadhë.* — *(Ç per sh): Çkrij, çprishi, me çpejt.* — *(V per u): Shkjav, e vrav, blev.* — *(Tht per ft): Thtujak, batht, mjatht, thmijë.* — (Trajta): *Kyj* (ky). *Jam fys pej Dukagjinit. Kur ishtesh i vogel ruejtesh dhít e kishnjesh nji stjap të madh. Ka maruo, duhet me nigjuo.*

**Krahi i Kosovës.** — (Ndryshime tingujsh): *Nuk bon, un kom, ata jonë; gjaki, miki, zhegi, zogi, i gatë, nuk i gân kurrkund, me kanë, në koftë, me kajtë, kerri, kepa, kimja,* etj. (1)

d) SOLEÇIZMET.

Thirren *soleçizme* njato trajta e mënyrë së thânunit, qi u kundershtojn ligjvet të pergjithta gramatikore.

---

(1) U muer në kujdes këtû, vetem sa per shembull, nji pjesë fort relative e djalektevet. Posë kësaj, do të dihet, se shum këso ndryshimesh orthoepike janë të perbashkëta nder dŷ a mâ shum krahina, sidomos kufîjtare; e ndihen shndrrime shqyptimit po në të njajten krahinë e djeri në të njajtin katund a fis. Disa ndryshime fonetike mbandej, janë prû këtû në nji ftyrë teper të zbetë; kurse ti-

Mund të njehen *soleçizme* (1):

*Nder kohna të hershme* = nder kohë të hershme
*Burrninat, trimninat* etj. = trimnít, burrnít etj.
*Flokët e zí* = flokët e zez
*Tjera natë* = tjera net
*Dokumenta të vjefshme* = dokumenta të vjefshem
*Heren e mramë* = heren e mbrame
*Hapa të mëdhaja* = hapa të mëdhaj
*Këto burra, ata grá* = këta burra, ato grá
*Këso doret, asi nierit* = këso dore, asi nieri (-iu)
*Kësi fjalësh, aso fiqsh* = këso fjalësh, asi fiqsh
*Miku i jonë, shoqit t' and* = miku i ynë, shoqit t' yt
*Këtij djalit, të vllát t' asaj vajzë* = këtij djali, të vllaut t' asaj vajze
*Rueju, se po pritesh;* = rueju, se po prehesh
*Sjellet rrugash e prûhet keq* = siellet rrugash e bihet keq
*E prûene tue e pështŷem e e ndrŷene* = e prûnë tue e pështŷm e e ndrŷnë
*Ai të shkojn e të vijn sa të duen* = ai të shkojë e të vîjë sa të duejë
*Nuk u shifka gjâ këtù, s' e vèka libri* = nuk u páka, s' e e vûka libri.

## § 2. Vetija.

Në të shprehun të mendimevet do të mundohemi me perdorë njaso fjalësh e frazesh, qi i pergjegjin mâ mirë idés

---

ngujt e vertetë e hollsinat *(finesse)* e se të cillit shqyptim nuk âsht e mundun të jipen me shêjet e shkrimit në perdorim.

(1) Êmni rrjedhë prej qytetit *Soli* të Qiliqies, nji kolonî e Athenasvet të hershem, të cillët e kishin prishun e e flitshin me gabime gjûhen amtare.



s' onë; d. m. th. fjalë, qi kanë kuptimin mâ të plotin, mâ të vertetin, mâ të premin per atë gjâsend qi duem me diftuem. Prandej:

1. Nuk do të perdorim nji fjalë, qi ka në veti nji kuptim të pergjithët, në vend qi të kerkojm atê me veshtrim të caktuem e të prém. P. sh. Qêni *bertet* (lehë); *ka rám* rrfeja (ka shkrepë); *veshi* këpucët (mbathi); zog *me krahë* (fletë); *kësolla* e qênit (steli); *me bâm* nji gropë (me çilë): *me prém* barin (me kositun); petkun *m' a ka hanger* têja (m' a ka brém), etj. Nuk âsht thânë mirë shqyp: mali, kroni, lumi, luginat *jânë a gjinden* n' atë vend: por: *mali rrin, naltsohet, ngrehet; fusha shtrîhet; lumi rrjedhë; luginat hapen.* Këndoi mirë poeti kur tha:

*. . . . Por nji fushë mâ e blerët nuk shtrohet,*
*Por nji mal mâ i bukur s' rri;*
*Mâ i kulluet nji lum s' dikoket,*
*Moj Shqypní, porsi i ke ti!* — *(F.)*

E qe, si *P. Gjeçov-i* u a cakton mbas goje së popullit tingujt a zânet kafshvet e frymorvet:

| | |
|---|---|
| *Buçila tue bunuem* | *Skilja (dhelpna) tue kizun (skîthun)* |
| *Kroni tue dikuem* | *Huti tue hukuem* |
| *Gurra tue gurgulluem* | *Pëllumbi tue gûngutun* |
| *Prroska (prroni) tue rrmyem (me quriqime)* | *Korbi tue krrokun* |
| *Lumi tue rrjedhun* | *Turtulli tue turrrnakun* |
| *Liqêni tue ushtuem* | *Pula tue kokorisun* |
| *Deti tue shkulmuem (tue gjâmuem, tue shkumuem)* | *Rika tue kuakatun* |
| *Gjethi tue zhablluem* | *Pata tue gapatun* |
| *Era tue frŷm* | *Biba tue kerllukuem* |
| | *Falkoni tue fjâfuem* |

| | |
|---|---|
| *Kali tue hingllUem* | *Cerloi tue cijasun* |
| *Gomari tue gjallmuem* | *Zogjt tue cingruem* (*girgi lluem*) |
| *Kau tue bulurisun* | |
| *Lopa tue pallun* | *Bleta tue xunxuruem* (*tue imzatun, zukatun*) |
| *Ujku tue luruem* (*uluruem*) | |
| *Derri tue hungruem* | *Maca tue mjaukatun* |
| *Dhija tue vekrruem* | *Lepri tue zingllUem* |
| *Delja tue blegruem* | *Gjarpni tue vishkullUem* etj. |

2. Nuk do të shtihen në punë fjalë me nji kuptim të ndryshëshem se e kanë në vetveti. Kështû, tjeter âsht *barka*, tjeter âsht *lundra*, tjeter *sandalli*, tjeter *trapi*, tjeter *takja*. — *Ku mund të jetë Z. Kapitani? Njetash sa iku* (thuej mâ mirë: *duel, shkoi, u nis*). — *Zot. N. goditi nji pallat madhështor* (thuej: *ndertoi nji pallat të madhnueshem*: mbasi *madhështuer* don me thânë: *krenár*). — Tjeter kuptim e fuqí ka: *drû e thame* (b. f. *në tym: pjestore*) e tjeter: *drû e thát* (*cillsí*: adjektiv). Ndryshojn *i lagun* e *i lagët*, *i hapun* e *i hapët*; *i zbém* e *i zbét*, etj.

3. Nji randsí të madhe ka mbandej njohtimi e perdorimi i mirë i **synonimikës**.

Thirren *synonime* dŷ a mâ shum fjalë, të cillat diftojn nji idé gati të njinjishme (1). P. sh. *lakmí, resë, smirë*: *i bukur, i hijshem, i pashem*; *mbaroj, kryej, perfundoj*; *kjáj, vajtoj, lotoj*; *friga, droja, trama, tuta*; *rruga, udha*; *trimnisht, burrnisht*; *tu kroni, ke mali*, etj.

Fjalët synonime njimend, tue folun pergjithsisht, shprehin të njajten idé; por, kur t' a këqyrim mirë, se e cilla nder to ndrŷn në veti nji ndryshim sado të vogel, permban nji cilltí a fuqí të posaçme, d. m. th. nuk e shprehin mendimin të gjitha n' at shkallë, n' at masë e n' at hapsí. Ma-

(1) Gr. *synonimía*, prej *sýn* = bashkë, e *ónoma* = êmen.



rrim b. f. e skjyrtojm rendin e fuqín e këtyne synonimeve: *Me pám, me këqyrun, me vrojtun, me hetuem, me dám e me sŷnuem*. — *Un shoh* shênjon vetem njatë veper landore, neper të cillen me sŷ të ballit i kundrojm sendet qi kemi perpara. *Un këqyri* don me thânë, me i a vû menden sendit qi jemi tue pám. *Un vroj* don me thânë, me skjyrtue mirë sendin qi shohim, per t' i a njohtun trajten, landen e vetit. *Un hetoj* don me thânë, me mbërrim t' a shoh nji gjâsend me të vishtirë e disi mbylltas. *Un dáj* (me sŷ) shênjon, se, në mjedis të sa sendeve tjera, mund t' a shoh atê qi kerkoj (prej së largut). *Un sŷnoj* difton nji veper të të pamit, neper të cillen i a nguli sŷnin njaj sendi, tue i lânë m' ânesh gjitha sendet tjera, qi mund të jén per rreth. Prandej folet me fjalë të vetishme kur thuhet: *Kam vû sŷzat, pse nuk jam tue pám mirë per së largut.* — *Këqyre sahatin, a ka mâ mjesdita.* — *Vroje njeketë flutur, sa e bukur kjenka! A mund t' a hetojsh, kush âsht njai qi po vjen tash naten? Sŷnoje njatë shêj, a mund t' i biejsh.*

Synonime të verteta ka fort pak, mbasi gjûha s' ka krijuem fjalë krejt të papûna e pa nji qellim. Nder këto pak kishin me kjenë: *Nadja* = *mëngjesi*; *nána* = *ama*; *baba, ati* = *tata*; *prap* = *rishtas*; *sadoqi* = *edhepse*, *atëherë* = *atbotë* etj. — Këtû shkojn edhe fjalët me trajta të ndryshëshme e me të njajtin veshtrim të djalektevet a të krahinavet. P. sh.

| | |
|---|---|
| Ndjehi, — *gëdhij, ngrysem* | rrêj — *gënjej* |
| çili — *çeli* | tlyeni — *gjalbi* |
| mbylli — *mëshili* | gomari — *magjari* |
| vonoj — *mënoj* | hapi — *çapi* |
| mbërrij — *arrij* | smira — *cmira* |
| shndrroj — *shkëmbej* | katundi — *fshati* |
| ngjinoj — *agjëroj* | tambli — *qumështi* |

ɉjami — *dhjami* i paditun — *i pandehun*
i blertë — *i gjëlbër* katerdhetë — *dyzet*, etj.

**Kemi** mbandej fjalë, po me të njajtin veshtrim, të cillat, tue dalun njij rrâje së vetme, ndryshojn ndermjet vetit per kahë trajta veç per ndonji para- a mbas- shtesë. Fjalët këso dore thirren: **dytologjí.** P. sh. *Vullndet — vullndesë; shterngim — shterngesë; tradhtuer — tradhtár; borë, dëborë — dorë; vogloj — svogloj; kuqi — skuqi; zbardhi — zbardhoj; i ndritshem — i shndritshem* etj.

## § 3. Kjartsija.

*Kjartsija* âsht njajo pajë e ligjiratës, neper të cillen ai qi flet a shkruen mbërrín t' i shprehë mendimet e veta aq mbarë e mirë, sa nuk lên kurrfarë dyshimit të mund të mirret vesht ndryshej shka ka në mend me shfaqun.

Posë pastrís e vetís së gjûhës, e bân të kjartë ligjiraten edhe të zgjedhunt e vendimi i fjalvet e i folivet gjithsi t' a lypë natyra e shija e gjûhës.

Qi të dalë hartimi i kjartë, duhet të studjohet këthellët perpara argumenti, të njihet nder të gjitha pjesët e rrethânët. Të dahen pûnët, qi kanë mâ randsí; këto të zhvillohen mâ gjânsisht e të vendohen në nji mënyrë qi të biejn mâ në sŷ.

Nji kujdes i posaçem duhet pasë në ndertim të mirë e të hijshem të perjudhavet.

Randsí të madhe per kjartsí të hartimit kanë sidomos *piksimet.* Do të dihet mâ parë forca e zyrja, qi ka se i cilli shêj i piksimevet, e mbandej do të këqyret me i vendue me mend aty ku shkojn: nji mendim, edhe i kjartë në vet-



veti, vjen e bâhet shpesh i mbyllët e i papelqyeshem, veç pse âsht pështjelluem prej piksimesh së vendueme marrisht.

Pengojn kjartsín:

1. trajtimi teper i gjatë i perjudhavet, qi s' lên shum herë me u dám mendimi i parë prej mendimesh së dyta, tue i tfaqun lexuesit a ndigjuesit shum idé per nji herë; mâ zí mbandej, po u lidhen, ase u shkëputen keqas. P. sh.

. . .*Tue i ndiem këto fjalë plaku u trand e erdh kahë na, e tue çuem sŷt e të dyja duerët perpjetë, ndêj nji copë herë si tue u lutun e mbasandej, si mbaroi uraten, u çue, i largoi me dorë flokët e gjatë prej ballit, qi i a kishin xânun ftyren, e atë herë nisi me na folun e me na dhânun këshille; e flokët e tij e qymja e mjekrrës së tij ishin të bardhë si tambli. Ftyra e tij kishte marrun hijen e njij Engjëlli e prej pleqsijet sŷt i kishin hupun e gati nuk i u shifshin aspak, prejse i a mblojshin vetullat e trasha . . .*

2. rendimi i ânasjellët i pjesvet të folís a të perjudhës; p. sh. *Vetem të pasunt nuk janë të lumë në ketë jetë.* Ketû mund të xjerrim dŷ kuptime: të pasunt *vetem nûk janë* të lumë në ketë jetë (pûnë krejt e padrejtë, mbasi ka të pasun qi mund të jén të lumë); jase: të lumë *nuk jânë* vetem të pasunt (pûnë e arsyeshme e e drejtë, mbasi ka edhe skamnorë, qi mund të jén të lumë). — *Bulgarët thyen Serbët.* Ketû s' âsht kjartë, kush e theu shoqin; do t' ishte thânë mâ mirë: *Serbët kjén thyem prej Bulgarësh*;

3. perdorimi teper i shpeshtë e i aferm i folivet atributive *(relative)*, qi e bân të mbyllët, të mundshem e shum herë të pakuptueshem ligjirimin; p. sh. *Kopshti, kû luejtem atë ditë, qi ishte e kremte kombtare, në të cillen rasë nuk bâmë aspak shkollë, kishte shum pemë, qi njatë herë kishin nisë me u pjekun, të cillat me erë të bukur të vet na*

*shtiejshin lakmí . . .*

## § 4. Pelqimi.

Jo veç se gjithshkahja do të zgjidhet, qi të jét të pershtatun e të prém per atë hartim, per t' a zhvillue mbarë e kjartë; por do të këqyret edhe me i pelqyem fjalët me rrethânë të vendevet, të kohvet e të vehtjevet, në mënyrë qi t' i kén hije landës e natyrës së hartimit.

E lendojn ketë pajë të shprehjes :

1. njata qi per me zhvilluem nji gjâsend të madh e me randsí, shkojn e perdorin fjalë e mënyrë t' ulta e qi ecin per nji novelë, komedí a leter miqsore: Ase në nji hartim me subjekt të vogel shtiejn fjalë e të thânme të nalta, a teper të zgjedhuna;

2. njata qi shtiejn në prozë fjalë a fraze, qi i kanë hije poezís; a, per kundra, nder hartime poetike mbájn gjûhen familjare të prozës;

3. ata qi u perveshin sendevet a njerzvet pûnë e cillsí, qi s' perkojn kurrkund me vende, kohë e vehtje, qi janë túe pershkrue. Kështû b. f. fatosavet të Malsís kohen e Marash Ucit s' ka hije t' u vêhen në dorë *Mauserre, Browninga* etj., armë kryekëput të panjohtuna aso here, në vend të *karajfiles*, të *Martinës*, të *kubures* e të *taganit*. — Ashtû edhe Kaçelit, kângtarit të malevet, Poeti i vên në dorë *lahuten* e jo *tambren* a *vjolinin*, per me percjellë kângen mbas darket.

## § 5. Shkurtsija.

Si t' a lypë pûna e qellimi i hartimit, lê të per-



menden në tè sendet e rrethânët e nevojshme, tue lânë jashtë ato tjerat, qi s' hîjn në pûnë, veç pak e aspak, ase ato qi mund të kuptohen e dihen prej vetit.

Mendimet mbandej do të shprehen me njaqë fjalë, sa të mjaftojë me u marrun vesht mirë shka duem me thânë; prandej t' u rrijm larg persrimevet, synonimevet, fjalvet të pavend e stolivet të papûna. Janë vese b. f. këto: *Ç' do popull e kómb i kësaj bote. Mbarë farë e fisi e kjau deken e tij. Ishte veshë hijshem e per bukurí. Sod e ketë ditë e permendë e e xén në gojë atë pûnë. Nisi me e qeshë e me e vû në gaz. E qestiste e e vête në lojë. Xûni fill e nisi me pûnue. E persriti prap edhe nji herë atë fjalë* etj.

## § 6. Harmonija.

*Harmonija* e ligjiratës âsht njajo cillsí, qi këqyrë me i zgjedhë e me i vendue fjalët, folít e perjudhat në mënyrë, qi t' apin ashtû së bashkut nji tingell të kandshem per vesh. Sa mâ ambel të tingllojë fjala e tue tfaqë mendimin kjo të shprehë edhe nji farë muziket, aq mâ fort prekë në zêmer e terhjekë ndigjuesin me i a vûm menden. Prandej:

1. të ruhemi mos me rreshtuem ngjatas fjalë të perbâme me bashkëtinglIore të randa e të vishtira me u shqyptuem, b. f. „ *Ju do ministra minestrash e intrigash*". *Ketë tradhtí të vertetë t' antarvet të komitetit. Shum shndrrime te pa-arsyeshme e të shpeshta. Me skam s' mkambet Kombi;*

2. mos të rreshtojm fjalë qi nisin me të njajtin tingell **(kakofoní)**, posë se kur pûna bâhet me të mendueme, si b. f. „...*Kû kambë mbi kambë në karrigë kacagjelue*". — *(F.)*

3. mos të shkruhet në prozë nji varg fjalësh me të njajtin numer rrokesh e mos të dalë rreshti me fjalë të theksueme, as t' ishte nji vjerrshë. Shkurt, gjithshka me hije e mos të vrasë gjâ veshin e ndigjuesit.

Por në poezí, aty po, âsht mirë të perdoret ndonji herë *harmonija ndjekore* (**harmonia imitativa**); d. m. th. me zgjedhun fjalë, qi me tingell të vet ndjekin sendin a veprimin e shënjuem prej sosh (**zâne onomotopejke**), b. f. *Fishkllimë, bumbullimë, tingllon* (kumbona), *mjaukatë* (mica), *kokorisë* (pula), *fshâj* etj.. Qe, si Fishta, me rreshtim të bashkëtingllorevet rrshitse (*l, r*) ep edhe me kumim të vargut ambelsimin e gjûhës amtare:

*Porsi kânga e zogut t' veres,*
*Qi vallzon n' blerim të Prillit;*
*Porsi i ambli flladi i eres,*
*Qi lmon gjit e drandofillit;*
*Porsi vala e bregut t' detit,* (ambelsimi)
*Porsi gjâma e rrfés zhgjetare,*
*Porsi ushtima e njij termetit,* (fuqija)
*Njashtû â gjûha e jonë shqyptare!*

E neper rreshtim të fjalvet të vrashta e të forta, na perftyron mëneren e rrenimit të rrozullit:

*... Trishtueshim*
*Krisen thithat e shekllit; e rrmores*
*S' humneres s' rrmyeshme t' t' kthellët avisit*
*Kulihùm shtielli i rrozullimit brishti*
*E u shêm, termegshim tue rrapllue nper kaos.*
*Nji gjâmë, nji krizme, atbotë, e nji rropame*
*Elementash u ndie, kah vlojshin, ziejshin*
*E neper gomna shunglluese t' njanitjetrit*
*U shkaperderdhshin me duhí thellimit,*
*Tue bumbullue nper shekull...*



## § 7. Eleganca.

*Eleganca* âsht njai hır e njajo shije, qi drejtojn shkrimtarin t' i zgjedhë mendimet e ftyrat, si edhe fjalët e frazet kû jânë mâ të lartat, mâ të bukurat e mâ bujaret; kështû qi të bâjn nji nështypje të kandshme per zêmer të ndigjuesit. Kjo pajë e hartimit âsht nji gjâ kryekëput e posaçme, qi s' mund të mësohet me rregulla, mbasi kjo mëvaret krejt prej shijet së mirë të shkruesit, dhântí qi i fali natyra e qi ai shkoi tue e rritë e tue e permirsue neper ushtrim të padám. Mos të mendohet pra, se ketë pajë të bukur të shkrímit e perbân mâ së fortit stolija e perdorimi i shpeshtë i tropavet a i ftyravet. Këto, krejt per kundra, po u perdoren hír e pahír, e bâjn hartimin të randë e të merzîtshem.

Njaj shkrimtari, i cilli prej natyret ndien e shijon bukurín e vertetë letrare, e kur ketë ndiesí t' a két edukuem prej hartit, gjithmonë hartimi mâ i vogli ka per t' i dalë elegant. Shembull:

*M' i kande hyjt, qi ndrisin*
*Aq bukur atje n' qiell;*
*I due lulet e kandshme,*
*Kur njomshem çilin n' Prill.*
*Knaqem sa herë m' bjen zogun*
*Me e ndie pyllës tue vallzue;*
*A i vë un veshin prronit*
*Kah rrshet tue gurgullue.*
*Por lulet aq s' i due,*
*S' i due aq hyjt vizluesa;*
*As m' knaqë blerimi i tokvet*
*Me sa jânë zogj kenduesa,*

*Sa m' knaqë perherë mue Nâna :*
*Virtytesh nji pasqyrë,*
*Nuk ka nevojë me m' folun :*
*Kam mjaft kur ajo m' kqyrë !* — (P.)

---

## K r e u  III.

# E folmja e zhbartun a e ftyrzueme.

Ç' do gjûhë, sado e pasun, nuk mund t' i két kurr gjitha fjalët e mënyrët e të shprehunit, qi i duhen nierit per me tfaqë në shkallen mâ t' imten idét e veta. Per ketë mungesë i bjen nierit nevoja t' u marrë uhá sendevet tjera êmnin e vet të natyrshem, per me shprehë me tê në mënyren mâ të gjallë e mâ të fuqishme nji send tjeter. E kjo nevojë bjen sidomos atë herë kur folet per sende abstrakte e të pajetë; perse, per me diftue mâ kjartë cilltít a veprimet, qi këtyne u perkasin, duhet me perdorë fjalë e vetí, qi janë të natyrshme per sende konkrete, sende qi shihen e dihen prej gjithkuj. Kështû thomi : Nji mende e *këthillët*, *e hollë*, *e trashë*, etj., sikurse âsht e këthillët qiella pa rê, si âsht i hollë nji teh briskut, si âsht i trashë nji trup lisit, etj. — *Hardhijat, mbasi të kihen, k j á j n* d. m. th. pikojn cirka ujit, në gjasim të lotvet, qi derdhë ai qi kján. — *V l o n  deti*, d. m. th. lkundet prej tallazesh, si livron e ngufon ujët tue vluem në zjarm.

Fjalët pra, na tue folun mund t' i marrim ja n' atë kuptimin e vet qi kanë prej natyret, ja, tue e zhbartun ketë fjalë, i a pershtasim njij mendimi tjeter, me të cillin ka



nji farë gjasimit. Në të paren rasë kemi të folmen *e natyrshme* e në të dyten *të folmen e zhbartun* ase *të ftyrzueme.*

Fjalët e marruna në ketë kuptimin e zhbartun a të ftyrzuem thirren edhe *tropa*, (1) të cillët dahen dysh : *Tropa fjalësh* e *tropa ndertimesh* (konstruktesh).

Mâ të perdorunt nder *tropa fjalësh* njehen . *Metafora, Metonymija, Synedokija, Pergjasimi* e *Antonomazija.*

*Tropa ndertimesh* a konstruktesh janë : *Alegorija, Ironija, Hypèrbola* e *Perifraza.*

### A). T r o p a  f j a l ë s h.

#### 1. Metafora.

*Metafora* (2), qi quhet prej Aristotelit *mbretnesha e tropavet*, trajtohet tue i a pershtatun ndonjij sendi fjalen, qi shênjon êmnin, cilisín a veprimin e njij sendi tjeter, me të cillin ka nji farë gjasimit. Kështû, per me shênjuem fundin, ase vendin kû mali xên fill, thomi : *U vûmë me ndéjun tu rranxa e malit* (si t' ishte mali nji landë me rrâjë ! ). — *Mos thér me fjalë* (si t' ishte fjala nji gjâsend qi thér, si thika misht e frymorit). *Pjetri âsht nji gacë e mblueme* (d. m. th. qi djegë pa u kujtue, si gaca nen hî ).

Metafora ndertohet kater mënyrësh :

I. tue i a pershtatë njaj frymori, sendin, cilltín e vepren e njaj frymori tjeter. P. sh. *V a j i  i bylbylit. M r i z i  i zânavet. E ka  v e r b u e  idhnimi. Z â n i  i ndergjegjes. T ë  k ë n d o f t ë  zëmra ! Mos e  h a  fjalen, por  m b a j e. Më*

---

(1) Gr. τρόπος = të sjellun.
(2) Gr. μεταφορά, prej *metá* = pertej, e *féro* = bari.

*rrêjti shpresa. Moś leh më shoqin t'and! Nuk i vjen kurrsi arsyes. I forti gréth, e forta dhelpen jé edhe ti! „Po shkrihet bora, — dimni po shkon! — bylbyl i vorfen, — pse po gjimon?“* — (*M.*)

II. tue u a pershtatë pafrymorvet êmnin, vetít, qi u perkasin pafrymorvet tjerë. P. sh. *Valët e detit. Kupa e qiellës. Mollza e shkopit. Të zít e motit. Rrezet e praruemе të diellit. Ré të shpeshta. Kroje t'argjânta. Vênë e fortë. Duhan i butë. Nji leter e thatë. Molla t'arta. Në ketë shekull të zí. Vjetët e errta të robnís. Nji krue me ujë të ngritë. Koha âsht e çmueshme. Bleron Prilli. Shperthejn drandofillet. „Ka rá hâna nder bajama...“*

III. tue u a veshun pafrymorvet nji gjâsend, qi per natyrë u perket sendevet me jetë. P. sh. *Gardhi ka veshë e fusha ka sŷ. Shkam i gjallë. Kodra të veshuna në blerim. Kryet e arës. Dorsa e derës. Kamba e dhamb-tryezës. Dardha ka bishtin. Gryka e pusit. Dhamb-zat e sharrës. Gojët e çarapit. Qafa e malit. Në zêmer të katundit. Rrfé mizore. Tash flet koha. „Zot, shka kan malet, qi gjimojn?“*

*. . . . Si hâna, qi m' dritë t' kandshme,*
*Rrezen e argjantë të veten*
*E lshon mbi valë e gjire;*
*Si t' duete me i msue rrugen*
*Voztarit me u kapë n' breg.* — (*P.*)

IV. tue u a pershtatun frymorvet êmnin, vetín a vepren e pafrymorvet. P. sh. *Në lule të djelmnís. Fëmijë i njomë. Burrë i pjekun. Trim i çartun. Nji rrenjë shpreset. Rruga e virtytit. Rrâjët e vesit. Dashunija e flakët. Me drrasë të krahnorit. Duhet me*



*e thyem vetin (vullndesen). Kambët e lehta e fagja e bardhë. Tue shtrydhun trût. Me u shkrim gazit. Me i a prém kuj fjalen në gojë. S' i a njomi doren. Me korrun fitime. „Gojen shpatë e sŷnin zhgjetë“.* — Kështû thomi edhe: *Zêmer-bardhë, mende-lehtë, kokë-trashë, krah-thatë, sŷ-gacë,* etj.

Metafora perdoret shpesh edhe per nevojë, kurse na mungon në gjûhë t' onë fjala e posaçme per të shprehun nji gjâsend. P. sh. *Fletët e mullinit; në buzë të mbrames; bishti i shisës; balli i luftës; kambët e urës; i kanë thyem me pare,* etj. Kjo dorë metaforet thirret **katahrezë.** (1)

Metafora âsht mâ i bukri e mâ i perdoruni trop. Veç, qi të jét nji stolí e vertetë e fjalës, duhet qi cilltija e perveshun njaj sendi tjeter, të rrjedhë e natyrshme e e kjartë e mos t' a mundojë menden e ndigjuesit tue e marrë teper larg gjasimin. P. sh. kush shkruen: *mjalta e fikë idhnimin,* nuk bân nji metaforë të natyrshme; mbasi mjalta ka vetín t' i ambeltojë sendet e idhta, e jo t'i fikë, si ujët fikë zjarmin.

## 2. Metonymija.

*Metonymija* (2) âsht njai trop, me të cillin në vend t' êmnit të natyrshem perdoret nji fjalë tjeter, qi ka nji lidhní fort të ngushtë me tê. Metonymija trajtohet shum mënyrësh:

I. tue marrun shkakun në vend të rrjedhës: *Sivjet*

---

(1) Gr. katáhresis, prej *katá* = kundra, e *hrésis* = perdorim.
(2) Gr. metonymia, prej *metá* = pertej, e *ónoma* = êmen.

*na mbyti* *d i m n i* (d. m. th. acarimi i të ftoftit, shkaktue prej dimnit). *I a ka dhânun pa* *z ê m e r* (pa dashuní, e cilla ndiesí, si mbas mendimit të popullit, rrjedhë prej zêmret). *Më mbájn gjallë* *k r a h ë t* *e mí* (fitimi, qi xjerri prej pûne së dorës);

II. kur perdoret r r j e d h a (efekti) në vend të shkakut: „*Por kúr kripit i rá bora — e la kamba e e la dora*"... (thîhet e ligshtohet nieri per shkak të pleqsís). *Fito buken me djersë të ballit* (me múnd, qi kur âsht i madh, shkakton djersët). *Katundin e mbloi tymi* (prej zjarmit qi u kje dhânë shtëpijavet);

III. kur në vend të veprës êmnohet h a r t u e s i ase a u k t o r i i saj: *A e ke Homerin, Vergjilin,* etj? (Iliaden e Homerit, Enén e Vergjilit, etj.). *Át Fishta âsht mâ i fuqishem, se Naim Frasheri* (d. m. th. veprat, vjerrshat e F. e të N. Fr.). *Tue këndue Bogdanin, xîhet shum* (librin e B.). *I çoi fjalë me Markòn* (me telegrafë pa tela, qitun prej Marconi-t);

IV. tue marrë a b s t r a k t i n per konkretin, d. m. th. nji èmen të palandët, qi gjindet vetem në mende t' onë, në vend të sendevet qi pershîhen prej shisesh: *P a f a j n i j a âsht fort e kandshme* (fëmijt e pafaj). *I d h n i m i âsht i verbët* (nieri idhnak). *D j e l m n i j a, u s h t r i j a kombtare* (djelmët, ushtarët e kombit). *S k a m i më thér mun në zêmer* (skamnorët). *Lavdohet prej gjithkuj* *v i r t y t i* *e perbuzet* *v e s i* (njerzët e virtytshem, vestarët). *T r a d h t i j a e atdheut do të ndeshkohet rrebtsisht* (tradhtarët e atdheut);

V. kur êmnohet v e g l a në vend të pûnës qi bâhet me tê: *Me pêndë e me shpatë* (me shkrime e me luftë); *shâti* (per bujqsí); *lahuta* per kângët popullore ; *nuk e*



*muer pushka* (plumbi); *i a din mirë daltës, pendlës, zdrukthit,* (skulpturës, pikturës, pûnimit të drrasës);

VI. kur mirret s h ê j i per sendin e shênjuem prej si: *Ligjirata e kunorës, e fronit* (e mbretit); *skeptri, pruteka* (per pushtetin e sundimin mbretnuer); *shqypja rromake* (per legjonet, fuqín ushtarake të rromakvet): *gémi i ullínit* (shêji i paqit); *agimi* (sh. i shpresës); *i dhán doren shoqishoqit* (lidhen besen);

VII. tue marrun k o h e n në vend të njerzvet, qi jetuen mbrenda soje: *M j e s k o h a u dá në shêj per zhvillimin e hartevet të bukra* (njerzët, qi jetuen në kohë të mjesme); *s h e k u l l i i njizetët bâni zblime të çuditshme ; ka kalue koha e Nuethit, e Ballhutës;*

VIII. tue permendë t ë z o t i n ase p r o n a r i n e sendit në vend të pasunís së tij: *E dogjen e e poqen bajraktarin* (shtëpín e pronet e tija). *Aso here Skanderbegu ndrydhi e shtypi* *S u l l t a n* *M u r a t i n* (ushtrín e fuqín e tij). *B a r i u në mal atë ditë u gjet fort ngusht prej furije së stuhís* (d. m. th. u ngushtuen berret e gjâja e gjallë e tija). *I ka fikë e i ka rrenue kryekëput* *k a t u n d a r ë t* *e shkretë njekjo shtergatë qi rá* (tokët e të mbjellunat e tyne).

### 3. Synedokija.

Quhet *synedokí* (1) njai trop, qi e shênjon sendin me nji fjalë tjeter, veç duhet qi kjo t' a pershîjë atê, jase të jét pershîm prej soje.

---

(1) Gr. *s y n e k d o h é*, prej *sýn* = së bashkut, e *ekdéhomai* = marr vesht.

Perbâhet shum nduerësh:

I. tue permendë tansín e sendit në vend të ndonjij pjese së iij: *E xûni shtëpija mbrendë* (d. m. th. puilazi, trenët, ndonji copë múr, etj.). *Vjetin 1916 Austrija zaptoi Shqypnín* (nji pjesë të Shqypnís). *Kúr thehet qerrja gjinden shtigjet* (d. m. th. rrotat a gavejt etj., jo krejt qerrja). *Na u prish automobili rrugës* (vetem ndonji vegel e makinës). *Âsht vjeti i drithit sivjet* (stina). *I ka bâ vín e tash mund t' a shtiejë Kirin per me vaditë aren* (d. m. th. njaq ujë të lumit, sa i duhet me lagë token;

II. tue marrë pjesen per tansín: *Eja e të hám bukë* (d. m. th. posë buket edhe shka shkon me tè). *A ke ndonji kambë berrit? — Jo, s' kam berre; kam vetem 5 krén lopë. S'vë mâ kambë n' atë vend. E ruej si dritën e sŷnit* (sŷnin). *„Kur kan kndue gjelat e dytë — Mark Milani i a shef sŷtë"* (Kënjazit). *„Kû themra e jote të shklasë — Atje kryet t'onë, po, per Atdhé t' humbasë!" — (F.)*

III. kur perdoret gjinija në vend të farës: *S'na la era kurrkund me xânë vend* (murrani, veriu, etj.). *Me kullotë gjân e gjallë* (lopët, delet, etj.). *E hangri bisha në mal* (ujku, dhelpna). *Kam harrue librin në shtëpí* (abetarin, numertoren, etj.). *Hoq m' armë* (më kubure, më tagan, etj.). *Kam pasë nji kanarinë per bukurí; nji natë e harrova jashtë e, si lngoi nj'a dŷ ditë, zogu i shkretë më cofi;*

IV. tue marrë fjalen pershîse në vend të sendit të pershîm prej soje: *Qeshi aso here Europa, por kjau Shypnija* (Europjanët, Shqyptarët). *Gjith Malsija u çue në kambë* (malsorët, banorët e Malsís). *Qytetin e kishte mblue mënera e disprimi* (qytetast). *Kështû Parlamenti e kishte venduem pûnen* (deputetët në Parlament). *Pije nji gotë vênë, nji shishe birrë: kerkoje nji lugë; mirre nji pirû* etj.;



V. tue perdorë shumorin në vend të njisorit:

*. . .Por Leonidha*
*nder jú nuk ka, as Briarea, as Giga.*
*Veç, po, ka Ded' Gjo' Lula, burra fjalet:*
*ka Cokaj e Mark Ujka, t' idhtë si helmi;*
*e janë Nik' Gjelosh Lula, rê me breshen,*
*e Kolec Marka e Gjelosh Gjoka rrfeja;*
*janë Kol' Marash Vata sŷ-kulshedra . . . — (F.)*

---

*E kanë marrë mêndësh djalin Voltaire-at e Rénan-at e Rousseau-hat;*

VI. tue marrë njisorin në vend të shumorit: *I a ka ngulë dhambin* (dhambët); *i a ka vû sŷnin. Ke ardhë me kambë të mirë. Vênia veshin mësimit. Të lumtë dora, krahi!*

*N' shpí t' tij, po, djepat âsht tue lkundun shkina;*
*aren e tij âsht shkjau tue e livrue;*
*e ushtari i Malit t' Zí dhe kualt stervina*
*p'r ata kryqa t' bekuem i ka pengue . . . — (F.)*

---

*Livadhi e pema — gjithkahë lulzoi. —*
(Bylbyli) *N'at erë qi nep zymyli,*
*vjollca e zamaku, nget. — (M.)*

VII. tue perdorë êmnin e landës prej së cillet âsht perbâ sendi, në vend të sendit vetë: *Nierin e nzitë ûja e arit* (dishiri i të hollavet t' arta). *„Shkon tue i shndritë si rrfeja çeliku"* (shpata). *Âsht veshë kryekëput në mëndash* (petka mëndashit). Kështû

thomi: *rêmet, gastaret* etj. per ênët e perbâme me to, si: tepsijat, kusijat, gotat, kandilat, etj.

### 4. Pergjasimi.

Per me e prû mâ të kjartë e mâ të gjallë nji gjâsend, i a krahasojm cilltít e tija njaj pûne a sendi tjeter, qi âsht mâ i njohtun. Kështû na me ketë mënyrë trajtojm tropin e *pergjasimit* (1). P. sh. *Djelmë të lehtë, si gjeraçina.* „*E jurysh kahë ura muer — porsi bisha në Kallnduer*". —

*Ah! po, â e ambel fjala e sajë,* (Shqypes)
*Porsi gjûmi m' nji kerthí,*
*Porsi drita krejt uzdajë,*
*Porsi gazi i pa-mashtrí . . .*
. . . . . . . . . .
*Porsi fleta e Engjllit t' Zotit*
*Po rreh flamuri i Shqypnís.* — *(F.)*

---

. . . *Prej Veleçikut deri n' krep t' Tomorrit*
*peshonte n' ta heshtija*
*si rrasë e rand' mbi grykën e nji vorrit.* — *(K.)*

Në gojë të popullit gjêjm shum pergjasime fort me vend: *Jam shëndosh si molla në gêm. Kján si fëmija. Ecë si plak i mbëtun. Këndon si bylbyl. Shkon e vjen si era. I fortë si guri; i butë si mëndashi; e këthiellët si lodja; bardh si bora, zí si futa, kuq si gjaku,* etj.

Si shihet, gjith tropin e pergjasimit e bân pûna e njasaj lidhse krahasuese *si, porsi.* Po i mungoi kjo, me nji herë kemi tropin tjeter, qi thirret *metaforë.* P. sh. *Zeka âsht*

---

(1) Lat. s i m i l i t u d o.



*i squet si dhelpna* (pergjasim). *Zeka âsht pernjimend nji dhelpen* (metaforë).

### 5. Antonomazija.

*Antonomazija* (1) perbâhet:

I. tue mos i dhânë êmnin e vertetë ndokuj, por tue e quejtë me ndonji atribut, qi të shënjojë cilltín e posaçme të tij, a tue e thirrë prej êmnit së vendit kû ka lé. Antonomazija, per me kjenë e kjartë, lypet të perdoret vetem me njerzë të permendun e të njohtun. P. sh. *Filozofi thotë* (d. m. th. Aristoteli, qi mbahet mâ i madhi në ketë dijtuní). *Arpinati* (Çiçeroni, qi leu n' Arpin). *Musagjeti* (Apoli, prîsi i Zânavet). *Poeti hyjnuer* (Danti, auktori i Komedís Hyjnore). *Poeti i ynë kombtár* (Át Fishta). *Luâni Kruetanë* (Skanderbeu);

II. tue perdorë êmnin e ndonjij nieri të permendun per me diftue shkallen mâ t' epren e hartit, të dijtunís a të virtytit, neper të cillat ndokush dahet në shêj: *Homeri i Shqypnís* (epiku mâ i madhi Shqyptár). *Âsht Giotti i dytë* (piktori mâ i pikatuni i botës). *Wagneri i ynë* (muzhiktari mâ i zoti). *Âsht pernjimend nji Job, nji Skanderbé, nji Napoleon, nji Newton i dytë. Svicera e Ballkanit* (Shqypnija).

## B). T r o p a   n d e r t i m e s h   a   k o n s t r u k t e s h.

### 1. Alegorija.

*Alegorija* (2) s' âsht tjeter, veç nji metaforë e vijue-

---

(1) Gr. a n t o n o m a s í a, prej *antí* = në vend, e *onomázo* êmnoj.

(2) Gr. a l l e g o r í a, prej *állos* = tjeter, e *agoreúo* = foli, thom.

me, e trajtohet tue perdorë nji tubë fjalësh, qi do të mirren krejt, a pjesësisht në nji kuptim tjeter, se e kanë këto në vetveti. Kështû, kur Shqyptarët e hershem, t' entuzjazmuem prej trimnijet së Mbretit të vet, Burrit, e thirren të gjith njij goje *Shqype*; Burri, tue e vijue metaforen, u a këthеu ushtarvet: *Në kjoftë se une jam Shqype, ju jini krahët e mí!* — tue trajtue në ket mënyrë nji alegorí të hijshme.

Alegorija mund të jét: *e thjeshtë* a *e perzieme*. Quhet *e thjeshtë*, kur gjitha fjalët do të mirren në kuptim metaforik. P. sh.

*Lundricë e letë, — mos neper detë:*
*Atje â mnera — kur çohet era.*
*Me kjenë se gjuen — do njila n' Buen,*
*N' rrezik s' po jé: — Do të holla i ké...* — (*Bsh.*).

Këtû fjala *lundricë* mirret per Shqypní, *deti* per lufta, etj.

*E perzieme* âsht alegorija njatë herë, kur, bashkë me fjalë metaforike, shtihen edhe tjera në kuptim të natyrshem.

Të jét per shembull kjo pjesë e poezís, qi L. Gurakuqi i drejtojte Át Fishtës tue i a kushtuem librin e vet „Vargnimi" (1906), mbasi ky kishte pasë botue blenin I. të *Lahutës së Malsís.*

*Ç' at herë, po, un jam tue pritë ndo a do të lkundet*
*Gjùmit nga vargu i yt derptues Shqypnija;*
*Sŷt a do t' hapë e a thue do t' shkundet*
*S' pimit djelmnija.*
*A thue, pra, me t' vertetë, se gjùmi i dekës*
*Shqypnin na e paska xânë e nuk po e lshueka?*
*A thue, se nder dej t' saj ai gjaku i Lekës*
*Mâ nuk po vlueka?...*

Janë alegorike edhe shumica e fjalvet të moçme, si p. sh. *Kur s' âsht mica, luejn mîjt* (= kur largohet i



madhi, marrin lirín e vet të vogjelt). — *Nuk shkon kungulli gjithmonë neper ujë* (= s' ecin perherë pûnët ashtû si dishrojm na). — *Misht lé të piqet e helli mos të digjet* (= me bâ dŷ pûnë per nji herë, pa prishë asnjenen). — *Me i lá kryet magjarit* (= pûnë e kotë). — *Me ndêjë me njenë kambë mbë kapercyell* (= me u mbajtë asnjanës, gjithmonë gati me u sjellë kahë të biejë mâ per shtat). — *Me i gjetë fijen lamshit* (= me e sjellë mbarë, me e drejtue nji pûnë të kaperthyeme). — *Me u mbytë në nji gotë ujë* (= me u bjerrë per asgjâsend). — *Ka marrë më thue* (= âsht rrxue, i ka pûnët terthuer) etj.

Alegorike janë mbandej edhe A p o l o g j e t, prrallat morale, kû qiten me folun e me vepruem shtâsët e sendet e pajetë. Kështû mund të thuhet per P a r à b o l a biblike e per M y t a së vjetersís klasike. Por per këta do të folet mâ andej.

## 2. Ironija.

*Ironija* (1) âsht njai trop, qi mbarë konstruktit i ep veshtrim kryekëput të perkundert, se e kanë fjalët në veti. E fjalët do të mirren në kuptim ironik, kû prej rrethânësh së kontekstit, kû prej theksimit së zânit, kû pse e lypë pûna vetë ashtû. B. f. kur mësuesi i thotë xânsit per nji pûnim të bâm zí e si â mâ zi: *Të lumtë! Me nám! Per bukurí! Meriton njï njish në perparim!* — E njij tjetri qi shkon tue e thânë lekcjonin rryetas e si me kjenë tue i xjerrë fjalët me grep: *Ashtû, deh! As me kjenë Çiçeroni, a Demosteni, a kush me kjenë!* — Per nji fjalë të pavend

(1) Gr. e i r o n í a (*të mëshehunt e mendimit, dredhí*), prej e i r ó = foli, thom.

e të fyeshme, qi të sjellë ndokush: *Falemi nderës prej teje! po nderon gojen t' ande, se une s' jam per ketë lavd !* — E Poeti, tue vû në lojë perparimin teper të ngathët të Shqypnís, qi pengohej aso here, në kohë të Turkís, prej shumicet, qi s' duete me dijtë gjâ per lirí, thotë:

*Lum e lum, se Shqyptarija*
*Ka marrë trokun kah lirija,*
*Porsi i pelë nper zâll!*

Ironija âsht nji trop, qi ka nji fuqí të madhe, sidomos kur duhet të theren, të squhen prej gjûmit e të qortohen njerzët krenarë, ngatrrestarë, etj., të cillët turpnohen e gjinden të koritun, kur vêhet në lojë të prûmt e tyne. Veç shka, se duhet mjeshtrí e madhe, per me folë pa fye kendin me poshtnime.

Po kje mbandej, se ironija ndrŷn në veti nji gaz t'idhët, thirret **sarkazem** (1).

**Keshillet e Tartufit.**

*O i biri i Adamit,*
*A don me gzue*
*Sa t' jêsh mbi shekull*
*Ti tue jetue?*
*Ti ke me mbajtun*
*Gjithmonë ket rregull:*
*Erzin e shpirtin*
*Do t' lozish shrregull.*
*Do t' shesish vllazënt,*
*Do t' mohojsh fisin*
*Sa herë qi m' shekull*
*T' a leverdisin.*

*Gjithmonë perkulu*
*Kohë t' bjen mâ mirë:*
*Perse t' a marrish*
*Vehten me t' vshtirë?*
*Prandej, ti rueju*
*Se thue t' verteten,*
*N' daç të xêt me e pasun*
*Gjithmonë kuleten.*
*Mundou me u dukun*
*Gjithmonë shka s' jê:*
*Mâ mirë se duka*
*S' â gjâ m' ket dhé.*

(1) Gr. s a r k a s m ó s, prej *sarkázo* = bréj, há më dhambë.



*T' nanddhetenandat*
*Ti n' terr n' daç bâni;*
*Por para shekllit*
*Mos t' dale zâni . . .*
*Prandej, kurr qafen*
*Mos e drejto:*
*Gjithmonë germuqas*
*Pak gjâ ti shko.*
*Pse kshtû i pervûjtun*
*Ti ké me u dukun,*
*E t' mdhejt nen sjetull*
*Tŷ kan me t' strukun.*
*Kurr sŷ per sŷ*
*Mos kqyr ti njerin;*
*Pse ndryshej t' zemrës*
*T' a kndojn tefterin.*

*. . . Kqyr se t' rrên mendja*
*Me thânë ndo' i fjalë,*
*Qi t' perkasë fisin*
*Prej kah ké dalë.*
*Kush don me shkue*
*Limuet mbi tokë,*
*Ai s' do t' két vllazen,*
*As fis, as shokë.*
*Me t' pvetë ndokushi*
*Se ç' fisit jé,*
*Thuej: fis e atme*
*Na s' kém mbi dhé . . .*
*. . . Hyut ndezia qirin,*
*O i biri i Adamit;*
*Ndezia edhe djallit*
*Nji tjeter vjamit . . .*

E krejt, të thuesh, keshtû dŷ veprat e Át Fishtës „*Anzat e Parnasit*“ e „*Gomari i Babatasit*“.

**3. Hypèrbola.**

*Hypèrbola* (1) perbâhet tue smadhue, ase tue zvoglue sendet deri në teprí. P. sh. *E kanë qitë në pus të pafund. Fjala mori dhén. Diqa ûnit. Plasa së xetit. E mbyti së rrahunit. E lau votren me lotë. Bân nji javë me shkue deri në shkollë. Njimijë herë të kam thânë. Mâ ambel se mjalta. Briti në kupë të qiellës. M' a fal nji pikë ujë. Pije nji lugë kos. S' âsht bâ kokrra e drithit sivjet. S' preket me pupul. M' a ep nji dromsë bukë sa të zit e thonit.*

Smadhime të jashtënatyrshme gjêjm edhe nder kângë popullore:

(1) Gr. h y p e r b o l é, prej *hypér* = sypri, e *bállo*=hjedhi, vê.

*Kish' dalë nji Harap prej detit,*
*Trim i zi — e belaxhí,*
*Edhe qitka 'i porez t' randë:*
*Ka trí bukë pogaçë per shpí,*
*Shtat masë vênë per ditë me i pí,*
*Ka 'i taroç per mish të zí',*
*Ka nji dash n' mjesditë me i a pjekun,*
*Ka nji skjap per darkë me i a rjepun.*
*Njiqind vetë n' mejdan ká pré,*
*Njiqind vithna qiti faret,*
*Njiqind shpija edhe i ká djegun . . .*
*Hukubèt Zoti e kishte falun;*
*Trí pllamë buzen kishte pasun;*
*Kisht' pasë veshin sa 'i zhgun burrit,*
*Sa dy vetë me të me u mblue.*

Per me e zbutë dishka fuqín, a vrashtsín e fjalës, ndodhë ka nji herë, qi ndonjij êmni e cilltije u vêmë para mohimin *(nuk, s', mos, pa)*. Kjo mënyrë së folunit thirret: **Litotë (1).** P. sh. *Âsht pûnë e pahijshme* (p. e keqe). *S' kishte me kjenë keq, qi të shkojsh edhe ti* (kishte me kjenë mirë). *Nuk më vjen mirë të siellesh me atë shoq* (më vjen keq). *Më duket send i pabukur, pûnë e pamirë. Nuk tek t' a ka shitë shtrêjt* (lirë).

### 4. Perifraza.

*Perifraza* (2) âsht njai trop, neper të cillin, në vend t' i shênjojm njerzët a sendet me êmen të vet, perdorim nji rreth a tubë fjalësh, qi diftojn cilltít a zyren e tyne.

---

(1) Gr. litótes *(thjeshtsí. lecim)*, prej *litós* = i thjeshtë.

(2) Gr. períphrasis *(të folun per rreth)*, prej *perí* = per rreth, terthoras, e *fráso* = foli, shprehi. — Lat. circumlocutio.



P. sh.: *Njai qi në dorë mban rruzullimin ; Njai qi vrân e këthiellë* (Zoti). *Çerdhja e Shqypevet* (Shqypnija). *Kryeqyteti i Gjencit* (Shkodra). *Mbreti, qi Rromen tuti* (Burri). *Qyteti i shtatë kodrave* (Rroma). *Mbretnija qiellore* (Çina). *Harusha e Verit* (Rusija). *Jemi bijt e Adamit* (njerzë).

Perifraza perdoret sidomos kur s' duemi t' a permendim ndonji pûnë me êmen të vet, perse bjen teper e vrashtë, e shemtueme, e ulët a e pakandshme. P. sh. *Kaloi në jetë të vertetë ; ndrroi jetë; e la ketë lamë shkretijet; fluturoi nder Engjej të Qiellit* (diq). Kjo mënyrë së shprehunit thirret: **Eufemizem (1).**

Tue perfundue shtojm, se tropat, mbasi viejn per me e prû pûnen mâ të kjartë, të hijshme e të gjallë, do të dihet me i perdorë mirë e me vend. Perdorimi i keq i këtyne vjen e e bân hartimin të randë e të plozhdë ; prandej, mos të harrohet ai parimi i të hershemvet : *Ne quid nimis!* (Mos me e teprue!).

---

## Kreu IV.

# Ftyrat retorike.

Thirret *ftyrë retorike* njai trajtim e perdorim i posaçem i fjalës e i të shprehunit, qi i largohet fort mënyrës së pergjithtë të gjûhës, e vien me i dhânë hartimit jetë, fuqí, ndryshim e stolí.

Kemi *ftyra fjalësh* e *ftyra mendimesh.*

Ftyrat e fjalvet permbahen mâ së fortit në vendim,

---

(1) Gr. eufemismós, prej *éu* = mirë, e *femí* = foli.

në të lidhun, e në rreshtim të fjalvet, në mënyrë qi të squcjn mâ shpejt e mâ thekshem ndiesít e ndigjuesit. Janë kater: *Dyzimi e të persritunt, shkallimi, polysindèti* e *asyndèti.*

Ftyrat e mendimevet kanë pûnë me ndertime të posaçme t' idevet, pa marrun para sŷsh vendimin e rreshtimin e fjalvet. Mâ të njohtunat janë këto 14: *Tejkalimi, heshtimi, antithèza, të pyetunt, të perthirrunt, epifonèma, qortimi, luta, dyshimi e pezullimi, nâma, prozopopèja, krahasimi, apostròfa* e *hypotipòza.*

## A) Ftyra Fjalësh.

### Dyzimi e të persritunt.

*Dyzimi* (1) bâhet tue persritun dŷ a mâ shum herë rresht të njajten fjalë. Kjo ftyrë ka per qellim me e nzitun ndigjuesin t' i a vêjë menden idés s' asaj fjale, tue ndrŷm ajo në veti nji pûnë me randsí. Perdoret me shum fuqí sidomos nder ligjirata. P. sh.

*O gjak i atyne burrave fatosa,*
*Vlo, vlo, ti sod qi maleve u erdh sosa . . .*

---

*A thue njimend kaq marre do t' bájm? . . .*
*Jo kurr, jo kurr! Permbi Deçiq ti xieri*
*Shkaf âsht i Lekë . . .* — *(F.)*

---

*Kruj', o qytet i bekuar!*
*Prite, prite Skënderbenë!* — *(Fr.)*

---

*Kjáj, o kjáj, n' at gjùhë vajtore,*
*Moj dallëndysheza shtegtore.*

---

(1) Lat. conduplicatio.



*Ah, ti njome, o njome e mjera,*
*Ditë e natë qi po vajton* — *(M.)*

---

*Ç' ké, moj bijë, qi kján e fshân?*
*Kján e fshân e vetllat vrán?* — *(P.)*

**Të persritunt** (1) âsht njajo ftyrë, neper te cillen e njajta fjalë a tubë fjalësh thuhet prap, jo me të shpejtë, me nji fill, por ngjatas. P. sh.

*Kam klár e kláj si klajti Tobija,*
*si klajti Filoména edhe Tereu;*
*kam klár e bënë një lum lotët e mia . . .*
*Po gjith të klárit t' im çë më vëleu?* — *(Sch.)*

---

*Djalin e mori gjumi e ândrron deg't arit,*
*edhe land't arit, edhe pyjët arit:*
*m' sa qi selvija natën n' për errsi*
*n' erna vërvitet e gjëmon n' duhi.* — *(K.)*

---

*Kje shtat zêmrash djali i yt,*
*Rrfé n' anmik kapë fyta-fyt,*
*Me njiqind, qi n' anmik rán.*
*Me njiqind, qi msŷn kalán.*
*Si drangoj nji ditë luftuen,*
*Si drangoj nji ditë qindruen:*
*N' at çetë djali i parë të mbet,*
*Rá dishmuer per vend të vet.* — *(P.)*

---

(Shpendët) *Flutrojn nder male, flutrojn nder lule,*
*Flutrojn kû çerdhen motit e ngule* — *(M.)*

---

*Mue, i mjerë bylbyli. po m' pergján mue!* — *(M.)*

Në ketë varg kemi per mâ teper ftyren *epinalepsis,* (2) kû persritet e njajta fjalë në fillim e në mbarim të rreshtit.

---

(1) Lat. repetitio.
(2) Gr. *epanálepsis,* prej *epí* = në krye, *aná* = rishtas, e *lépsis* = të persritun.

## 2. Shkallimi.

*Shkallimi* (1) bâhet tue zgjânue e tue perforcue nji mendim me fjalë a me synonimí gjithmonë mâ të kjarta e mâ të thekshme. P. sh.

*Shko, nisu, m' u hiq sŷsh !*

---

*O váj, o kob, o marre e turp per né! . . . — (F.)*

---

*. . . e Atme e doke*
*E fis e êmen, t' tâna djerrë i kishin. — (F.)*

---

(Zannonit) . . . . *Ti njai, po kjé*
*Qi t' mshehtat fije gjuhës shqyptare i lype,*
*E i gjete, e i ênde, e neper dhambza t' dijes*
*Me shum stolí i pershkove. . . . — (F.)*

---

(Manushaqes) . . . *Ah! t' a zbriti bukurinë,*
*Dhe gjëllimn' e gjithë ç' kishe,*
*Diqe, u trete, u prishe . . .*
*Të thatë të shoh taninë! — (Fr.)*

---

*Si thue, nânë, m' duhet*
*Me dekë 'i ditë?*
*Me dekë si shoqet,*
*Ndoshta pa pritë?*
*Thue ftyra e eme*
*Dikur do t' tresë*
*E nen tokë trupi*
*Me u kalbë do t' jesë?*
*M' u largue nânet,*
*Babë mos me pasë;*
*M' u dá un shoqesh,*
*Me m' mblue nji rrasë? . . . — (P.)*

---

(1) Gr. klímaks *(shkallë)*, prej *klíno* = pështetem. — Lat. gradatio.



## 3. Polysindèti.

*Polysindèti* (1) ndodhë atë herë, kur shkojn tue u persritë lidhsat, me qellim të bâhet ndigjuesi me u ndalë per se të cillin send, qi êmnohet. P. sh.

*Per tý flet nata e dita*
*E dimni acar e zhegu*
*E vala e argjantë e bregu*
*E voesa kur çilë drita:*
*Flet per tý flladi i eres,*
*Per tý flet zogu i veres. — (F.)*

---

*E urë-pervùjtë natyra*
*T' perkulet, luâni e uri*
*E qedri i naltë e guri*
*E e thjeshta e qiellës pasqyra . . . — (F.)*

---

*. . . E at herë kah qiella*
*U çue, po, tym e shkndí, e vigem nânash,*
*E váj foshnjesh s' flakrueme n' zjarm, e ankime,*
*E gjâmë s' varruemsh, e 'i zhurmë, e 'i krizme rrotash*
*E kualsh e topash, e 'i bumbullimë e mnershme,*
*Thue po t' rroposet per nen kambë rrozllimi — (F.)*

---

*Dér qi t' shkimen n' qiellë e hâna e dielli*
*E t' ngele moti e sheklli mbarë t' rroposet,*
*E t' vije dita e gjyqit t' rrozullimit,*
*Ai ka per t' m' kênun Zâna . . . — (F.)*

---

*I arit dishiri — s' ngarmon kta në zêmer,*
*As epshi me ndrydhun — të vllazent nen themer,*
*As ktyne pse u duket — ngusht teper nji stan;*
*Por feja e perlyeme, — por t' Drejtat t' dhunueme,*

---

(1) Gr. polysýndeton, prej *polý* = shum, *sýn* = bashkë, me, e *déo* = lidhi.

*Por Besa e perbuzne, — por shpija e rrenueme,*
*Me rrokë kta fatosa, — sod shpatat po i bân.* — (*F.*)

## 4. Asyndèti.

*Asyndèti* (1) perbâhet tue lânë jashtë lidhsat perkatse, në mënyrë qi të marrë ligjirata nji ftyrë faret të zgjidhun e të shkëputun; e këta per me i dhânë kësaj nji shkathtsí e forcë të madhe. P. sh.

*Mbaroi Malsija! Lekë mâ sod nuk ká:*
*Nuk ká mâ burra, qi, me drrasë t' krahnorit,*
*Murojë me i ndèjë Shqypnís. Anmiku shkjá*
*Mbas sodit s' ká pse dron mâ prej Malsorit:*
*Malsori â thye, e, i dbuem ai me trathti,*
*Pa Atme sod ká mbetë, pa, plang, pa shpí!*
. . . . . . . . . . . . . .
*Ktù, ktù, Shqyptarë!... A ndiet?... Kù u kam?... Kù jéni?...*
*Mo' lèni burra!... M' armë!... Mbaroi Kosova!...*
*Janina humbi!... e ndoshta Tepeleni...*
*Shkoi Monastiri! Dibra edhe Gjakova!...*
*Vendet mâ t' mirat né na i mori shkjau,*
*E, shk' â mâ zi, né vllá me vllá na dau!*
*Ah! m kambë, bre burra! në' kambë! Shka jini mshefun*
*Nder furka t' gravet, si do rrole t' kgija?...*
*Sod armët duen rrokë; taganat sod duen prefun;*
*Âsht turp, per Zotin, shurdhë me kupë Shqypnija!*
*Mo' lèni, burra, bre! Kushtrim! Kushtrim!*
*A gjallë me nderë, a dekun grue e trim!* — (*F.*)

---

| | |
|---|---|
| *Shpëndrëra, hithëra, ferra* | *Kudo është Bukurija,* |
| *Përsipër të kanë rënë* | *Në qiej, në dhe, në hënë,* |
| *Dritënë t' a kanë xënë* | *Në diell, në shënjë, në yj,* |
| *Me fletë shum të gjëra.* | *Ndër lule, ndër drutë, ndë pyj.*—(*Fr.*) |

(1) Gr. a s ý n d e t o n, prej *a* mohnese (*álfa privativum*), *sýn* = bashkë, me, e *déo* = lidhi.



„*Em át s' m' ka qitë; m' kan qitun gjindja e huej*". — (*F.*)

---

*. . . Po, jo veç Shkodra; malet*
*Prej zânit t' yt jehuene . . .* — (*P.*)

---

„Si luà esull në nji shtallë plot, mbas ûnit të gjatë qi e ka mbarue e thá, therë kafshon bàn plojë mbi grigjen e ligësht qi ra në thojt e tij; ashtu Pagani . . . — (*K.*)

## B.) Ftyra mendimesh.

### 1. Tejkalimi.

*Tejkalimi* (1) ndodhë atë here kur, ndersa thomi, se duem t' a kalojm pa vânë në gojë nji send, e permendim. P. sh.

*. . . S' âsht dita sod t' i njehi nji ka nji gjitha pësimet, flijet e eroizmet, qi per nji rresht të gjatë motmotesh trimnisht vuenë e kryenë të Parët t' anë të dashun; s' po i xâ në gojë këtù burgjet, mergimet e ato njimijë duerë salvimesh, neper të cillat u pershkuen ata fatosa t'idealit kombtár, qi mjerisht nuk i a mbërrinë fatit të madh të shihshin e të gëzojshin shka shohim e gëzojm na sod. Nji pikë vetem s' po më xihet të rrij pa ju a permendë: gjaku e vuejtjet e martyrvet të çashtjes kombtare do të druem fort mos të shkrepin mbi krye t' onë si mallkim e namë dermuese, kahë lypin gjýq para Perendijet e para njerzimit, po s' dijtem, po s' deshtem na, nipat e tynve, t' a mbájm me nderë, të ndritshem e të lulzueshem perherë ketë visár, qi atynve aq shtrèjt u kushtoi!*

---

*. . , S' po më kandet të t' i permendi në ket shkresë sherbimet e nderët, qi të bâna aso here kur u gjete në rrezik me mbaruem me të tâna. E s' po t' a xâ në gojë këtù si t' i u bâna krah familjes kur, ka trí vjetë, u çove e lae shtëpin, more rrugat e s' dij*

(1) Lat. p r a e t e r i t i o.

*kahë hupe; po të qes nder mend vetun, të jésh nji grimë mâ bujár e i evarshem me miqët t' ú . . .*

## 2. Heshtimi.

*Heshtimi* (1) trajtohet kur këpusim në gjymsë fjalen, tue e lânë ndigjuesin të mendojë e t' i biejë në të mendimit qi lâm pa kallxue. Kjo ftyrë shënjohet në shkrim tue vûm rresht trí a kater pika. P. sh.

*Por, gjithkto pûnë e ama âsht tue m' i ba . . .*
*E ama, po, e ama, bâ sod krejt si ngaskeqe;*
*Po dikur . . . eh! nejse . . . se do mullâj*
*S' âsht mirë me i rmue... Dij shum, po s' kam shka bâj!* —(F.)

---

*Ah! kish t' mundem . . . por shterngimi*
*I ktij burgut s' m' lên me shfrye.*

---

(Nânë shkreta) *N' skâj t' Shqypnis shkon vorfnisht jeten,*
*E pa djelm e mjera mbet:*
*Dy mâ t'mdhajt nder lufta mbeten,*
*E ktû i treti qe po jet.*
*Pat nji tjeter . . . fija e zânit*
*I u kput djalit e gjimoj.*
*U dridh gjaksi, e aj farë luânit*
*Pushken n' tokë me 'j herë e lshoj.* — (M.)

## 3. Antithèza.

*Antithèza* (2) âsht njajo ftyrë, qi këqyrë me vû per báll dý mendime qi kundershtohen, per me spikatë mâ

---

(1) Lat. reticentia.
(2) Gr. antíthesis *(kundershtim)*, prej *antì* = per báll, kundrejt, e *thésis* = vendim.



mirë e verteta. P. sh.

*S' gjimon perherë, jo, deti,*
*Ndalet thellimi e era;*
*Mbas dimnit del prendvera,*
*Dielli mbas shiut agon.* — (F.)

---

*Po, po, edhe rrfeja kurr nuk shkrepë mbi rrolle,*
*Por landët çán per mjedisit;*
*Kshtû, rrâll se nama njet permbrendë njaj ksolle,*
*Por vret n' pellaza t' mdhajt e t' parët e fisit.* — (F.)

---

*N' vend kû gjakun derdhi trimi*
*I a ruen trupin veç shkretija;*
*E nji rrasë kû t' vêhej shkrimi,*
*Me e permendun nuk u gjet.*
*Na e lám burrin, por trimnija*
*N' buzë të vorrit me të jet.* — (M.)

---

*N' ato fusha, kû bijshin zymylat,*
*N' ato kroje, kû zânat u kqyrshin,*
*Sod kndon qyqja prej vorrit në vorr.*
*Ke ato hije, kû tufat mrizojshin,*
*Kû jehote veç vallja shqyptare,*
*Gjith at Eden desht dora trathtare*
*T' mbjellë morriza, qi ngrehen shatorr.*
*. . . Sod mâ i shkelni nder tagre e nder t' drejta,*
*Dje p'r Atdhé porsi plumet e shpejta;*
*Dekë nder t' gjallë, sod ai n' vend s' ka pse kthen.*—(P.)

---

. . . Paq nuk gjéj, e s' kam luftë për të bâmun; hem drue, hem shpresoj; e digjem e jam akull; e fluturoj nalt në qiell e gjindem i shtrîm për dhé; e kurrgjâ nuk rroki e krejt botën përqafi. — (K.)

## 4. Të pyetunt.

*Të pyetunt* (1) bâhet tue u sjellë ndigjuesvet nji të pyetun, jo per me pasë prej sish nji të gjegjun mbi ndonji send qi s' dijm, por me u dhânë nji shfrim ndiesivet t' ona. P. sh.

*Kû â Sparta n' zâ? Kû â e drashtuna aq fort Kartago?*
*E Romet s' hershme shka teproi n' ditë sodit*
*Per me dishmue madhnín e saj?... — (F.)*

---

*Zannon, a diqe? A 'i mend, se shì m' at hera*
*Kur Kisha e Kombi n' Shqyptari t' mjerueme*
*Nihmen t' aude me uzdajë mâ t' gjallë e priten,*
*Ti i lae kto zaje, e per nen cem t' njij guri*
*Sod kalbe n' vorr?... — (F.)*

---

*E kush janë? si i thonë ktij t' hueji,*
*Qi aq mirë n' armë kenka merthye?*
*Pse kndej pari aj sod ka msye?*
*Pse aq me turr aj né na erdh? — (P.)*

---

*A del per mue prendvera?*
*A zbardhë per mue mâ dritë?*
*A gzon kjo zêmer e mjera,*
*A por rri kot tue pritë?*
*Shka m' viejn t' rít t' em e gzimet?*
*A kam pse e shkoj ket jetë,*
*Kur nânës, perkulun dhimbet,*
*Nuk kam si m' i u pershndetë? — (P.)*

## 5. Të perthirrunt.

*Të perthirrunt* (2) âsht njajo ftyrë, neper të cillen

---

(1) Lat. interrogatio.
(2) Lat. exclamatio.



e shprehim mendimin me të fshâme të zêmres, si në shfrim të ndiesivet të forta, qi na vlojn permbrenda. P. sh.

*... O dekë tri herë e shueme!*
*Se e gjata kenka kosa e jote e namuna,*
*E larg po t' mrrika! ... Soje kush nuk pshtueka,*
*As s' brishtka kush! ... — (F.)*

---

*O natë e kobshme! Natë tri herë mizore!*
*Natë e mnershme, si nata e fundit t' ferrit! — (F.)*

---

*O e mjera, moj e mjera*
*Shqypní, se keq ké ngelun!*
*Se mirë, moj, tŷ t' thau vera,*
*Qyshse shkjau âsht tue t' shkelun*
*E tue t' poshtnue pa dhimë,*
*Tue t' lânun n' váj e n' brimë! — (F.)*

---

*O ata t' lumtët qi dhane jeten,*
*O ata t' lumët, qi shkrîne veten;*
*Qi per mbret e vend t' të Parvet,*
*Qi per erz e nderë t' Shqyptarvet*
*Derdhen gjakun tue luftue,*
*Porsi t' Parët u pa' n pânue!*
*Lehtë u kjoftë mbi vorr ledina,*
*Butë u kjoshin moti e stina! ... — (F.)*

## 6. Epifonèma.

Kjo ftyrë e *epifonèmës* (1) ndodhë atbotë kur shkrimtari a ligjiruesi në të fshâme a në të perthirrun qi bân, pershìn nji mendim a nji gjŷq me randsí, rrjedhë prej shka ka thânë pak mâ para. P. sh.

---

(1) Gr. epifónema, prej *epí* = mbi, sypri, e *fonéo* = çoj zânin.

. . . . . . . . . . . . . .
*Per vend t' vet kush dekë ka rá*
*Nuk ka dekun, por ka lé! — (F.)*

---

*Jo, jo! Per burra, qi me gjak praruene*
*Namin e kombit e lirín i a suellen,*
*Atdheu kunora s' ka. Per ta nuk dhênet*
*Gúr, as nuk ndezet qiri. Mbi vorr t' tyne*
*Shperthen rrushkulli e ferrmana . . . — (F.)*

---

*Por t' erdhne e u mshin të dy e e bâne lámë,*
*As má mbas darket s' pat shka me u ngranë mini.*
*— Ka keq n' teposhte nieri 'i herë me rrshitë,*
*Se, pa rá n' fund, má s' mundet gjâ m' e pritë! — (F.)*

---

*Nër egërsirat paske ikun, o gjykim,*
*Dhe njerëzit e paskan humbur arësyen! — (N.)*

## 7. Qortimi.

*Qortimi* (1) bâhet tue ndreqë nji mendim të shprehun pak para; gati si të duete nieri me qortue gabimin e vet. P. sh.

(Europa) *A niset lufta*
*Tash per nji nieri? . . .*
*Por ndal, pse u nguta:*
*Kam folë pa hiri. — (F.)*

---

*Oj Zânë t' këndojm . . . T' vajtojm, deshta me thânun . . . — (F.)*

---

*Strukniu, t' mjerë! . . . Por jo; veshtroni:*
*Vllau sod m' vllá se idhtë po shfren. — (P.)*

---

*Mbi vorr t' tij dikur trimnin*
*Thám i a shán pá frigë ushtari:*

(1) Lat. correctio.



***Por, jo! I vrámi vetë njerzín***
***Ka me mujtë me e çuemun m' cak.***
***Kû e vû dora e inglizve, udhtari***
***Jo, ket vorr s' e prekë aspak. — (M.)***

---

***O bír, o lule,***
***si i riu më parë dhe i vjetri pas?***
***O trim, më ndertë, po n' prush më ngule,***
***e s' munt t' rrëfyhet sa i math ky zjárr***
***t' jém vét i gjallë dhe ti në várr.***
***Ti n' várr? . . . Jo, bír! . . .***
***Kush vdes vërteta për 'të pást hir! — (S.)***

## 8. Luta.

***Luta* (1) âsht njajo ftyrë, neper t' cillen i siellemi ndokuj, sidomos banorvet të Qiellit, per me lypë per veti a per tjerë nihmen e nevojshme. P. sh.**

***O Zot i lum, qi vetun n' dorë Ti i ké***
***Shartet e popujve e t' mbretnivet t' tâna,***
***E gjâ pa hiri kurr Tý s'ť ndodhë mbi dhé,***
***As nalt mbi Qiell, kû shndrisin dielli e hâna,***
***Deh! Ti i Pushtetshem heret si ne e vona,***
***Shif e gjiko mbi gjithkto kobet t' ona! — (F.)***

---

***Ti, qi t' ligshtit i a njet doren,***
***Per mjedis qi kputë mizoren***
***Shpatë ngadhnyese n' grusht t' trathtarit,***
***Njitja doren sod Shqyptarit;***
***Edhe anmikun shtroj a para,***
***Qi perbluen sod pûnë t' pambara. — (F.)***

---

***Ti, qi vrân e kthiellë, prej Empirit***
***Kqyr, o Zot, mbi kto çeta t' bashkueme:***

(1) Lat. obsecratio.

*Nder duer t' ua janë shartet e nierit;*
*Fuqis s' ate, qe ushtrija i u pshtet.* — (*P.*)

## 9. Dyshimi a pezullimi.

*Dyshimi* (1) âsht njajo ftyrë retorike, neper t' cillen shprehen luftimet e permbrendshme të shpirtit, kur, i ngacmuem nieri prej sosh, nuk din kahë me i a mbajtë. P. sh.

Ul. — *Po a t' thotë gjâ zëmra?*
Tel. — *M' thotë se ti . . . nuk dij . . .*
*A thue jé Uliksi, ti, qi Trojen humi?* — (*F.*)

---

*T' bardhat rreze t' gjytetnís*
*Kan me shndritun mbi mue sod . . .*
*A â 'i mend fjala e Perendís? . . .*
*Ti kush jé? . . . a mos flet kot?* — (*F.*)

---

*Se si m' i a bâmun*
*Tash nuk po di . . .*
*Nenè s' janë rritun*
*P'r autonomi!*
*Por palè . . . ndoshta . . .*
*Kush di nji herë . . .*
*Mundna me pritun*
*Deri n' prendverë!* — (*F.*)

Janë perore në gojë të popullit të thânme dyshimit e pezullimit, si këto: *A jam çuet a n'ânderr? . . . S' dij a të shkoj, a të rrij! Kahë t' i a mbâj tash i mjeri? . . . S' dij si t' i a bâj!*

(1) Lat. *dubitatio.*



## 10. Nâma.

Kjo ftyrë (1) trajtohet, kur nieri n' atë furín e vet të dhimbës e të mënís fton ndonji të zezë a rrezik, qi të bieje mbi krye të ndokuj, a edhe të vetvetit. P. sh.

*. . . Po; por ndodhi se vjen dita*
*Qi me faj Shqypnin e darni,*
*Qi e Liris u erret drita*
*Edhe n' t' huejë Atdhén e mvarnı*
*A per pare a marri tjera,*
*Si nder kohë qi shkuen,* — *at hera*
*U marroftë i Madhi Zot!* (*F.*)

---

*E mallkue kjoftë Europa! Atè e vraftë Zoti*
*E e shoftë me fise, popuj e qytete;*
*Edhe premtoftë qi, dér sa t' èndet moti,*
*Kurr lufta mos i u daftë per tokë e dete!*
*Selit e saja grimë me grimë u theshin,*
*Me gjak t' popujvet t' vet sunduest i u ushqeshin!* — (*F.*)

---

*Pra mallkue njai bir Shqyptari,*
*Qi n' ket gjûhë të Perendis,*
*Trashigim, qi na la i Pari,*
*Trashigim s' i a lên ai fmis!*
*Edhe atij i u thaftë, po, goja,*
*Qi perbuzë ket gjûhë hyjnore;*
*Qi n' gjûhë t' huej, kur s' âsht nevoja,*
*Flet e t' veten lên mbas dore!* — (*F.*)

---

*Gluha ju tháft atij çë mirë thot*
*për tyj, o vent i nëmur me t' vërtetë!*
*Nga gjindët i harruam edhe nga yn' Zot,*
*u shofshë edhe mos klofshë më në jetë!*

(1) Lat. *execratio.*

*Do t' ngrëhet dielli, po për tyj në kot,*
*e hënza s' do të t' gjenjë n' rrugë t' vetë . . .*
*po t' mbetet ká* (1), *kujtim për tyj në mot,*
*varri i t' im biri nepër lari fletë.* (2)
*Për tyj, po, ká të jét* (1) *më e mira ditë*
*si një e tmeroshme për të tjerë natë* (3)
*ç' e rrëfevet po then e liga dritë;*
*ngjera çë tuke u grir, në brengë t' glatë* (4)
*pa të mirësh bashkim e pa t' përzitë,*
*do t' kalbesh, prej dëmnimit, në mëkatë.* — (*S.*)

---

*Kjoftë mallkue kush merr nuse te shpija,*
*Kush vên berret perpara n' kullosë,*
*E kush qét i mberthen nder hollija,*
*E kush vaden nder t' mihuna lëshon!*
*Pushk' e shpatë janë parmendë e janë kosë;*
*Me eshtna t' huejvet do t' miellet kjo tokë,*
*Me gjak t' huejve tuj rrjedhun do vokë*
*Ngrija e mordes qi rrethas zotnon.* — (*M.*)

## 11. Prozopopèja.

*Prozopopèja* (5) perbâhet tue u dhânë korp, jetë, mend e fjalë idevet abstrakte, sendevet të palandta, të dekunvet a frymorvet të paarsyeshem. P. sh. Qe, si Poeti i ynë i ep jeten e trajten njerzore hijes së dekës.

*Qitë dhambët perjashta, porsi lata t' prehta,*
*Zgaver kerçikët e plasaritët shtanguemun,*
*Kosen pështetun permbi kocka t' ngrehta*
*T' cepit t' shpupluemun;*

---

(1) Koha e ardhëshme: ka të mbetet = *do të mbesë.* — (2) Rendim i anasjellët: *neper fletë lari.* — (3) Rendo: *një natë e tmeroshme për tjerë.* — (4) Djeri qi, tue u grî (vetit) në nji agoní të gjatë.

(5) Gr. p r o z o p o p o í a, prej *prós* = simbas, *opón* = vehtje, ftyrë, e *poiéo* = bâj, trajtoj.



*Atje n' moje t' mjerueme t' rruzullimit*
*Zymtë e me 'i hije t' trishtueshme, t' permnershme,*
*Lshue krahve 'i haver t' zezë, si rë thellimit*
*Rrin* Deka *e tmershme.* etj. etj. — (*F.*)

---

*E nget vorrit t' Skanderbegut*
*Rrijte 'j zojë me futë në krye;*
*Prej mjesnatet e n' pikë t' zhegut*
*Shqyptarija rrin tue shfrye;*
*Tuj derdhë lotë e tuj vajtue*
*Rreket t' dekunin me sgjue*
*Qi ka n' báll:* Lumní, pushtet. — (*M.*)

---

Nj i m t i j a (krâja, lt. *fraus)*

*Ftyrë má t' pëlqyeshme e sý má t' urt' s' ké pá,*
*e me shum hije âsht veshë e ec' kadalë,*
*ftet e pervùjtë e e ambël me t' u gjá*
*engjulli Gabriel qi thot' : T'jam falë.*
*Ngjeti e përçudun dh' e shemtuet sa s' ká,*
*por kto gjymtyr' të mbrapshta i msheh' ndër palë*
*t' nji petku t' gjatë e t' gjânë e nen të t' mbluem*
*ajo gjithmonë nji shish mban t' helmatuem.* — (*K.*)

---

Kështù edhe „*Shtëpija e Gjùmit*". — (*K.*)

## 12. Krahasimi.

**Bâhet kjo ftyrë (1) tue i vû per báll vehtjes, sendit, a veprimit, qi jemi tue paraqitë, nji send tjeter, të cillit i pergjet, per me bâ qi të spikasë mâ hijshem e me fuqi. Shkurt, âsht si tropi i *pergjasimit*, veç âsht mâ i gjânë; d. m. th. âsht shprehë mâ haptas me fjalë: sendi i krahasuem âsht caktue e imtue mâ fort. P. sh.**

---

(1) Lat. c o m p a r a t i o.

*Si ai nieri, qi, trishtue njaj ândrre s' keqe,*
*Kur gjùmi i del, me veti xên e gzohet,*
*Se n' hije e jo i njimendët i u tfaq rreziku;*
*Kshtù Skanderbegu nisë me u gzue me veti . . .* — (*F.*)

---

*. . . N' mjedis t' terthores s' qiellit*
*Hâna pergjakun ndryshe ajo nuk dájte,*
*Veç si varra n' krahnuer t'njij djali t' vetun,*
*Kmishen e dekës ka' atij i a veshë e âma.*
*Hyjt dhe ata, vjetrue e shterrun dritet,*
*M' qiell xhixhillojshin si flaka e njij kandili,*
*Qi m' tryezë skamnore vjen t' u shue n' vetveti,*
*Ke voj nuk ka m' u ushqye, e n' terr, n' gjysë të bukës,*
*T' vorfnin e ngratë e lên. . .* — (*F.*)

---

*Po, dý kroje prej dý kulmesh*
*Ndryshej nuk perpiqen shkulmesh,*
*Kur t' kên hasun n' grykë t' ndoj malit,*
*Per me u lshue mbandej gjatë zallit*
*Neper ara e fusha t' gjâna,*
*Si u perpoj'n, ahi! me tagâna*
*Dý ushtrinat ke Rrzhanica.*
*Heshti huta edhe novica,*
*U perzien ksula e kapica;*
*Flakuruen kaptina e koka,*
*Shumlloi gjaku — bumblloi toka.* — (*F.*)

---

*Landët e pyllës si'j ujk ju dukshin,*
*Qi prej ûjet n' mal luron ;*
*Cuba t' rreblë, qi n' pritë u strukshin*
*Gjetht e lisave kujton.* — (*M.*)

---

*Porsi bulku, qi prej shpije,*
*Pa u trazue sŷjon duhin,*
*Qi shkretnon male edhe vrrije*
*E rrxon arë, qi ai mbjellë nuk pat:*
*Njashtù ndien kah njehen çetat,*
*Qi n' lamije janë kah rrxohen;*



*Njehen t'dekunt e s' vajtohen*
*Gjithkahë fushave e nper shpat.* — (*P.*)

---

*Porsi 'i stuhí, qi n' t' eprat rrethe lshohet*
*E rêt e kaperthyeme i çán e i tretë :*
*Kshtù koha rrshet e vepra e nierit rrxohet*
*Prej furís s' sajë, tue mbetë*
*Perpì prej gjiresh s' territ*
*Si n kthetra t' fundit t' ferrit.* — (*P.*)

## 13. Apostròfa.

*Apostròfa* (1) âsht atë herë kur në nji hov të zêmrës siellemi me u folë njerzvet qi s'i kemi kurrkund para sŷsh, të dekunvet, ase frymorvet të pa-arsyeshem e sendevet të pajetë. P. sh.

*Ktù, ktù Shqyptarë! . . . A ndiet ? . . . Kû u kam ? . . , kû jeni? . . .*
*Kû je Bibdoda, ti nji rrfé prej qiellet ?*
*. . . Mo' lé, Toptan, qi me shpatë t' ande binde*
*Nji shekull mbarë m' at maje Taraboshit !* —(*F.*)

---

***Ndalniu! Kû veni, burra?***
***Pásh Zotin, lshoni hutat!*** — (***F.***)

---

***Lamtumirë, pra, bjeshkë e male,***
***E ju krepa edhe ju curra;***
***E ju breshta e ju gjeth hale,***
***E ju prroje edhe ju gurra !***
***Lamtumirë, ju mrize e stâna !***
***Lamtumirë, kumbona e berr' ee !***
***Lamtumirë, ju fusha t' gjâna,***
***Ju livadhe, enè ju djerre!*** etj. etj. — (***F.***)

---

(1) Gr. a p o s t r o f é, prej *apó* = prej e *stréfo* = siellem.

*O malet e Shqipërisë! e ju lisat e gjatë!*
*Fushat e gjera me lule, q' un kam ndër mënt dit e natë;*
*Ju bregore bukuroshe, e ju lumënit kulluar,*
*Çuka, kodra, brinja, gërxhe dhe pyllë të gjëlbëruar!*
*Do të këndonj bagëtinë, që mbani ju e ushqeni,*
*O vëndëthit' e bekuar, ju mëndjenë m' a dëfreni! — (Fr.)*

---

*Ju dalindysha, qi po shkoni,*
*Po ju vë nji porosi:*
*Vendin t' em kur t' a kaloni,*
*Thoni: Diq nji djalë i ri! — (Pop.)*

---

*Njeshe shpaten, qi t' lèn Kastriota,*
*Mbret e Prîs, o ti ndera e Shqyptarvet;*
*Njeshe e prijna: Tý sod t' shikjon bota,*
*Kah Shqypnin prap nen flamur e thrret.*
*Njeshe, e anmiqt qi per rreth na kercnohen,*
*Kan me e drashtun ket rrfé, rrfé prej qiellet;*
*Dér sa n' dorë të njij Mbreti kjo t' siellet,*
*Kush Shqyptarit mâ t' drejtat s' i a shklet. — (P.)*

## 12. Hypotipòza.

*Hypotipòza* (1) bâhet tue paraqitun nji nier a nji pûnë të kalueme e të largtë me njyre aq të gjalla e hartistike, sa me t' u bâ se e kemi para sŷsh. P. sh.

*Kur qe, mbi krep të Kruejes*
*Titanike po del nji hije burrit,*
*Vetllat ngerthye, si dý hulli rrufeje,*
*Me ày sŷ zjarmi e 'i mjeker t' thijtë e cilla*
*Shllungë gjatë ndofllas i derdhej, si ajo njegulla*
*Rreth njaj curri t' thepisun. M' krye trishtueshim*
*Flakë i shkelqán tarogza brynatake,*
*Qi, tmershim ka' i vezllon nen rreze t' diellit,*

(1) hypotíposis, proj *hypó* = nen, e *týpos* = ftyrë.



***Kometë zharritse dán nder sŷ t' anmikut.***
***Ai ásht fatosi i ndiemun Gjergj Kastriota,***
***I Madhi Gjergj Kastriota, Skanderbegu,***
***Qi, pre' atij krepi, si nji shqype malit,***
***Kundron kah forca e barbarsís lindore***
***Shkon tue rrëmbye mbretni e fise e popuj,***
***E gjithshka t'mbarë perftue kisht' mendja e nierit. — (F.)***

---

***Tartufi plak, krye-tul e bark-sandall,***
***Nji ftyrë-fudull, sŷ-xhixhë si gjeraçina,***
***Dhelpen per veti e ndryshej krejt batall;***
***Qi, pa shum múnd e dije, me dredhina,***
***Porsi hardall i gjatë mbi lule tjera,***
***Tue kênë vetë hithë, u rrit mbi shokë stervina:***
***T' cillit, kur vodh, i u duk e vogel dera,***
***E kur n' ket jetë atij i a leverdisi***
***Krishtin, si Juda, e shiti disa hera,***
***Pa pasë nevojë mbandej m' u vjerrë tu lisi... — (F.)***

---

***Oso Kuka, 'i djalë Shkodrânë,***
***Shoq në Shkoder, thonë, s' ka lânë***
***Per kah besa e kah trimnija,***
***Qi zanát i ká Shqypnija.***
***Kaleshan e sŷ-pergjakun,***
***Mje m' sylah e ká mustakun;***
***Ushton mali, thonë kur t' flase,***
***Dridhet fusha kah t' vikase;***
***E kah t' dredhë të rreblë tagânë,***
***Thue se rrfeja shkrepë per ânë:***
***Kaq vringllim aj shkon tue dhânë!***
***Edhe e ká nji* xheverdare,**
***Xheverdare — pushkë vrastare, —***
***Qi ke t' daje sŷni i njerit,***
***Me të sŷ'n i a xjerr skyferit.***
***Burrë vigan e trim si Zâna,***
***Thonë, me kmishë e bâni nâna;***
***Edhe, thonë, ká lé drangue,***

*Pse tri zëmra i kan qillue;*
*E pse i ká tri fije t' aria*
*Per nen krah te armve t' larta,*
*Prandej plumbja m' të nuk ngulet,*
*M' të tagani edhe perkulet:*
*Top me i rá, shpirti s' i zhgulet! — (F.)*

Per shka i perket perdorimit të ftyravet persritet njajo oroe, qi kje thânë per tropa: Janë të kota e ka nji herë edhe të damshme ftyrat, kur s' janë të trajtueme si e lypë landa e hartimit e kur janë të perdoruna pa vend. Ftyrat e tropat janë të bukur, por duhet hart e shije me i perdorun; po munguen kto dý cilltí, hartimi vjen e bâhet i mbyllët, i randë e merr nji hije të keqe pedantizmit.

---

## Kreu V.

## Permbi stil.

Kishin doke rromakët me shkruem permbi disa drrasa të shtrueme më dyllë, me nji vegel të hollë metalit, qi kishte majen e mbrehët në njanen ânë e të shtypun në tjetren, per me prishë e me rrafshuem shka kishin vizatue. Shka âsht sod pra, penda a lapsa per né, ishte kjo vegel, *stili* per ta. Per nji metonymí mâ vonë me ketë êmen *stil* erdh e u muer vetë shkrimi a bukurshkroja landore, e së mbramit u kuptue: *mënyra, me të cillen shprehen mendimet e ndiesit neper mjet të fjalës.*

Stili mund të mirret nen dý pikpamje:

1. në lidhní me *vehtje qi shkruen.* Sikur ç' do nier ka atë ftyren a fizjonomín, të prûmt e karakterin e vet të



posaçem, kështû ka edhe se i cilli nji mënyrë të veçantë per me mendue e me ndiem; prandej edhe nji mënyrë krejt më veti per me i shprehun mendimet e ndiesít e veta;

2. në lidhní me *subjekt a landë,* qi âsht marrë me u zhvillue, si edhe në lidhní me *rrethânë* të kohës, të vendit e të vehtjes perkatse. B. f. ndryshej do të shkruhet nji leter njaj miku, e ndryshej do t'i shkruhet njaj nieri me randsí; sikurse nder t' aferm, nder miq e shokë mund të shkojm veshë sido, mjesa tjeter petk do të vêm në shtat kur na bjen me dalë në publik a me u dukë nder të mëdhaj e të huejë.

### 1. Stili mbas natyret së shkrimtarit.

Se i cilli nier, si u tha, e ka atë stilin e vet, qi trajtohet mbas natyret, mbas shkallet arsimore a rritjes qi ka. Lê të vêhen b. f. para njij panorame dy piktorë, të zotët e të vjefshem si njeni tjetri; lê të vêhen të dy në të njajtin vend, me të njajtat mjete (kambalec, drrasëzë ngjyresh, pendla, etj.); mbasi t' a kén kryem të dy *akuarelin,* kemi per të pám, se ndryshej prej njanitjetrit kanë shkuem tue i dhânun jetë e shpirt pamjes: se i cilli i ka zgjedhun, i ka rregullíuem e venduem ngjyret mbas shijet e harit së vet. Këta ndodhë krejt edhe nder hartime letrare. Gjuha i mban hapët visaret e veta per të gjith; se i cilli shkrimtár mbas shijet e hartit së vet shkon tue i zgjedhë e tue rreshtue ketë landë gjithsi t' i duket atij mâ mirë.

Nen ketë pikpamje pra, mënyrët e stilit kishin me kjenë me numer aq, sa janë natyrët e ndryshme të shkrimtarvet. Me gjithkëta gjinít e stilit mund të qandrohen e mund të dahen nder këto trí mënyrë themelore: Stil *i per-*

*mbljedhët*, stil *i gjânë* e stil *i fuqishem* a *energjik.*

**1. Stili i permbljedhët** (1) âsht ai me të cilin shprehen mendimet sa mâ shkurtas, d. m. th. me njaq fjalë, sa janë të nevojshme per me kjenë kuptuem. Ky stil këqyrë me i permbljedhun idét e me i tfaqë me perjudha sa mâ të vogla e të shkëputuna, tue lânun jashtë shka s' ka lidhní të ngushtë me subjekt kryesuer: Me thânë shum me pak fjalë. Stili në fjalë njimend se e bjen pûnen të fuqishme e krejt gjallní, por, po bâni e i shkaperceu kufijt, del hartimi i thát, i mbyllët e i paplotsuem.

Nder grekë ndjekë ketë stil *Tukididi* e *Demosteni;* nder latîj: *Salusti* e *Taçiti.*

Qe, ndonji shembull shqyp:

**Kryengritja e Toskerisë.**

Si pamë mé sipër në këté kohë, më 1435-1438 ngjau kryengritja e Arianitit. Kjo pa fjalë i tingllou Skënderbeut në zemer si kushtrim nga malet e Shqipërisë. Arianiti i rrëfente udhën e detykushtrim nga malet e Shqipërisë. Dhe q' abere s' gjente mé gjumë në shtrat dhe qetësí në mëndje. Oshëtimi i bëtejave në grykat e Kurveleshit, rreth Gjirokastrës e rreth Beratit, piramidat prej kokësh të Myzeqesë, dhe rënkimi i mbytur i të pesë princërve kryengritës të dërmuar me çekán(2), e bënin të çirej(3) e të grisej, si nonjë luan i ndërsyer që ha me dhëmbë e me thonj hekurat e kafazit, e vjen rrotull me perçen përpjetë, me sy të gjakosur nga dëshpërimi, e bërtet e këlthet, e rreh veten me bisht si me kamçik; a si nonjë kalë luftëtár, i lidhur në grazht, që dëgjon klithmat e luftës dhe sulmat shurdhonjëse të kuajve, e mih dhénë e hingëllon i ndezur, i drithtëruar, valë nga dirsa, e përpiqet më kot të këputë tërkuzën(4) e të sulet në mes të zjarrit si rrufé.

(1) Lat. concisus.
(2) *Çekan-i* = çekiç-i.
(3) *Çirem* = bertas, shkyhem.
(4) *Tërkuzë-a* = litár-i, konop-i.



Gegët, kur nisi kryengritja e Toskërisë, nisën të lëvizin, të këshillohen, po s' kishin krye. Gjon Kastrioti ishte mplakur dhe me njërën këmbë në varr. Vëndosnë të thërresin Skënderbenë. Një komisjon vajti dhe e gjeti n' Edërné. I shpunë të falat e prindërve, i treguan mjerimin e vëndit nën Turkun, i përshkruan përmbysjen e principatës atërore, dhe me lot në sy e ftonin të kthehej në Mat, të vihej në krye të tyre e t' a çlironte Shqipërinë. Populli e priste me krahë hapur. I siellnin përpara syve shëmbëllën e Arianitit. Skënderbeu i dëgjonte me vërejtje. Kjo s' ishte hera e parë. Komisjone të këtija i vinin nga koha në kohë që kur u-thye i ati prej Isak Pashës. — *(N.)*

**Nji ândërr tragjike.**

... Natë e shkambije. Ai ikte, ikte turrshëm tue u shqye petkash nëpër gurë të thepisun. Ndiente në trup pak rândim: ai rândim, veç, vinte tue u largue për gjith hap. Po sa mâ fort afrohej, aq mâ teper i u lehtësojshin gjymtyrët. Arriu. Dritoret e shtëpís ndritëshin në terr të natës. Kambët e tij fluturojshin. Veç, ça? sa mâ fort i lirohej trupi nga pesha, aqë mâ fort i rândohej shpirti. Kishte nji gurë të madh në shpirt mbrendë, nji krep, nji mal. Briti: „Apë! Apë!" U gjet n' odë, si për mrekullí. Apa rrinte tu zjarmi me krye ultë. Ai e thirrte: „Apë! Apë!"; por apa nuk e çonte kryet. Atëherë vikati: „Apë! E kam marrë gjakun e Zekës!..."

U zgjue trembshëm. Djersë të ftofta i a mbulojshin ballin e zemra gati i dilte vêndit së rrahuni. Sabati, qi shtiente përherë nen jestek, i kishte rrëshitë deri tu veshi. E shikoi: ishte shtatë pa pak. U çue dhe u vesh. Tue pritun kafen, hoq fletën e kalendarit qi ish mbi tryezë: fleta e re shënonte: 17 maj, e merkurë. Piu kafen e duel me shkue në konvikt. — *(K.)*

**2. Stili i gjânë a i derdhun** âsht ai, qi shprehë mendimin mâ haptas e pa e matun fort numrin e fjalvet: në nji perjudhë të vetme rreshtohen shum idé rendi së dytë, të cillat i viejn si stolí, i rrijn per rreth e e veshin idén e parë. Ky stil, vertè se âsht i madhnueshem në vetveti me ato perjudha të gjata e të nderlikueme me hart e shije; por prap, po duel prej maset, vjen e bâhet *i randë*

e *prolikë.*

Me ketë gjiní stilit shkojn edhe : *Stili atik, azjatik, stili linduer* ase *biblik* e *stili verjuer* a *nordik.*

*Stili atik,* qi e merr êmnin prej krahine s' Atikës, kû gjindet Athena, âsht i thjeshtë, elegant, veç pak i lshuem e i derdhun.

*Stili azjatik* âsht madhshtuer, plot fraze e ftyra të perdoruna pa dhimbë.

*Stilit linduer* a *biblik*, i kandet të folmen e zhbartun me mënyrë e krahasime të gjalla, ftyra të guxueshme e krejt poezí.

*Stili verjuer* a *nordik,* dahet në shêj per mënyrë fantastike, shpesh edhe të trishtueshme, melankonike e t' errta.

E ndoqen e e mbajten nder shkrime të veta ketë stil, të zgjânuem e të madhnueshem, nder grekë *Herodoti* e *Platoni;* nder latij *Çiçeroni* e *Livi.*

Qe, ndonji shembull shqyp :

### Vlera e Folklorës.

*Folklora* âsht pasqyra e këthiellët e psihes së komit ; âsht rrasa e mermerit, me të cillen historija zgavrron t' êndunt e të shêndunt e popujvet ; âsht cehja e pashterrshme e gjûhsís e e letratyrës komtare. *Folkloren,* po, do t'a skjyrtojsh, po deshte me shkrue historín e komit, e cilla me hamende nuk shkruhet, por qi edhe pa të komi jetë nuk ka ; *folklorës* do t' i siellesh, po deshte me shtue pasunín e gjûhës me fjalë të permvehtsueme, me frazeologjí shprehsore, me shembelltyra të gjalla, dramatike ; në *folklorë* prap ke me ndeshë më type mà të nalta, më karaktere mà të forta, e më motive mà t' ardhuna e të perkueme me zhvillimin e letratyrës komtare. — Epopét mà të mëdhát e mà të bukurat e botës, si nji *Iliadë*, nji *Shah-Name*, nji *Niebelungen*, nji *Fingal*, etj. kan ngallitë e janë zhvillue mbi bazen e *folklorës* komtare.

Mjerisht disa nder ata bij të fisit shqyptár, qi mbâhen per



intelektuala e udhëhjeksa të fatit e të shartevet të komit, por qi shkolla neper të cillen paten kenë pershkue, nuk mrrîjti me u a qirue shpirtin krejt prej zdramit të do parimeve stereliznese e shkatrrimtare, e as me u a hjekë atë lmashk pedantizmit e kulmllekut vagabond-modern, qi ata quejn *kulturë*, perbuzin njomsín e vallevet popullore, bâjn n' asgjâ bukurín gjithmonë të njethët e të kerthnesët të rapsodijevet kreshnike, kerveshin buzen mbi randsí të vendimevet të kanunit doketár (*droit coutumier*) mbi fjeshtsín e artë të mytologjís, të prrallavet e mbi mbarë folkloren t' onë komtare. E pra, sa bukurija thânjesh, sa njomsija e naltsija mendimesh nuk âsht strukë permbrenda kësaj *folklore*, më të cillen ka punue psihja heroike e komit mbarë e i kanë rá më limë kavaljetet e gjata, të palodhshme ! [. . .]

Rapsodi i malevet t' ona neper biga e hije blinit, — atje kû ktheter-rrëmbyesja shqype murojë bân çerdhen neper gallushtra të stênavet t' ashklatisuna, çá neper duhme të ndonji rrfeje zharritse, dermuese — gjithkahë âsht rrethue me madhní të pamatme të natyrës e me at bukurí dermore të luginavet të karmatisuna e të grykavet t' errta hijet së qarravet e të lisavet disa herësh shekullore. Këtej nji mal i blerët, me vithna, thana e stane ; andej nji bjeshkë e naltë, e rrmyeshme, randë ngarkue me borë ; pertej nji humnere mija metrash shpatit të malit thik n'teposhtë zgavrrue ; në fund t' asaj humnerje nji lum tue gjimue zallit ; nji çuterr n' at ânë, krejt bardh prej shkumet, tue u dikue nder krepa : e gurgullo gurra të cemta, e vallzo bylbyla neper brej, aha e çetina : edhe huti tue hukue, edhe ujku tue ulrue, çakalli tue lehë : prap tingllo koçana e capit, blegro kingji i delmes, thueja bariu kangës *terthorçe* e *maje krahit*, çurliko fyell e zânamare, kee blegreshat hijevet, porsi Zânat mrizevet : e rrethon, po, nji jetë, nji gjallní, nji galdim, nji gaz, si gazi i prenverës së rruzullimit ! Edhe ky, rapsodi, a se në zheg të ditës te mrizi i ahit, ase në mbramet mbas darket urë votrës së vet mirëpritse, kapë lahuten në dorë e plot menden e zêmren me Zot e Shen Nkollë, me Orë e me Zâna, me drangoj e kulshedra, e me fatosa, kreshnikë, pleq, krén e bajraktarë, pansira, heshta, armë të ngrîta, tagana, kual mejdanash, besë e burrní shqyptare, pa matë vjerrshë, pa lmue fjalë, e rrmbye mendjet në naltsí e bukurí t' argumentit, lshue krejt vetin më flakra të fantazís s' entuzjazmueme — si thotë Horaci : *Est deus*

*in nobis; agitante calescimus illo* — tue perkue zânin me tingell të lahutës, i a bîn me pershkrue bukurín Tanushës, së bijës së krajlit, e tue e ndigjue nji qiellë e kaltert, do bjeshkë të nalta, ulkoja e bylbyli, e shokët e vet zêmret bujare, këndon: „E un Tanushen e vetë e ko' pá: — Gjà mà të mirë s' shef nieri nen ket diell". — (*F.*)

**3. Stili thirret i fuqishem a energjik** njatë herë kur në mënyrë të të shprehunit ka aq nji forcë e madhní ndiesísh, mendimesh e ftyrsimesh, sa të trandë zêmren e të terhjekë si perdhûni mbas vetit fjala e ligjiruesit. Por teprija edhe këtû prishë pûnë.

Ketë stil të fuqishem perdori Fishta, sidomos nder dý poezít: „Surgite mortui" e „Nji gjâmë desprimi"; stil i aftë per me tfaqun pikllimin e zêmrës nder ato ditë të helmueme të coptimit t' Atdheut.

Këtyne trí gjinive mund t' u shtohen edhe mënyrë tjera stilesh, qi marrin èmnin mbas natyret së se të cillit shkrimtár, si b. f.: *Stili melankonik, i ambel, i rrjedhshem, gaztuer, i randë, i rrashtë, i mbyllët,* etj.

E vertetë se stili i njaj shkrimtari nuk mund të ndiqet; por, sikurse tue ndêjun gjatë me ndokend e xâm e e bâjm t'onen nji fjalë, nji frazë, nji mënyrë të posaçme, qi e ndiejm shpesh e shpesh prej si, kështû edhe tue pasë para sysh pa dá shembujt e ndonjij shkrimtari të mirë, kadalë kadalë vjen e na pershtatet e unjisohet në né ajo mënyra e posaçme e shkrimit të tij.

E qe, tash nji shembull të hijshem të stilit të fuqishem a energjik:

### Lot gjakut.

*Kryengritja shqyptare e vj. 1910-11-12.*

Bjeshkët e malet e Shqypnís u lán me gjak!
Do zyrtarë ushtrije së Turkís — Turqt e Rí — tue pasë bà



bé me i qitun faret kryekëput Shqyptarët, me zêmer qi u dha guzimi i pamarrshem i evrejvet e i masûjvet e nen projen e njij politike së pa-èmen të do dikastereve t' Europës, bajten prej Azijet në Shqypní fatosat e Adanës, të zhyemun endè duerësh me gjak t' Armenvet, e me ta zûnë fill vepren e vet shemtuese mbi njerz e sende. (*Turgut Pasha*).

Me zjarm në dorë e me dekë mbas shpinet kahdo kaluen shkruemuen fusha, rrenuen shpija, perdhosen kishë e vorre, e tue pershkue me beshta të veta sa gjinden e pafaj, poshtnuen gjithshka mund kje mà per zêmer, gjithshka mund kje mà të shêjtnueshem në jetë e në shoqní. E mjesa rektimet e kobshme të vashavet të dhunueme e vaji i foshnjevet, flakrue gjallë në mjedis të flakës së pellazavet të veta, lypshin gjyq prej qiellet, do kréa Europet me brohorí u qitshin donamin tirajvet të rí të Bosforit, si prisavet të lirís e të perparimit. Europa vetë u hesht; e per nji herë gati gati kje tue besue, se fisi i tyrkut mund t' ishte i zoti me u qytetnue.

Por, kur nji çetë kreshnike burrash i a behë më Thermopile shqyptare, qi, tue ngjallun në veti besen e burrnín e të Parvet fatosa, me krahauer të vet bâhet muroja e tagrit e e lirís, edhè u bàn báll atyne urdive mizore t' Azís, tue lànë nám trimnijet, sa qi mà të madh nuk e mban në mend historija, — mbarë nji shekulli, tue njoftun në kta Spartáj të rí kreshnikët e lirís, bindet e çuditet, edhe me kujdes rrin tue ndjekun t' êndunt e luftës tytanike. Vetem qarqet e epra byrokratike t' Europës, rrêjtun mbas mendimit se politika nuk do të két ndiesí njerzijet, veç se do të themelohet mbi *fatura, polica* e *konte* doganash e tregtoresh, pa farë dhimbet rrijn tue këqyrun lotët e gjakun, qi shì në zêmer t' Europës, i zânë frymen në fyt njaj pjese së njerzimit. As nuk mjafton qi byrokracija europjane mos të két të lodhët per kob e shemtim të njaj kombi, të cillin deri sod kurr palla e huej nuk mujti krejt me e shtruem; mu mà teper me fuqí të veta, si detare si ushtarake, i bâhet krah anmikut të tij, per me i a shtruem, të thuesh, udhen fanatizmit e barbarizmit azjatik në Shqypní. [...]

Ndoshta të mjerin kómb Shqyptár tjeter fat nuk e pret posë vorrit; por, para se t' i mrrijë ky fat i zí, kerrkush mos tjeter s' mund të na mohojë tagrin me u prirun kahë shekullit qytetnuem, qi me nji lot dhimbet t' a shênjojë në Historí shka këtû kemi nisë me kallxue. Kështû qi edhè kavaljetet, neper të cillat në t' êndun

të motit do të pershkohet jeta e rruzullimit, të mrrijn me njoftun, se me ç' farë ndiesísh njerzijet kan vepruem dikasteret e Europës të shekullit XX. — *(F.)*

## 2. Stili mbas landet qi zhvillohet.

Sikurse në natyrë sendet të gjitha mund të dahen mjaft kjarët nder trí rende a degë të nposta, kështu edhe stili nen ketë pikpamje mund të dahet nder trí gjiní themelore: *Stili i ultë, stili i mjesem* e *stili i naltë.*

1. **Stili** âsht **i ulët** a i thjeshtë, kur zhvillohen mendimet e shprehen ashtû natyrisht, rrjedhshem, pa kerkue me i veshë me ftyra e stolí tjera. Me gjithkëta, edhe këtû gjûha do të jét e paster e do të két në veti nji farë hirit e hijeshijet së natyrshme; per ndryshej del shkrimi disi i padhênun, trashaman e me nji gjûhë rrugaçe. Ky stil thirret edhe: *shpijak, familjar* a *populluer,* po kje se, si mendimet, si fjalët rreshtohen krejt njashtû si flet populli.

Perdoret kjo mënyrë stilit sidomos atë herë kur shkruhen sende per popull të vogel, si komedí, kallxime popullore, letra, prralla etj. P. sh.:

### Sa poshtë ka rá katundi.

Në nji katund s' ishte kush qi ndigjojte me u bâ *koxhobash.* Prandej katundi u bâ në nji fjalë me zgjedhë per *koxhobash* mâ të keqin e katundit. I shkuen pra, këtij te dera e e luten qi të ndigjojte me u bâ *koxhobash.* Ky u mundue me i pështue kësaj pûnë, por s' mujti, pse i ishin vû të gjithë. N' e mbram dha fjalen, se po u ndigjojte, por u lypi nji pûnë: U tha: „Kushdo i kalen, se po u ndigjojte, por u lypi nji pûnë: U tha: „Kushdo i katundit qi të desë, sa të jemë vetë *koxhobash,* nuk kini me e shtî në dhé pa më thirrë perpara mue te i dekuni.“ Katundi i a dha fjalen se ketë dishír kishin per t' i a krye. Kushdo qi diste, e thirrëshin *koxhobashin* te i dekuni. *Koxhobashi* u ulte te i dekuni e dishka i thote në vesh; mbasandej i thote katundit: „Tash qitnje në dhé kû të dueni!“ Mbasi kaluen do dit, katundi filloi me folë nder vedi: „Shka do t' u thotë ky të dekunvet perpara se i qesim në dhé ?“ Bânë fjalë së bashkut e shkuen me e pëvetë. Mbasi i shkuen te shpija, i thán, se dueshin me e pëvetë per nji fjalë, e e luten qi mos t' i vîte keq. „Jo“, u tha *koxhobashi,* si nuk paskini mujtë me e mârrë vetë me mênd ? Une u tham: „N' u pëvetshin të parët t' onë atje n' atë jetë, si âsht tuj shkue katundi, tjeter mos u thueni veç kallxonju kush âsht *koxhobash,* e at herë kanë me e mârrë vesht vetë sa poshtë ka rá katundi. — *(B.)*



2. **Stili i mjesem** âsht njai qi, tue zhvilluem landë mâ me randsí e subjekta në nji shkallë mâ të naltë se ato të stilit popullor, perdorë nji gjûhë kû fjala âsht dishka mâ e zgjedhun e mâ e stolisun deri dikû me ftyra, por gjithmonë me të matun, qi mos të duket se janë të kerkueme. Kjo trajtë stilit u perket sidomos shkrimevet me argumenta didaskalikë, historikë a romantikë. P. sh.

### Deshtimi i grabís së Liçjes.

Shpija e Vinicit ishte pernjimend gjith nji blerim: shimshiri e lerdhi i u veshëshin gjithkah mureve, dyerve e shtyllave. Tremja, qi në njanen ânë ishte mbyllë me nji cergë purpure, ishte e ndritun per bind; dritarë tetë e dhetë krahësh, mermeri, alabastri e brunxi korintjan, perhapshin per rreth eren e mirë të nardit, perkujtim i kanashem i ditve qi Vinici kishte pasë kaiue n' Orjent. Edhe krahi i fundshem i shpís, caktue per rob, ndritte me t' u dukë nji flakë.

Vinici kishte pasë ndjekë besnisht kshillin e Petronit, i cilli i ishte kênë lutë, qi mos të shkote vetë te Liçja, por të çote Atacinin, mbasi duhej m'u ruejtë n' at veprim qi kurrgjâ mos të mêrrte trajtë perdhunimi.

— Nâten qi shkoi — po i thote Petroni — ti kjé dejshem. Të vûna mirë n' oroe! U prûne ndaj të shì si njata qi nder majet Albane sharrojn gur. Mundou me sjellë prej vedi uzdajen e sajë; kqyr e duku i gzuem e bujár. Nepi fjalen se neser do t' a çojsh

prap te Pomponja; ká me kênë mâ e mira mndyrë me i a mushë menden qi të rrije me tý.

— Tashmâ do të kén dalë prej pellazit — tha Vinici, si t' ishte tuj i folë vedit.

— Do të kén dalë — tha Petroni. Por tash nji herë po çilim bisedë mbí të parafoluna t' Apolonit të Tianës, a por po kryej së kallxuemi historín e Rufinit, të cillen më rá me e kputë aq shpesh.

Por Vinici nuk dijte ç' me bà as me historín e Apolonit të Tianës, as me atê të Rufinit: i vetmi kujdes i tij ishte Liçja; e, sado qi edhe aj vetë e shifte se ishte mâ per nderë të rrite me e pritë në shpí, se me dalë e me u dukë si nji farë kapodaije në pellaz, gjithnjí i vite keq se nuk kishte shkue, e kta jo per tjeter, por veç pse kishte mujtë me e pá e me i folë mà me nji herë.

Robt nuk pràjshin n' at kohë tuj qitë copa mirre e nardi mí gaca të ndezuna nder trekamsha stolisë me krena deshësh.

— Tash jânë tuj dredhë kah Karinet — foli ultë Vinici.

Petroni rrudhi krahët:

— S' e ká me thânë nji sestere gjak filozofi, as ká me më dalë t' a bàj kurr nier ket të birin e Martit.

N' at ças njimend çeta ishte tuj dredhë kah zkâji i Karineve. Zjarmorët prijshin me vravashka(1) të ndezuna, kamsorët hecshin per ânë të lektigës. Atacini vijte mas të gjithve. Por çeta vijote kadalë, pse vravashkat nuk mjaftojshin me e ndritë udhen e gjyteti nuk kishte dritë. Lektiga tashmâ ishte kah luete rryeshem fort, pse, në kjenë rrethet e pellazit gati krejt shkretnue, ktu vendi vlote prej nierzsh. Gati prej të gjitha rrugaçave delshin nierz të pa kurnji nierzsh. Gati prej të gjitha rrugaçave delshin nierz të pa kurnji dritë në dorë e pshtjellë me kah nji llahik(2) të gjânë. Kush bashkohej me roje, kush perzihej me rob; e ndokush merrte nji drejtim të perkundert. Disá me të zí qi qindrojshin më kamë, pse të dejun. Vijimi u bà aq i vishtir, sa zjarmorve u duhej orë e ças me bertitë:

— Lshoni rrugë tribunit bujár Mark Vinicit. —

Liçja, ndermjet të tisavet, shifte grumuj të zez nierzësh e dridhej. Herë e kishte ka nji grimë uzdajë, e herë tjera e kapte mndera.

(1) *Vravashka-t* = dritare-t, pishtarë t.

(2) *Llahik-u* = mantel-i.



Tek àsht, bé! qe Ursi me të kshtênë! Erdh koha! — po belbzojshin buzët e saja. Zot, — më ndimo! Më pshto ti, o Zot i lum! —

Vetë Atacini, qi parandej nuk i kishte vû vesh gjith asajë lëvizje nâte, nisi të bijte në mendim. Pûna i dukej pernjimend e çuditshme. Zjarmorët s' pràjshin tuj bertitë: „Lshoni rrugë lektigës së tribunit bujár". Por, tashmâ lektiga ishte aq e rrethueme e aq xânë rruga në të gjitha ânët, sa Atacinit i u duk se kishte ardhë koha me veprue e urdhnoi qi të largoheshin më stap(1) gjith ata të pa-punë.

N' ânen para rojes u ndie n' at ças nji vigem. Vravashkat u shkimen të gjitha pernjiherë, e per rreth lektigës zhberthej nji pshtjellim, nji poterë, nji luftë.

Atacinit i a muer mendja se dikush po shpryhej(2), e nisi t'a lshoje zèmra. Aj e dijte se Cezari, sa per argtim, delte shpesh nâten kah Suburra, ku roja e tij sulmote gjinden rrugës e i mèrrte neper kâmë; por e dijte edhe se kushdo të kishte guxue me i dalë zot vedit nder ato ngacnime të tiranit, marote n'e nesret i gjikuem per dekë, edhe po të kishte kênë nji senator. Roja, e cilla e kishte per detyrë me u perkujdesë per qetsín e gjytetit, nuk ishte fort larg, por n' ato rasa bâte se s' po ndiete, se s' po shifte.

Atacinit i shkoi dishka neper mend: me pshtue vedin edhe Liçen. Xuer ktê prej lektige, e muer me hikë hijes.

Liçja bertiti: — Urs! Urs! —

Masi ishte veshë me të bardha. e prandej e kishte të vishtirë t' a mshehte, Atacini, me dorë qi kishte të lír, muer me e mlue me llahik të vetin, por me njiherë ndjeu se po e shterngote në fyt diçka si dán e mndershme, mjesá mbí krye të tij randoi diçka të rrebtë, qi e kolomêndi e aj rá per dhé si bjen prej spate nji dêm i therun para lterit të Jovit.

Edhe shumica e robve ishte kênë rrotullue per tokë; tjerët kishin pshtue tuj u vû në të hikun. Aty kishte mbetë vetem lektiga bà copë e grimë. Ursi e barte Liçen kah Suburra, shokët vijojshin mbas tij, tuj u shperdá mà vonë kush në nji krah e kush në nji tjeter.

(1) *Stap-i* = shkop-i.

(2) *Shpryhem* = mësÿj.

Robt, qi i pshtuen rrezikut, drodhen kah shpija e Vinicit e aty u mlodhen në kshíll. S' u bàte zêmra me hí mbrendë. Masi rán disì në godi, shkuen prap te vendi i rrezikut, ku gjeten disà të dekun e nder ta edhe Atacinin.

E bárten, tuj bà prap njat rrugë, e u ndalen gjithnji para shpís. Dubej me i kallxue zotnís se çka u kishte ndollë.

Ket pûnë i a lanë Gulonit, qi ishte krejt i pergjakun në ftyrë e mbasi edhe vetë Vinici e dote: e hîne nji kah nji.

Vinici turfullote prej merzije. Petroni e vête në lojë, pse êndej, i trazuem, poshtë e perpjetë, neper treme, tuj persritë fjalët:

— Po kta si s' erdhen? Kishte m' u dashtë t' ishin ktû! — Desht t' i delte para lektigës, por e ndali Petroni.

U ndiene do hapa në postrê: robt hîne grumull në treme e, njeshë murit, belbzojshin pervajshem:

— Aaaah! . . . aah!

Vinici u turr prej tyne:

— Kû à Liçja — vikati permndershem e me nji zâ krejt të ndrruem.

— Aaah! —

Guloni i u avit ashtû i pergjakun në ftyrë e po i thotë, si tuj dashtë me lypë mshrír:

— Jemi lá në gjak, zotní! Kemi qindrue! Zotní: kta àsht gjak . . . qe, gjak! —

Por pa e lànë, me krye mirë, Vinici, kapë nji dritár brunxi, i a perplasi per krye, e mandej tuj ferkue ballin e shtì duerët nder flokë, u vû me bertitë me nji zà të màrrun:

— I mjeri un, i mjeri! —

Nymnue(1) ftyre, i kishin hupë sŷt e qitte shkumë per goje.

— Ktû thuprat — urdhnoi dikur tuj lurue.

— Zotní! Aaah! Dhimë per né! Gjimuen robt.

Petroni u çue i neveritun e,

— Plojë(2) per plojë — tha — ka me kênë mà mirë t'urdhnoj të çilet edhe per tý nji mishnaje andej kah Karinet. —

E duel prej tremes pa u pershndetë aspak me Vinicin.

Fishkullim thuprash e gjâmë të munduemësh mueren shpín

(1) *Nymnue* = i veranikuu, (lat. *lividus*).
(2) *Plojë-a* = kerdí-ja (it. *strage*).



e ngiaten gati pa dá deri njaty prej të zbardhunit të dritës. — (*Sienkiewicz* - *P.*)

3. Stili àsht i naltë njatë herë kur mendimet zhvillohen me nji gjûhë të zgjedhun e të shkelxyeshme, qi t' i pergjegjin randsís së subjektit, qi àsht gjithmonë i madh e i naltë. Ka ndoresh me marrë ftyra të fuqishme e plot guxim, e në ndertim të perjudhavet mban nji hije të randë e madhshtore. Qe, nji shembull:

**Ilyrt e vjeter.**

Prej brigjevet gjimuese t' Euksinit e më borë t' amshueme t' Alpevet Julje; prej bigavet bumbulluese t' Akrokeraunvet e më karma të thepisuna të Karpatvet, ende të rìme me gjak njerit; nder ato kavaljetet e kalueme, të vjetra bànote aio familje e madhe Thrako-Ilyrike, në nàmë e në zà në historí të fisevet e të kombevet. Sot kjo familje àsht shue. Màrrë per brì prej tallazevet të luftavet të gjata e të padame, ajo edhe u zhduk permbrênda germazavet të pangìshem të gjirevet të motit, e as s' mujti mà, ç' me ditë qi *Gentius*, mbreti i mbramë i Ilyrvet kandriti në 168 para Krishtit triunfin e Lucë Pál Emilit, me pá diellin e màjes së lumnís së vet të hershme. Kû shue shqimi, kû shkrì e shartue me familje tjera, ajo sod nuk ka mà nji fisionomí individuale të veten në shtiell të pûnvet njerzore. — (*F.*)

## 5. Si fitohet nji stil i bukur.

Shkrimtari, aq mà të bukur ka per t' a pasun stilin, sa mà fort të jét kjenë i pajisun prej natyret a të két shkue tue e shtuem në vetveti *ndiesín letrare*. D. m. th. ai qi e ndien perimend e e shijon bukurín e fjalës e të gjûhës, ai ka në dorë me shkrue me stil të bukur.

Por, edhe me múnd, me zéll e me ushtrim mund të fitohet stili. Tharmin e ndiesís letrare e kanë të gjith. Tash,

këtê do të mundohet me e zhvilluem në vetvedi se i cilli, tue marrë para sŷsh shembujt e shkrimtarvet të mirë. Këta s' do të lshohen doret deri qi t'u vidhet e të permvetsohet në lexuesin shka hetohet të mirë, të bukur e të terhjekshem nder shkrime të tyne.

Por n' ânë tjeter këndimi i auktorvet, qi të dalë i frytshem, do të bâhet me disa qyshke a sharte:

1. me zgjedhun shkrimtarë vertè të mirë; këshilli i mësuesvet në ketë rasë âsht drejtimi mâ i sigurti per xânsë;

2. me i këndue auktorët me vemende e me ndiesí, d. m. th. jo per me dijtë sendet a ndodhít qi kallxohen, por per me vrojtun mënyren e bukur me të cillen zhvillohen;

3. me kënduem tue i shqyptuem fjalët, në daç nen zâ, në daç (shka âsht edhe fort mâ mirë) me zâ të naltë;

4. me xânun per mendësh copa të zgjedhuna, qi mâ fort të pelqejn prej ndonjij auktori së mirë, jo vetem në poezí, por edhe në prozë;

5. me u munduem edhe në të folun, sidomos me nji nier shkollet, me i matun fjalët; qi të perkojn jo vetem me arsye, por edhe tue shtiem në pûnë aty këtû — me hije — mënyrë të bukra e t' afta qi kanë pelqyem nder auktorë të kënduem;

6. nihmon shum me u vûm fill mbas këndimi së ndonjij auktori, me shkruem tue u sprovuem me e ndjekun. Mbandej, mos t' i besohet fort vetit. Shkrimi të lîhet per do kohë me pushuem; kur mbas do ditësh të mirret me u lexuem, atë herë kanë per t' u hetuem gabimet e mungesët e bâme. Vetem, mbasi t' i bihet në limë hartimit pa u ngutun, të pershkruhet e të qitet në trajten e mirë.

---

# PJESA II.

## PARIME TË POSAÇME

ase

## LETRATYRA.

---

Shka u tregue deri këtû vien pergjithësisht per ç'do hartim; mjesa në ketë pjesen e dytë do të folet veçanerisht per *hartimet letrare,* qi pershîhen nen êmnin: *letratyrë.*

Hartimet letrare per kahë trajta dahen në dŷ degë të mëdhaja, qi janë: *proza* e *poezija.* Këto dŷ gjiní letrare ndryshojn njena prej tjetret jo vetem per kahë trajta e perjashtëme, por edhe per kahë *gjûha,* per kahë *mbrendija* a *landa.*

Nder hartime poetike rreshtimi i fjalvet âsht gjithmonë i lidhun mbas do rregullash me numer e theksim të caktuem; mjesa proza âsht kryekëput e zgjidhun e e lirë prej ç' do mase.

Gjûha a e folmja e poezís âsht mâ e gjallë, mâ e ndezët edhe merr kurdoherë liri të mëdhaja, jo vetem në perdorim të gjânë të tropavet e të ftyravet, por edhe mund

të zgjedhë fjalë e mënyrë të rralla, të hershme, të jashtarendshme; sende, qi s' shkojn e s' i kanë hije prozës.

Ndryshojn së mbramit per kahë mbrendija a landa; mbasi proza tfaqë mâ së fortit sende konkrete, të caktueme, shkurt, sende, qi janë fryti i arsyetimit; mjesa landa e poezís âsht fryti i fantazís së ndezun prej hovesh së pësimevet.

---

## Dega I. — PROZA.

Mbas subjektit kryesuer, qi zotnon në të tfaqun të mendimevet njerzore, hartimet prozaike dahen trísh: *hartime pershkruese, hartime kallxuese* e *hartime parashtruese.*

Rráll se këto trí gjiní hartimesh tregohen ashtû vetmas, të pavarshme; por të shumen e herës njena i nihmon tjetrës në zhvillimin e hartimit. P. sh. Nji novelë nuk mund të zhvillohet plotsisht, po s' u tregue njiherit me kallxim të ndodhís pershkrimi i vendevet, i kohës etj. e po s' u diftuen edhe mendimet e ndiesít e shkruësit drejt a terthoras neper tê. Gjithnji novela jet se jet nji nder hartime kallxuese, mbasi kallximi i njij ndodhije zotnon kryekrejet n' atë hartim.

**Oroe.** — Si do të sbihet edhe prej shembujsh, këta të dám hartimesh së prozës e të poezís do të kuptohet në nji mënyrë të pergjithtë; mbasi i njajti hartim prozaik, si b. f. nji prrallë, nji legjendë etj., mund të shkruhet edhe në vjerrshë; kështû edhe nji hartim i degës së poezís, si b. f. nji tragjedí, nji komedí etj. mund të shkruhet edhe në prozë.

---



### Kreu I.

### Hartimet pershkruese.

Me pershkruem s' don me thânë tjeter, veç: me diftuem neper mjet të fjalës gjithshka sheh a mund të shohë sŷni i nierit në ndonji send. Pra, thema ase subjekti i pershkrimit mund të jét: nji vend, nji frymuer, nji fenomen, nji veprim a nji gjâsend në daç i vertetë, në daç i trilluem.

Nuk mund të dalë mirë pershkrimi, po s' u njoht mirë sendi, mbi të cillin bâhet pershkrimi, pjesët e tija, fjalët e nevojshme qi ka gjûha per rreth si. Tue zhvilluem pershkrimin duhen mbajtë trí pûnë: *rend, kjartsí* e *jetë.*

1. *Rendi.* Se e cilla pjesë të rreshtohet e të xâjë vendin qi i perket natyrisht. Janë per t' u permendun pra, pûnët mâ të mëdhajat, mâ me randsí, mâ të pergjithtat e qi biejn mâ fort në sŷ, e mbandej të kalohet me njehë pjesët mâ të voglat. Nuk mban rend ai xânës, qi tue bâ b. f. pershkrimin e njaj bullice, nisë prej brinash, a kambësh.

2. *Kjartsija.* Imtimi i tepruem, tue shkuem gjatë nder do pûnë të vogla, bân qi të bieret filli i sendit kryesuer të pershkrimit. Posë kësaj, edhe gjûha e fjalët të kerkohen e të rendohen në mënyrë, qi mos të lîhet shteg me u kuptue pûna keqas a per kundra.

3. *Jeta.* Kur shkruhet mbi nji gjâsend do të bihet pûna aq gjallë, sa lexuesit t' i duket si t' ishte tue e pám me sŷ. Pershkrimit do t' i jipet nji karakter, nji ngjyre e gëzueshme a e mjerueshme, e kandshme a e mënershme, e butë a e fuqishme, gjithsi t' a lypë pûna e natyra e sendit. Do të këqyret mbandej, qi hartimi mos të dalë vetem nji numrim i thát pjesësh; por të jét nji ftyrë e gjallë, nji

piktúrë e vertetë e sendit qi tfaqet.

Të shumen e herës, si u tha, pershkrimi nuk âsht nji hartim në veti; perzihet gjithkund nder hartime kallxuese e shtjelluese, të cillavet u ep shpírt e hijeshí.

Pershkrimet janë shum nduerësh, sa janë sendet qi mund të shihen a mund të mirren para sŷsh m' u pershkrue; prej këso hartimesh po marrim vetem njado, sa per shembull.

## 1. PERSHKRIMI I NDONJIJ SENDI TË LANDËT.

Mund të folet mbi nji gjâsend të landët, në daç të jét i natyrshem, në daç pûnue prej hartit, si me thânë: mbi nji lule, mbi nji pemë, mbi nji makinë, mbi nji ndertesë, pellas, urë etj., tue kallxue vendin, madhsín, trajten, landen, ngjyren e mënyren, me të cillen âsht ndertuem, cilltít karakteristike neper të cillat dahet në shêj, perdorimin e dobín e atij gjâsendi, etj. P. sh.

### 1.— Lili i bardhë.

Lili âsht nji nder lule mâ të njohtuna, qi shpesh permendet edhe nder kangë popullore e qi êmnohet mâ fort me êmnin turqisht: *zamak.* Âsht nji bimë pa rrema, qi vetem per rreth rrâjet mbushet me do gjethë në të blerët të mbyllët, e në trajtë zhgjetore, qi shkon tue i rradhue e tue i voglue perherë sa mâ nalt ngjitet. Lulet, pêsë, gjashtë së bashkut, i shperthen njandej kahë fillimi i Qershorit, në maje të njaj kercyelli të naltë kund gati nji meter. Lulja e lilit, e bukur e madhshtore, perbâhet prej gjashtë fletësh, kryeképut të bardha, të çiluna e të shpervjeluna mâ se gjymsa perjashta kelkut së vet. Në mjedis ka do tufza plot me plûhun të verdhë, qi japin nji erë të mirë, por aq të randë e të fortë, sa nuk mund të durohet kjo lule e hijshme mbrenda në nji vend të



mbyllun. Rritet mâ fort nder kopshtíje rreth shtëpijash. Nuk shumohet me farë, por me do si kertolla, qi qet nder rrâjë. Lili, prejse âsht fort i bardhë e i kandshem, mirret me shum arsye si shembelltyra e pastris.

### 2. — Farka.

Permbrenda murevet të farkës, s'shihet tjeter veç tym, thirr (1), këthniell, rrathë e copa hekrash së vjeter: âsht mjeshtrija, qi e lypë kështû. Kater muret per rreth, por sidomos qiellzana, janë të xîme; shtroja krejt âsht rrasash së vendueme pa farë mjeshtrijet. Më njenen skutë t' odës gjindet furra e farkës, kû pa prâ rrin ndezë zjarmi i mbajtun me këthniell drûje së mretit, qi thirret eshkë. Kamba e fuqishme e farktorit shihet perorë kahë shklet e lshon nji copë drû më tokë e atëherë vêhet n' oroe se nji rrshiq i madh, qi âsht në të perpjekun me zjarm, çohet e ulet tue i frŷ këtij me turr. Në ketë kohë farktori qet në zjarm nji copë hekrit ç' faredo, e, si t'a shohë se âsht kuqë e zbutë sa lypet, e kapë me nji danë të gjatë, e vên mbi kullmë e me nihmë të shoqit të vet e rreh më maj; tue e zgjatë, e tue hollue e tue i dhânë të gjitha ato trajta qi t'i duhen. Kahë e rreh me gjith atë hov hekrin e kuqun, çohen peshë shkëndija per gjith ânësh, e qi shpesh i këcejn duervet a ftyrës, me t' a marrë mendja se po e djegin e po e shkrumojn; por ai âsht i mësuem, pse tashmâ lëkura e tij âsht e trashë e e perzhitun. Me të vertetë mjeshtrija e farktorit âsht nder mâ të mundshmet pûnë qi vuen nieri, por ai e ka mësue vetin e kështû pûnon pa merzí prej së zbardhunit së dritës e deri në mbrame. — *(Gj.)*

## 2. PERSHKRIMI I FRYMORVET.

Folet permbi nji frymuer, tue permendë madhsín e shtatit, trajten, ngjyren, pjesët e posaçme, tue fillue prej krejet; cillsít, doket, vendin, mënyren e gjallnimit, të perpjekunt, qi ka me njerzë, etj. etj.

(1) *Thirr-i* = çagjë-a.

### Luâni.

Luâni lén e jeton në vapë t'Afrikës e të dheut të Hindit. Kryet e ka të trashë fort, sŷnin të gjallë e pershkues, qymen të sykun, duken të rrebët e të madhnueshme, lurimin të mndershem. Kaq i unjishem e i shestuem àsht shtati i tij, sa me t' u dukë pasqyra e fuqís e e shpejtsís. Kur këcen hidhet per mrekullí, e kaq shkas i ep bishtit kur e perdredhë, sa mundet me rrxue nji nier. Rrudhë ftyren e sidomos ballin: e atë herë duket disì mâ e rrebët ftyra e tij, o të thuesh, dán mà fort furija e madhe, qi ka. Shkundë kreshtët e veta (jelin), qi kur idhnohet, jo veç i ngrehen, por i hidhen në kater ânët.

Luâni, kur à ûnshem, msŷn ç' farë do shtâset. Por i rrebët si àsht nuk i bàn báll asnji e i ruhen fort; prandej i duhet m' u mshehë e me pritë të dalë aty pari ndo 'i shtâsë e mandej i keen persypri.

Luâni luron pêsë a gjashtë herë në ditë. Por brima, qi lshon kur idhnohet, àsht edhè mâ e mnershme. Aso here i bjen vedit n' ijë me bisht, e rreh per tokë, shkundë kreshtët, rrudhë ballin, vrân vetullat e gercllon dhambët.

Luani àsht i zhdervjellët, jeton me gjojë të vet e rrallë se largohet prej shkretijet e prej pyjeve, kû i del mjeft m' u ushqye. Por, si të plaket e të bâhet i plojtë e nuk à mâ i zoti me gjuejtë, ju avitet katundeve e bâhet rrezik per rob e per gjà të gjalla. Por kan vû n' oroe se, me hasë në gjind e në baktí, msŷn baktín e nuk i turret nierit per pa e ngucë. — *(M.)*

## 3. PERSHKRIMI I VEHTJEVET.

Pershkruhet nji vehtje, tue folun permbi trajten e perjashtëme të shtatit a cillsít shpirtnore, persa këto tfaqin karakterin e posaçem të tij. Pershkrimi i korpit, qi quhet edhe *prozopografí*, bâhet si thám sypri per shtat të frymorvet; veç per vehtje mund të shkohet mâ gjatë, tue u ndalë



me folun permbi *fizjonomín* a trajten e ftyrës, e cilla ka shum randsí në nji nier; mund të permendet edhe mënyra e veshës, tue nisun prej së naltit. Pershkrimi i shpirtit, *etopeja*, bâhet tue rreshtue cillsít e natyrës, moralin, virtytet a veset. Prozopografija, kur àsht e lidhun me etopé, thirret *rritratë*.

### Skënderbeu.

[...] Bukurija e pamjes së tij dhe madhështija e shtatit bashkohëshin me një forcë trupësore të përmbinjerzshme. Shpata e tij bënte çudira. Me një të goditur të saj i a preu kokën një demi t' egër, që shkretonte arat e motrës Mamicë. [. . .]

Energjija morale dhe kuraja e tij janë ca mé të çudiçime, dhe me këto Skënderbeu fitoi një vent në radhën e parë të kryetarvet të pavdekur. Kshtu, në kohën, kur fuqija turke ishte më t' arrirë kulmin e saj, niset me treqint veta për të shpëtuar Shqipërinë nga zgjedha. [. . .]

Ish i palodhur nga shpirti dhe nga trupi: gjithënjé në lëvizje, kurrë në prehje, hante me ushtarët, flinte i armatisur në kamp me gunën e në rrogos(1). Pesë orë gjumi ishin mjaft në kohë qetësije, dy a tri orë vetem në kohë shtrëngice. Hante dhe pinte shumë, po duronte ditë me radhë pa ngrënë. Si Hanibali dhe Napoloni, vishej vetë pa llusë e pa madhështí, po ushtarët i deshte të stolisur me ar e mëndafsh, t' ushqyer mirë dhe të paguar pasurisht.

Në bëtejat kursente mé tepër ushtarët, se sa veten e tij. Edhe lëftonte edhe e drejtonte bëtejën. Nga shpejtësija e çudiçime dhe rreptësija dërmonjëse e goditjevet të tij mund të barabitet vetem me Jul Qesarin, në mos me shkrepëtimën e rrufesë. [. . .] Armiku e gjente gjithnjé t' armatisur dhe gatí. Me të mbaruar njërën bëtejë, gatitej për tjatrën. Pjesën e rëndë e merrte vetë, të lehtën u a përndanté që atë ditë oficerevet dhe ushtarvet.

I egër dhe i rreptë në bëtejë e sipër, ishte zakonërisht aqë zëmërmirë, sa jo vetëm vullnetarë nga anët e funtme t' Evropës, po edhè Turq nga Turqia vinin e ktheheshin të krishterë, që të shërbenin nënë kumandën e tij. Ndonëse rronte në një kohë, kur

(1) *Rrogos-a* = rrgostë-a.

zakonet ishin t' egëra dhe lufta pa mëshrirë, prapë ishte njerëzor dhe kurrë s' i kishte lënë ushtarët në plaçkitjet e viseve armike të ngisnin grua, plakë, a çilimí.

Nga morali, ndonëse i rritur në një hobor të korruptuar, mbeti puritan malësor. Si Gustav Adolfi i Suedisë, s' linte gra, të mira a të liga, t' i afroheshin kampit të tij, dhe ndiqte me ashpërsí prej fanatiku çdo farë imoraliteti. Si Skipjon Afrikani, s' u qasej gravet; dhe u shtrëngua të martohet vetëm për shkake politike, pas shtyrjes dhe lutjeve të këshilltarve të tij.

Luftëtár i math ishte edhe dipllomat nga mé të hollët; se mundi jo vetëm të fitonte simpathín e fuqive europjane, të cillat pakë a shumë e ndihmuan moralisht dhe materjalisht për të pasur luftën e lirisë, po qe dhe i zoti — i vetëmi në terë historin' e kombit — t' i lidhë krerët e palidhur, t' i bashkonjë e t' i organizonjë Shqiptarët e pashkuarshmë e të pabindurshmë në një ushtërí të rregullshme dhe të dishiplinuar. Për të bërë këtè s' i arrinte zotësia ushtëriake, po i duhej një durim dhe një hollësí dipllomatike nga mé të rallat. — *(N.)*

## 4. PERSHKRIMI I VENDEVET.

**Shkruhet mbi nji vend, si b. f. mbi nji mal, nji fushore, nji qytet etj., tue kallxuem se kû âsht i venduem, sa âsht i madh, ç' trajtë ka, bukurít karakteristike etj. P. sh.**

### 1. — Të hîmt në Stambollë.

[...] Tue u dyndë njegulla e dorë mbas dore në pah tue dalë Stambolla. N' e rrmakten shifet Kepi edhè kodra e Sarajit, mbas së cilles shtrihet deti Marmara: kodra e veshme me silvija, aha, brej e rrapa e lisa të motnuem: e mbrenda atij blerimi e gjatë bregut të Bosforit atý-ktû, kû damas, dalliten pallate, qoshke, kaçorre mermerit me kupola në njyre t' argjanit, galerije e njiqind tjera ndertesa të mdhaja e të vogla e të gjitha të bardha—shifet ***Dolmabahçe Saray***, ndertue prej dhetë Sulltanash: gjytetzë madhnije, qefi, intrigash, komplotesh, gjaqesh, mbrenda së cilles jo veç kamba, por as



sŷni i huej me derptue nuk guxote, e kû edhè vorrue kje perandorija e fuqishme otomane. — Sod ky saraj ká mbetë si pomendore komtare, per të dishmuem madhnín e luksin e dikurshem të Padishahit. *Sic transit gloria mundi!* — Per báll më duel Brŷna e Arit, me Gallaten e Peren n' e djathten. S' ká gjûhë, s' ká pendë, qi mund t' a pershkruej at madhní, at bukurí, qi atëherë u u parashtrue sŷve të mí. Edmondo De Amicis, para ksajë mrekullí bukurije, i thotë vedit: *Ed ora descrivi, miserabile! profana colla tua parola questa visione divina! Chi osa descrivere Costantinopoli? Chateaubriand, Lamartine, Gautier, che cosa avete balbettato?* (E tash pershkruej, o i shkretë! perdhose me fjalë t' ande ket të pame të hyjnueshme! Kush guxon me pershkrue Stambollen? Chateaubriand, Lamartine, Gautier, shka keni belbcue ju "?) Brŷna e Arit, si lum i gjanë e i madhnueshem; gjatë dý brigjeve të saja dý vargje sukash, sypri e shpatit të cillavet ênden dý gjytete me shpija, palate, „villa": me qinda pomendoresh, lulishtash, bàjash: me qinda e qinda minaresh, qi ngallisin të hajme e të perhjedhta ndermjet silvijash, çinarësh, ilnjesh, terebintash e nji blerimi gjithmonë në të njethun, gjithmonë në t' èndun. Nji madhní, nji bukurí, nji dishka qi me të habitë menden e me të lànë me gojë haptë prej çudijet. Ktej Istanbul, êndë mbí do suka e kodra të gjana, qi secilla sosh bán ka nji xhamí vigane me kupola plumbi e me màje të prarueme: xhamija e Sulltan Ahmetit, rrethue me gjashtë minare; Sylejmanija, me dhetë kupola; Sulltanja Validè, per të cilen kallxohet, se kjo sulltane e pat ndertue me çmim të njanes pashmangë të vet; xhamija e Muhametit II; xhamija e Sulltan Selimit, e mbi të gjitha Aja Sofija—motit kishë—qi, vetë, sa 'i koder, e madhnueshme tash njimij e katerqind vjet zotnon m' ujna të paqta të Bosforit. Per báll Pera, nji koder—nji mal, veshun me mija e mija shpijash, pyrgjesh, minaresh, majes së cillit naltohen pallatet e Ambasadevet, pyrgu i madhnueshem i Gallatës, arsenali i Tophanes kah fundi, e qinda e qinda dyrekësh anijash, motorash, sandallash, qi lvisin si mjellme të bardha kryq e terthuer e bregut të Bosforit. N' e djathten, më breg t'Azís, Uskudari, nji gjytet, të thuesh, dhetë mij „viletash", dhetë mij lulishtash, ndermjet të cillavet ngallisin njiqind xhamija të bardha si bora, kazerma të hapta, të gjata, të madhnueshme, e nalt Çamligje, prej së cilles sugurisht soditet mà i bukuri panoram i botës. „*Ah si!*

*Questo è il più bello spettacolo della natura,* thotë Edmondo De Amicis; *chi lo nega è ingrato a Dio, ingiuria la creazione; una più grande bellezza soverchierebbe i sensi dell'uomo.*" (Ah po! se kta àsht bukurija mà e madhja e natyrës; kush e mohon s' i a din Zotit per falemindcrës e i bàn nji dhunë krijesës; nji bukurí mà e madhe do t' a merrte mendsh nierin). — *(F.)*

## 2. — Shkretít e Arabís.

Mèndoe nji vènd pa blerim, pa ujë, pa kurrnji të mirë, kû shkrepin pa dá rrezet e diellit, mà të vapta se askurr nder né; nji vend mblue an e kand prej njij qielle gjithëherë të ndezët. Mendo fusha të pamatuna, plot me ranë e plûhen; male e kodrina të ralla, të zdeshuna e të thata, nder të cillat sŷni të tretë, pa mundun me hasë kund në nji vend me jetë, S' ke veç nji tokë faret të dekun, të laskarueme e bà koc prej eret. Aty-këtû, shkamij të rrokullisun, Zoti e din se kúr, e prej ç' mali. Gjithkahë vetmí, gjithkahë beshtim! Jo se e ndien nji cingrim zogjësh, jo se e sheh kund nji fije barit, jo se të shklet kund kamba më nji pllanë tokë të butë. Kurrkund, me thânë, nji kafshë, nji shêj, qi me t' a qitë nder mend natyren e gjallë. Vetmí e mënershme ! fort mà e mënershme se vetmija e pyjevet; kû, nemose, ke blerimin, ke lisat, ke bylbylat, qi të bàhen disi shokë; në nji qi në shkretí e sheh vetin, kryekëput të tretun, të harruem, të shkëputun shoqnijet. Kahdo t' i siellish sŷt, të bàhet si me e pá gjithkund vorrin t' and: e, deri ajo dritë e diellit — në vetveti aq e bukur — deri ajo, n'atë vénd mjerimit të duket mà e trishtueshme, se vetë terri i natës; mbasi ai diell nuk lén aty per tjeter, veç per me qitë në pah mà teper deken e natyrës, e per me zblue mà mirë mëneren e shkretís. *(Frng.)*

## 5. PERSHKRIMI I FENOMENAVET.

Natyra në zhvillimin e çuditshem të vetin ep themë fort të madhnueshme e të hijshme me bà këso pershkrimesh; si b. f. me shkruem permbi nji stuhí motit, mbi agim të



ditës, mbi të xânunt e diellit, mbi nji stinë etj., tue permendë, në kjoshin, shêjet, qi u prîjn këtyne fenomenave, rrethânët persjellse, nështypjen qi bâjn në njerzim etj., tue mbajtë gjithmonë rendin e kohës e të shkaktimit. P. sh.

## 1. — Vetima.

Nji nder mrekullí mà të hijshme — veç edhe mâ të mënershme — të natyrës, àsht vetima. Perftohet prej së ndeshunit së rèvet, të cillat, para se me u zhgrehun më shí, janë mbushë me elektrik; e me nji shpejtí, qi s' mund diktohet, vjen e shperthen mbi tokë e persjellun prej njij gjàme aq së frigueshme, sa me të vojtë mendja se shekulli n' atë ças po rroposet. Shkrepë mà të shumen e herës mbi maje të nalta të malevet, të landvet e të ndertesavet. Gjà s' àsht aq e fortë, qi t' i a thejë hovin, a mund t' i qindrojë rrenimit të saj: ajo grìn e copton pullaze e mure e grimcon, si fije kashtet, trupin e lisavet mà të mëdhaj. E váj, per atë fatzí, mbi të cillin shkrepë rrëfeja; jeta e tij xìhet e mbarueme. Kështû s' àsht per t' u bindun qi burra të lidhun e të fortë mbeten dekun, vetem prej duhmes së saj.

## 2. — Tallazet n' Oqean.

. . . Deti kje me nám deri kahë mjesnata. Si duelem në Kënáll t' Irlandës, filloi era e filluen tallazet me i u turrë avullores, e cilla, si nji kolos, perkundej madhnueshem mbi to, kahë i çajte me forcë 16 $^{1}/_{2}$ milsh n' orë. Kahë mjesdita mbërrijtem në Queenstown, kû ndêjem nj'a trí orë. Atëherë u nisem per Amerikë. Ishte e Dielle. Udhtarë mbrendë ishin 911, e detarë 294. Era frŷjte pá dá e tallazi vijte tue u shtue sa mà këthelltë qi i u futshim Atlantikut.

T' Èjten (26. II. 1922) u shkreh nji thellim i perfrigueshem. Zoti na ruejtët, se shka kam pá me sŷ! Na në Shqypní s' mund të kemi as kuptimin e njaj thellimi n' Oqean. Nji herë qiella u vrâ e erdh e u mberthye krejt me rê të zeza, si plumbi. Era trefishoi furín e vet aq, sa e perkuli avulloren më njenen bri, e atë herë deti u ajë e u dynden tallazet, me të shtie mëneren. — Tallaz per né në Shqypní àsht nji fjalë; por n' Atlantik àsht nji mal: po, si Kreshta, si Mali i Rrencit, si Taraboshi etj., veç se nuk janë ashtû

thik në teposhte, por mâ të planta, e kanë si me thânë, bark shum. Prite Zot, rrezikun, se shka kam pá atë ditë! Endè më perqethet shtati, sa herë më bjen nder mend ajo duhí. Qiella tue vetue e tue bumbullue, era tue ulrue, deti tue gjimue e tallazet sa malet tue u plandosë herë per báll, herë per kiç, herë per brî t' avullores; tash tue e dyndë, thue, deri nder rê perpjetë, tash tue e karraní shul në teposhte neper rrjedhë shkumuese, si po të dojshin me e perpîm e me e lshue pingul në fund të detit. Kriste avullorja, krisëshin makinat, rrapllojshin gota, shishe, çinija, karriga, tavolina, — a thue se ishte banda e Frano Ndojës (1) tue na percjellë në vorr! . . . Prej friget paçë hî krejt në veti e vogtue e bâ sa grushti i dorës. Kahë m' ishte shkurtue qafa, më bâhej se kolarini po m' a xên krejt frymen e i mbajshem sŷt kokerrdhoc ashtû per ajrí pa i ngulun në kurrnji pikë të caktueme, veçse ka njiherë m' u vidhshin per me këqyrë, per nji ças të vetem tinzisht e terthoras tallazet, qi vlojshin, ziejshin, shkumojshin per rreth avullores [. . .]

Por, mbas nj' a dŷ orësh, tue pá se s' po ndodhte gjà e se Inglizt rrijshin tue pí birrë e *Wisky* e tue luejtë letrash — me gjithse edhe ata ishin zbém në ftyrë si flaka e qirit — m' erdh disi zemra e shkova në gabinë me lexuem ndonji send. Mbasdite u paque pak deti; por në mbramjet prap u terbue mâ fort se paradite,

[. . .] Kur hîmë në limá të New-Yorkut na duelen para dhetë vaporre të vogla e u rreshtuen pêsë kahë balli më njenë ânë e pêsë kahë kiçi, më tjetren, e filluen me e shtŷm avulloren, per me e afrue molit. Kahë i këqyrshem prej së naltit ashtû krye më krye tue e shtŷm avulloren, më dajshin si dhetë derrkuca tue thithë më nânen dosë. Merre me mend, se shka âsht nji transatlantik!.. — *(F.)* (2)

## 6. PERSHKRIMI I VEPRAVET.

Flitet permbi nji veper njerzore b. f. mbi nji luftë, nji shetí, nji gjojë etj., tue ndjekë gati njatë rend, qi thám per fenomèna. Kjo dorë pershkrimit pershîn edhe kallxime

(1) Dikur Mjeshter bandet në Shkoder.
(2) Prej njaj letre private prej New-Yorkut, Marc 1922.



udhtimesh a dokesh së ndonjij vendi, u çilë shtegun e i veshë hartimet e ndodhivet.

### 1. — Streha foshnjore.

Êm' âmë, sikurse më kishte dhânë fjalën, më çoi dje, mbassi hângërm bukë, në strehën foshnjore të Rrugës Valdocco, për me i porositë drejtores motrën e vogël të Prekosit. Unë nuk kishe pám kurr nji strehë foshnjore. Ah, se sa u argtova! Ishin dyqind vetë, djelm e varza, kaq të vogjël, sa nxânsit e jonë të klasës së parë janë burra kundrejt tyne. Mërrîjtem shi n' at kohë kur po hŷjshin dy nga dy në hângërtore, ku gjindeshin dŷ tryeza shum të gjata me shum vrima(1) të rrumbullakta, e në çdo vrimë nga nji tas i zí, mbushë me oriz e groshë, dhe nga nji lugë zingu pranë. Disá ndër ta ndaloheshin përpara njij tasi, tue kujtuem se aty ishte vendi i tyne; gëlltitshin(2) me shpejtí nji lugë gjellë, deri sá vinte ndonji mësuese dhe u thonte: — Shkoni ndër vende! por ata bàjshin prap tre a katër hapa, dhe përsërí merrshin nga ndonji lugë supë; vijojshin në ketë mënyrë derisa mërrîjshin ndër vendet e veta. Mà në fund, tue i shtŷm dhe tue u bërtitë: — Shpejtoni! Shpejtoni! — i vûnë të gjith në rregull dhe filluen uratët e bukës. Por ata të rreshtave të mbrendëshëm, të cilve, në kohë të lutjes, u duhej me i sjellë shpinen tasit, sillshin kryet përmbrapa për me pám qi mos të hante kush në tas të tyne, dhe pastaj thojshin uratët me duer ngjitë e me sŷ kah qielli, por mendjen e kishin ke gjella. Pastaj u vûnë me hânger. Ah se ç' pamje e kândshme! Njêni hante me dŷ lugë, tjetri me gishta; shum nder ta hiqshin groshën kokërr për kokërr, dhe i shtijshin në xhep; disa të tjerë i mbështjellshin në përparse dhe i shtypshin për me i bâm llapë. Ishin prap disa, qi nuk hajshin për me pám mizat tue fluturuem, disa kolleshin e bàjshin të tjerët me qeshë. Dukej si t' ishte nji zgjue bletësh, por të kënaqej shpirti tue i pám. Jipshin nji pamje të bukur dy rreshtat e çupavet, me flokë të lidhun me sherita të kuq, të blerët e të kaltërt. Nji mësuese pyeti nji rresht tetë çupash: — Ku bâhet orizi? — Të tetat hapen gojën plot me gjellë, dhe përgjegjen të gjitha zbashku tue kënduem: — Bâhet-

(1) *Vrimë-a* = birë-a. — (2) *Gëlltis* = perdij.

n'-ujë. — Pastaj mësuesja u urdhnoi: — Duert përpjetë! — Atëherë qe nji pamje e bukur, tue vrejtë ata krahë të vogjël, qi para disa muejvet, ishin ndër ndriza, e tue pám ato duer të vogla, qi dukeshin si flutura të bardha e në ngjyrë trendafili. Mbasandej duelen për defrim, por përpara mueren të gjith shportat me gjellë mbrendë, qi ishin të mvaruna në múr. Duelen në kopësht dhe u shpërndanë, tue qitë perjashta gjellën: bukë, kumbulla të zieme, nji copë djathë, nji vé, disa molla të vogla dhe nji krah zog-pule të pjekun. Në nji kohë të shkurtë krejt kopshti qe mbushë me thërmija, si t' ishte shpërndám ndonji gjellë kokrrizë për nji tufë zogjsh. Hajshin në gjithfarë mënyrësh, si lepura, mij, maca, tue brém, tue lpím, tue thithë. Disa çupa kishin ndër duer djathë të njomë. Ngitshin dhe mirrshin mbrapa njëna tjetren me molla e me bukë ndër dhâmbë, si qêj të vogjël. Pásh nj' a trí, qi me nji copë gêm të vogël po çelshin nji vé, tue kujtuem se gjindeshin mbrendë visare, dhe e derdhshin gjymsën për tokë, e mandej e mblidhshin thërmí për thërmí, me nji durim të madh, si t' ishin xhevahire. Rreth atyne, qi kishin ndonji gjellë të jashtëzakonshme, gjindeshin shtatë-tetë, me krye t' ulun, për me pám se shka kishin në shportë të bukës. Ishin po thuej nj' a njizet vetë rreth njênit, qi kishte nji lâng sheqeri, dhe të gjith i u luteshin qi t' u jipte lêje me njyem bukën, por aji, disave u a jipte, e disa të tjerve, mbassi i lînte për nji copë herë qi t' i luteshin, u lêjtonte t' i lpìjshin gishtin. [...]

*(De Amicis - K. Gurakuqi)*

### 2. — Lufta me Kulshedren.

[...] Nderkaq ujët ziej' (1), si në nji kusí të stermadhe, e ndër valët, çë përpiqeshin me rrëmbim, u dukën mê para shtat krerët e Klushedhrës, i të çilëvet i mesëmi, veç brîvet, kish një kurorë, si të zjarrtë, me shtat thepe. Prej grykëvet të tmeroshëme, ndër helmin e jargëvet, ç' i derdheshin nga trí sharra dhëmbësh të mprehtë, qisëj'(2), tue fërshëllyer, gluhët si flakë të gjalla, të ndaca n' dýsh.

---

(1) *Ziej'* = ziejte. Kështû të kuptohet, si trajtë e së pakalueme (sod me skâjimet *te, nte*), gjithkund në ketë copë kû e kemi shenjuem mungesen me nji hijezë. — (2) *Qisej'* = qitëte, hidhte jashtë



Kúr dolli jashta ujit e u hoth mbi dhé, u duk i tërë kurmi (3) i 'saj, çë përpara ish si ai i njij hardëje (4) të përbindëshme, po me një pëqirë thelpe thelpe (5), ashti të bardhë, mê të thát se arënzi. (6) Prapa sglatej në nji bisht gjarpërór me nëndë nënje e gjith leskëra të forta, të murrëta, me shkëlzime të kaltërtë. Këmbët i kish të shkurta, të trasha e të bushëme, me këthetërra të hekurta, të përkëthyeme si cepe (7) shqyponjëje. Për mbi shpinën kish si një fletë pishku, çë hapej e mblidhej prej çëdo halësh të luajtëshme, çë sosëjin në grepe si dhëmbë derri t' egër, e ashtu edhe krahët, si të njij lakuriqi, po nëndë herë ata të njij qifti nga mè të mëdhenjët, të çilët jipëjin te të gjëlbërit e ç'i dilëjin ndër qëndëra të qafës e të këmbëvet të përparshme.

Për së parit, ajo mbeti tue vështruar e si për të marrë bovin; po kúr ish për me u turrur, Zjerma (8) i u lëshua me gjith kalin çë hengëllisej, e i rá sypër si dredhë (9), me shpatën në dorë, tek edhe qeni, për së prapi, e kapshoj', e zgrapej', e përdhëmbulloj'.

Luftë e mënderëshme! Klushedhra përdridhej e shtrëmbëtohej, tue bedhur e tym e flakë e fërshëllima prej grykëshit të hapta e tue u munduar për me ngrënë armikun, e t' e zêj' ndër dredhe të bishtit e t' e bëj' qúll báshk me kalin, çë e shtypej, tue turfulluar, e e shkilej me thundërat, tue i mretur (10) thelpet ashti të pëqirës e tue i thyer leshkërat ç' i ruajin gjith kurmin.

Trimi i bij' me shpatën pa u prêr, e plagosej të githë anët (11) e nanì i shklyej' një krye, e nanì një t' jatërë; po më kot, përse krerët e prërë kërcejin nga dheu e i ngjitesbin pameta (12) te kërcûnjet (13) e përgjakëme.

Në ai ngë kish klënë i zoti (14) t' i prisej kryet çë kish kuroren e zjarrtë, lufta s'mënt të kish pasur kurr mbarim të mirë.

Ndër këtë, të tërë gropën e kish mbushur një mjegullë e

---

(it. *vibrara*). — (3) *Kurmi* Gr. = korpi. — (4) *Hardëje* = hardhuce. — (5) *Pëqirë thelpe thelpe* = korracë thepa thepa. — (6) *Arënzi* = çeliku. — (7) *Cepe* = çapoj, këthetra. — (8) *Zjerma*: I biri i mbretit me diell në báll. — (9) *Dredhë* = shakulluer, erë e marrë (it. *turbine*). — (10) *Tue i mretur* = tue i shtypun. — (11) *Të gjithë anët* = në gjitha anët — (12) *Pameta* = per së riu, prap. — (13) *Te kercûnjet* = nëpër kërcejt (eshtnat e kambvet prej gjûnit djeri në nye të kambës). — (14) *Në ai ngë* ... Po të mos kishte kjenë ai i zoti.

zezë e e dëndurë, mbrënda t'çilës dukej se uturojin(15) gjëmë e vetëtojin shkreptima.

Ndëvonë shpata e Zjermës rá dreq dër dreq e i shqiti (16) kryet e mesëm.

Një prrua gjaku të zí të zí e të ndzéht gufoi, ndër tym e zjárr, nga qafa e këputurë, me një kërcëllimë të lartë, si i njij qindi shqyponjash të hidhëruara.

Bisha u përplas edhe ca herë e prán (17), dal' e dalë u mek e u fik tue gulshuar.

U rrallua mjegulla e shkrepi dielli; ujërat rrodhen te lumi, në valë të rrëmbyeshme, për së parit; e prá (17) me rrým të gjërë e të qetëm, tue sjellë gëzim, përmirësim e shëndet të gjith anët; tue përtërijtur jetën e tue ngjallur barëra, bimë, frymorë e njerëzë... — (S.)

---

## Kreu II.

# Hartimet kallxuese.

Pershîjn këto hartime të gjitha njato kallxime, qi bâhen per me u a diftue tjervet pûnët qi vereverte kanë ndodhun, a qi trillohen në mende të hartuesit si pûnë të ndodhuna. Kështû qi thema e këtyne hartimeve âsht nji ndodhí, qi mund të jét krejt a pjesësisht e vertetë, ase krejt a pjesësisht e gjetun.

Kallximet bâhen tue diftuem gjitha rrethânët e ndodhís, qi janë: *Kush? shka? kû? pse? me shka? kur? në ç'mënyrë?* Këto rrethânë mbandej nderlikohen, zbukurohen, zgjânohen, si t' a lypë pûna, me pershkrime, djalogje e vrime. Në kjoftë se kallximi âsht teper i gjatë, atbotë, per

---

(15) *Uturojin* = bumbullojshin.— (16) *I shqiti* = i këputi, i cungoi. — (17) *Prán, prá* = mbandej.



mos me lodhun hartimi, shtihen ndershej aty këtû kallxime tjera të shkurta, qi në vetveti dájn si të shkëputuna prej subjektit kryesuer, por largas kanë nji lidhní, i nihmojn e e ndrisin zhvillimin e veprimit të parë. Këto kallxime thirren **epizode.**

Nder hartime kallxuese njehen mâ së forti: *Historija, epigrafi, kallximi, prralla, rromanxi* e *novela.* **Dý** gjinít e para, tue kjenë se tregojn perherë pûnë e fakte të verteta, quhen: *kallxime historike;* tjerat, tue u êndun mâ fort rreth pûnësh së trilluene krejt a pjesësisht me fantazí, thirren: *kallxime fantastike.*

### 1. Historija.

*Historija* tregon pûnët a ndodhít e njerzimit, qi kanë ndonji farë randsijet në veti e qi meritojn me u a lânun të shkrueme atyne qi vîjn mbas nesh.

**Krojet historike,** prej kahë historija e xjerrë landen e vet, janë 4: *Dishmitarët, gojdhâna, monumentat* e *dokumentat.*

1. Thirren *dishmitarë* njata njerz qi mund t'a vertetojn nji pûnë. Këta dishmitarë mund të jén: a) *sýjorë* (1), në kjoftë se e kanë pám ata vetë pûnen me sý të vet; b) *veshtorë* (2), në kjoftë se e kanë ndiem prej tjerësh.

2. *Gojdhânë* thirret njai fakt historik, qi baba i a lên me gojë të birit brèz mbas brèzit pa u këputun kurr.

3. *Monumentat* janë njato shêje të dukshme, neper të cillat u trashigohet t' ardhëshemvet kujtimi i njaj ndodhije; si b. f. nji ndertesë, nji pyrg, nji urë, nji trupore;

---

(1) Lat. *Testis ocularis.* — (2) Lat. *Testis auricularis.*

doket, kanunet, kremtimet, etj.

4. *Dokumentat* janë njato shkrime, qi flasin per nji ndodhí; b. f. testamendet, diplomët, shkresat zyrtare dhânë per ndonji lêje, per themelimin e nji ndertese, shoqnije; vendimet e gjykatorevet, kambjalet etj.

**Dijtunít nihmtare** të historís janë:

*Kritika,* qi ka per qellim me siguruem vertetsín e dokumentavet historikë.

*Paleografija,* qi mëson me lexuem shkrimet e vjetra.

*Numismatika,* qi spjegon ftyrat, shêjet e nëshkrimet e monedhavet të vjetra.

*Epigrafija,* qi mëson me spjeguem nëshkrimet (epigrafet).

*Arheologjija,* qi mirret me zhvillimin e monumentavet të hershem.

*Dheshkroja* (geografija), qi mëson me njohtun vendet kû ndodhen pûnët.

*Kronologjija,* qi mëson rendin e kohës, në të cillen ndodhen faktet historike.

Perlimi i historís âsht fort i naltë, mbasi ajo âsht perimend *mësuesja e jetës.* Tue e paraqitun si në nji pelhurë kohen e kalueme, u shtron njerzvet perpara shembuj të çmueshem, si per me ndjekun të miren, si per me i u shmangun së keqes: shtŷn me xânun mbi shpinë të huej.

Historishkruesi ka detyrë me thânë perherë të verteten, tue i diftuem pûnët si janë, pa i mbajtun pajë kuj; nuk do të shkruejë i frymsuem prej mënijet a interesjet. Perpara se të vêhet me shkrue ç' do historí, do të mundohet me e kerkue e me e dlirë mirë pûnen, tue u pështetun mbi gurrat historike, qi permendem. Do të mendojë mbandej, se ndodhít e jetës njerzore nuk janë gati kurr të



pavarshme, por janë të lidhuna varg ndermjet vetit: njena âsht shkaku i tjetrës.

Historija dahet si mbas *kohet,* si mbas *landet* e si mbas *hapsijet.*

1. Mbas k o h e t historija âsht: *e hershme, e mjesme, e ré e njikohore.*

Historija *e hershme* tregon pûnët qi ndodhen që prej se xûni fill shekulli djeri në të rám të mbretnís rromake të Prendimit (476 mb. K.); e pershîn historín e Lindjes, historín greke e rromake.

Historija *e mjesme* që prej së rámit së mbretnís rromake të Prendimit djeri në të gjetun t' Amerikës, **1492.**

Historija *e ré* (1) që prej së gjetunit s' Amerikës djeri në Kryengritjen *(revolucjonin)* e Francës, 1789.

Historija *njikohore* (2) që prej kryengritjet franceze djeri nder ditët t' ona.

Per kahë l a n d a historija mund të jét: *shêjte, kishtare, qytetore, letrare, hartistike,* etj.

Historija *shêjte* kallxon pûnët e testamendit të vjeter; historija *kishtare* kallxon ndodhít e kishës katolike;

historija *qytetore* ase *politike,* tregon zhvillimin e jeten e popujvet në të perpjekun me qeverrí, me ligjë, me doke, etj.;

historija *letrare* êndë zhvillimin e letratyrës së njaj populli, tue xânun fill qysh prej së lemit së saj;

historija *hartistike* mirret me zhvillimin e ndonjij harti të posaçem.

Mbas h a p s i j e t historija mund të jét:

*e gjithmbarshme* (3), në kjoftë se pershîn zhvi-

---

(1) Ase *moderne.* — (2) Ase *kontemporane.* — (3) Lat. *H. Universalis.*

llimin e faktevet të gjith njerzimit nder tâna kohët;

*e pjesëshme* (1), në pershkroftë pûnët e njaj kombi a populli të vetem;

*e pergjithtë* (2), kur mirret me zhvillimin e pûnvet të shum popujve, por vetem mbrenda rrethit së njaj kohe së caktueme.

Njajo copë historijet mbandej, qi flet permbi nji fakt të veçuem, thirret *monografí*.

Heret historija shkruhej tue këqyrë mâ fort hartin e trajtës letrare, per pa marrë në dorë e pa e peshue mirë vertetsin e kallximevet; mbas shkasit qi i dha shkolla rromantike e gjermanvet, d. m. th. prej vjetit 1800 e këndej historija filloi me u shkruem mâ me vemende, mâ kritikisht: shkurt, mâ fort se *hart* historija u mbajtë e mbahet sod si *dijtuní*.

H i s t o r i s h k r u e s ë t mâ të permendun janë:

nder grekë: *Herodoti* (ati i historís), *Tukididi*, *Ksenofonti* e *Plutarku*;

nder latîj: *Tit Livi*, *Taçiti*, *Jul Çezari*, *Kornel Nepoti* e *Svetoni*;

nder né shqyptarët janë per t' u permendun: *Nikaj*, *Noli*, *Logoreci*, *Çekrezi*, *P. M. Sirdani* e *Qafzezi*.

Në rendin e shkrimevet historike pershîhen edhe: *Kronika*, *vjetoret* ase *analet*, *komentarët*, *jetshkrimi* ase *biografija*, *vetjetshkrimi* ase *autobiografija* e *anekdoti*.

*Kronika* âsht shênjimi i pûnvet, qi ndodhin ditë per ditë, tue mbajtun vetem rendin kronologjik. Kjo ishte trajta e thjeshtë e historís, qi u perdor në fillim të qytetnimit të njaj populli. Sod per sod në ketë mënyrë nuk shkruen

(1) Lat. *H. Particularis*. — (2) Lat. *H. Generalis*.



kush; ketë zyre e bâjn *fletoret* e *botimet e perkohshme*, qi shkojn tue mbljedhun nder shtylla të veta djeri imtimet mâ të voglat e ndodhivet të perditshme.

*Vjetoret* ase *analet*, kallxojn faktet publike, qi ndodhin vjetë per vjetë. Xûni fill kjo mënyrë prej kohësh mâ së hershme, kur kryepriftnija shênjojte êmnat e zyrtarvet, ditët e ndodhít mâ me randsí të vjetit. Nji shembull i shkelxyeshem per rromakë janë *Analet* e Kornel Taçitit.

*Komentarët* ishin oroe të shkrueme per rreth ndonjij ndodhije, qi ishte e dêjë mos me u qitun në harresë. Janë të permendun *Komentarët* e Jul Çezarit.

*Jetshkrimi* ase *biografija* âsht kallximi i jetës së ndonjij nieri.

*Vetjetshkrimi* ase *autobiografija* âsht njajo biografí, në të cillen shkrimtari vetë kallxon jeten e vet.

*Anekdoti* âsht kallximi i njij ndodhije historike, xjerrun prej jete së njaj nieri të permendun.

## NJI SHEMBULL HISTORIJET.

### Të rámt e Shkodrës në dorë të Turkut (1479).

[. . .] Shkodra per rreth Kshqellit ishte mushë me anmiq. Gjithkahë s' shifej tjeter, veç shatorre të bardha kaq shum e kaq hapët, qi shtrîheshin deri në pêsë, gjashtë çastarë (sahat) udhë. Donë me thânë, se në ket rrethim Sulltan Muhameti kishte pasë me vedi deri në treqind e pêsdhetë mij ushtarë! Ky duket shtim i teperm; pse tjerë diftojn veç njiqind e pêsdhetë mij ushtarë! Por, 150.000 ushtarë ishin shumicë teper e madhe per njimij e gjashtqind të rrethuem. E ushtrít shqyptare n' at farë pakicet, tuj pá per rreth gjith ato ushtrí anmike, nisne m' u tutë e zêmra kje kabë i lshoi në ligshtí; por, tuj u trimnue njeni me tjetrin, u lidhne me dekë burras e mos m' u dhânë të gjallë në dorë. Shifej se ishte e kotë qindresa e se s' kishte metë tjeter, veç se me e lá vehten në

gjak t' anmiqve në nji qindresë disprimit. U dha fjala m'u mledhë të gjith në kishë të Sh. Mrís së Kshqellit e të gjith së bashkut ráne me ftyrë per dhé, e me lot per faqe lypne ndimen e Tenzot n' at farë rrezikut; tuj u lidhë të gjith me besë mâ parë me dekë, se m' u dhânë. Nji dnesë e permallshme u dha ndermjet atyne burrave, qi tuj kjá u morne ngrykë me shoqishojn e lidhne besen në besë mos me u lodhë deri në ças të mram. Nji uzdajë e lét mujtte me i rrèjtë enè më ndimë qi mujtte me u dhânë Venediku; por çë farë do ndimet t' ishte, mujtte me kênë per ta e lét e e vonë! Béja e besa e dhânun shoqishojt i ndezi edhe nji herë zêmrat e tyne në qindresë; e sa mâ i madh ishte rreziku, aq mâ i fórt me-ndimi i qindresës e trimnisht u dáne tuj u hapë me tuba nder caqe të veta sikur parija i niste. Porsa kjene dá ushtarët e mrend-shem rreth ledheve të Kshqellit, krisma e gjâma e topave nisi me ushtue pa pushim per rreth Kshqellit, tuj bâ m' u dridhë token per ânë e tuj perkthye nder ngryka e nder male tingllimin e gjâ-mës me mnerim të madh të të gjithve. Gjylet e topave, qi me hov të madh rrihshin nder ledhe të forta të Kshqellit, tuj kênë të randa e të padáme, nisne me i lkundë vende-vende ledhet e me rrxue brîja e gur e penda pritash; por ushtarët e rrebtë, sado në pakicë qi gjindeshin, nuk prâjshin nji herë tuj ndreqë me të-shpejtë shka prishej e tuj çue gjithkû rrxohej ledhi a permyse-shin pritat. Per me mujtë me i lodhë mà shpejt të ndrymët e me i dhânë shkasin e mram Kshqellit, ushtrít mretnóre kishin gatue disa gjyle topash me peshkve e me tjera sende zjermore, qi në të shprazun shkojshin tuj u djegë e tuj qitun zjerm gjithkahë bishin. Ky rrezik i rí i habiti n' e parë ushtarët; por me vrap kjene dá disa djelm të shpejtë e të fuqishem per me ndêjë në rojë e me fikë sa mâ parë zjermin qi vîjte prej jashtit.

[. . .] Shkodranët e ndrymë, qi në pushim të parë të luftës ishin kênë gzue n' uzdajë se anmiku, i merzitun prej aso qindre-set të gjatë do të shporrej andej, kur páne se anmiqt ishin tuj vû per fije rrethimin, të gjatë e të qindrueshem, u topitne, e mâ fort i tremi gjatimi i rrethimit i katerdhetmij vetve me Sulltan Muha-metin në krye. E kishin pse m' u tremë; pse e dijshin ligshtín e vet kahë âna e shûjtës per nji qindresë të gjatë, e më tjeter ânë edhe s' mujshin me pasë uzdajë ndimet prej jashtit; pse Venediku, i shtrîm në luftë me turk nder vende tjera, s' mujtte me çue



ndimë aq të plota e të mdhaja, sa me shperthye rrethimin e Shkodrës. Por burrat e fortë, qi s' i kishte tremë shpata e zjermi i anmikut, u shterngueне me qindrue deri në ças të mram, per pa diftue farë ligshtimit. Ditë në tjeter drithi e mielli nisi me pa-kue, e anmiku s' diftote farë gjaset m' u lodhë. Buka mungoi e kashatat nisne m' u dá në thermija ndermjet ushtarve, qi ishin të shternguem me e ngî barkun mà fort me ujë, se me bukë. Buka së mramit kishte mungue shqimit, e ushtarve ju u desht m' u shûj-tue sa me majtë frymen gjallë me mish kualsh, micash, qèjsh, mîjsh e gjithshkahit tjeter qi mujtne me pasë per doresh. Duket nji prrallë me e diftue se deri më sa mrrine me i a shitë shoqishojt nji mî të vogel, nji zog micet, a nji fele mish qênit: kaq ishin kênë terbue prej ûje. E kur nisne mos m' u gjetë mà as qêj, as mica, nisne me zbutë n' ujë lkurat e me i hânger, sa me majtë shpirtin gjallë! Por me gjithket farë shterngimit qi kishin në vedi, Shkodra nuk epej, as nuk shifej per jashta gjasë se ishte në kuti m' u dhânë e gati nji motmot ishte tuj u mushë qi ngjatte rrethimi i saj! Qindresa e fortë e ushtarve të Shkodrës së mramit duhet me thânë, se e pat fitimin; pse, e lodhun e e metun e tuj u shûjtue ushtarët mà të shumët me lkura të zbutueme, nuk gje-gjeshin me rá në dorë t' anmikut, deri të jitte në kamë nji ushtár i vetem. Por ishte fitim i damshem, fitim vajit e gjâmësh e veç fitim në të bjerrun, qi fitim mujtte m' u thânë prej qindreset të fortë qi kishin bâ, pa u dhânë n' at farë të vshtiret.

Venediku, i lodhun per anë prej Turkijet, e pá se nuk mund qindrote mà andej, e nisi lajmtarët e vet me rá në godi me Turkí. Gjon Dari kje çue në Stamollë e me njizet dit të Dhetorit dy Shkodranë, të çuem prej Venedikut ju u qasne ledheve të gjy-tetit e u bânë fjalë të ndrŷmve me qindrue edhe pak dit: pse Ve-nediku kishte nisë njerzit e vet në Stamollë per me pshtue Shko-dren prej rrenimit të plotë. Gjon Dari u poq në Sulltanin me 26 dit të Kallndorit 1479, e gódi kje lidhë ndermjet Venedikut e Tur-kut, qi mandej kje leçitë e vû per rrugë (1) me 25 dit të Prillit 1479. Venediku me at të lidhme do të lshote Shkodren me gjith rrethe; do t' epte mretit njiqindmîj dukat per randime luftash; do t' epte ka dhetmîj dukat në motmot per haraqe, e tokët tjera e

(1) Vû në veprim, në zbatim.

vendet, qi i ishin kênë marrë shoqisbojt n' at luftë do t' i kthebeshin të zott.

Venediku ishte kênë lidhë me i lshue veç gjytetin e Shkodrës Sulltanit, e gjindja e luftarët e mrendshem do t' ishin të lirë, ndo me dalë me armë e me gjithshka të kishin të venë prej gjytetit, ndo me ndèjë në gjytet me lirim qi mos me pasë farë trazimit prej anmikut per me rrnue në gjà të vet të lirë sikur n' e parë. Besa e lidhun ndermjet të dy palve qiti në kujdes gjytetasit, të cillët u mlodhne me dá nder vedi se ç' udhë do të merrshin të gjith së bashkut. Nji gojet pa farë dyshimit u lidhne të gjith me dalë prej gjytetit me rraqe të veta deri sa të mujshin me marrë me vedi, tuj ju shtrue fàtit e orës së zezë me jetue mà mirë në dhé të huej, se nen zgjedhë të mujsit. E kshtù me 25 dit të Prillit 1479, dymdhet vjet mas dekct të Skanderbegut, mas leçijet qi kje bà në kishë të Sh. Markut per góde të lidhuna, Shkodranët, me lot per faqe, tuj kjá e tuj dnesë permi dhé të vet, kû kishin derdhë sa djersë e gjak në qindrcsë: me nderim luftet, me armë të veta e me rraqe e me gjithshka deshtne me marrë me vedi, dolne rresht mas rreshtit prej gjytetit per mjet t' ushtrive anmike; qi pa farë trazimit kishin metë të hutuem e të habitun tuj pá se ajo pakicë gjindsh kishte mujtë me qindrue aq gjatë báll tyne, — kaluene andej tuj sjellë hera herë permallshem në váj sŷt e vet per mrapa n' at dhé, kû jo veç gjysen, por zêmren e vet krejt ishin tuj e lànë bashkas me gjak të derdhun të vllazenve të vet. — *(N.)*

## NJI SHEMBULL KRONIKET.

**Shkoder (Tet. 1913).** — Në Shkoder (1) pûnët si nji herë nji herë : rrèna, plûhun e baltë ; kual e katana, muzikë, peca e... „Rrnoftë Shqypnija !" sa të duesh ; por pûnë, pa të cillat s' ka si rrnon Shqypnija, pak e aspak. Gjindja janë ndèjun hijevet pa pûnë, tue pritë me gojë hapët, si zogj pllumash, palè se shka po u bjen

(1) Janë vertè typike, sidomos per ngjyren e satyrës, lajmet kronologjike, rrokull Shqypnís, rreshtue prej Át Fishtës nder Numrat e së Perk. *Hylli i Dritës*, vjetin 1913-14.



nána — vida Europë. Por, per nji herë. . . prit, Zot, veç mizat; pse, me ç' àndrra po shifen, vonë e vonë do t' u biejë gjà m'skjep. E pra, atdhetarët e shkretë plasen, plasen, u shkyen germazash, tue folë per Shqypní e tue pûnue per veti; por ç' dobí! Per Shqypní s' po ka pûnë e per atdhetarë s' po ka pare. Pazari i Shkodrës àsht bà tamam *Club* me pí kafe e me çá llafe. . . politiket. Oh, po! Per politikë mos pvet! Këtû politikë sa të duesh. Pa pasë xânë gjà politike, ç' do kopuk don me dalë *Bismark*; pa i a pasë ndie èmnin strategjis, ç' do kulifiskan i keq — bâ prej lngatet mos me u gjetë qen qi me e hanger — flet, more djalë, per pûnë luftet, si me kênë nji *Wellington*, nji *Napoleon*, nji *Moltke*, *Tegetthoff* a *Togo*, shi me t' a bâ kryet per voe. Por, elè, me të qitë rreziku me ndèjë me ndenji asish qi ka pá ânderr se àsht i dijshem, prejse, kur pat kenë në shkollë ka pasë shkye ndo 'i kartel, a thye ndo 'i tabelë, — atë herë, po, se nuk i din maje vetit: kaq dijen e filozofín e politiken e madhe, qi pështŷn prej gojet! T' a dán shekullin fele fele, si me kenë tue dá nji sherqî Stajket: i ngatrron e i shkatrron krajlat shoq me shoq, me të vojtë mendja se atë herë po kerset lufta e po bâhet nami; por, kur fundi, veç n' i krisët zorra në bark atij prej së thatit, se kurrkush s' lot vendit.

E tue kenë qi këtû rregullohet politika jo mbas interesash s' vendit, por mbas leverdís së se të cillit, ç' do pûnë qi ndodhë, kaq dredhet e shperdredhet e shtohet e voglohet e zbukurohet, sa mos me mujtë mâ me u dijtë se shka àsht rrênë, se shka âsht e vertetë. Prandej kësaj here s' po vêm lajme Shkodret; pse druem se vêhna në rrezik me thânë ndo 'i rrênë : shka kishte me kenë kundra amtyrës së së Perkohshmes s' onë. — *(F.)*

## SHEMBULL JETSHKRIMIT SË PERMBLJEDHËT.

**Filip Noga.**

Biografija e Patriotit shkodranë kishte m' u mujtë të shkruhet në dy rrjeshta të thjeshtë : — Qyshse mori mênd e shise dhe deri sa diq mendoi e veproi për komb.

Por ndoshta zêmrat t' ona e kanë humbun shijën e sende-

ve të thjeshta dhe kujtimin e madhnís së kalueme, prandej âsht mirë t' i përshkojmë ndër mënd hollsít e jetës, plot mësime për të gjithë të këtij Atdhetari të çquem.

Filipi leu në Shirokë, me 1868, prej Pashko Nogës. Tetë vjeç doli prej vêndit të lindjes me gjithë familje. U rrit në Stamboll, ku kreu nji shkollë Françeze, tue u dallue për cenë e sjellje. Djalë i ri, dijti me fitue simpatín e të tânë Shqiptarve, pa ndryshim besimi. Qe çëmue edhe prej të huejve, kaqë sa Sadriazemi vetë, Ferid Pasha, e mori si mësues frëngishtje për shtëpín e vet.

I pajisun me cilsí të veçanta gazetari, i filloi veprimet në favor të çashtjes kombtare tue projtë në fletorën e Stambollit „La Turquie“ lëvizjen e Kosovës me artikuj frëngisht qi tërhoqen verejtjen sa për bukurí stili aqë edhe për hov ndiesísh. Drejtori i asaj fletore, mbas pak kohe, e zgodhi si bashkëpuntuer. Me ndërrimin e regjimit në Turqí, mbasi qi Sulltan Hamidi qe rrëzue prej Zhoen-Turqëve, Shkodrani i vjefshëm edhe mâ tepër u përpoq për rilindjen kombtare. Ndimoi në shum rasa, edhe me rrezik të madh të vetin Ismajl Qemalin, Kristo Meksin e tjerë. Vênte në dispozitë të çdo Patrioti shqiptar miqësít e shumta qi gëzonte ndër qarqe qeverritare e diplomatike të Stambollit e rrinte gadi, kudo e kurdoherë, me folë nji fjalë të dobishme dhe me nisun nji vepër të frytëshme per vênd të vet e për bashkatdhetarë.

Kúr Shqipnija fitoi pamvarsín, atëherë Filip Noga derdhi energjít e veta për me organizue shtetin e ri. Shkoi delegat bashkë me Rasih Dinon dhe Mehmet Konicën në Konferencën e Londonit me 1913; qe emnue ministër i Financave në qeverrín e Durrsit me 1914.

Sa ndêi në London dijti ndër Inglizë me i bâ miq të mëdhaj e të fuqishëm Shqipnís. Me nji prej tyne erdhi n' Atdhé dhe e përsolli qytet në qytet.

Përpjekjet e parreshtuna nëpër vênde të ndryshme për triumfin mâ të plotë t' Idés kombtare, nuk e pênguen në përpilimin e nji libri, pjesa e parë e të cilit flitte mbí historí të Shqiplimin e nji libri, pjesa e parë e të cilit flitte mbí historí të Shqipnís dhe pjesa e dytë mbí kondítat ekonomike të saj. Mjerisht dorëshkrimi i çëmueshëm, gati për shtyp, u dogj në Durrës bashkë me bibliotekën shum të pasun qi Ai la n' at qytet kur ngjarjet e njohtuna prej të gjithve e shtërnguen me 1914 të lâjë Shqipnín.



Diq në Raguzë me 1917, tue çfaqë deshirin me i a bartun eshtënat n' Atdhé.

Mbas trembdhjetë vjetësh, për hír t' orvajtjes së së shoqes fisnike, në mojin e kaluem deshiri i fundëm i u plotësue. E sot pushon në gjí t' asaj Shqypnije, e cila qe frymzuesja e çdo mêndimi dhe veprimi të Tij. — *(K.)*

## 2. Epigrâfi.

*Epigrâfi* (1) âsht nji nëshkrim pak rreshtash, dhênun të shumen e herës mbi ndonji monument (2) në kujtim të ndonjij nieri a të ndonjij ndodhije.

Epigrafi do të jét *i drejtë, i kjarët, i shkurtë* e *elegant;*

1. *i drejtë,* tue mos smadhuem a zvogluem të verteten;

2. *i kjarët:* Me gjithse fjalët i ká me të matun, do t' u vêhet mend fort me i zgjedhë e me i venduem në mënyrë qi mendimet e shkrueme kurdoherë të mirren vesht mirë, pa lânë gjâ në dyshim;

3. *i shkurtë,* tue permendë vetem shka âsht mâ me randsí, e këta me nji stil fort permbljedhës, tue u mundue me pershîm gjithshkafen në nji a dý perjudha;

4. *elegant:* Epigrafi shkruhet të shumen tue i nderlikuem rreshtat e gjatë me të shkurtë; kështû qi edhe per kahë trajta e perjashtme të dalë i pelqyeshem e mos t' a vrasë sŷnin. Gjûha mbandej do të jét fort e hijshme e fort e qortueme; perse ç' do mungesë edhe e vogel, në nji har-

---

(1) Gr. e p i g r a f o s, prej *epí* = mbi, e *grafo* = shkruej.

(2) Lat. m o n u m e n t u m, prej *moneo* = mësoj, qes nder mend.

tim kaq të shkurtë, kishte per të kjenë gjymtim fort i randë.

Nëshkrimi, posë se perbân nji gurrë per histori, âsht edhe nji hartim fort i perbashkët, mbasi ky mund t' i pershtatet ç'do gjëjeje së jetës njerzore, si publike, si private. Njiherit âsht edhe mâ i vishtiri me u hartuem, tue kjenë se do të thotë *shum sende në pak fjalë:* në nji numer të kafijzuem rreshtash do të shprehë krejt fizjonomín e njaj niери a të njaj fakti. Lypë prandej, hart të madh, shije të madhe e njohtim të këthellët të gjuhës.

Nder epigrafe lihen jashtë *piksimet;* e fjalët qi mund të kuptohen prej germe së parë, shkruhen të cungueme.

Epigrafet djeri tash vonë shkruheshin gati gjithmonë me germa të mëdhaja, tue u dhânë nji randsí të madhe ndermes të vendimit të gjymtyrvet të hartimit, sikur do të shohim prej shembujsh; por sod këto rregulla nuk këqyren fort.

Ka nji herë i a xên vendin epigrafit edhe nji nëshkrim vjerrshash njij strofe.

Epigrafi, kur dhênet mbi rrasë të vorrit, thirret **epitaf** (1); kur vêhet në krye të ndonjij libri, per me diftuem se kuj i a ka kushtuem auktori mundin e veprës së vet, thirret **kushtesë.**

Epigrafi nder grekë nuk dahej prej *epigramit.* Mjesa nder latîj pati nji zhvillim fort mâ të hapët. Në kohen e mjesme gati gjithkund epigrafet u shkruen në gjûhë latine. Kjo degë hartimit mjerisht në vendin t'onë nuk pati rasë të zhvillohet; e kjo âsht arsyeja pse jemi të ngushtuem t' i zgjedhim shembujt mâ të shumen prej së huejësh.(2)

---

(1) Gr. epitáfos, prej *epí* = mbi, e *táfos* = vorr.

(2) Per arsye teknike të shtypshkrimit nuk âsht e mundun të mbahet nji rend i shterenguet kronologjik në rreshtimin e shembujvet.



*Nji kujtim i permallshem:*

XEN VEND SHTEGTÁR DERDH LOT
FËMIJ UNE VETEM X VJEÇ
TË TRETEN DITË TË GUSHTIT 1873
MBI KETË MOJE MBLIDHSHEM DREDHZA
KUR QE PREJ SË NALTIT
ME SHUNGULLIMË TË PERMNERSHME
THIK MBI MUE NJI SHQYPE LËSHOHET
MË RRËMBEN NË AJRÍ
MAJE KREPASH SË THEPISUN MË PLANDOSË
ME KËTHETRA E SKJEP MIZORJA
MË DERMISHË MË SHKYEN
E NÂNËS TUE I THIRRUN I MJERI NÂNËS
DHAÇË SHPIRTIN E NJOMË
SHTEGTÁR DERDH LOT

*(Lat.)*

---

*Në báll të njaj kroni të rí:*

PREJSE KAHMOT NPER KREPA E RRMORE
LIRISHT PA FRÊ DAMTUES
SHKOJSHEM TUE U ÊNDË TUE GRRYE TUE HUMBË
N. N.
ZOTNIJA I EM
MË PERMBLODHI MË NDRŶNI NDER QYNGA
MË ZBUKUROI KËSO DORE
TË FRESKOJSHEM TË USHQEJSHEM TË NGJALLSHEM
ME GURRAT E MIJA TË NGRÎTA TË PERHERSHME
SHTEGTARIN BAGTÍN TË MBJELLUNAT
MDCLVII.

*(Lat.)*

---

*Mbi vorr të njaj fëmije:*

JO LOT POR LULE
DERDHNI MBI KETË VORR
KËTÛ PUSHON NJI FËMIJ I NJOMË
V. VJEÇ IV. MUEJËSH XII. DITËSH
N. N.
RRËMBYEM MIZORISHT PREJ NJAJ DEKE SË PAPRITUN
DITEN XXI. FRUER MCMVI.
FLÊJ NË PAQ SHPÍRT I BEKUEM
GËZO ME ÊNGJEJ
KUJTOI PREJ SË NALTIT PRINDEN
LUIGJIN E KLAREN

*(It.)*

---

*Në báll të shtëpís kû leu Kr. Kolombi:*(1)

NJI BOTË E S' NJIHEJ TJETER
JANË DÝ THA KY
E U BÂNË

*(Lat.)*

---

*Mjesa, per nëshkrim të njij truporje së Skanderbeut, do të mjaftojte vetem kaq:*

SKANDERBEUT
ATDHEU

---

(1) Latinisht nënshkrimi perbâhet prej njij hekzametri :

*Unus erat mundus: Duo sunt — ait ille —. Fuere !*



*Mbi të mbetuna të Rrafaelit Sanzio:* (1)

Njai RRAFAELI i njoftun pushon këtû
të cillin sa kje gjallë vetë natyra e dreshti
mos t' i a dilte bukurís së saj
tash me dekë të tij dron
mos të vorrohet edhe bukurija e saj me tê.

*(Lat)*

---

*Rrasë mbi vorr të Dimiter Kamardës:*

Për kujtim të përjetëshëm
të Papa DIMITËR KAMARDËS
Arhimandritit në Livorno
i cilli, për sá rroi
me fjalë, me punë e me të shkruara të paharroshëme
i bë(ri) ndér vendit
shëndriti të vjetrën gluhën t' ënë
edhe i shtoi hie Atdheut të dashur :
Gjithë ata çë i a din të mirën
kuj, pa u lodhur kurr
natë e ditë u mundua
për t' i dalë zot edhe fitim për t' i sjellë
të lartës farë shkjyptare,
te kjindvjeti i parë i të lemit të tij
në XXII të tetorit MCMXXI.
vûn këtù këtë rrasë .

*(S.)*

---

(1). Në Pantheon (Romë) Epitafi latinisht âsht shkruem në trajtë të dystikut :

*Ille hic est Raphaël, timuit quo sospite vinci*
*Rerum Magna Parens, quo moriente mori.*

*Nji epitaf per Filipin e Maqedonís:*

Këtû n' Egé i rmuem
un njai FILIPI gjindem
qi pik mà i pari Maqedonín nder lufta ndeza
t' atilla pûnë un kreva shka kurruji mbret nuk kreu
e në kje se prap per trimní mà të mëdhaja
kush tjeter guxon të lavdohet
ky edhe àsht gjuni e gjaku s' im

*(Lat.)*

---

*Nji epitaf per Leken e Madh:*

Në Pelë jeten fillova
e mbylla në Babiloní
gjithkend shtegtar posë se vetin
Mujta theva shtrova

*(It.)*

---

*Nji kushtesë e pervajshme:*(1)

A. ANTON M. XANONI S. J.
Shembull Urtijet e Burrnijet
hullín e jetës ṣë vet e sosi
në sherbim të mà të Madhit të Jetës
në zhdrivillim të gjytetnís së vertetë në Shqypní
mësoi në kishë e në shkollë
shkrou hollë hijshem e dobishem
mbi fé mbi gjuhë mbi dije
në maje të Parnasit korri kunora
prandej
Françeskàjt Shqyptarë
të pershkuemun dhimbet në dekë të Tij të parakohshme
tue i uruem pagjë e dritë
ket lode mallit mbi vorr i a kushtojn

*(F.)*

---

(1) Tue i kushtuem elegjín „*Xanon, a diqe?...*"



*Nji flí e pafaje e luftës botnore:*

Shtegtár ndalu nji herë
e per ne mos paç ti zêmren gurit
nji lode të permallshme dikoe
mbi vorr ku
ANETA KROMICH
rrezja e sŷvet
të prindës të vllazenvet të motravet
shi në prendverë të jetës
diten e Zojës së Paperlyeme MCMXV.
kputë si lulja prej thellimit
nen duhí të nji bumje shemtuese
pret qi Bujrija e mrekullzânit
të grishe qiellen e token
me pá n' atë fushë të Jozafatit
sa lodja e gjaku
mbi të XX. faqe të nierit
randon.

*(F.)*

---

*Mbi vorr të Zj. Eugjenjes Schirò në Piana:*

Nga malli (1), u bëre ti Zonjë arbëreshe
e faren t'ënë mbi të gjitha e deshe.
Për pak po kleve e shpís dritë e gëzim
e u shuajte edhe na lé në zí e trishtim.

*(S.)*

---

(1) *Nga malli* = prej dashunije.

*Letratyra Shqype — 8.*

*Gjithnji në Piana mbi vorr të Selman Kopilit nga Elbasani këndohet:*

Në jashta vendit t' tij Selmani u shua, (1)
në dhé të huaj këtu nuk u mbulua;
përse këtu edhe ka çerdhen e vetë
zogu i shqyponjës me të zeshkat fletë.

*(S.)*

---

*Mbi vorr të N. N̊. në Shkoder:*

Mrekullí t' bâte dashtnija,
t' mujshin lodt me kthye kend n' jetë;
s' ishesh ktu kû t' kputë vetmija,
ktû s' do t' mblote dheu i shkretë!

*Jote moter — (Gj.)*

---

*Kushtesë e veprës „Mili e Hajdhia":*

Fort të Ndritshmit Zot
IMZOT PRÊNKË DOCHI
Abat i Mirditasvet
i cilli
të gjithë jetën e vet
i a ká falun Atdheut
tue u munduar burrërisht
të shpëtonjë atê
nga të këqiat që e ndrydhin gjér më sot
mà parë me trimërí të gjyshervet
tash me diturí e me mendëje
krejt të kohës s' onë.

*(S.)*

---

(1) *Në jashta* = Në kje se jashta



*Kushtesë e librit „Vargënimi në gjûhë Shqype":*

Fort të Ndritshmit Zot
A. GJERGJ FISHTA
qi me vepra të larta e të shkelqyeshme
i fitoi nderë e famë të pa-sosme
zànavet shqyptare
në shêj çmimit e bindijet
ket punë të voglë
Auktori i pervûjtun
kushton.

*(L. G.)*

---

## 3. Kallximi.

*Kallximi* (1) âsht gjithmbarsisht t' êndunt e ndonjij ndodhije së jetës njerzore, qi pështetet në rrealitet (d. m. th. qi e ka themelin në dishka të vertetë), me qellim të mësojë e t' argtojë. Mban rrugen e mjesme ndermjet historijet e noveiet; mbasi në tê dishka âsht të vertetë, dishka âsht të zbukuruem. P. sh.:

**Nji heroizem mishrieret.**

Edhe sod në qytetin e Bolonjes âsht nji lagje, qi bán êmnin *Rruga e mishriershme* (2). I a kanë ngjitun kështû per nji veper dashunijet e burrnijet krejt shembullore, qi atŷ dikur ka pasë ndodhë.

---

(1) Frng. *conte;* it. *racconto;* gj. *Erzählung.*
(2) „*Strada Pia*".

Nji zojë e randë e fort e pasun, kishte pasë mbetun e vejë me nji djalë të vetem, qi e këqyrte si driten e sŷvet, e mbi të cilin kishte pështetun krejt shpresen e vet.

Tashti ndodhi qi nji ditë, ndersa ky dialë ishte tue luejtë topash në rrugë para shpijet, po kalon aty pari nji burrë i panjohtun, i cilli deshtas a pa dashtë i a prishë lojen aq keqas, sa djalit i këcejn rrebet edhe i siellet me fjalë të randa atij të papûni.

Por burri i huej, qi në fillim nuk i a kishte pritue me hî në fjalë me nji fëmij, nuk dijti me bartun të shamet e të fyemit. Vûni në të shpejtë doren në brêz, xuer thiken e, pa e tjerrë fort, i a nguli djaloçit, tue e lânë dekun në mjedis të rrugës.

Mbandej, si bâhet nder rasa këso dore, u vû me ikë. Pa dijtë as ai se kahë me i a mbajtë, me atë thikë të pergjakun në dorë, vojt e hini — pa i a pré mendja rrezikut se kû —, hîni, po tham, shì në shpín e djalit të therun, e cilla, si e lypte pûna e dyervet të mëdhaja n' atë kohë, ndodhej hapët në kapak.

Bâ si i terbuem per atë veper mizore, qi njatë herë kishte kryem, s' xûni vend; por fill per shkallësh e nalt u ngjit te e zoja e shpís. I rá para në dy gjûjt e mëdhaj e e luti të bâjte hatrin e Zotit t' a lêjte mbrendë e t' a mëshehte kund në ndonji skutë.

U ngrî e u mënerue faret zoja kur muer vesht shemtimin e gjakut qi kishte bâ mizori. Gjithnji, tue mos i vojtë kurrkund mendja, se i dekuni mund t' ishte shì fëmija, loçka e zêmrës së vet, i a dha fjalen gjaksit, se s' do t' a qitëte, as s' do t' a lëshojte. Edhe mucr e e mëshehi nder odat mâ të skâjshmet e palasit.

Nderkaq i a mbërrîjn njerzt e gjyqit, qi lypin gjaksin. E kerkojn, por nuk mund t' a gjêjn.

Kahë bâjn me dalë shpijet nji nier i gjyqit thânka të madhe këto fjalë: Kjo zojë sigurisht nuk do t' a dijë, se i vrámi âsht i biri; se per ndryshe kjo vetë, në vend qi me na e mëshehë, e para kishte per të na e dhânë në dorë!

Si t' i bijte nji send, t' i ndiemen këto fjalë, ajo nânë e shkretë treti krejt e kje tue mbetun pikë gjallë aty në vend. Kur erdh në veti, ndêj nji grimë mendueshem; edhe, e forcueme prej hirit qi ndrŷjte në zêmer, i a fali Zotit djalin; e per hater të të Lumit atŷ per atŷ fali dorërasin, qi i kishte vû ferren asaj shpije. E, si t' ishte pak me e falun, faqe të gjithve diftoi burrnisht, se gjaksin e vet dojte me e marrun bír në shpírt e këtê, në kambë të djalit, do t' a bâjte trashigimtár mbi gjith gjân e vet.



Edhe njimend; vepren heroike, të pakurrkund shoqe, filloi me nji herë me e çuem në vend, kahë i u desht mâ së parit me i lá s' dij se sa gjyqit, per me e pështuem ndeshkimit; tue lânë në historí nji shembull kaq të naltë bujarijet, qyshë se q' atë ditë e sod, si në kujtim, i ka mbetun êmni asaj lagjeje: *Rruga e mishrierës*. — *(It.)*

## 4. Prralla.

*Prralla* âsht kallximi i ndonjij ndodhije së trillueme, qi vien të shumen e herës me veshun nji të vertetë morale.

Qellimi i prrallës âsht pra, me u mësuem në nji mënyrë të lehtë e t' andëshme sidomos fëmijvet e gjindes së pashkollë ndonji pûnë të dobishme per jetë, qi ndryshe, po s' u prû pûna në mënyrë t' alegorís, vishtirë se kishin per t' a mbajtë në mend. Prandej, prralla do të jét:

1. *e kjartë*, kshtû qi prej kallximit të rrjedhë disi së vetit e verteta morale, qi duem me mësuem;

2. *e shkurtë*, per mos me merzitë e per me terhjekun sa mâ fort ndigjuesin t'i a vêjë menden; prandej prralla të shumen e herës nuk ka të hîm, edhe mbyllet me mësimin moral;

3. *e thjeshtë*, si kahë zhvillimi, si per kahë stili e gjûha, qi do të jét faret popullore. P. sh.

### „Ka burrë mbi burrë".

Gjuetari i dhânun, qi s' prekte pûnë me dorë, veç pushken e gjatë në krah, e gjâ qi i shifte sŷni s' lête pá vrá as shêj kund pá thye, u martue.

Qysh diten e parë, i urdhnon grues: „Kur të më bijsh me ngrânë: buken në maje të krés, nji kokerr voe persypri, e më rri në shêj."

Vepron grueja mbas urdhnit.

Sŷnon gjuctari voen, e then, e i siellet së shoqes: „A ka burrë mbi mue?"

Jo, morè nieri, — pergjegjë e shoqja. Kështu dita me ditë.

Vjen koha, shkon grueja në pasí te e àma.

„Uh, qyqja, moj bijë, shka të ká gjetë... kaq e maruet? A të ka rrahë burri, a thue të ka lànë pá bukë?"

— „Jo nanë! s' më ka prekë me dorë, e bukë kam mjaft prej Zotit. Por, kur t' i çoj buken, do t' a vè në maje të krés me nji kokerr voe persypri, e do t'i rrij në shêj. Nji ditë qi t'i rrëshasë dora, në vend të voes ka me më hjekë kryet.

Madjè, si vret voen, më pëvetë: A ka burrë mbi mue?"

— E ti shka i pergjegjë?

— Shka me i pergjegjë, moj nanë! S' ka burrë mbi tŷ — i tham.

— Jo, lum bija! Kjo àsht pûnë e lehtë! Kur të thejë voen e të pëvesë: „A ka burrë mbi mue? pergjegji: Ka burrë mbi burrë, por s' ké kerkue nder dhena."

Kthen grueja te i shoqi, i del para me bukë e atë voe në krye. Ai then voen e e pëvetë: „A ka burrë mbi mue?" Edhe ajo i a dredhë: „Po, morè nieri, ka burrë mbi burrë, por s' ké kerkue nder dhena..."

— Ahú!!! — këcen burri kambësh. Deri më sod s' i a kishte kthye kush dalë.

Pushken në krah, del me kerkue nder dhena...

Êndu, shèndu, bjen në dhé t' Ulâjvet. Nji Ulà, sá i kumbonare, ngitëte me të shëmajten dymbëdhetë pendë buejë, me të djathten lëshote faren, dymbëdhetë barrë kallomoq, qi i kishte pasë qitë nder xhepa.

Habitet burri e mrekullohet! Mban kësulen me dorë mbas krejet, mund t'i a shofin fëtyren; i thotë: Të lumtë krahi! e kalon.

Qe Ulâni tjeter rá me fjetë. Kryet veç kishte nen hije të njij çinari vigân, se trupi tjeter i kishte mbetë në diell.

Të punoftë bafti! gëzohet me vedi; ketë tash po e vras, e po i tham grues:

„S' ka burrë mbi mue! Kam vrá Ulânin!!!"

I hullet kadalë kadalë, e i a zhprasë pushken mun në tambth. Ulâni luejti në gjûm tek sá doren, si t' a hake nji plesht.



Mbushë burri pushken edhe mà rrebët, e i a njet vend per vend.

Çilë Ulâni sŷt sá dŷ rrota qerrjet, shef ketë mistrec qi i trazoi gjûmin e merr me u çue. Hikë burri pá pikë frŷmet, shkon tu Ulàni i parë e: „Ndore t' ande, — i thotë — se nji shoq i yti don me më mbytë."

Ulâni bulk qi atëherë kishte krye së mbjellunit faren e njênit xhep: „Hìn — i thotë — në xhep t'êm." — Kasaviret burri per brage të tija e bjen në fund të xhepit si të bijte në gavixh.

Erret mbramja, mblidhen robët, e bulku kthen tu shpija. Kahë merr m' u ulë, xên burrin pak nen vedi. Habiten, të gjith shka i cingron në skâj të xhepit. „Sá s'paçë harrue me u kallxue, thotë Ulâni, nji send të vocerr qi kam gjetë sod te ara." E xierrë e e vên në mjes të tyne; mrekullohen të tanë... shka kênka kështû!

Luejten at natë me tê sá deshten, e në nade e lëshuene.

Mbas sá e sá kohet mbrrîjti burri te shpija. I del e shoqja para; por ai s' ishte mà ai qi ishte kênë: pushken tretë, kamben çal, kryet ulët, veshët lavár.

S' i bjen nder mend mà per voe, s' ká gojë m' u levdue.

Kishte ndeshë nder burra! — *(D. G. Gurakuqi)*

Në rend të prrallavet hîjn:

*a)* **Apològu,** qi âsht njajo prrallë, kû veprojn e flasin frymorë të paarsyeshem a kafshë të pajetë, vetmas me shoqishoqin a bashkë me njerzë. Duhet veç, qi këta si në fjalë, si në pûnë të bihen gjithmonë në nji mënyrë qi t' i két hije natyrës e karakterit të vet e të duken si shembujt e ndonjij virtyti a vesi; b. f. *pëllumbi,* shembulli i butsís; *gjarpni,* shembulli i tradhtís e i dredhís; *lili,* shembulli i pastrís; *kallami,* shembulli i ligshtís, etj. P. sh.

## 1. — Ujku e kali.

Nji ujk teper i ûnshem shkojte tue kerkuem me se me e ngîm barkun. E çoi rreziku e hasi në nji kál, qi ishte tue kullotë në nji livadh. Si i u húll ngjat, i tha: „Perzè, lum kali, jam tue

të hàngrë. " — „Mos m' a bàn ket të zezë; — i a pret kali — si po më han ti mue?" — „Mjaft po më dhimbesh, — i a këthen ujku — por s'kam shka të të bàj, pse jam tue cofun ûnit." — „Ani pra, — thotë kali — mbasi e paske qitë ceken me më hangrë, më ha; por janë disa ditë, qi më ka hî nji thumb në kambë të mbrame e àsht tue më dhimbtun fort. Të lutem, m'a biq ket thumb, e mbandej më ha kur të duesh." Mjesa ujku ishte afrue e mundohej kesh me i a xjerrun thumbin, kali i a rrasi shtjelm lules së ballit e e lëshoi lmuç per tokë. Para se me cofë ujku tha: „Mirë m'a bâni kali! Po une, mbasi baben nallban nuk e paçë, as gjyshin jo, mue nallban shka më çoi m' u bâ?" — *(B.)*

## 2. — Tymi e rêja.

Nji ditë tymi, qi dilte turrshem prej njaj kamini tue marrë perpjeten, qe, se ndeshet në nji rè të bardhë, vù para prej eret, edhe me krení i urdhnon t' i a lëshojte rrugen.

Rêja, e çuditun per gjithket madhshtí, merr e e pvetë se kush ishte; edhe tymi i pergjegjë: — Une jam tymi, i biri i zjarmit; e zjarmi, si e din edhe ti, àsht vllau i diellit, i cilli të ka dhânun jeten ty.

Atë herë rêja e vogel i a këthei krenarit: — Po çuditem fort ke ti, tue kjenë aq bujár me fis, (mâ se i biri i diellit!), po më dukesh teper i zymtë e i zí; edhe, më ndiej se po të tham, më dukesh mâ fort si t' ishesh i biri i këthniellit, se i zjarmit. Me gjithkëta, lum Zotní vlláu i diellit, une kam me t' i bâm nderimet e duhuna, kur t' i pergitsh babës s' yt!

Prralla na këshillon mos të lavdohemi per fis e të parë t' anë, sado të ndritshem e bujarë kjoshin, kur na vetë mos të kemi meritimet e virtytet e tyne. — *(It.)*

*b)* **Paràbola,** qi àsht kallximi i njaj ndodhije së qitun prej vetit, e cilla ka gjasë se ka mundun me ndodhë dikur, e ka per qellim të posaçem t' a biejë të kjarët ndonji të vertetë fetare a morale. P. sh.



**Djali fikanak** (1).

Nji njerí kishte dy bij; edhe mà i vogli prej asish i tha t'i atit: „Át, më nep pjesen e gjâsë, qi më bje me marrë." Edhe ai u dau gjânë atyne. Edhe mbas pak ditsh, mà i vogli bír mbëlodh gjith se qish pat, edhe iku ndë dhé të huej më nji vênd të largë, edhe atje shperdau gjàn' e vet si plangprishës. Edhe si prishi të gjitha, u bâ nji zí e madhe m' atë vênd, edhe ai filloi me pasunë të mangut. Atëherë, vojti e u ngjit mbas nji qytetari t' atij vendi, edhe ai e dergoi nd'arat e veta me kullotun thítë. Edhe dëshëronte me mbushun barkun e vet me harupat (2) qi hajshin thítë; por kurrkushi s' i nepte. Edhe ai si erdhi më vetëvetëhen tha: „Sa puntorëve të t' im et u teprojn bukët e un po vdierem prej ûniet. Do të ngrìhem e do të vete tek em át, edhe do t' i thom: O Át, fëjeva në qiell edhe perpara tejet. Edhe nuk jam mà i vjefshim me u quejtun biri i yt; bàn-më porsi nji prej pûntorëve t' ú". Edhe u ngrit e erdhi tek i ati i vet. Edhe ai kur ishte edhe larg, i ati e pá, dhe i u dhimpti, edhe u turr e rá më qafë t' atij edhe e puthi. Edhe i biri i tha: „O át, fëjeva në qiell edhe perpara tejet, edhe nuk jam mà i vjefshem me u quejtun biri i yt. Por ati u tha sherbtorëve të vet: Nxjerrni jashtë stolín e parë edhe i a veshni edhe i vèni unazën në dorë edhe këpucët në kàmbët; edhe bini viçin e ushqyeshim edhe thernia, edhe le të hám' e le të gëzohemi; sepse kyj em-bír qe i vdekun, e u ngjáll përsërí; edhe qe i hupun, e u gjint. Edhe filluen me u gëzuem. Edhe i biri i atij mà i madhi ishte nd' arë, edhe kur erdhi e u afrue në shtëpít, ndëgjoi kânkë e valle. Edhe thirri nji prej sherbtorëve edhe pyste qysh jânë këto punë. Edhe ai i tha se ká ardhun yt vëllá, edhe yt át theri viçin e ushqyeshim, sepse e priti të shëndoshë. Edhe ai u zêmërue edhe s' donte me hŷmë mbrênda. I ati prá duel e i lutej. Edhe ai u pergjeq e i tha t' i atit: „Qe, po të sherbej kaq vjet, edhe asndonji herë s' t' a kapërceva urdhënimin: edhe kurr ndonji herë s' më dhae nji edh, qi të gëzohem bashkë me miqt e mí. Por kur erdhi kyj yt-bír qi hânger gjânë t' ande bashkë me grá të pandershme, i there viçin e ushqyeshim. Edhe ai i tha: " O djalë,

(1) *Fikanak-u* = qi fikë shtëpin tue i dhânë krah gjâs.
(2) *Harup-i* = xhixhibanoz-i,. Këtû gabimisht per: *lênd-i.*

ti jé përherë bashkë me mue, edhe gjithë të mijat jànë të tuat. Edhe duhej me u gazëmuem e me u gëzuem sepse kyj yt vëllá qe i vdekun, e u ngjáll përsërí, edhe qe i hupun, e u gjind.—*Luk. XV*

*(Kristoforidhi)*

*c)* **Miti,** qi âsht ajo dorë prrallet, në të cillen veprojn kjenës faret të trilluem me fantazí, vehtesime, hyjní, gjymsë hyjnísh etj., qi pershîhen mbrenda rrethit së mytologjís së pagâjvet. P. sh.

**1. — Midha.**

N' Azí të vjeter jetonte motit nji mbret fort i pasun, të cillin e quejshin Midhë.

Këtij mbreti, i vojti nji herë në shtëpí nji prej Perendivet.

Midha e priti edhe e percuell me shum nderime, sa Perendija mbet fort i kënaqun e i tha Midhës, t' i lypte shka i pelqente mà teper, se kishte per t' i a dhânë.

Midha, nonsè mjaft i pasun, nuk ishte prap i kënaqun me shka kishte; pra i lypi Perendís njiket nderë, qi me mujtë me këthye n' ár ç' do send, qi të perkitëte me dorë. Perendija i a çoi me nji herë në vend dishirin; e ashtû Midha u bâ mà i pasuni i botës, por njiheri edhe mà fatziu i të gjithëvet; pse edhe buka, qi duete me ngrânë i bâhej ár në dorë, e me ár njeriu nuk ushqehet.

Në ketë mënyrë Midha nisi me vojtë fort keq; e, me gjithë pasuní, qi kishte, erdh në nji gjëndje të mjerë, qi me dekë ûje.

I u lut atëherë Perendís t' i a mirrte atë dhânti, qi i kishte falë, e Perendija e ndigjoi, edhe i tha të shkonte me u lám te gurrat e lumit Paktolos, râna e të cillit q' aso dite, u bâ e artë.

*(Liber Leximi).*

**2. — Dënimi i Prometheut.**

*Lot derthte Prometheu, kur i mbërthyer*
*Shqiponja vij' mëlçinë* (1) *që t'i a grinte,*

(1) *Vijte mulshín* = mushkënín.



*Si kokra prushit sysh ato i shtinte:*
*Për fajn' e zjarrit qiejsh q' e pat rrëmbyer !* (1)
*Prej baltës s'dheut njerinë me t'a kryer*
*T' i falë frymë jete doj', t' a ngrinte;*
*Minerva me ç' do send atij i ndihnte* (2)
*T' e bëjë soje atë q' e pat pandyer.* (3)
*Vullkani, si pas urdhrit t' Jupiterrit,*
*Në majë të Kaukasit vênd i gjeti;*
*Tridhjet mij' vjetsh dënim, sa jet' e Ferrit!...*
*N' u-fal, tridhjetë vjet gjith vojti i shkreti!*
*Kur erth Herkuli faljen t' a zbatojë:*
*U-pa, se munt edhe qielli të gabojë !* — (Asdreni)

**5. Rromanxi.**

*Rromanxi* âsht, si novela, nji kallxim i hapët ndodhísh kryekëput a pjesësisht të trillueme. Zhvillimi i tynve bâhet aq me nji gjallní e në nji mënyrë aq të kaperthyeme, sa me i u dukun lexuesit krejt të verteta pûnët qi kallxohen, tue i a mbajtun menden gjithmonë pezull e të lidhun per to.

Rromanxi, per mbas landet, âsht disa nduerësh:

*Rromanxi historik,* i cilli ka themelin në historí; kështuqi tue marrë shkas prej ndonjij fakti së vertetë, në fantazín e vet shkrimtari tfaqë gjêjen rreale të ndonjij shoqnije mbrenda njaj kohe së caktueme. Janë të permendun: *I Promessi Sposi* të Manzonit e *Quo vadis* të polakut Sienkiewicz, ky i mbrami perkëthyem shqyp prej Á. V. Prennushit.

*Rromanxi shoqnuer,* qi prej njij fakti xjerrë në shesh

(1) Prej qiellësh që e pat grabitun.
(2) I ndihmojte.
(3) Kujtuem, shpresuem.

gjêjen e njij shoqnije; tue u ndalun sidomos nder të mbeta e të zeza të saja, jep mënyren e mjetet e permirsimit.

*Rromanxi dokesuer,* qi merr shkas prej ndonjij ndodhije per me pershkruem doket a zakonet e disa vendeve a kohve. Këso dore âsht *Fabiola* e Wiseman-it, perkëthyem shqyp prej Á. V. Prennushit.

Per t' u permendun âsht edhe *Lule* i Barkatës, perkëthyem prej K. Gurakuqit.

*Rromanxi ndiesuer* (sentimental), qi tregon e pershkruen epshimet, ndiesít e pësimet mâ të fortat e zemrës së nierit. Njihet per klasik *Le René* i Châtaubriand-it.

*Romanxi didaktik,* qi tue treguem nji ndodhí, shkon tue dhânë mësime të mira per jetë. Këso dore janë *Aventurat e Telemakut* të Fénelon-it, qi dikur nisen edhe këta me dalë të perkëthyeme në gjûhë t' onë gjithnji prej Á. V. Prennushit.

NJI SHEMBULL RROMANXIT.

**E çojn Gjenovefen me dekë.**

Porsá u largote Berta, u çil burgu me turr, e dy trima t'armatisun i duelne para Gjenovefes: njeni shterngote në dorë nji pishë të ndezun, tjetri nji shpatë.

Gjenovefja në gjûj e lutëte Zotin me gjith shpírt e e rraste per zêmer foshnjen e vet: — „Çou, briti gjakbâsi, e ec mbas nesh me djalin t' and".

— O Zot, të késh dhimbë per mue! „Un jam në dorë t' ande." — pergjegji e shkreta, tue u çue e tue ecë mbas tyne; e kambët i u dridhshin.

Rrugina per t' u kalue ishte llagore mjeft e gjatë. Trimi, qi mbajte pishen, prîjte para, Gjenovefja ecte mbas tij, tjetri me shpatë në dorë vîjte mbrapa; e mbyllte vargun nji qen i madh leshatak.



Si mbërrîne tu dera e hekurit, në fund të llagores, gjakbâsi, qi prîjte para, çili deren e fiku pishen. Duelne jashtë, jo larg prej njij pyllës së madhe. Ishte nji natë e bukur vjeshtet. Qiella xhixhillote me hyj, e hâna u ulte atje në fund të horixontit. Frŷte nji erë e ftoftë. Ata dy, pa qitë fjalë prej gojet, e çuene Gjenovefen këthellët mbrenda pyllet.

Kur prekne nji vend, lirue llogash (1) e dushkut, por rrethue me brej të dendun (2), me vidha e sa lisa tjerë, ai qi rrokte shpaten i tha murrtë (3) Gjenovefes. — „Xên vend, se të ká ardhë e mbramja: ulu në gjûj!" — Gjenovefja u ul.

— „Epma tash at djalin t' and, e ti, Rrugjer, mbyllia sŷt këtij".

Tue thânë këto fjalë, kapi per krahit fëmijn e njomë e çoi shpaten me i rá. Por zêmra e nânës, çue në disprim, nuk e duroi kurrsesi at kob. Gjenovefja e shterngote ngrykë sá kû mujte ferishten e njomë, e me sŷ prej qiellet briti në pikllim të vet! „O Zot i em, le të des vetë, por pështoje ket fëmij të pafaj!..."

— „Lêni fjalët, — briti gjakbâsi. Puna do të mbarohet. Lshoma ket djalë; s' ké se qindron."

— Barbar! — fshâni Gjenovefja tue u zhgrehë në váj. E po ju bân zêmra me e pré ket fëmij tamlit, qi per rojë të vet s' ká por pafajnín? Me çë farë fajit â perlye ky? M' a merrni jeten mue; s' kam zori me dekë: jam gadi: djalin mos m' a prekni! Çonie, çonie te prindët e mí; e në kjoftë puna me rrezik, më lêni mue gjallë t' a mbáj vetë. Po ju zotohem se s' kam per të dalë kurr prej këso pylle! po ju bâj bé, se sŷ nierit s'ká me më pá kurr. Ah, të padhimbshem! Âsht e shoqja e zotnís s' uej qi ju ká rá nder kambë e po ju lutë. Në ju paça fye ndonji herë, mos m' a shikjoni luten; në paça gabue kund, më bijni shpatë e më hiqni kso jete. Por vetë e dij mirë, se të gabueme s'më keni diktue kurr. Në mos ju zbutshin këta lot, e ne mos u thejshi, keni per t' a ndie shpejt në zêmer nji mullâ, qi ká me jû pezmetue të gjitha ditët e motit t' uej. T' i a keni frigen Zotit mâ fort se nierit, e mos bâni gjak. Gjaku lypë gjŷgj prej qiellet, e kush e derdhë s' ká mâ pushim."

---

(1) *Llogë-a* = morriza e ferrça të ngatrrueme.
(2) *I dendun* = i shpeshtë.
(3) *Murrtë* = xî ftyret prej idhnimit.

— „Un s' bâj tjeter, por me shkue mbas urdhnit, qi më kan dhânë, — tha trimi, qi shterngote shpaten. Mirë, a keq, un s' dij gjâ; vetun Konti e Golloja e paçin vedin në qafë."

— Ah! — pergjegji Gjenovefja. Çoni sŷt prej qiellet. Shikjonie hânen, qi po mëshehet mbas atyne brejve, per mos me e pá punen e zezë, qi doni me krye: hâna po ulet, ftyra e saj po merr ngjyren e gjakut. Gjithsa herë keni per t' a pá tue u ulë kështû, ká per të ju shtî në mend gjakun e dy të pafajve qi keni derdhë. Edhe kur ká me vezllue në kupë të qiellës, rrezet e saja të bardha kan me i a ngushllue zëmren nierís mbarë: por juve, gjakbâsa e fajtorë, ká per të ju u dukë ngjye me gjak. M' a vêni veshin... Po çohet éra e po frŷn në pyllë... A po ndieni rraptimen (1) e lisavet e lëvizmen e gjethvet qi po dridhen? Të tânë natyren e ká xânë mënera prej zezimit, qi keni menden me bâ. Ç' do gjeth, qi të losë prej éret sod e mbrapa, ká me ju shtî të dridhunat. Ju po e shifni driten e atyne hyjve; ata janë porsi sŷ me mija e mija, qi po ju shikjojn prej qiellet. Mendoni, se pertè ata hyj âsht i Madhi Zot i drejtë e qi ká fuqí per shkado! Mendoni, se keni per t' u dukë nji ditë para gjykates së tij; e ndoshta s' âsht larg kjo ditë! O Zoti i em, ti jé baba i vejushavet e i të vorfnevet; prekjau zëmren këtyne trimave, qi kanë kunorë e fëmij! Ndaljau krahin e rueji të kulluem prej gjakut të njij nânës e të njij fëmijs, mos të rrezigojn me i ndie të bremet e zêmrës per gjakun e dy vetve!"

— „Korrad, — tha at herë ai nder ata dy qi s' kishte bâ zâ deri tash, e dajte si me lot nder sŷ prej së dyndunit: Korrad, t'a lâm gjallë! Qe, më coptohet zëmra kah e ndiej tuj folë këso dore ket nânë të shkretë. Në daç me derdhë gjak nierit, derdhe gjakun e Gollos: ai vetun e ká të tânë fajin; por kjo kercunë s' ká bâ tjeter, por të miren. Të të bijë nder mend me sá dashtní âsht sjellë rreth teje n' at lëngatë, qi të ká mundue tash së mbramit."

— „S'ká gjà, — i pergjegji ai: Kjo do të desë. Keq më vjen mjeft me e mbytë; por me e lânë gjallë, âsht dam per né; e mandejna kësaj s' po i del ndonji e mirë se po pështon! Golloja ká per t' a diktue. Thuej edhe se ai na ká vû urdhen me i a prû sŷt e kësaj per shêj se e kena mbytë."

(1) *Rraptimë-a* = zhumhurë, ushtimë.



— „Or mik, — i a këthei Korradi: mos t' a çajm kryet per ket punë. T' a bâjm Gjenovefen m' u lidhë me bé, se s' ká me dalë kurr prej kësaj pyllë. Gollos mandejna kena me i a qitë para sŷt e qênit t' yt. Mos druej, se po kujtohet. Un po të tham, se prej mëneret të zezimit qi ká bâ, s' ká per t' i punue zêmra me i shikjue per afer A thue po të dhimhet tŷ qeni i yt? Rrugjer, a po bân ti nji jeten e bâmirses s' ate së pafaje e të djalit të saj me jetë të këtij qeni? Rrugjer, Rrugjer, mos u bân bishë e eger."

— „E din Zoti, — i pergjegji ky, se vetë shtâsë nuk jam. Kurr s' e kam ndie zyren t' eme kaq të vishtirë, sikur sot. Po me bâ me u kujtue Golloja, a s' ká m' u terbue ai?"

— „Gollon e hangert ai qi kjoftë tretë, — i a shkrepi Korradi: Veper e mirë âsht me pështue pafajnín. Nieri i urtë nuk do të tutet me e çue në vend detyren e vet. Edhe pse po ndeshim në do idhnime, shpejt a vonë kena per t'a pasë ngushllimin."

Rrugjerit i u mbush mendja, e tha: — „Mirë, prá, t' i bîjm këtij rreziku, mbasi po të dashka tŷ hatri."

Mbandej aty per aty e lidhi Gjenovefen me bé të permënershme, se prej atij vendit të shkretë s' kishte per dalë mâ kurr per jetë të vet. Ashtû edhe Korradi u betue mbi shpatë të vet, se s' kishte per t' a xânë kurr në gojë punen e Gjenovefes, e se kurr s' kishte per të vojtë me e pá n' at pyllë. Per me u sigurue edhe mâ, e shtŷne begeshen edhe mâ mbrendë n' at pyllë, kû kambë nierit s'kishte shkelë kurr. Gjenovefes i rá të fikët te trupi i njij breu. Atëherë të dy trimat u hoqne andej. Korradi veç e suell kryet per mbrapa me e pá edhe nji herë.

— „Ah, Zoti i em! — tha ky me lot per faqe. Të késh kujdes ti per tê e per djalin e sáj! Kot patme dhimbë per tê, në mos u diftosh ti mâ zêmerdhimbshem se nieri."

U këthyene në kështjell, e e gjetne Gollon ndêjun n' odë të vet, e kryet e mbajte nder shplakë të duervet porsi i dispruem: — „Qe, sŷt e Gjenovefes" — tha Rrugjeri, tue u ndalë tu praku i derës, e tue i kallxue sŷt e qenit të vet.

„Hiqmu këtej! — uluroi Golloja me zà të njij të terbuemi, tue rrotullue shpaten e vet: S' due me i pá. Mos të guxojn mâ kush me m' a permendë êmnin e saj. Delni jashtë, e mos ju a pasha kurr bojen!... Çudë pernjimend kenka! — murmuroi mbrapa me vetvedi: Ne e parë m' u dukte i amel shfrimi i idhnimit,

e tash po e ndiej si mundim ferrit... Ah, Gollo fatzí, kû të paska çue nji shil (1) djalluer! Ah, kurrnji të mirë s' ka se të ndien mâ zèmra mbi ftyrë të dheut!" — *(Schmid - Xanoni)*

Nji shembull tjeter rromanxit gjindet në faqe 75.

## 6. Novela.

*Novela* âsht kallximi i shkurtë e i thjeshtë i ndonjij ndodhije së xjerrun prej jetet njerzore; ndodhí qi verevertè ka ndodhë, jase ka mundun kurdoherë me ndodhun.

Thema e ktyne novelave mirret prej ndodhísh së ralla, së jashtarendshme, nder të cillat zhvillohen e spikasin ndiesít, pësimet e virtytet mâ të fortat e zemrës së nierit.

Të hîmt âsht faret të shkurtë e të shumen e herës në tê kallxohet e pershkruhet vendi, rasa, koha kur e kû ndodhen a ka mundun të ndodhë pûna; êmnohen fîll a terthoras vehtjet mâ me randsí, qi marrin pjesë n' at rrojme. Në kallxim të ndodhís çeken vetem rrethânët mâ të nevojshmet me thjeshtsí të madhe, per pa e nderlikuem per së teprit rendin e vehtjevet, të kohës e të rasavet. Mund të mbyllet kallximi tue xjerrun ndonji mësim të vjefshem per jetë. Si stili, si gjùha vien të jén të hijshem e të rrjedhëshem.

Me të vertetë të hershemt nuk hartuen novela në kuptimin e soçem; ju u afruen me kallximet, qi i thirrshin **Idile.**

Novela mund të jét *klasike* ase *moderne:*

*Novela klasike* zhvillon disa rasa të jetës e disa ndiesí të forta, tue qitë në shesh karaktere e typa të posaçem njerzësh, si edhe doke shoqnore.

(1) *Shil-i* = dishír, epsh.



*Novela moderne* e ka zgjânuem rrethin e novelës klasike tue e paraqitun jeten e nierit nen ftyrat e ndryshme e rreale si mund të jét në vetveti, zdeshë prej krijësësh e pershkrimesh fantastike të të moçemvet. Novela moderne studjon mâ këthellët pûnët e njerzimit mbas rrethânësh morale e shoqnore të kohës, e nuk lèn pa zhbiruem kurrnji skâj të zèmrës së nierit.

Qe, vetít e parimet mbas së cillash do të jét e shkrueme novela e pergjithsisht edhe rromanxi:

*Fakti kryesuer* do të spikasë i unjishem në gjith zhvillimin e vet, pa u djerrë teper nder ndodhít, rasat e rrethânët e dyta, të cillat do të jén perherë të reja, të çuditshme, të lidhuna e të nderlikueme natyrisht e me shije. *Typat e vehtjevet* do të jén të ndryshëshem njeni prej tjetrit e do t' a mbájn fillim e mbarim si në fjalë si në të prûm karakterin e vet. *Rendi i kallximit* nuk do të bâhet i mbyllët neper nderlikime teper të ngatrrueshme. *Kuvendimet* e *djalogjet* do të jén të gjalla, të natyrshme e të shkurta. Në *të çfaqun të ndiesivet të forta* e t' epshevet do të ruhen caqet e arsyes e të masës. *Të mbyllunt* do të vijë së vetit e të papritun. *Gjùha* e bukur e pa sterhollime; *stili* i rrjedhëshem e plot jetë.

Mbi të gjitha, novela a rromanxi, per t'i dalë në krye qellimit të vet, d. m. th. me edukuem lexuesin tue e kënaqun, — do të jét *morale.* Hartin e vet shkrimtari do t'a perdorë mâ fort per me e paraqitun vesin e ligshtít e nierit nder damet e nder rrjedhët e shemtueshme kû ky'e çon me rám të birin e Adamit; e jo per me e prû sa mâ të bukur e të kandshem vesin n'atë çasin e vet kur ky mund të marrë ndonji dukë të lakmueshme. Epshet e ligshtít e ulta do të bihen n' atë luften e çmendun, qi rrijn tue i

bâm arsyes, së mirës e së drejtës, mâ fort se në perkim me 'dishiret e natyrës së prishun. E virtytin nuk do t' a paraqesë vetem rrethuem prej vuejtjesh, prej mundit e flijesh së padáme, por nen veshen e ambelsimit e të qetsís, qi i sjellë zêmrës së nierit ushtrimi i saj: Do t' a bijë nen atë bukurín e madhnín e vet, neper të cillat krijatyra e shkretë vjen e naltsohet, zotnon, ngadhnyese mbi ligshtít e natyrës.

Prejse shkrimtarët e rromanxavet a të novelavet, shpesh e lânë mbas doret ketë vetí kryesore, *moralitetin*, këndimi i tynve vjen e bâhet fort i damshem, sidomos per të rí, të cillët porsi míza në kjumshtë shkojn e mbyten nder ta. Tue thithun etshem ândet e ulta nder ato brraka, bashkë me nji kënaqë, qi u ikë nder duerë pa e pasë shijuem mirë, gjêjn helmin e vesit qi xên vend në fundin e zêmres së tynve.(1)

Shkruen novela shqyp *M. Grameno* e *E. Koliqi (Hija e Maleve)*; por mjerisht nuk mund të lëshohen pa dam e rrezik nder duerë të të rivet.

Pergitet me novelen **legjenda**, e cilla permban nji kallxim të shkurtë e fantastik ndodhísh së çuditshme, qi i difton mâ fort goja e popullit rreth njij vendi, njij nieri a fakti historik. Nji shumicë legendash gjinden të permbljedhuna në *Skanderbegu mbas gojëdhânash* të t'Á. M. Sirdanit.(2)

Të permenduna janë legjendat e Arapve: *Njimijë e nji natë.*

---

(1) Mos t' ishte tjeter, këndimi i rromanxavet vjen tue e ligshtuem karakterin e të riut, i a vjedhë kohen e çmueshme e i a bân të merzitshem e të randë këndimin e sendevet mâ dobishme per jetë. Nder këto këndime ushqehen nandëdhetë e mâ per qind ndiesít e ligshtivet t' ulta, e mbandej shijet hartistike. Po a âsht nevoja të kerkohet ari i hartit në baltë?

Qe, rregulla, qi do të mbajn pergjithsisht të rít në këndimin e libravet: *Mos me kënduem gjâ, per pa pyetun perpara njerzët e urtë, të zot e me ndergjegje.*

(2) Ndokush kuptimin e legjendës e perzien me kallximet bestytnore të mytologjís, krijuem prej fantazije së popullit, kû kjensët e mbinatyrshem marrin pjesë në pûnë të njerzimit. — J. Verest, *Manuel de Littérature*, N. 307.

Me ketë êmen *legjendë* thirreshin edhe kallximet e çuditshme rreth jete së Shêjtenvet. Të permendun janë: *I fioretti di S. Francesco.*



## NJI SHEMBULL NOVELET.

### Fëmija pa nânë! .

Nji send, të thuesh, n' atë odë zjarmit s' ishte në vend të vet. Në krye të votrës mbi rrgostë nji turrë e vogel coklash së shkaperderdhuna, qi pritshin rendin me hi në zjarm; këtû per tokë nji rubë, atje nji brêz: në të hîm të derës nji parë shkarpa të vjetra, per brî nji petk i zheluem. Mica rrijte tue lëpîm ênët e palame nen stjoll. Që prej qeprash (1) vareshin si bej të gjatë fijet e thirrit(2). Muret e suazat, xî per bind prej tymit, ishin bâ nji: me të zì mund të dabeshin se çë ngjyre e çë ftyre do të kishín pasë dikur. Xhamat e dritsorevet, prej së ndýtit e tymit, bâ edhe ata mos me u pâm gjâ pertej, ishin arnue me rrypa fletoresh. S' të shihte sŷni tjeter, veç gjithkund plûhun, gjithkund ndŷtsinë, gjithkahë zhele e copa e grimsa letrash e pecash: thue se nuk kishte kund zojë shpijet ai vend!

Ishte koha e mbrames. Prane votret rrijte kambëkryq nji burrë mustakoç, per të kjenë jo mâ i motshem se 40 vjeç, a aty pari; por, shkrehë prej mundit e idhnimesh, dukej fort mâ plak.

Dikû pse drût kishin ndodhun të rita, dikû pse vetë ishte pak i ngutshem, sterfallojte e truejte plot gojen tue i frŷm me të dy bulshîjt zjarmit, i cilli, si me i a bam pastafat, nuk ndigjojte me u ndezë.

Kishte prû me veti nji kungull të zí rakijet, qi s' e lëshojte doret; kishte para, mbë prak të votrës, edhe goten; por nuk fillojte: pritëte të shoqen, — nji grue fort mâ e ré se ai — t' i bijte mezen e perzemert, do mollatarta të regjuna, qi kishte shkue me i xjerrë kushdin se që kur.

Si e bâni me pritë nji copë herë të mirë tek e mbramja

---

(1) *Qeprë-a* = Gershanzat, drûjt e pullazit, mbi të cillat vendohen tjegullat.

(2) *Thirr-i* = çagja, pshtima.

erdh. I a vûni para at palaré të vogel, uli edhe nji gotë per veti e xûni vend per báll të sho'it, me të cillin nisi me folë, me të dhânun njimend, por pa e çue fort zânin.

Per tokë, ndermjet kashûnit e derës, mbi nji shtrojë nimo Zot, kishte rám e rrijte pështetë mbë njanin krah nji fëmij. Prej drite së kandilit, qi e kishte kundruell, mund dahej kjarët ftyra e tij e mbaruet e e zbetë si flaka e qirit, por kuqë më dý mollzat e faqevet: shêje të sigurta se nji smundje e mbrendëshme ishte tue i a brém jeten.

Kishte në dorë nji kertollë të pjekun në hi, qi shkojte tue e qiruem per kadalë me maje të gishtavet. Kolli, nji koll i thát, i turrshem, e ngucte pa dá; por ai mundohej me e ndalë, pse veshët e mendët i kishte krejt tu kuvendi, qi kishin ngrehun ata dy te votra.

— Nuk të tham se s' ke arsye — i a bâjte së shoqes — kur më thue se Pjetrushi âsht tue e hangrë buken kot. Por prap; âsht ende teper fëmij; njetash mâ, së vjelunash i ka mbushë 11 vjetë: nuk asht i zoti me bartë mbë shpinë gur e tulla e me shue gelqere. Të presim edhe pak, e ka ashtin ende të njomë. Mbandej, per me pûnue shka thue ti, lypet të jét i shëndoshët e i lidhun; po ky . . . shikjoje nji herë si âsht bâ, krejt asht e lkurë, mos me pasë shka me pá me sý !

— More, se e ké djalin me dergjë, e dij edhe vetë — i a priti e shoqja tue shkrepë mashen per voter; — por, shì per nji ketë arsye mà fort un due të m' a hiqsh shpijet nji orë e mâ parë. S' mund t' a shoh mâ neper kambë. Palè ! A kujton ti, se po të rrí mâ këtû, në short të marr nji ditë prej si edhe dergjen ?!... S' po e çoj mâ gjatë. Ti pûnen t' eme e din; t' a kam thânë sa herë: Ja ky, ja un jashtë prej këndej; të dy bashkë s' kemi shka bàjm në ketë shpí !

Njekështû i foli trimit ajo dhelpen, qi me dredhí të veta kishte mbërrìm me i hangrë zemren krejt atij qyqari.

Edhe kështû, si i a lëshoi këto fjalë, pa pritë as të gjegjun prej si, u çue, hoq prej gozhdet kandilin, shkoi tu shtroja e Pjetrushit e idhnueshem e të madhe i tha: — A ndjeve, morè ! Neser nade ké me u çuem heret e ké me shkue tu Gjergji. E kam ndreqë pûnen me tè; ti veç ké me bà shka të të thotë ai. Pagen mbandej, qi të t' apë kryetari i pûntorvet, per gjith mbrame ké per të m' a prû mue. A more vesht ? ! . . .



I a tha fëmijs kaq e fjalë edhe duel me gjith dritë n' odë tjeter; kështû qi át e bír mbeten në terr.

Neper xhama të dritsores, verbue prej tymit, rrezet e lehta të hânës mund të depertojshin aq, sa mund të shihej ftyra e fëmijs së shkretë, mbushë në vajë; i cilli mbi ketë tokë nuk ishte i dashun, pse . . . nuk kishte nânë. I ngrati fëmij, as prej babe së vet nuk pritëte mâ nji fjalë të mirë, nji nihmë; pse, sa herë qi ky çojte doren me e dashun mirë, a çilte gojen me i dalë zot, gjithmonë grueja kishte per t' i ndêjë gati me e ndalë.

Pjetrushi filloi e mbaroi darken e vet me at kertollë, pa i u ndiem zâni i gojës. U ligshtue nji herë tue e pám vetin aq të marrun neper kambë prej njerket e të lëshuem krejt doret prej s' et; por mbandej i erdh disi zemra tue menduem, se aty e mbrapa do të rrijte larg shpijet e s' do të ndiejte mâ të shamet e të ramet e Kushës.

Zbathi kundrat, e njashtû si kje, me gjith petka, u struk nen botaní. E puthi mâ me máll se kurr nji medajë, qi i a kishte vû në fyt qyshë e ama, e shterngoi per zêmer, e tue tretë nder kujtime të nânës së dekun filloi me e kotulluem gjumi.

I ati neper atë dritë të marrët të hânës nuk i a dajte sŷt të birit. Sado i lânun e i ligshtë, sado i marrun meç prej pijet, e ndieu n' atë terr, n' atë vetmí zânin e natyrës: nisi me i u dhimbtë per së teprit fëmija. Rrijte e mendojte, sa kujdesin, sa dashunín kishte pasë nji ditë per atë djalë e shkreta nâna e vet, grue aq fisnike, aq bujare e me nderë . . . T' ishte gjallë ajo, — shkojte tue thânë vetë me veti, — ky fëmij ende i njomë nuk do t' i pushojte brít mbi ketë farë shtrojet, as t' ishte nji qen rrugash. Ajo i kishte rám mbrapa e ndoshta nuk kishte me e ngucë sod kolli kështû pa prâ, ndoshta nuk do t' i kishte gungat perherë t' ajuna mbas veshësh ! E baba i vet sod nuk e kishte çuem kurr të shuemin e vogel me pûnue gjith diten e nderme, si llac, tue bartë me ata krahë të njomë, per shí e per zheg, gur e lloç. Jo; kurr s' e kishem bâ ketë pûnë, t' ishte gjallë ajo jetëshkurtun !

Zêmra i u çue peshë e ledja loden s' i a pritëte. Flakroi në kambë, i u afrue, e veç kur bâni me u ulë me i a puthë faqet, i a behi e shoqja, per me i diftuem se buka ishte gati.

* * *

Pak gjâ mâ i madh se 11 vjeç pra, Pjetrushi u bashkue me

pûntorë tjerë, per me fitue buken e ditës me múnd të krahvet.

Këthejte ne e mbrame lodhë e këputë tu shpija ; nuk shndrrojte dý fjalë me kend. Hajte pa zà njatë kashatë qi i jipte njerka, e mbandej shkojte ñll e xîjte atë strofullin e vet.

Dalë kadalë njekaq erdh e i u vû pûnës, sa nade me të zi çë pritëte me dalë shpijet e me shkue te shokët. Atje, njimend i dhimbshin krahët tue bartë edhe randë ka nji herë ; por, prap, ajo jetë e mundshme i bâhej njiqind herë mà e ambel, se jetesa në shpí me atë ndjerkë të padashun. Ï ngrati Pjetrush ! N' atë mendeu e vogel të veten i a dijte disi per nderë Kushës, e cilla, sa me e shporrë qafet, e kishte venduem me Gjergjin.

Nji paradite të bukur kahë mbarimi i dimnit Pjetrushi ishte tue mbushë ujë per me shue do gelqere, kur i pari i pûntorvet i bàni zà atje prej së naltit me i a prû me të shpejtë s' dij se çë farë veglet.

Gjithkahë per rreth vlojte pûna. Ndertesës së ré ishin tue i vû kulmin. S' ndihej tjeter, veç krizma e qeservet e brimët e pùntorís. Mbi kulme valviteshin fàculetat e rizat : dhantít pergëzimore të fqîjvet.

Pjetrushi, me ato kambë të holla, ngau vrap me i çue njeshtrit atë send qi lypte. Por shkalla, ajo shkallë sqelesh, e mberthyeme ashtû sa per nevojë, ishte teper e gjatë per tè ; u ndal sa grima me marrë frymë. Atje nalt gjithnji britshin : Pjetrush, Pjetrush ! — Erdha, qe ; i a mbërrina ! — tha fëmija, — e muer me u ngjitun edhe nji herë.

Shkalla luejte shrregull, e diku as vend kû m' u mbajtë nuk kishte. Kahë desht me i a bàm shpejt, e muer àna, buer drejtpeshimin e picingul rá teposhtë permbi nji grumull gurësh ! . . . U lá krejt në gjak ; e kur ngán me e çuem, e gjeten pa mend pa gojë: kishte mbaruem.

Ju u dhimbt të gjithve, pse të gjith e kishin dashun. Në shêj të vajit e tânë pùntorija la pûnen : ndertesës së ré i rá nji hije e zezë, e mbloi heshtimi . . .

E ti, o Pjetrush, shì në njeketë rrezik, kû të çoi me mbaruem jeten e njomë zèmra e keqe e njasaj, qi, me pasë kjenë fati i bardhë, do t' ishte per tý nji nânë e dytë, — shì në njeketë rrezik, në njeketë dekë të shemtueme ti kjé i lum ! I lum, mbasi nuk të rá me sprovue idhnime mà të randa ; nuk të rá me pám



shkandullin e mjerimin, qi pak mâ vonë shkrepi mbi shpí të babës s' yt ! Dijia njasaj nàne, qi u lut para fronit të Perendís per tý. Ti diqe ; por diqe martyr ! E, pa i njohtun ende dredhít e të zezat e shekullit, i a shpejtove me u bashkue me nânen e dashun t'ande.

## SHEMBUJ LEGJENDET.

### 1. — Këthimi i Gjerq Kastriotit në Krujë.

Qindra vjet më parë, kur Shqipëria nxirte vetem trima dhe luanë, në qytetin e dëgjuar të Krujës, te Kshtjella e Kastriotve, rrínte pranë zjarrit mbi një polthronë venecjane një zonjë bujare me flokë të bardhë e me roba të zeza, me një fytyrë të hequr, të tharë, të vijosur prej hidhërimeve, si nonjë e shënjtë madhështore që vuan e mundohet, po s' e thotë. Qe Princesha Vojsavë, e veja e Gjon Kastriotit, e ëma e Skënderbeut.

Jashtë, veriu i egër i maleve të Shqipërisë po frynte si i tërbuar, vërshëllente (1) si i marrë nëper vrimat dhe masgallat, përzjente valat e Adriatikut të fryra, perçe-shkum, që perpiqeshin si kuçedra, fshikullonte si me kamçik shkëmbinjt' e thatë që oshëtinin (2) dhe gjëmonin. Qyteti i Krujës qè si i shkretuar. Në fortesën valonte flamuri i Turqisë.

Brenda në Kshtjellë mbretëronte një qetësí, një heshtje prej varri. Asgjë s' pipetin (3). Njerëzit atje s' flasin dhe baresin (4) ngadale, në majë të gjishtrinjve, sikur ka nonjë të vdekur ne shtëpi. Zonja me flokë të bardhë e me roba të zeza i afrohet më tepër e më tepër zjarrit që të ngrohet ; po më kot. E kishte zëmrën të ngrirë. Shtëpia e sajë ka mbetur pa burrë, pa zot. Katër djemat që kish ia mori Sulltani si penk tridhjetë vjet më parë. Tre prej syresh vdiqnë të helmuar ; i katërti s' dihet a është i gjallë. Po dhe në rron, a do të këthehet vallë nonjë herë ? Vallë a mban mënt

---

(1) *Vërshëllente* etj. = fishkullojte neper të çamet, plasaritat e zgavrrat.

(2) *Oshëtinin* = ushtojshin.

(3) *S' pipinj* = s' bzâj. Këtu : gjithshkahja heshtojte.

(4) *Bares* = eci.

t' ëmen, t' anë, Krujën, Shqipërinë, se që çilimi kur ia rrëmbyen nga krahët? Dhe Princesha Vojsava qan e i lutet Perëndisë duarlidhur, zêmër-thyer: „ Tre m' i more për mëkatet e mia, të katërtin m' a fal, mos m' a merr, o Zot; mos na e mbyll shtëpinë!"

Në mur, përsipër vatrës, varrej një shpatë e kohve të vjetra që s' e ngreh dot njeri i sotmë as me dy duar. Qe palla e Kastriotve, e mbajtur bres pas brezi prej trimave që nxori ajo derë e shkëlqyer. Turqit e shkelnë dhe plaçkitnë keshtjellën, po pallen s' e nganë, se asnjë s' qe i zoti t' a përdorte. Vojsava e vafër ngreh kryet shpesh dhe shikon atë shpatë dhe sytë i mbushen në lot. Qan nëna për një bir, qan dhe shpata për një burrë!... Ç' u bë ay djalë, ku është ay trim? Gjer kur do të valojë mi fortesën e Krujës ay flamur i urryer (1) i tiranit të huaj? Gjer kur do t' a presë nëna të birin, Kruja të zotin, Shqipëria t' anë, bota trimin që s' ka shok?

Po përnjëheresh hapet dera dhe hyn brenda një luftëtar i hieshëm, fisnik dhe madhështor, hundë-shkabë, sy-petrit, me mjekër të gjatë e të dredhur, i veshur me çelik, i armatisur gjer në dhëmbë, shtatuja e gjallë e Marsit. Vojsava këthehet, e shikon, përpiqet të ngrihet, po qëndron si e ngrirë nga kjo pamje e papritur. Fërkon sytë, se mos sheh ëndërr. Luftari që hyri ësht gjallë si i shoqi, Gjon Kastrioti, po m' i ri, m' i bukur, m'i lartë...

— Në mos je hie a fandasmë që vjen të gënjesh një plakë të varfër, një qyqe të neveritur, ti je im-bir, ti je Gjergji i im. Folë! Folë! mos më mundo!

Po luftari nuk flet dot. Ay, që s' i ishin mvrojtur sytë kur i binin shigjetat dhe gjylet si breshër mbi supet, (2) me qindra të vrarë e të plagosur rrotull, qan tani si çilimi, bie më gjunjazi, i puth dorën princesësh së nderuar, po lotët e mbytin dhe s' thotë dot „ Un jam!" Po nëna e mori vesh. E njohu nga syri, e njohu nga fytyra, e njohu nga sjellja. Pastaj e njohu më mirë ajo dhe Shqipëria dhe bota nga ato që bëri. Ay qe i tërë dhe i gjallë Gjergj Kastrioti, Princi i Krujës, Konti i Matit dhe Zoti i Dibrës, që u-quajt Skënderbe prej Sulltanit, Mbret i Shqipërisë dhe i Maqedonisë prej Papës.

Si mori bekimin e nënës dhe u-bë dy herë më i fortë se

(1) *I urryer* = i mënishem.
(2) *Sup-i* = cep-i; cepa-t (e krahvet).



më parë, rrëmbeu shpaten që varej në mur sikur t' ishte e lehtë si pendë, e ngjeshi në brez dhe shkoi kaluer në fortesë.

Kruja, që dukej si e shkretuar, lëvis dhe ngjallet. Burra, gra, fëmijë, janë mbledhur në shesh të qytetit; ca, të gëzuar si në dasmë, këndojnë, të tjerë qajnë, të gjithë shikojnë në majë të fortesës dhe bertasin e brohoritin. Flamuri i huaj u-hoq dhe tani valon n' erë flamuri i Shqipërisë. Për atë gëzohet populli, për atë tingëllojnë këmbanat, për atë gjëmojnë topat. Ato që ngjajtin nën' atë flamur, nën' atë kryeushtar, i shkruan historia me shkronja t' arta, i buçasin(1) malet, brigjet dhe gurët e Shqipërisë, i tregojnë prallat dhe legjendat e pleqve dimërit rreth vatrës.

Kështu u-ngrit më 1443, në Vjeshtën e Tretë, në kryeqytetin e vjeter të Shqipërisë, flamuri i kuq me shkaben e zezë me dy krerë! (2). — *(N.)*

## 2. — Si erdha mbi tokë.

. . . Un ishem aso here tue gëzuem e tue lodruem me Êngjej atje mbi rê: shihshem Zotin e këndojshem per bukurí lavdet e tija. Kur qe, nji ditë u ndie nji zâ, — zâni i Ênjejvet lajmtarë, qi shkojshin e vîjshin prej qiellet e mbë tokë, — të cillët thán:— Kuj i kandet me zdrypë mbë tokë?

— Hajdeni të shkojm e t' a shohim token, — thaçë vetë me do shokë mocatarë të mí.

Na i prén fletët e na çuen para selís së Zotit, i cilli, tue na marrë ngrykë nji ka nji, na tha: — Të jini të mirë, bâniu t' urtë, të dashun e të ndigjueshem, per në daçi me e gjetun prap ketë vend, qi po lîni.

Ênjejt m' atë herë na kapen para duerësh, e tue i zhvilluem fletët e bardha, moren rrugen fluturim kahë toka. Kaluem ndermjet hyjvet, diellit e hânës. Ç' udhtim i kandshem!

Si mbërrîjtem në nji lulishte të madhe, na thán me u mëshehë kush nen nji drandofille, kush mbas njij erharoze, e kush në rrânxë të njij lili. Mue filloi me të paren me m' u perqethë shtati prej së ftoftit, sado qi Ênjejt u mundojshin me na strukë ngjat

(1) *Buças* = perhapi.
(2) Prej njij ligjirate, mbajtun në Boston, 28 Nand. 1915.

vetit tue na mblue me fletë. E un i thaçë atij t' emit: — A thue na duhet me ndëjë shum këtû?

— Jo, jo; — më pergjegji — mos u merzit edhe sa grima. Por m' u ngjat. I a nisa vajit e me nji herë më mori malli per parriz, kû ishem aq mirë, e kû era s' m' a therte kurr shtatin.

S' vonoi njimend shum, e pásh ke zoja e asaj lulishtje erdh kû isbim na, bashkë me nji zotní, të cillit e ndjeva se i tha: — Zgjidhe tash kû të duesh!

E këqyra me bisht të sŷnit, nper gjeth t' asaj lulje, ku më paten vendue; këqyra edhe atë zotnín, qi kerkojte nji fëmij, e m' u duk fort i mirë.

— Kishem me dashun — tha — nji fëmij të bukur po, por qi të jét edhe i ndigjueshem e i urtë.

Tue i thânë këto fjalë i shkuen sŷt kahë un e i a bâni: — Due njekëtê!

— Mirë, — i a priti e zoja e lulishtes — qetash po e marr e po t' a bie në shpí.

M' atë herë m' u bâ se e pásh zotnín kahë i dha kësaj nji grusht plot me të holla; pse, me shka më duket, fëmija po shiteshin fort shtrêjt. Mbandej tha aí trimi: — Hajdeni të shkojm!

U nisem. Prîjte zotnija, e fill mbas si shkojte grueja, qi më barte mue para duerësh. Tue ecë, i thaçë Ëngjllit, qi më vijte per mbrapa: — A je vesht, sa i dha per mue? — E Ëngjlli: — Shka ka dhânë per tŷ tash, âsht pak, s' âsht kurrgjâ. Ti s' mund t' a mirrsh me mend sa ka me shpenzue per tŷ, deri të bâhesh i zoti i vetit. Dije veç, se ti kishesh me kjenë teper i keq e i pazëmer, po s' u mundove me i a shperblye me nji jetë të mirë e të virtytshme mundin e shpenzimet qi do të bâhen per rreth teje.

E vetë atbotë Ëngjllit: — Perimend qi do të mundohem me gjith shpírt me u bâ i mirë, i ndigjueshem e i dashun.

Më derguen në nji shpí, ku e tânë gjindja ishin dhânë per me më pritun. Sá e shkaperceva prakun e derës, ndjeva se dikush bertiti: — Oh, qe, qe! Oh, sa i bukur!

E un me nji herë e pyeta Ëngjllin: — Po kush âsht ai qi thotë se jam i bukur, pa më pasë pám ende mirë?

— Âsht gjyshja e jote!

Të gjith, të gjith, m' u dukshin se po luejshin mendsh prej gëzimit. Por më njenë anë t' odës, pásh nji grue të ré, qi m' u gjá si e smundë e e vojtun keq. Edhe e pyeta Ëngjllin: — Po më



kallxo, shka ka ajo e shkreta?

— Ah! — më pergjegji Ëngjlli — Ajo âsht si po e sheh, pse asaj i u desht me vuejtun shum tue të pritun tŷ.

Më vûnë per brí kësaj grueje. Kjo më këqyri permallshem, njashtû si un këqyrshem dikur Zotin; edhe më puthi me nji dashuní, qi i gitëte dashunís së Zotit. M' atë herë thaçë vetë me veti: — Zot, sa e mirë, sa e dashun kjenka!

E Ëngjlli: — E besoj; — m' a priti — âsht nâna e jote!

Mbandej, tue më marrë ngrykë, m' i lëshoi këto fjalë: — Tash mundem me të lânë; perse Ëngjllin e tokës t' andin tek e ké per brí teje. Ka me të ruejtë si të kam ruejtë deri tash vetë!

E Ëngjlli mori hov e fluturoi kahë qiella. — *(Gj.)*

---

## Kreu III.

# Hartimet parashtruese.

*Me parashtruem* (1) don me thânë: me u a diftuem tjervet mendimet, gjykimet e ndiesít t' ona per rreth ndonjij sendi.

Pershîn kjo gjiní letrare *hartimet didaktike*, qi kanë per qellim t' i mësojm kuj a t' i a mbushim menden per nji të vertetë. Njehen mâ së fortit: *Traktati (studjimi, artikulli, polemika, kritika, këthiellimi, letra didaskalike) disertacjoni* e *apologjija, ligjirata oratorike, djalogu e letra* me *shkresat e marredhânjevet shoqnore.*

Kanë ndryshim të madh pra, hartimet *parashtruese* prej hartimesh *pershkruese* e *kallxuese;* per arsye se nder këto të mbramet subjekti âsht gjithmonë nji gjasend i jashtëshem, mjesa n' ato të parat subjekti nisë fill prej mendje

---

(1) Lat. *exponere.*

së shkrimtarit; prej sendesh së jashtëshme merr vetem nji shkas, nji të nzitun per me folë e me kallxue si e mendon ai pûnen.

Hartimet didaktike, janë fryti i peshimit e i arsyetimit; prandej i drejtohen mâ fort mendes, se ndiesivet.

Âsht e kotë t' a persrisim, se as kjo gjiní hartimit nuk rrin gjithmonë në veti: të shumen perzihet e nderlikohet me gjiní tjera.

## 1. Traktati.

Thirren *traktate* njato hartime, nder të cillat mësohen parimet e rregullat e ndonjij ditųnije a harti. Kështû kemi *traktate filozofijet, fiziket, mathematiket, mjekijet, muziket,* etj.

Traktati dahet nder *libra*, e libri nder *pjesë*, nder *krenë*, nder *neje* e *paragrafa*.

Tue mësuem nji dijtuní a hart duhet zgjedhun nji **methodë** (1), nji udhë, me të cillen paraqiten sendet, qi duem me u a zhvilluem tjervet. Methoda mund të jét: *analytike* e *syntetike*. Me methoden analytike dahet landa nder pjesë e prej skjyrtimit të mposun të pjesvet xieren parimet, ligjët e rregullat e pergjithta. Mjesa me methoden syntetike fillohet prej parimesh e shânsimesh së pergjithta e vihet nder rasat e posaçme. Qe, nji shembull i vogel:

*Methodë analytike.* Un kam në grusht nji unazë. Porsa t a lëshoj doret, unaza bjen në tokë. Kush e bân me rám? Un s' i dhaçë të shtŷmen. Pra, nji fuqí tjeter e ka ngrehun këtê prej vetit. — Kështû, nji gúr, qi hidhet n' ajr, dredhet e bjen në tokë. Me pasë per të vrám nji zog në fluturim, me nji herë rrxohet e bjen

---

(1) Gr. *methódos*, prej *meta* = mbas, e *hódos* = udhë.



poshtë. Edhe nji leter cingarjet, nji fille kashtet, nji ç'do thermí, qi me të zí mund t' a dajë sŷni, siellet sa siellet n' ajr, por së mbramit bjen në tokë. Pra, kjenka nji fuqí, qi i terhjekë trupent e i bân me rám në tokë. Kjo quhet *fuqija e peshës*.

*Methodë analytike.* Fuqija e peshës shterngon ç' do trup, të madh e të vogel, me u rrxuem e me rám në tokë. D. m. th. toka ka vetín e forcen me i thithë prej vetit gjitha sendet e landta. Kështu, ç' do send, qi të lëshohet n' ajr, b. f. nji gúr, nji pendë, nji leter, shtŷm prei këso fuqije së mëshehtë, bjen tokë.

Këtû shkojn disa tjera farë traktatesh mâ të vogla, si janë:

**Studjimi**, qi âsht njai hartim, kû rreshtohen kerkesët, skjyrtimet e oroet e bâme per rreth ndonjij pike ditunijet. Studjimit i pergjet *prova*. (1)

**Artikuj** thirren njato studjime mâ të shkurta, qi botohen nder fletore e të perkohshme, tue marrë shkas mâ fort prej rasash e prej gjêjeje së perditshme ekonomike, politike etj.

**Polemika** (2) âsht nji luftë e bâme në shkrim ndermjet fletorarësh, letrarësh a dijetarësh me qellim të mprohet e të qitet në dritë e verteta e kundershtueme.

**Kritika** (3) âsht njai shkrim, në të cillin skjyrtohet e jipet gjŷq permbi nji veper a botim, tue i a zbluem vleren a të mbetat.

**Këthiellimi** ase **komentimi**, âsht njai shkrim, kû zhvillohen e skjarohen vepra a teksta të mbyllët e të vishtirë me u kuptuem.

**Letra didaktike** âsht zhvillimi i njaj theme a mësimi, bâm në trajten e letrës.

**Disertacjoni** (4) e **konferenca** janë ligjirita dijtunore,

---

(1) Frng. *essai* = provë.
(2) Prej Gr. *pólemos* = luftë.
(3) Prej Gr. *krinó* = gjykoj.
(4) Lat. *dissero* = fjalohem, rragatem, arsyetoj.

të bâme me zotsí e gatim mbi nji argument të caktuem.

**Apologjija** (1) âsht nji ligjiratë e mbajtun per me mprojtë ndonji njer a çashtje të kundershtueme.

## NJI SHEMBULL STUDJIMIT.

### Balonat e fëmijt!

Balonat e fëmijt! Nji titull i bukur për nji studim t'interesantshëm mbi psihologjín foshnjore. Balona: anija prrallzore, fantastike, njellse e sigurtë e përsjellse besnike gjumesh e andërrash lumnije. Fëmija: kapitani me instinktet robinsonjane, (2) me ndiesín plot krení të vetveprimit, t'iniçjativës, të kërkesës, të guximit. Qielli: deti, oqeani, mysteri në të cilin e kundra të cilit shpirti i tij fillon luftat e para. Me at balonë të lehtë e të vogël, të mbajtun me nji pê të hollë n' ajrí... Erret, bâhet natë. Në heshtín e saj të shéjtë nji hýll mâ i madh se tjerët, mâ afër toket, me nji dritë mâ të kuqe, vezullon në vetëmí... Kandili i balonës! Kush mund të dije ça lot në zêmren e fëmijs n' atë ças? Kush mund të pershkruej procesin qi zhvillohet mbrenda tij, kur ajo vegël loje e ndërtueme me duert e tija bâhet perherë mâ e vogël, njitet përherë mâ nalt, ngrehë përherë mâ fort, rri ne e mbrâm qiri? Nuk âsht kush me fëmijn n' at ças. I duket vetja nji zot! Balona, krijatyra e tij. I ka zgjedhë, pré, limue e drejtue vetë krandet e kallamat; i ka blé vetë letrat, e vetë ka zgiedhë ngjyret e tyne; e ka sprovue vetë trashësín e pênit e të spagës; atë vegël të padukshme, qi tash larg tij gjindet në luftë me tallazat e erës, âsht aj qi e ka ndërtue, me duert e tija të vogla, pa lânë qi t' i perzibet kush n' atë punë. Vetë ka shkrî në nji gotë kafeje qirishin të përbâmë me miell Venedikut: vetë mat e çmat, ka marrë masën e kallamave e ka njitë letrën për pê nder majet e tyne, tue u ruejtë mos me përdorë qirish tepër, qi mos me shtue peshën e anís ajrore; vetë ka matë me kujdes e ujdisë timonin e saj, terezín; vetë, me grimca letrash

---

(1) Prej Grq. *apologéô* = ndrejtoj, dal zot, mproj.

(2) *Robinson*: âsht kreshniku i njâj rromanxi të permendun ingliz.



të preme e lidhë tufë, ka bâ, mbas nji proporcjoni të pagabueshëm, bishtin e saj. Kush e ka mësue fëmijn me zgidhë kështu praktikisht me nji lehtësí të binduesbme probleme gjeometrije e drejtpeshimi? Gishti i tij i vogël, qi mbân pênin e balonës në havá i kujtohet ndërrimit mâ të pandieshëm t' erës; ai gisht sa grima âsht anemometra (1) mâ e plotsueme. Ai e kupton mejherë, kur i duhet me lshue pê, pse balona ngrehë, o kur i duhet me mbledhë, pse ajo ka lëshue tepër bark. Kur sheh se balona lakon në njên' ânë, ase bân tehyt, atëherë kujtohet se ka nji mungesë në ndërtesën e saj, e mundohet me vrap me e ndreqë. Mbledh me shpejt pênin, ulë poshtë balonën e i vên nji vesh. E din ai, kah me i a vû, ne e djathët a ne e rrëmakët, e sa i madh duhet të jetë. Mbandej prap në havá, me vrap, me turr, pa bjerrë kohë, mos me ndêjë mbrapa shoqeve, por me i nxanë, me i kalue. E fillon lufta, dyluftimi. Pêjt ngatrrohen n' ajrí, pshtjellohen, çatrafillohen, kapërthehen; balona ndeshet me balonë; secilla mundohet me i a dalë shoqes, me këcye mbi tê, me fitue rekordin e naltësís. Fëmijt, oficirat e shtetit madhûer qi drejtojnë ketë luftë në havá, gjinden n'organizmin, në nervozismin mâ të madh. Nuk flasin, mezi marrin frymë, zêmrat u rrahin si çakiça. Sýt ngulë në qiell. Me ndjekë lëvizjet mâ të vogla, me diktue manovrat mâ strategjike, me pritë situatën mâ të favorshme. Nji të ngrehun energjik të pênit, e balona anmike bân tehyt, bjerrë drejtpeshimin, nuk âsht mâ në sundimin e të zot, kapitulon! Fituesi, mâ krenar se nji përanduer rromak për trofét e fitimeve të tija, ulë në tokë bashkë me të vetën, plaçkën e nxânun jesír, balonen e shoqit. Luftimi âsht i kryem; me mujsë e të mujtun, me të vdekun e të varruem. Mujsit, të gatshëm për ngadhnjime të reja; të mujtunt, të padurueshëm, për me marrë uhán. Sikur në botën e të mdhajvet... — *(Shantoja)*

## NJI SHEMBULL ARTIKULLIT.

### Problema e madhe

Êndrra e një Shqipërije së lirë po vërtetohet. Kush e kish pa ketë ëndërr të bukur? Një pakicë shumë e vogël prej nesh, idealistë

---

(1) *Anemometrë-a* = vegel, qi mësou me matun fuqín e erës.

të përqeshur e të pakuptuarë nga vulgu, të cilët më tepër se pesmbëdhjetë vjetë me radhë kemi pa rrezikun, kemi dëshruar shëlbimin, kemi dëftuar mjetin e shëlbimit. Koha, mikneshë e kadaltë por e sigurtë e mendimtarëvet, provoi plotërisht se kishim arsye: Rrenimi i Mbretërisë Otomane e shpuri kombin t' anë në buzë të varrit e gadi e shtyni mbrendë; por Shqipëria u ngjallë, edhe u ngjallë vetëm nga ajo dorë, të cilën na e kishim kasnecuar si shëlbonjëse.

Ngadhnimi i ideave politike t' ona rritë edhe një lloj ngadhnimi tjatër: ndienë një kënaqë të veçantë tue pa sot në rendin e atdhetarëvet të gjithë ata njerzë qi neve për shtatmbëdhjetë vjetë pa reshtur, i kemi pasë njohtë si kundërshtarë të shqipëtarsisë. Kur luftonjshin me armiqësinë e Turqisë dhe me ftohtësinë e Evropës; kur gjûha dhe kombësia e jonë nuk hasëshin veç se këtù fytyra t' ashpëra dhe aty sungji dhe ushta (1), dëshprimi i jonë nuk gjente ngushëllim as ndër zembra të Shqipëtarve. Këta armiq të vendit të tyne sot nuk ngutën të çfaqin *dashuri* per atdhenë, duke mobuar ashtu sjelljen e tyne të kaluar e duke nderuar tërthoras veprimin t' anë. Një fjalë frëngjishte thotë: Hypokrisia ësht nji nderim qi vesi i bën virtytit.

Veç do t' u jipshuja një këshillë këtyne ish-armiqve të kombit të tyne: ndoshta nuk janë tue dëftuar shumë urtí kur në nzitimin e tyne shqëlmojnë e permysin gjith ata qi gjeri dje bota i njihte si krenët e lëvizjes kombëtare të Shqipërisë. Por, a kemi pse të habitemi? Historia na kalxon se, në ndryshimet politike e soqjale qi janë bë në botë, kanë dalë gjithmonë gjint praktike të jashtëme të cilët kanë grabitur frytin e mundimit të *pionervet*. Pse të presim më mirë në Shqipëri — dhe në qoftë se me të vertetë jemi idealistë e nuk mjafton për ne *të dijmë për veti dhe në zëmrën t' onë* se kemi vu një gurë në temelin e përlindjes shqipëtare?... Dhe ay më i bukri pallac i ka të mshehur në tokë gurët, mbi të cilët u pështet e u rrit.

Le të mos gënjehëmi me kot. Veprat fisnike, fitimin dhe rekompënsën e kanë në vehte, e kanë në kënaqësinë e lartë, që të nep zhdrivillimi dhe përparimi i tyne. Të pritësh mirnjohtje ësht marre. *Vulgu* — dhe nga kjo fjalë marr vesht gjith armiqët e kulturës: pashallarë, bejlerë, agallarë, krenë, bujqë, miljonarë, bakaj, salepçi etj. — vulgu ësht armik i lerë i mëndimtarve. Instinkti i

(1) *Ushtë-a* = heshta.



tij ësht i terë kundra këtyne njerzve, të cilët as s' mundet, as dëshron t' i kuptojë. Trishtimi fisnik i ballit të tyne shkon në sytë e tij për tinzarí, vetëmia e tyne për kryelartësí, urtia e tyne mirret për reklamë, për lodhje a për medjokritetë. Po fundi i fundit idealistët që kanë shtie temelin e përlindjes shqipëtare, ne e ndjeshin vehtën të nevëritun, duhet të gëzohën: se, si tha Ibsen-i, sa më tepër vlerë të ketë njeriu, aqë më tepër ësht i neveritur e i vetëm. Le të permbëlidhemi pra në mëndimet t' ona; le të mbyllemi, si thotë poeti idealist Alfred de Vigny, sejcili në *kullën e tij prej fildishi* („sa tour d' ivoire"), larg prej turme, bërtimet e së cilës turbullojnë kujtimet t' ona . . .

Po këtu na prigjon një gabim nga i cili do të ruhemi. Nuk ësht mirë të murosemi për jetë në kullën eburneane. Nga ndonji herë do të çelim penxheret për të këqyrë; e kur të shohim ketë popull aq të mirë e aq të mjerë, me virtyte të ralla, të shkatruemë nga pashpirtësia e krenvet, ketë popull i cili kurr s' ka njohtur paqën, por prap nuk e ka tretur instinktin e urdhërit e mundohet në terr të gjejë rrugën, do të na zbutet zëmra, do të çelim derën e kullës s' onë e do të dalim përjashta për të bërë lëmoshën e një fije drite. Të qëndrojm krejt larg, kishim për të çfaqur me sjelljen t' onë nji farë ankimi. A kemi pse t' ankohemi? Tjerët mbajtën rrogën, gjumin dhe famën; neve na lanë punën mendore.

Pjesa e jonë ësht më e bukura, dhe duhet t' a marrim me vrap e me dashurí.

E këtu kam mërrijtur te pika e parë e shtudjimit t' em: që Shqipëria e re, për në qoftë se lidhet në vehte, forcohet, dhe vetet mbarë, do të bëhet vetëm me trutë e mendimtarvet. Kur të mblidhen gjithë forcët intelektuale të këtij kombi dhe t' i vihën punës, atë herë ësht uzdajë për Shqipërí. Se vetëm njerz të kulturës e të mëndjes do të jenë të zotët të shohin se problemët më të rëndat e Shqipërisë së re, janë problemë morale, dhe më e para e të gjithave mund të shkurtohet në këto fjalë: *ësht nevojë t' i jipet këtij kombi një shpirtë*. **Kjo *problemë e madhe*** e Shqipërisë mund të mirret vesht e mund të shoshitet vetëm nga ata që kanë për njëment një tru të zhdrivilluar e të venduar në dishiplinë. [...]

(„Hylli i Dritës" Tet. 1913.)



*(Konitza)*

## NJI LETER DIDAKTIKE

### Pse do t' a duem Atdhén.

*24, e marte*

*Mbassi kallximi i* Fatosit të Vogël *të ka tronditë zêmrën, do të kishte ardhë i lehtë, sot në mëngjes, hartimi i provimit:* — Pse e dueni Atdhén. *Pse e due unë Atdhén? A nuk të paraqiten me nji herë prej kësaj pyetjeje njiqind përgjegje? Unë e due Atdhén, pse nâna e ême âsht prej këtij vendi, pse gjakun qi më rrjedh nder dej, e kam prej tij, pse e tij âsht toka, ku janë vorruem të vdekunit, qi qán nâna e ême dhe qi i nderon baba i êm, pse qyteti, ku unë kam lé, gjuha qi flas, librat qi më mësojnë, pse vllau i êm, motra e ême, shokët e mij, dhe populli i madh në mes të cilit jetoj, natyra e bukur qi më rrethon, dhe çdogjâ qi shof, due, mësoj, nderoj, âsht prej kësaj toke. Oh, ti nuk mundesh edhe me e ndiem sa duhet ketë dashuni! Ke për t' a ndiem kur të bâhesh burrë, kur tue këthyem prej njij udhëtimi të gjatë, mbas sa kohë largimi, ké për të pám prej avullores, në hapsinë të qiellit, malet e mdhaja e të blerta të vendit t' and; ké për t' a ndiem atëherë në tallazin e hovshëm të dashunis, qi ka me të mbushë sýt me lot dhe ka me të shkëputë prej zêmre nji brohori. Ké për t' a ndiem në ndonji qytet të largët, kur shpirti i yt ka me të tërhjekë, në mes njerzve të panjoftun, kundrejt ndonji puntori të pa pám kurr, prej të cilit do të késh ndigjuem, tue i kaluem pranë, nji fjalë të gjuhës s' ate. Ké për t' a ndiem n' idhnimin e madh, qi ka me të prishë gjakun, kur të ndigjojsh tue u shám vendi i yt prej ndonji goje së huej. Ké për t' a ndiem mâ të fortë, n' atë ditë, kur kërcnimi i njij populli anmik ka me shkaktuem nji luftë kundër atdheut t' ând dhe ké për të pám shkëlqime armësh për gjith anë, djelm të rij tue rrokë armët, baba tue puthë të bijt dhe tue u dhânë zêmer, nâna tue u ndám prej djelmve dhe tue i përshëndetë. Ké për t' a ndiem si nji gëzim hyjnuer, në paç fatin të shofish tue hýṁ në qytetin e yt regimentat e rralluem, të lodhun, të zheluem, me gëzimin e fitimit ndër sý dhe me flamujt e grisun prej plumbavet, në mes të njij morí njerzish, qi ka me i mbuluem me lule, me bekime dhe me të puthuna. Atëherë ké për t' a kuptuem*



*dashtnin e Atdheut, o Enrik. Atdheu âsht nji send kaq i madh dhe i shêjtë, qi me pasë unë nji ditë me të pám tue këthyem shëndosh prej njij luftimi të bâm për të, dhe me pasë për të marrë vesh se ti i ké ikë vdekjes për me shpëtuem jeten e jote, unë, baba i yt, qi të pres me gëzim kur këthehesh nga shkolla, kishe me të pritë me idhnim, dhe nuk kishe me mujtë me të dashtë mâ; kishe me vdekë me atë heshtë në zêmër. — Baba i yt.*

(De Amicis — Gurakuqi)

### 2. Ligjirata oratorike.

*Ligjirata oratorike* âsht njai hartim qi thohet (deklamohet) para pak a shum vetve me qellim qi, tue u a mbushun menden e tue u a prekun zemren, të ngushtohen këta me dashtun e me menduem si don ligjiruesi.

Kështû pra, ligjiruesi ase oratori me fjalim të vet s'i siellet vetem mendes së ndigjuesvet, por edhè vullndesës; e me fuqí, me gjallní të fjalës do t' i ngrehë prej vetit, do t' a shtrojë vullndetin e tjervet vullndetit të vet ; do t' i trandë ndigjuesët, do t' i bâjë me mënîm, me perbuzun, me dishruem e me dashtun gjithsi don e mënîn ai.

Harti e aftsija, neper të cillët i dilet në krye këtij qellimi, thirret **elokuencë.**

Pjesët mâ të parat e ligjiratës oratorike janë : *Të hîmt, provimi* e *të mbyllunt.*

*Të hîmt* gaton menden e ndigjuesvet t' i a vêjn veshin me interesë ligjiratës. Me nji fill mbas, bâhet të *paraqitunt,* d. m. th. kallxohet shkurt e kjartë mbi shka do të folet.

*Provimi.* Në të rreshtoben arsyet, argumentat, me të cillët perforcohet vertetimi i themës, qi âsht marrë me u zhvillue; âsht prandej, kjo, pjesa mâ me randsí e madje

edhè mâ e vishtira. Fuqija e argumentavet e ka në dorë gjith pûnen per me ngushtue ndigjuesin të pranojë shka mpron ligjiruesi. Argumentat mbandej, ja mund të xieren prej vetë subjektit, ja mirren tue qitun poshtë arsyet kundershtare, ja tue bâm krahasime, ja tue prûm tregime e shembuj të maṛrun prej historijet e prej jetet së perditshme; ase edhè tue u pështetun mbi fjalë a auktoritet të njatynve, qi kanë randsí n' atë landë. Âsht mirë të vèhen në krye e në fund të provimit dy argumentat kû të jén mâ të fuqishemt.

*Të mbyllunt.* Para se të mbarojë fjalimin, oratori i permbljedhë per së shkurtit pikët e provët mâ me randsí, tue e qitun në pûnë gjith hartin e fuqín e fjalës per me e sulmuem per mâ të mbramen herë zemren e ndigjuesvet, me qellim t' i fitojë per veti e t' i ngushtojë me pelqyem shka don ai. (1)

Si mbas subjektit ligjirata mund të jét: *fetare, e mortëshme, gjykatore, politike* e *akademike.*

**1. Ligjirata fetare** âsht ajo qi ka nji subjekt të perpshirtshem e moral; bâhet mâ të shumen në kishë. **Merr** êmnin *predk,* po u fol vetem mbi të vertetat e fés e mbi çashtjet morale në lidhní me tê; *homelí* thirret zhvillimi i ndonjij pjese s' Ungjillit, tregue prej ndonjij prelati; *panegjyrik,* po u muer me lavdín e ndonjij Shêjti. — Per

(1) *Fuqija e oratorís* âsht perimend e çuditshme. A ka kund nji gjâ mâ të madhnueshme se me pám në nji mbljedhje qinda e mija vetësh. të zotnuem e të varun kryekëput prej fjale së rrjedhshme të njij oratori? Nder ata çasa të gjith *mendojn, ndiejn, duen* gjithsi don oratori, i cili e ka krejt në dorë menden e vullndetin e tyne. Shpesh prej elokuence së fuqishme të njaj ligjiruesi varet pështimi a rrenimi i shtetenvet, jeta a deka e qytetasvet, fatbardhsija, pasunija e ndera e famíljevet e e popujvet. Kështû, per Filipin e Maqedonís kallxojn se paska pasë thânë nji ditë: Kam frigë mâ fort per gojtarín e Demosthenit, se per nji urdí njiqind mijë ushtarësh!



t' u permendun në ketë pikë janë Etent grekë: *Sh. Bazili, Sh. Gega* e *Sh. Krysostomi* (Gojarti); nder latîj: *Tertuljani, Sh. Hieronymi, Sh. Augustini* e *Sh. Luani i Madh.* Nder predikatarë freng, qi janë per t' u mbajtun vertè prîsa në ketë lamë, permenden: *Fénélon, Bossuet, Bourdaloue, Massillon, Lacordaire* e *Monsabrè;* nder italjâj u afrohen *Segneri* è *Cesari.*

**2. Ligjirata e mortëshme** âsht ajo qi bâhet në kujtim të dekës së ndokuj, tue i a njehun virtytet e meritimet, si per me i dhânun të dekunit lavdimin qi i perket, si edhe per shembull e ngushllim të të gjallvet. (1)

**3. Ligjirata gjykatore** âsht ajo qi bâhet në gjyq, sidomos prej advoketensh, per me mprojtun nji nier të paditun e të kaperthyem në ndonji çashtje qytetnore e kriminale. — Kryevepra në ketë degë ligjiratet na lán athenjesi *Lysja* e *Çiçeroni* nder latîj.

**4. Ligjirata politike** âsht ajo qi mirret me ndonji çashtje per të miren e pergjithtë të popullit e bâhet sidomos prej Ministrash, Deputetësh etj. në Parlament a nder mbljedhje kombtare. Kanë mbetun gjithnji të pakaluem nder grekë *Demostheni* per ligjiratat e permenduna kundra Filipit (Filipiket) e *Eskini* e *Çiçeroni* per ato kundra Mark Antonit e Katilinet. Franca paraqet në ketë degë: *Mirabeau, Robespierre, Danton;* Anglija: *Pitt, Fox, Palmerston* e *Gladstone;* Italija: *Tassoni, Cavour, Cavallotti* e *Zanardelli.*

**5. Ligjirata akademike** thirret ajo qi bâhet në nji

(1) Në lavdí do të këqyret mos me e tepruem, e njiherit duhet me dijtë me mëshehun shka s' âsht mirë të permendet: Tjeter âsht detyra e historikut e tjeter detyra e oratorit. Kallxojn per Apelin, se ky, per mos me e qitun mbretin Antigonin me njenin sŷ të verbët, sikur ishte, vojt e i a bâni ftyren në profil.

akademí e mbljedhje dijetarësh, per me mprojtun, me ndritun e me naltsuem nji pikë dijtunijet a hartit. — Në ketë gjiní ligjiratet, tue folun vetem per klasikë, permenden sidomos *Platoni* (Meneseni) *Perikli, Demostheni* e *Izokrati* (Panegjyriku); latîjt *Plini i rí,* (Panegjyriku i Perend. Trajan), *Çiçeroni, Seneka* e *Kuintiljani.*

Nder trajtat e kësaj ligjirate akademike, qi perdoren mâ fort në ditë të sodit, njehen:

**Ligjirata ogurimtare,** qi mbahet sidomos per të çilun të njij kongresi, të njij instituti, të njij ekspozite a të vjetit shkolluer.

**Ligjirata kujtimtare,** kur mbahet per me madhnuem ndonji nier të permendun a fakt historik, sidomos në rasen e kryevjetorit.

**Konferenca** âsht zhvillimi i planët e familjár permbi nji pikë dijtunijet a hartit.

**Lekcjoni** âsht njajo ligjiratë, qi mbajn profesorët mbi kathedrat e Universitetit. Ligjirata e të çilunit të këtyne lekcjoneve thirret **proluzjon.**

## NJI COPË LIGJIRATET FETARE

### Squhet dhimba e bestarvet në nji kohë zijet.

. . . Shohim se qiella na âsht bâm gúr e, çveshun krejt rêsh, na e bân të pervajshem po shì njata të këthiellët, per të cillët i-shim dikur aq të dishruem. **Ka marrë toka nji hije me t' u dhimbtë:** thám e bâ koc, pa kund fije barit, âsht plasaritun aty këtû e perçám aq këthellët, sa neper angrra (1) të saja depertojn (2) **gjithkund** vapët e ndezta të diellit. **Kroje,** qi që se mbahet mend kjén per-

(1) *Angrrë-a-t* = permbrendshat e korpit (Lat. *viscera*).
(2) *Depertoj* = pershkoj, dal pertej.



herë të hegatshme me gurra të ngrîta, sod kanë shterrun; e lumevet të gjâna e të këthellta u ka humbun ujët; kështû qi djeri fëmijt e njomë e grát me barrë ngarkuet u bien per mjedisit në kambë e kalojn pertej. Janë shumë qi nuk kanë mundun ende t'a fikin etin, e gjinden në rrezik me mbaruem. Si dikur Izraelitast bashkë me Mojzehin, edhe na èndemi neper shkretí e kerkojm prej si thupren e mrekullueshme, qi tue i rám shkamit, të freskojë zjarmin e njaj populli të rreshkun etit; edhe prej rêsh së grumullueme si vetima mbi krye presim të bijë nji manë e ré (1), nji ushqim per ketë popull t' ûnshem. Mos e thashtë Zoti, qi na të jesim èmen motit, nji shembull i mënershem zijet e i shplakës së Perendís atyne qi do të vijn mbas nesh.

Kam shkuem me pám tokët e pûnueme e më ka dhimbtun mun në shpirt kahë i vrojta të zharrituna e të çveshuna per bind, edhe mbi to derdha lot në vend të shiut. Fara e lëshueme vende vende ishte kjenë thám qyshë para së lemit të diellit; dikû kishte mbetun neper bùcat e dheut njashtû si i kishte pasë lânë plori (2) i parmendës. Nderkaq bujqët e shkretë, ulë me ndêjun në krye t' aravet, kanë rrokun gjûjt e vet, si bâjn ata qi i ka lëshuem shpresa, edhe rrijn tue kjám me lot mundin e djersët e derdhuna pa dobí; me sŷ të pervajshem këqyrin tash grát e mjerueme, tash fëmijt e njomë e rrijn e shikjojn dhimbshem bimët e zharrituna, si njata babat e shkretë, të cillvet deka u ka rrëmbyém djelmët në lulen e jetës.

Pësim perimend i kobshem e i madh mbi ç' do pësim âsht ûja; nji dekë po mâ mizore, se ç' do dekë tjeter. Perse nder rreziqe tjera, ja tebi i shpatës t' a shpejton mbarimin, ja furija e zjarmit shkimë me ças fillen e jetës; ase edhe bishët e egra, tue na i shkyem më dhambë gjymtyrët e shtatit, nuk na lânë me pësuem shum nder dhimba, as me jetuem gjatë ashtû. Por ûja të qet në nji rektim të kadalshem, me dhimba të gjata: âsht ûja nji smundë tinzare qi shkon tue gjarpnuem e tue e brém jeten per mbrenda, qi të ban me e pám deken me sŷ, por qi vanon gjithnji me ardhë. Nji smundë, qi vjen tue e mbaruem pak ka pak të kerthnesët e jetës, tue e ngrim zjarmín e gjakut nder dej, tue i

(1) *Manë-a* = nji farë gjellet, qi u rá prej qiellet Izraelitasvet në shkretí.
(2) *Pluer. plori* = palla e parmendës (Lat. *vomer*).

zvogluem e tue i bâm me hî gjymtyrët e shtatit e qi shkon tue i pakuem fuqít. E misht e nierit nuk të duket ndryshe, veç si zhanglat e njaj bredku të thithun, qi u veshet eshtenvet të shtatit. Farë ngjyrje s' i ka mbetun lkurës. Zeshkun prej së thatit mollzat e faqevet s' kanë kund mà as të kuq, as gjak. Prej smundet e ligshtijet àsht nymnuem e veranikun (1) mbarë shtati e i ka rám këtij nji hije deket; gjûjt s' i mbajn mà, zàni u ndihet i lehtë e i marrët; do sŷ të floshkët e të dekun, të hupun në rrashtë të krés, as t'ishin berthamë pèmësh së perthámе ndrŷm në gervojë të vet, këqyrin si të hutuem, ngultas gjithmonë në nji vend. Barku i thát, i rrudhun, bjerrë krejt trajten e natyrshme të veten, kû s' dij si mund të rrijn angrrat e permbrendshme, àsht ngjitun e bâm nji me korrîz.

E tash, çë farë ndeshkimit nuk meriton ai qi, pa i rám veshit aspak, kalon pertej e as s' denjohet me i a lëshuem sŷt nji herë nierit vojtun aq poshtë? A nuk àsht këtu kulmi i mizorís? A nuk do t' a thirrni këtê gjakës të pashpírt ? [. . .] — *(Sh. Bazili)*.

## SHEMBULL LIGJIRATET SË MORTËSHME.

### Mbi vorrin e Koll. Thompson.

(Në kryevjetorin e vrasës së tij : 15-VI-1914)

*Edhe një trim, edhe një luan, edhe një drangua po na thërret sot mbi varrin e tij ! I huaj, në vent të huaj, u tregua mê besnik, mê trim, mê i shkëlqyer në therorësí për të mprojtur atë vent q' e goditi në zëmër! Është kujtimi i Komandantit Thompson, është kujtimi i atij q' erdhi prej vendeve të lumtur të Hollandës, për të prurë shëmbëllën e dashurisë për Atdheun e Gjerq Kastriotit.*

*O Zana t' Arbërisë! Ligjironi vjerrsha madhështije e lavdije për burrin që vdiq për të ju ngjallur! Këndoni këngët e èmbla tuaja dhe lëkuntni me ato birin e Hollandës në gjumin e tij të gjatë !*

(1) *Nymnuem e veranikun* = zverdhë e xîm (Lat. *lividus*).



*Flamuri me dy krerë, le t' unjet e le të përshëndesë të vdekurin e adhuruar!*

*Thompson ! Sa kujtime për historinë moderne shqiptare përmbleth ky ëmër i vetëm! Sa èndrra, që vdiqën bashkë me atë, ngjall ligjirimi i kësaj fjale! Sa dëshpërime sjell kujtimi i humbjes së tij!*

*Vdiq Komandanti Thompson ! Vdiq ay q' èndërronte Shqipëri të lumtur, Shqipëri të shkëlqyer, Komb të famshëm, Atdhe të madhështive! U vra Kolloneli Thompson prej dorës vrasëse s'atij vendi që adhuronte! U mbulua në tokën e rëndë të kryeqytetit fatzi, ku kish ardhur që të mpronte të çmëndurit!*

*U zhduk fytyra kreshnike e Kollonelit Thompson, dhe mjerimet, fatkeqësitë, prishjet dhe rrenimet mbuluen Shqipërinë!*

*Ah! po t' isk Thompsoni; ah! po të rronte ay, në të cillin ishte mishëruar ideali kombëtar, Shqipërija nuk do të ndodhej në gjëndjën e sotme; jo! nuk e linte Thompsoni, nuk do të duronte rrëzimin e èndrravet të tij, ay që fali jeten e vet për atë qëllim!*

*I adhuruar prej ushtarve të tij, i dashur mbi të dashurit nër gjithë Shqipëtarët, i nderuar prej të gjithve, kish për program të vet shpërblimin e atij adhurimi, t' asaj dashurije e t' atij nderimi: ay adhuronte, dashuronte, nderonte ëmrin e shkëlqyer të kombit, për shërbimin e të cilit kish ardhur.*

*Po ç' themi! Thompsoni s' kish ardhur që të vritej, që të vdiste për Shqipërinë: ay ish dërguar vetëm që të mësonte Shqipëtarët, se qysh duhej të mpronin atdheun e tyne; kish ardhur që të shërbente Shtetit Shqipëtár, si një organizator i huaj, po jo edhe të vdiste. Po organizatori kapërceu detyrat e tij: i hodhi poshtë kontraktet e shërbimit të tij si i huaj dhe vuri trupin e tij si garth për të mprojtur Shqipërinë; nuk deshi t' ishte një shërbëtuer rrogtár i Shtetit Shqipëtár; ajo punë s' i pëlqente Kollonelit; ay deshi diç të bënte mê tepër: deshi të jipte shëmbëllën e therorisë, duke u bërë vetë theror për shpëtimin e kombit Shqipëtár. E vdiq! e u vra si luan në fushën e luftës!*

*Po trupi i Thompsonit s' mund të çlodhej në nji vent të robëruar e të trathëtuar: luftanija e atdheut të tij e shpuri në vendin e vet, gjer sa t' i ngrehë Shqipërija e lirë monumentin e mirënjohtjes, ku do të gjejë prehje shpirti i bardhë i luanit . .*

(Çekrezi)

## SHEMBULL LIGJIRATET GJYKATORE

### Per lirín e shtypit.

Pak fjalë ! Sot mà tepër se kurr ndihem në programin t'im profesjonner: mproj vetëm e vetëm çka vlon në zemrën t' ime si të vërtetë, të kjartë e fisnike.

Këtù nuk mproj N. N., por mproj flamurin që rrëxohet prej dorës së tij, që të mos të shkojë në dorë të huaj; mproj idhén; mproj dritën nga sulmet e errësís.

E flas si shqiptár, si gazetár, si advokat.

Si shqiptár ju thom : Kam dhànë për Kombin t' im lulet mà të bukurat e jetës s' ime dhe ndonji herë kokën nuk e kam vûm në hesáp. Diçka edhe une e kam bâm. Një gúr të vogël edhe une e stisa (1) në ndërtesën e Arbënís s' onë, por nuk e kam menduem kurr se një ditë do të mprojsha kundra disa përfaqësuesve të popullit shqiptár lirín e shtypit, të drejtat e flamurtarvet të përparimit të Kombit.

Jo! Jo për ketë ditë shqiptarët i kanë shuar vatrat; jo për ketë ditë Malsít e Jugut e të Veriut janë djegur e pjekur; jo për ketë ditë intelektualë e katundarë e kanë derdhur gjakun e vet dhe me sakrifica të mëdhá e naltë-suan dhe e shèjtëruan Arbënín e harruar dhe të përbuzur !

Si shqiptár në ketë çast e ndiej mbi kokën t' ime një peshë të madhe, që une nuk e dij në se àsht gur vorri që don të fshehë nën dhé një ideal të naltë e të lumnueshëm.

Por idhét nuk fshehen as shtypen : janë si baruti, i cilli bëhet i fortë sa më tepër shtypet dhe ngushtohet. Idhét pra, nuk vdesin, por ecin mbi qerrën e kohës s' ardhëshme. E ketë qerre e hjekin luanët e historís.

Si gazetár, ju thom se N. N. i shikon dhe i gjykon punët nga një anë si trim, nga ana tjetër si idealist i verbuar nga drita e tepërt. Ju e dijni fenomenin fizik: dritë më dritë zhdukin pamjen. Pra, si luftár, N. N. na kujton poetin spanjol De Leon-in, e shekullit XVI, i cili, i burgosur për pesë vjetë rrjesht për mendi-

---

(1) *Stisi* (gr.) = ndertoi.



me liberale të çfaqur në shkollë, filloi prap mësimet me këto fjalë: „*Heri dicebamus*"... „dje po thojshim"... E N. N. burgoset, lirohet, çilë prap një fletore e fillon... *Dje po... thojshim!*.. Meriton pra, që të nderohet. Ka një qëndrim, ka një karakter që nuk e kanë armiqt e tij.

Por erdhi çasi që të thomi diçka më me rëndësi.

Po ç' duan, disa Zotní prej gazetarve ?

Gazetari shqiptár, sado i ri e i varfër prej kulturës, prej mjeteve e prej vogjëlis së sheshit të vet, ësht i bindur me dishiplinë ushtarake ndaj interesat e Atdheut. E për ketë Atdhé predikon ashtu siç bëni dhe ka për të berë N. N. punën dhe paqin, luftën kundra intrigavet. Por, ç' duan më tepër armiqt t' anë? Duan që të ju mbajmë thesin hajdutrivet? Duan që të bëhemi plutarkët e gjakpirjes? Jo, nuk e pranojmë, nuk duam, nuk mund t' a pranojmë. Gazetari i ndërshëm, atdhetar dhe i bindur ndë ligjët e Shtetit dhe të njerzis, duhet që t' a presi dorën e vet më parë se të bëhet veglë e atyre që Atdhén e njohtën kur u paraqit për me zenë vendin në sofrën e shqiptarismës, që disa vjet përpara kishin ndjekur dhe kishin mallkuar !

E vìj te N. N. që vërbërohet prej dritës së tepërme.

Ay ju thotë, se shpresonte me ndërruar mendimin e ndjekësvet. Këtu ësht gabim i madh.

Gjaku s' bëhet ujë. Gomari, edhe t' i presin veshët, mbetet gomar ! Me gjak, me kokë, me zë ! Ja, se pse sot ësht i pandehur.

E tash, si advokat, lemni t' analyzojmë N. si kriminel.

N' atë drrasë, ku rrin tanì i pandehuri N., rrijn e kalojnë si në qinematë kriminelët e vërtetë, ata që vrasin, vjedhin e djegin ! Ajo drrasë shpirtërisht ësht e ndytë, si gjuha e njerit nga oratorët që paditën N.; por sot pastrohet nën flakën e Ardhmjes Kombëtare. Mikrobët e asaj drrase nuk janë më këtu sot. Nuk rrojnë më këtu sot. Janë në zemrën e atyne katër a pesë vetave që duan të vënë litarin idhevet e nuk e kanë menduar, se s'ka litar, që të mjaftojë për t' u zënë frymen idhevet.

Njeri nga efendilerët të shqiptarizuar për hatër të thesarit kombëtar, ka thënë, se Napoleoni i Math shkrojti në djatën a tij, se lirija e shtypit duhet drejtuar prej Qeverris. E... marshallà Napoleonit të Vogël, që bën 100 lekë ! Por Napoleoni i Madh — t' a mësojë efendiu — nuk ësht auktoriteti më kompetent në fu-

shën e shtypit, pse ay ka thënë, e shumë herë, se për me i dhënë paqin Francës, lypej të hidheshin në lumin, La Seine, gazetarë dhe advokatët. Përfundimi u-pá në Waterloo! Por, cili ësht Waterloo-i i sotshëm?

Më parë opinioni publik, pse i pandehuri i vërtetë, autentik, ay që derptohet nga thojt e zemrës s' onë, nuk është N. N., por grupi që e lëfton. Waterloo-i i dytë ësht Kodi Penal.

Ku ësht faji? Due me thënë, ku ësht poshtërimi i Parlamentit Kombëtarë? [...]

Me diktue gabimet e një mentaliteti, me urue ditë më të mira, tue i themelue shpresat në ligjët e Shtetit e në të drejtat e popullit, nuk don më thënë kurr poshtërim të Parlamentit.

I kam ndejë më tepër se një programi parlamentar.

Ju, Zotní gjykatës, nuk kini në dorë një njeri, por një idhé që ësht shkaktue dhe qëllimi i jetës s' onë. Ju nuk do të dënoni me vdekje të vramin që qorton vrasësin! Ju jini *amanetçit* e shpirtit t' onë, roja e kalás së fundit, që na mbetet.

Mbas juve kemi Zotin!

T' i thoni, pra, N. N.: Je i lirë! Këtu nuk sundon politika e errët, por ligja e Drejtsís Shqiptare, nderi i Kombit t' onë!

*(Toçi)*

## NJI LIGJIRATË POLITIKE.

### Pavarsija e Shqypnís

E ândrrueme nga vjerrshtarët, e dëshrueme vetem nga zemrat e djeguna të disa pakë atdhetarve, qi vuejshin e dirgjeshin neper burgjet e errta e qi qajshin e rënkojshin neper shkretinat e largta, të ndjekun e të dëbuem nga Atdheu i dashun, pavarsija e Shqypnís na dukej të gjithve si nji dëshirë e pa-arrijshme, si nji dhuratë teper e çmueshme per vorfënín t' onë, si nji pêmë e ambel e e shijshme, të cilen Perendija u a kishte ndaluem Shqyptarvet të mjerë. Me gjith dëshiren e nxehtë, me gjith adhurimin e thellë qi kombi i ynë ka dëgjuem kurdoherë per lirín vehtore, robnija e gjatë è zgjedha e dredhimet e Turkís, qi per aq shum kohë kishin



randuem mbi qafen e Shqyptarvet, kishin shushitun edhe, nemos shuem, idén e bashkimit e të pavarsís në zèmrat e tyne.

Por, edhe ata qi perpiqeshin e punojshin; edhe ata qi vuejshin e luftojshin nuk e shihshin t' aferme, nuk e pritshin shpejt per shpejti ditën e bardhë të pavarsís s' Atdheut. Dëshiren e tyne të flakët e ruejshin e e ushqejshin në thelbin e zèmravet të veta; ândrren e vet të lulzueme e mëshehshin në thellsinen e kujtimevet të veta: por nuk kishin teper shpresë se do t' arrijshin ata vetë idealin e shênjtë, të cilit i kishin falun e kushtuem fuqín e mendes, qetsín e trupit, gjân e jeten e vet!

Kështû punojshin e perpiqeshin atdhetarët t' anë: mundimet e të vishtirat, qi pësojshin, i hiqshin e i vuejshin per bijt e nipat e vet! e me gjakun e vlefshem, qi derdhshin pa pushim e pa kursim, e dijshin mirë, se nuk do të vaditshin e nuk do t' ushqejshin nji lule, me eren e së cilës do të kënaqeshin e do të dëfrejshin.

Por, në jeten e kombevet, si edhe në jeten e njerzvet ndodhin hera-herë disa rasa të paprituna, qi trazojn rrjedhen e punvet e shkaktojn disa ngjarje, qi as nuk i pritshim, as nuk i shpresojshim. Ashtû na ngjau edhe neve motin qi shkoi, mot i mbushun me mjerime e me pësime, por qi, në mes të trazimevet e të ligavet të panjohtuna, na solli edhe nji send të pashpresuem e të paçmueshem, d. m. th. lirín, bashkimin e pavarsín e Atdheut!

E mësŷme e e rrahun në gjitha anët, e mujtun e e shtypun në gjitha luftat, Turkija po hiqte frymen e fundit n' Europë. Shqypnija, qi po n' atë ditë, kishte dalë nga nji kryengritje e rrebtë e e pergjakshme, ndodhej e lodhun e e papregatitun e gjindej në rrezik të madh. Viset e saja u shkelen, të thuesh, të gjitha nga të huejët, e bijt e saj, të mahnitun nga rrëfeja e zjarrtë, qi shkrepi e u shpraz mbi koken e tyne, nuk dijshin se kahë t'i a mbajshin. Por Perendija nuk e kish thânë qi të shuhej faret plangu jetik i Burrit e i Skanderbeut; qi të zhdukej nga faqja e botës kombi Shqyptár i vjeter. E atëherë kur anmiqët t' anë na kishin dënuem per dekë, e po pregatiteshin t' a dajshin copa copa Atdhethin t'onë të shtrêjtë, ata, qi ushqejshin nder zêmrat e veta idealin e pavarsís, rroken flamurin e kuq e të zí në dorë, e pa këqyrun të këqija e rreziqe, u mblodhen këtû në Vlonë, kû Delegatët e ardhun prej të gjitha viseve t' ona, nxueren Shqypnín në vehte, të lirë e të bashkueme.

Nuk âsht sod dita të permendim sa të këqija ka shkuem Shqypnija në ketë mot të gjatë e sa ka vuem e po vuen edhe; due vetem të shtoj, se në ketë ditë fatbardhe, qi do të mbetet e paharrueshme në kujtimet e shênjta të kombit t' onë, lypet qi zêmrat e të gjith Shqyptarvet të lidhen, të bashkohen e të bâhen nji.

Tue kujtuem e tue kremtuem diten e sodshme duhet të persrisim prap besen, qi i dhám shoqishoqit vitin qi shkoi; e tue sjellë para sŷshë rreziqet e tmershme, qi i vareshin Atdheut permbi krye, e shpëtimin t' anë të çuditshem, të forcojm dëshiren e vëllaznín e t' i japim doren njeni tjetrit per të permbajtun, per të rritun, per t' a shtuem pavarsín e Shqypnís s' onë së dashun.

T'a dijm mirë, se dasít, gergasat e anmiqsít t'ona na turpnojn para Europës, e cilla vjetin qi shkoi e nxitoi, tue e njohtun me nji herë pavarsín t' onë; u shtojn rreziqet vllazenvet t' anë të njerë, qi ditë në tjetren po presin të lirohen nga zgjedhja greke e të bashkohen me né; e mâ teper u thejn zêmren atyne fatzezve, qi paten rrezikun e madh të mbesin jashta Shqypnís së lirë.

Të betohemi, pra, edhe nji herë mbi lirín e Atdheut, mbi vorret e dëshmorvet t' anë; t' i bâjm therorë perpara lterit t' Atdheut anmiqsít dhe smirat dhe zilít e poshtme, e të lidhemi e të bashkohemi të gjith me nji mend e me nji zêmer, qi të perpiqemi e të punojm tok, si vllazen qi jemi, per të sheruem plagët e Shqypnís e per të fshîm lotët e atyne qi qájn e rënkojn mbi mjerimet e visevet të veta, prejse u dán nga trupi i Atdheut të perbashkët.

Kështû të lidhun e të bashkuem t' i shkojm në paq e në qetsí edhe këto pakë ditë, qi na mbeten, e të pregatitemi t'a presim mirë e me nderë mbretin t' anë, të cilit i urojm qyshë tash fat të mirë e jetë të gjatë per nderin e lulzimin e Shqypnís!

Vlonë, 28 Nand. 1913. *(L. Gurakuqi)*

### 3. Djalogu.

*Djalogu (didaktik)* âsht njaj hartim, kû qiten dŷ a mâ shum vehtje të flasin mbi nji pikë a të rrahin ndonji çashtje dijtunore.



Neper ketë trajtë të gjallë mësimit, vjen e zhvillohet nji çashtje fort mâ lirisht, per arsye se paraqitet jo nen veshen e rândë të njij lekcjoni e konference, por nen trajten dramatike të njaj kuvendimi. Kështû djeri pikët mâ të vishtirat e të mbyllтat me ketë mënyrë bâhen të kjarta e t' andshme me u ndiem.

*Të hîmt* a fillesa e djalogut, qi shpesh edhe mund të mungojë, merr shkas me e xânë kuvendin tue kallxuem ndonji rrethânë çë faretdo.

*Trupi* i djalogut pershîn argumentat e sprovët, qi e shndrisin e e perforcojn çashtjen. Këta do t' i dahen me mjeshtrí se të cillit pjestár të djalogut, në mënyrë qi asnjeni mos të rrijë pa zâ. Edhe ne u paraqitët njeni nder ta si mësues ndermjet xânësh, këta s' do të çilin gojen vetem per me dhânun atë pelqimin e vet, tue lavduem perherë fjalët e mësuesit; por do t' i vîjn rreth kuvendit tue bâm ato oroet e kundershtimet e veta.

*Të mbyllunt*, qi do të jét gjithmonë me ngadhnim të së vertetës, mund të bâhet ja prej vetë hartuesit, ja edhe prej ndonjenit nder kuvendtarë.

Vehtjet e djalogut mund të jén *historike*, d. m. th. vehtje qi dikur kanë kjenë gjallë a janë rrealisht edhe sod, si b. f. *Skanderbegu, Sh. Pjetri, Djalli*, etj.; ase *symbolike*, d. m. th. vehtje *fantastike*, si: *Mordja, Kuprracija, Smira*; ase vehtje *mytologjike*, si *Zâna e Madhe, Orët, Shtrigat* e *Shtojzovallet*.

Djalogu merr êmnin *Sokratik*, kur npermjet pyetjesh e pergjegjesh rrihet nji çashtje e mbyllet me perfundimin qi duem na. (1)

E thirret *Kateketike*, (2) njajo mënyrë e fjeshtë djalo-

(1) Ketë mënyrë e perdori Sokrati kundra Sofistavet.
(2) Gr. *katehein* = mësoi me zâ.

gut, qi perdoret per me u a zhvilluem fëmijvet e popullit të vogel të vertetat e fés.

Në letratyren greke na lán shembuj djalogjesh: *Ksenofonti, Platoni* e *Luçjani;* nder latîj : *Çiçeroni* (Mbi Pleqsí, Mbi Miqsí, Mbi Brepublikë, etj.) e *Seneka;* nder freng: *Fonténelle, Fénélon* e *De Maistre;* nder italjâj: *Machiavelli, Gelli, Gozzi* e *Leopardi.*

## NJI SHEMBULL DJALOGUT

### Të sharët

### *Olga* dhe *Artemisija*

*Olga.* — Hajde, Artemisi, të zihemi një çikë; (1) që kur se kemi ardhur ndë shkollë shkuan kaqë vjet, edhe s' jemi sharë ndonjë herë.

*Artemisija.* — Po kur jemi shoqe të mira e të dashura, përse të zihemi?

*Olga.* — Po kur shohim të mëdhenjët, që kanë mê tepër mënd se na, të zihen e të shahen për punëra të vogla, përse të mos shahemi edhe na?

*Artemisija.* — Vërtet se të mëdhenjët shumë herë shahen, edhe bëjnë liksht (2) kur shahen përpara nesh që jemi të vogla, se na, si shohim, kështu bëjmë; po të duket se bëjnë mirë ata kur shahen? Kush i lëvdon të këtillët, të cilvet u pëlqejnë gjithënjë të sharat?

*Olga.* — Mos t' ishte të sharët të mirë, nuk do të zihej një ditëzaj një fqinja e jonë me një grua tjatrë. O të shihnje nga ndonjë anë, si thërisnin: sytë u vetëtinin (3), mallkimet dilnin si zjarr nga goja e tyre; pa më ndë fund kur rëmbyen njera tjatrën pas

(1) *Një çikë* = nji grimë, pakës.
(2) *Bëjnë liksht* = bâjnë keq.
(3) *U vetëtinin* = u vetojshin.



gërshetet (1) mund të vriteshin, po atë ças erdhi një grua tjatrë edhe i ndau.

*Artemisija.* — A të pëlqen, Olgë, të shihsh të zihen njerëzija të çnderonen e të bëjnë punëra që edhe bagëtija rrallë i bëjnë?

*Olga.* — Nuk më pëlqen shumë, po dua edhe unë të provonj e të shoh, si ësht të sharët.

*Artemisija.* — E po! si të nisim?

*Olga.* — Unë do të të rrëfenj si të nisim. A e shikon këtë kuti? (2) Unë do të them, se kjo ësht e imja; ti thuaj, se ësht e jotja: edhe kështu do t' i themi njera tjetrës fjalë të liga, sa të mundim, edhe, si të zëmëronemi mirë e mirë, do të rrihemi, edhe mund të vinjë ndonjë tjatrë çupë (3) të na ndanjë. Tashti unë do të nisi. Kjo kuti ësht e imja!

*Artemisija.* — Shumë mirë! Gëzonem se ësht e jotja; ruaje mirë mos të prishet.

*Olga.* — Jo, jo, kështu; po ti të thuash se ësht e jotja, se kështu si bën ti, na kurr nuk do të shahemi.

*Artemisija.* — Po unë nuk dij tjatrë ç' të them, veç së vërtetës: se kutija ësht e jotja, edhe si mund të them se ësht e imja?

*Olga.* — Shumë mirë, Artemisi, tashti edhe unë kuptonj, se njeriu kur të dojë, i ep udhë së ligës. Tashti edhe unë kuptonj, se kur të të bije ndonjë më qafë, edhe don të shahet e të të bënjë dëm, bëji mirë, se vetëm kështu, mund të largonet njeriu nga të ligat edhe të ndreqnjë të ligun.

*Artemisja.* — Shumë gëzonem, Olgë, se kaqë shpejt mësove një mësim shumë të madh. Kij mirësinë ndë zëmret, duaj të tjerët si vethën; mos u lodh së bëri mirë edhe atij që don të të bënjë liksht, pa fundi i yt do të jetë i lumtur, edhe jeta e jote do të jetë e ëmblë edhe e gëzuarë. — Le t' ikim tashti, pa një herë tjatrë prap fjalosemi për këtë.

*(Hristomathi,* Sofje 1902)

(1) *Mbas gërshetet* = mbas bishtecit të flokvet.
(2) Origjinali ka : *nuskë.*
(3) *Çupë-a,* Srb. = vajza.

## 4. L e t r a.

Nji nder hartime mâ të perdoruna sod në jeten shoqnore âsht *letra*. Thirret *leter* njai kuvend qi mbajm në shkrim me ndonji nieri, të cillin e kemi larg.

Per të shkruem mirë nji leter duhet të marrim para sŷsh :

1. *vehtjen*, së cillës i shkruejm,
2. *landen*, mbi shka siellet shkresa,
3. *stilin* ase veshen e letrës.

Persa i perket v e h t j e s së cillës i shkruhet, do të mirret para sŷsh : *a)* se ç' nier âsht, d. m. th. shkallët e kulturës e të meritimevet qi mund të két prej gjêjet shtëpijake e prej çmimit qi gëzon në shoqní ; e këta per me mundun me u rregulluem stili e per me dijtun të perdorim titujt qi i perkasin ;

*b)* do të kemi gjithnji para sŷsh edhe natyren e karakterin e vehtjes, së cillës i shkruejm, qi mos t' i bâhemi të rândë a mos t' a trazojm me ndonji fjalë, qi ai mund t' a kuptojë keq ; të mendohen edhe pûnët a zyrja qi ka, qi mos të dalim të merzitshem ;

*c)* të kemi perpara sŷsh së mbramit edhe gjêjen e perpjekjes e shkallen e miqsís qi kalon ndermjet dy palve, qi të dihet mos me e teprue në besim e në liri ; por të mbahen gjithmonë caqet e njerzís e të marrëdhânjes, si kishim per t' i mbajtun po t' a kishim para.

Per pûnë të l a n d ë s, duhet me e peshuem mirë se shka duem me qitë në leter ; mbandej me i rendue sendet në mënyrë qi letra të két ato trí pjesët e natyrshme të vetat : *fillimin*, *mjedisin* e *mbarimin*.



*Fillimi* âsht njajo mënyrë e natyrshme, qi mëson njerzija per me çilë kuvendin e me folun mbi shka duem me thânë, tue këqyrë mos me e sterholluem në tepri tue e tjerrë gjatë të hîmt me mënyrë e të thânme teper të perdoruna e bâ shkarpë ; *mjedisi* a trupi i letrës xên vêndin mâ me randsí : këtû diftohet kjartas e bijshem si t' a lypë subjekti, pûna per të cillen jemi tue shkruem ; per fund në *mbarim* të letrës e lypë arsyeja të shprehen si mbas raset ndiesít qi rrjedhin natyrisht prej themet, e viejn per me xjerrun shka kemi per qellim n' atë leter.

Persa i perket s t i l i t, gjith rregulla permblidhet nder këto dŷ fjalë: ky do të jét *i natyrshem* e *i pershtatun*.

Njai qi vêhet me shkrue nji leter, do të bâjë krejt si t' ishte tue folë goja gojas me atë nier të largët ; do të perdorë prandej, edhe në shkrim po njato mendime, njatë mënyrë së shprehunit, qi do të perdorte po t' a kishte perpara. Shkurt, fjala do të rrjedhë e natyrshme e e kjartë, sado pak mâ e peshueme e e matun, se ajo qi bâhet me zâ.

Âsht *i pershtatun* mbandej stili, kur gjûha âsht zgjedhë e rendue njashtû si e lypë cillsija e nierit kuj i shkruhet, e landës së posaçme mbi të cillen siellet, e qellimit kû duem me dalun me atë shkresë.

Prandej, tue u shkrue të mëdhajvet, të perdoret nji stil i *planët* e *i pervût*, pa mënyrë pyetse, urdhnore a gaztore, të cillat janë të lêjshme vetem ndermjet miqësh e së dashunësh ; krejt *të thjeshta*, *të kjarta*, *të shkurta*, *pa këqyrë ndiesí zemret* do të jén letrat tregtare ; plot *nderim* a *respekt* do të shkruhen letrat e të lypunit e të porosís ; *të hajta* (delikate) do të jén letrat e falnderimit ; stili të jét fort *i njerzishem* e *i zgjedhun* nder letra kû na duhet me mohuem nji nderë të lypun ; *i matun* mbandej të jét stili kur do t' i bertitet kuj a do të qortohet ndokush ; *i drejtë*,

*i dějshem* (me dignitet) të jét stili i letravet kû do t' i dalim zot vetit; *plot dashuní* të shkruhen letrat per kryeshëndosh; *plot ndiesí, plot zemer* të jén letrat e urimit, të pergëzimit etj. etj.

## A). MBI TRAJTEN E PERJASHTËME TË LETRËS.

Ky hartim ka disa pjesë krejt të posaçme, qi e rregullojn trajten e perjashtëme. Këto pjesë janë kater: *Kryesina* ase *titulli, nenshkrimi, data* e *drejtimi.*

1. K r y e s i n a ase titulli âsht êmnimi i vehtjes, së cillës i drejtohet fjala. Këta bâhet të shumen e herës me nji thirrtore, percjellun prej njij atributi, qi shenjon kamben a zyren, qi ajo vehtje xên në shoqní; shkallen e gjinís a cilltít tjera të të perpjekunit, qi ajo ka me shkruesin. Nder letra miqësh e së njoftunësh kryesina vêhet nj'a dy gisht mbi rresht të parë të shkresës; nder tjerat vendohet fort mâ poshtë. (1) Mbas titullit shkon nji presë; prandej disa e nisin trupin e letrës me germë të vogel; veç këta s' âsht lêja per letra drejtue të Mëdhajvet. Qe do shembuj:

Mbretenvet . . . . . . . . . . . *Madhní, Naltmadhní,*
Princavet të shpís Mbret. . . . *Naltsí,*
Ministravet, Gjeneralavet, Prefektavet . . . . . . . . . *Shkelqesë, Fort i Shkelqyeshmi Zotní (Zot)*

(1) Ka asish edhe, qi nder këso letrash familjare nuk e vênë aspak titullin si nji pjesë në veti, por i a nisin pa tjeter fjalen, tue e shtie këtê në trup të shkresës. Bje fjala:

*Njetash sa më rá në dorë, o vllá i dashtun, letra e jote . . .*
*Lum miku, kurr s' e kishem mendue, se . . .*
*Me të thânë të drejten, kumbar Ndoci. púna e atij miku . . .*



Klerit të Naltë . . . . . . . . *Shkelqesë, Emzot i Perndritëshem, Hirsí,*
Pjestarvet të Klerit. . . . . *Fort i Nderti Zotní, I Bindueshmi Át, Atní,*
Të Mëdhajvet e Zotnivet si mbas kambet . . . . . . . *Zot i Perndritëshem, I Shkelqyeshmi Zotní, Fort i Çmueshmi Zotní, Zotní fort i Ndritëshem, Zot. Drejtuer, Profesuer, Advokat, etj.*
Zojavet . . . . . . , . . . . . . *E Ndritëshmja Zojë, E Zgjedhuna Zojë,*
Pûntorvet të thjeshtë, Ushtarvet, etj. . . . . . . . . . *I Nderti Zotní, Zotní,*
Miqvet e t' afermvet . . . . . *Shoq i dashun, Lum miku i em, Fort i dashuni babë, Nânë, Gjergji i em, Lec, etj.*

2. N e n s h k r i m i âsht të vûmt e êmnit (e të mbiêmnit) (1) në fund të letrës në krah të djathtë, prîm prej ndonjij fjale, qi të diftojë ndiesít e duhuna të dashunís a shêjet e nderimit të shkruesit ndaj të drejtuemin. Nenshkrimi pershîn edhe njata të falun, njata të pershëndetun, qi i drejtohet ndokuj para se me u dám prej si. Qe p. sh.:

Me Mbreten . . . . . . *I Nalt-Madhnís s' Uej nenshtetas fort i shtruem e besnik N. N.*
Me Princa . . . . . . . . *I Naltsís s' Uej sherbtuer i*

(1) Me miq e të njohtun mjafton êmni; me tjerët duhet edhe mbiêmni.

| | |
|---|---|
| | *pervût e besnik N. N.* |
| Me të Mëdhaj . . . . . . | *I Shkelqesís s' Uej sherbtuer fort i detyruem N. N.* |
| Me Zotní si mbas kambet . | *Me nderime të posaçme, sherbtori i Juej N. N.* |
| | *Me nji çmim të vertetë* |
| | *Me mâ të madhin nderim e çmim* |
| | *Krejt i detyruem ndaj Jú* |
| | *I Zotnís s' Uej sherbtuer i pervût N. N.* |
| | *Tue Ju parashtruem sherbimet e nderimet e pervûta të mijat* |
| | *Me mâ të naltat nderime* |
| | *Me mâ të këthelltat ndiesi e shëje çmimit* |
| Me miqë e t' aferm. . . . | *I yti me zemer N.* |
| | *Krejt i yti, Gjithkund e gjithmonë i yti N.* |
| | *Mâ besniku nder miq t'ú N.* |
| | *Shum shëndet; shëndet e të mira N.* |
| | *I dashuni; fort i dashuni; i yti N.* |
| | *Tue të marrë ngrykē me zemer jes si perherë miku i yt N.* |
| | *Tue të marrun doren; tue të rrokun me shum mâll jam i yti N.* |
| | *Vllaznisht te perqafon N.* etj- |



3. **Data**, pershîn: Vendin kahë shkruhet letra, diten (a pjesen e ditës e oren), muejin e vjetin. Data vêhet mbi krye të letrës ne e djathtë, jase në fund të letrës ne e rrmaktë. P. sh.

*Shkoder*, 13 Qershuer 1933.
*Tiranë*, 17/8/1933.
*Durrsë*, 7-III-'14.
*Prej shtëpijet, të Marten mbasdite*, 8/3.

4. **Drejtimi**, qi shkruhet mbi pështjellsë (a zarf) të letrës, rendohet këso dore: titulli, qi i perket, si b. f.: *Shkelqesës së Tij* ose n' êmnore: *I Perndritëshmi e i Perndérueshmi Zotni, I Nderti Zot, Fort e Shkelxyeshmja Zojë etj.* (1) vendohet dishka kahë mjedisi i pështjellsës si ne e djathten; në rreshtin e dytë shkruhet kjartë êmni e mbiêmni i nierit kuj do t' i shkojë letra; në të tretin vjen kamba a zyrja e tij; pak gjâ nen tê, me germa mâ të rritshme ne e djathtë, shkruhet vendi i banimit, të cillin, qi të bijë edhe mâ fort në sŷ, e nenvizojn(2); fill nen vizë vêhet rruga, e në kje e mundun edhe numri i shtëpís me caktime tjera, po u pán të nevojshme. Nder letra per t' u drejtue jashta Shqypnijet, per brî qytetit ne e rrmakët, ase nalt në krye të pështjellsës shkruhet me germa të kjarta, mâ mirë tue e shtie në kllapë, êmni i shtetit a i krahinës së huej. Skâji i mblojsës kahë e djathta do të rrijë lír per pulla postare, të cillat s' âsht mirë kurr të vêhen ngjeti e sidomos në shpinë të pështjellsës. Qe, ndonji shembull.

---

(1) Kur âsht pûna per shpejt, sikur ndodhë nder letra ftimit, drejtime fletoresh. etj. titulli shkurtohet me siglat nderkombtare *P. T.* — Lat. *Plenis Titulis* = me të tânë titujt e duhun.

(2) Nder letra qi u drejtohen njatyne qi jânë në nji vend me shkruesin, vêhet: *Qytet*, ase: *Vend, Këtu, Loco* etj. Po u derguen, jo neper mjet të postës, por per ndokend, shkruhet: *N. d.* = Në dorë.

A

*Fort i Nderti Zotní*

*Z. Dr. Gjergj Muzakaj*

*Prof. në Gjimnazin Shtet.*

*Tiranë*

*Rruga Mbretnore, 38*

B.

*I Perndritëshmi Imzot*

*Pál Schirò*

*Ipeshkev Tit. i Bendës*

*(Italia)* *Palermo*

*Via del Pappagallo, 2*



**Do oroe fort të nevojshme.** Po u harrue ndonji send pa u rreshtue në trupin e letrës, âsht lêja të bâhet nji shtojsë në fund mbas nenshkrimit, tue fillue me germat e mëdhaja *P. S.*, qi shênjojn fjalët latine: *Post scriptum* = mbas shkrimit. Por nder letra shkrue njerzvet me randsí kjo lirí nuk ecë.

Per shka i perket trajtës së perjashtëme âsht mirë të dihet:

*a)* qi *letra* vetë të jét e dlirët e e patutlueme, sidomos kur u drejtohet zotnivet; letrat miqsore mund të zgjidhen prej ç' do ngjyrje, por të mëdhajvet e zyrevet u don shkrue gjithmonë me leter të bardhë në masë të madhe, pa viza (format protokolit qm. 31+21);

*b)* as âsht lêja të perdoret nder letra me randsí tjeter *mereqep* posë së ziut; sikurse s' âsht njerzí të shihen fjalë të qortueme a rreshta të prishun;

*c) pështjellsa* (a zarfi) do t' i pergjegjë masës së letrës, e cilla nuk do të palohet veçse per gjymsë, në kjoftë formatit së vogel, jase së katersh, në kjoftë formatit zyrtár;

*ç)* nder *letra të porosituna* (të rekomandueme) âsht ligjë (nder tjerat âsht mirë) të shkruhet êmni e mbiêmni e vendi i derguesit mbi pështjellsë n' anë kahë mbyllet.

## B). FARËT E NDRYSHME TË LETRËS.

Sikur në jeten shoqnore nevojët e mârrëdhânjet janë gjithnduerësh, kështû kemi gjithfarë letrash. Per kahë mbrendija letrat mund të jén *private* a *familjare, zyrtare* a *pûnësh, dijtunore* etj.

Per kahë qellimi mund të jén: *miqsore, urimit, pergëzimit, per kryeshëndosh, së grishunit, së lypunit, dhântijet,*

*falnderimit, këshillit, qortimit, së lámit, letra pergjegjet,* etj. étj.

1. LETRA PÛNËSH.

Thirren kështû njato letra qi i shkruhen kuj per me kryem nji pûnë, qi e intereson atè ase vetë shkruesin. Do të shkruhen me këto trí qyshke a sharte:

1. në kjoftë nji pûnë e madhe, lè të këqyret që në fillim me e squem vêmenden e interesen e kuj i drejtohet shkresa;

2. të shtrohet kjartë e me rend pûna, pa lânë gjâ jashtë prej shka mund të két randsí per njohtim;

3. të mbyllet me shumë njerzí e me njato ndiesí qi mëson cillsija e pûnës a qellimi i letrës.

*Shkoder, 5 Korrik 1925.*

*Zotní Profesuer,*

*Marr lirín të Ju qes para nji mendim t' emin per rreth librecit të Gj. Kazazit, qi aq fort kini pasë kerkuem me e pasun në bibljotheken t' Uej.*

*Nji mik i emi, tue folun dje mbi çashtjen e auktorvet të vjeter, më diftoi, se atij i kishte pasë rám në dorë prej njij ungji së vet edhe nji kopje tjeter e këtij libreci. Ai kështû ka dý copë. Më tha se, po të gjëjte blesin e mirë, ishte gati edhe me e shitun. Nuk e mban shtrëjt, mbasi âsht edhe nevojár: me gjith postim vetem 10 fr.*

*Tue më rám nder mend dishiri i Juej per ketë liber, i vûna porosí mikut mos t' u ngutëte edhe per ndonji ditë me e shitun. Prandej, Ju, në kjoftë se s' kini rám endè në nji kopje të librecit në fjalë, edhe në kjoftë se Ju intereson gjithnji me e shtie në dorë, më dergoni dy gisht leter, e un pa tjeter do të Ju a nisi.*

*Pres të gjegjun. Mjesa e perdori me shum ande ketë rasë per të Ju paraqitun ndiesit mâ të këthellat e nderimit t' em, tue u nenshkruem*

*sherbtuer i pervût*
Mirash Nicaj, *librár.*

---



2. LETRA MIQSORE.

Quhen miqsore ato letra, qi u shkruhen shokvet, miqvet ashtû pa korrname e pa nji qellim të caktuem; por vetem per me mbajtun gjallë dashunín e miqsín.

Kjo farë shkresash âsht mâ e lira prej rregullash. S' ká të hîm. Posë njerzijet e urtijet qi do të mbahet me gjithkend, lypet qi nder këto letra të mbretnojë zêmra: të jén të thjeshta kah stili, fort të rrjedhëshme kahë fjala, të perzieme edhe me gaz, kur e lypë pûna.

*Tiranë, 12. VII. 1928.*

*Fort i dashuni shoq,*

*Mos, bre burrë! Po ti si me u koritë per kurrgjâsend, per nji flamë a rrufë të vogel? E po shka kishesh me bâ ti, me pasë per të rám, ruena Zot, i smuet pernjimend?... Ti kishesh me dekë prej friget, ti kishesh me hîm në dhé para kohet. Por shka, se thotë shqyptari: korija âsht per burra. Prandej, per tash kjosh falun; mjaft qi t' i a vêsh menden per nji tjeter herë.*

*Ké nisë me pí voj peshkut? Me nám! Tash po majesh, tash po frŷhesh, tash po bâhesh si qyp, mos me të xânun dera! A ngerdheshesh fort kur e pin? Sa kishem me dishrue m' u gjetun aty e me të pá!*

*Qe un pra, pa voj peshkut, pa barna e arna, pa i qitë mendim e kujdes vedit, jam shëndosh si qefull, kcej si lepur e há si ujk. Njikështû të këshilloj edhê tý me bâ: në daç me kjenë gjithmonë shëndosh, mos shtje kurr mendim per shëndet. I don lânë dishka edhe Zotit.*

*Më shkruej, më shkruej ndonji herë, rrojme, në mos paç tjeter; se kështû kam me dijtë se të bjen nder mend ka i herë në të rrâll per*

Tonin *t' and*

---

### 3. LETRA URIMIT.

Janë letra *urimit* ato qi i dergohen ndokuj per me i fatuem ditët e mëdhaja të motmotit, si b. f. Motmotin e Rí, Pashkët, diten e êmnit, etj. Shkruhen pergjithsisht në ketë mënyrë;

1. çeket, largas nemose, rasa per të cillen shkruhet letra;

2. rreshtohen urimet sa mâ shkurt e drejtsisht, tue u mundue me i pështetun mbi arsyet e rrethânët e rasës së gëzueshme;

3. mund të diftohet ândja qi ndiejm n'atë rasë e dishiri me u gjetun afras shoqisho'it. Mbyllet tue e lutë t' a vijojë dashunín me né.

*Korçë, 17 Tetuer 1931*

*Mik i dashun,*

*A thue njimend ka mundun të të shkojë neper mend, se un prej harreset e prej priteset do të kishem lânë me kaluem nji rasë kaq në shêj pa të shkrue? Dita e êmnit t' yt s' ka pasë si më rrshet, mbasi kjo ditë âsht e lidhun me sa kujtime t' ambla, me sa detyrë krejt shêjte.*

*Qe pra, shka të dishron zêmra e njij miku të vertetë si në peng të njasaj dashunije, qi kahdit i bashkon më nja mendimet e shpirtent t' anë: Nji jetë të gjatë, gjithmonë në shëndet, të lulzueshme, plot paq e gëzime; por njatë paq të dishroj un e njato gëzime, qi janë njimend të zojat me t' a pertrîm pushimin e paster të ndergjegjes per sa të rrnojsh mbi shekull.*

*Kaq dij me të thânë në ketë ditë krejt të bukur per zemer t' ande e të dashamirvet t' ú; e si në shperblim të këtyne urimeve, lypi prej teje, qi kurrnji ditë, kurrnji ças mos të të kalojë pa e kujtuem se sa fort të çmon e e ka per zemer të miren t'ande*

*Gjithkund e gjithmonë i yti*
Çelini

---



### 4. LETRA PERGËZIMIT E LAVDIMIT

Janë ato, me të cillat i diftojm dikuj gëzimin qi ndiejm per ndonji fat të mirë qi i ka ndodhë, ase e lavdojm per ndonji veper të bukur, qi ka kryem. Qe, mënyra:

1. permendim nji herë rasen a pûnen per të cillen pergëzohemi me tê, a duemi t' a lavdojm;

2. theksojm njato rrethana, qi na shtŷjn të pergëzohemi me tê a t' a lavdojm, tue rreshtue shka na ndien zêmra per tê n' atë rasë;

3. i jipet fund letrës tue e lutun t'a vijojë dashunín e mirsín e perparshme.

*Lesh, 5 Máj 1932.*

*Fort i dashuni Gjon,*

*Falemi nderës Zotit njiqind e njimij herë, qi mbas sa mundi e kohe i a mbërrine tek e mbramja me e gjetë zyren, qi aq me dishir kerkove. Gëzohem mâ së fortit se të duel me shtie në dorë po njatë pûnë e shì aty kû ti i a kishe vûm sŷnin.*

*Tue peshuem kohët e rrethânët fort kritike, qi e bâjn fort të vishtirë sod t' gjêjsh nji skutë kund në rrethin e zyrevet shtetnore, duhet me thânë, se teper bafi e ké pasë ti me të dalë aq mbarë kerkesa. Njimend hoqe keq, njimend shum t' u desh me pritë e me u sjellun mbas soje; por tash, mbasi e ké fituem, mâ e madhe ka per të kjenë sigurisht kënaqa e zemrës s' ate.*

*Ti je i urtë vetë e i mêçem mjaft; s' ké nevojë prandej të t' ap këshille un, se si të duhet me e mbajtë me nderë kamben qi ké fituem, e pa tjeter të marr ngrykë vllaznisht, tue mbetun njai qi kam kjenë per tŷ gjithmonë*

*miku i yt mâ besniku*
Kola.

---

*Wien, 17. II. 1929.*

*Moter e dashun,*

*Nuk mund t' a kuptojsh gëzimin, qi ndieu zemra e eme kur mora lajmin e bukur se ti kishesh pështuem prej rrezikut së pol-monites. Tash dý javë, që se më shkrou vllau per smundjen t' a-nde, s' kam bâ nji ditë të mirë; mendët i kishem gjithnji ditë e natë ke ti. Kurr s'e kam ndiem vetmín e vendit të huej mâ të randë se nder këto dý javë. Per ditë, të thuesh, kahë s' më xëjte vendi, kam shkruem në shtëpí tue pyetun per gjêje t'ande. E m'u ngjatëte kur s' kishem farë së gjegjunit, e kjajshem e ligshtoheshem kur ndiejshem keq per tý.*

*Merre me mend pra, sa mirë gjindem tash, qi të dij tý të pështueme e të shëndoshun. Falë i kjoshim Zotit, qi s' m' i çoi huq të lutunat qi i naltsova per tý në ketë nderkohë. Këqyr e faliu nderës edhe ti; rueje vetin sidomos per deri qi të xehet moti mirë.*

*Kur të këthej në Qershuer tu shtëpija, due me të gjetë shëndosh, njashtû si të kam lânë.*

*Per tash shëndet e njimijë të mira të dergon*

*yt vllá*
Nini

---

5. LETRA PER KRYESHËNDOSH.

Thirren kështû njato letra, me të cillat i diftojm ndokuj dhimben a të keqt, qi kemi per ndonji rrezik të tij. Shkruben këso dore:

1. permendet si per rrshit e neper dhambë rreziku a e keqja e ndodhun;

2. i diftohet sa keq ndiejm na per atë rasë të shemtueme, tue e prûm pûnen gati si të na kishte ndodhun né;

3. do të mundohemi t'i a zbusim dhimben, tue e ngushlluem me mënyrë t' afta e të pershtatshme, si edhe me kujtime të xjerruna kû prej rrethânësh së rrezikut, kû prej së



vertetash fetare e kû prej krahasimit me tjerë të mjeruem; per në paçim se si, t'i paraqesim ndihmen qi mund t'i apim;

4. krejt letra do të két nji ngjyre fort të butë, t'ardhëshme, pa e sterhollue fort me fjalë qi s' i gjasin së vertetës,

5. do të kemi para sŷsh, qi nder këso rasash mos të shkruhet as teper me nji herë, tue kjenë se në kulmin e dhimbës ç' do ngushllim s' ka farë fuqijet; as teper vonë, qi mos t' i çohet peshë ajo varrë e zemrës, qi ka nisë disi me vûm dreksë.

*Podgoricë, 16. 4. '30.*

*Ungj fort i dashun,*

*Nji leter mâ e shemtueme s'ka mundun me na ardhë prej teje, se ajo e mbramja, në të cillen ti na jipshe lajmin e dekës së të shuemit Lin. Mos me e xânë besë! Nji fëmij aq i shëndoshët, në zhberthimin e jetës, ashtû pa pritë e pa kujtue, të thuesh, me u këputun prej shpatet mizore të dekës! Kur né na ka bâ nji nështypje aq të këthellët e të derptueshme ky lajm i zi, shka do të két sprovue zemra e shkretë e jotja?*

*Jam vû me të shkrue kesh per me të dhânë ndonji farë ngushllimit; por, ç' ngushllim mund të t'ap un tý; un qi njapernja si ti kam nevojë per ngushllim? Fjala m' âsht pré, dora s' më pûnon e zemra s' më thotë me bâ tjeter në ketë rasë, veç se me kjám bashkë me tý deken e të ngratit Lin.*

*Sa mâ shpejt qi të mundem do të bâj ç'mos e do të vij me u pjekë në tý; kështûqi, tue perziem lotët e mi me ata t' út, të të dishmoj edhe nji herë mâ teper, se sa fort m' u dhimbt jeta e kushrinit t' em, e sa keq kam pasë per rrezik të pashoq të zemrës s' ate.*

*Kaq din me të thânë zemra e shemtueme*

*e t' yt nip*
Kelit

---

*Bari, 7. Kallnduer 1927.*

*Kushrîni i em i dashuni,*

*E dij mirë se fjalët e dekuna, të rreshtueme mbi nji copë leter, nuk mund t' a kén në veti fuqin me ndreqë gjâ; shum shum mund t' u biejn nji ngushllim të zbét, nji pikë balçem zemravet të helmueme e të çame prej idhnimit. Me gjithkëta s' po më xîhet me ndêjë pa u bashkue me tý në ketë rasë të mjerueshme qi të ka gjetë.*

*E pernjimend të hoqen prej pûnet? E kuptoj mirfillit idhnimin t' and. E kam para sŷsh ngushticen e madhe, qi t' a ndrydhë zëmren, cashtjen e të mbajtunit të familjes. Por, shka të tham tý: pse të rrijsh tue u ngushtuem per së teprit, pse të rrijsh tue u desprue e tue kjám rrezikun qi të ka gjetë, këta âsht nji pûnë e kotë e nuk bjen farë dobijet as tý, as familjes; shum me thânë, t' a prishë fijen e jetës, t' a merr shëndeten.*

*Qe, mendimi i em: Ti prej Zotit sod jé shëndosh; e kur âsht shëndetja âsht gjithshkafja: mjeshtrín e babës e din mâ së mirit; kapu per këtê e shporru zyresh e zyrtarësh. Âsht mâ e ambel gjithmonë buka, qi fitohet me múnd të krahvet.*

*Nderkaq un të premtoj se s' do të lâ pa kerkue e pa i rám mbrapa si të mundem e si të dij pûnës s' ate. Sa per tash pranoje ketë ndihmë të vogel, qi po të mëshili në ketë leter. 30 Fr. e dij se s' janë kurrgjâ në ditë të sodit, por kaq të jét mjaft, sa me të bâ me kuptuem dishirin qi kam, me t'u gjetun gjithmonë.*

*Kështû, lum kushrîni, mos të të lëshojë zemra. Nji luftë, s' âsht tjeter kjo jeta e jonë; sod tý, neser mue; me rend.*

*Më shkruej e mos më kurse per shka të mundem me të vjeftë.*

*Yt kushrî mâ i dashuni*
Leka

---

6. LETRA SË GRISHUNIT.

Letra *së grishunit* thirren ato qi i dergohen dikuj per me e thirrun në ndonji argtim, festë, gostë etj.

Permendet nji herë rasa, per të cillen ftoket; i bâhet të grishunt tue i shtuem njato arsye, qi mâ fort mund



t' a nzisin me e pelqyem; i diftohet sa fort na kande qi t' a pranojë miku atë ftim, sidomos perse shoqnija e tij âsht e dishrueme.

*Shoq i dashun,*

*T' Ējten me 17 të k. m., në mos e dijsh, po të kallxoj, se âsht dita e të vjelunavet. Em át ka grishë per atë ditë miq, të njohtun e gjini plot; por un, mbasi nuk m' ecin fort fjalët me të mëdhaj, nuk i gëzohem gjithaq asaj shoqnije. I mora lējen prandej babës me grishun edhe un per atë ditë ndonji mik t' emin.*

*Kështû pra, ti n' êmen të prindvet të mí, n' êmen të shoqnís, qi tash sa ditë na i lidhë zemrat, bân ç' mos e rueju se rri pa ardhun t' Ējten. Por, a din shka? çoju heret, fort heret; pse tue të kaluem kahë shtëpija un me rrogtár maje nji gomari të bukur, tash të trokitoj në derë; ti rri gati me ardhë me mue, pse më kande të shkojm para tjerësh në vëneshtë, e aty tash të mësoj vetë kû me i a nisun pûnës ...*

*Pse t' a mirrsh me veti edhe t' and vllá Aleksin, nuk bân aspak keq: na e shton shoqnín.*

*S' kam pra shka të të tham: vëneshtat sivjet, sikurse do të késh ndie, janë fort të bukra: kemi prandej shka vjelim — na të dy jo aq, por flas per të mëdhaj — veç, bâne e mungove, t' a dijsh se më vjen fort keq.*

*Të mirë u páshim per mbasnesrit nalc. Per tash nji shëndet të flakët*

*krejt i yti*
Vasili

---

7. LETRA SË LYPUNIT.

Quhen letra *së lypunit* njato, me të cillat i siellemi ndokuj tue i lypun ndihmë në nji nevojë t' onen. Shkruhen këso dore:

1. do të mundohemi t' a bâjm per veti nierin, prej së cillit shpresojm nderen, tue i a permendun, por në nji

mënyrë krejt të hajtë e pa miklime të prûjta, mirsín e bujarín e zemrës;

2. i a parashtrojm me fjalë sa mâ të pervûta nevojen e dishirin t' anë, tue e prû t' arsyeshem e të drejtë ;

3. e mbyllim letren tue i diftuem shpresen e madhe qi kemi, se do të na ndigjojë, edhe i premtojm se do t' i jemi fort t' evarshem.

*Vlonë, 30 Nanduer, 1932.*

*Fort i dashuni babë,*

*Tash mâ se nji muej që se na kanë prû këtû me krejt baonin t' anë, s' jam tue bâm nji ditë të mirë. Qyshë në fillim, por sidomos tash 6 javë, cthet s'më kanë falë kurrnji ditë. Janë 5 ditë qi e kam lânë të shtruemen e dishka dukem se jam mâ mirë. Por, per me u forcuem disi, kishem me pasë nevojë per nji shûjtë mâ të mirë; posë kësaj, tash qi po i hullemi dimnit, kishem me dashtë të bléj nji flanelë mâ të trashë e të mirë leshit, qi këtû i ndreqkanë per bukuri.*

*Ato pak koronë qi më pate dhânë me vetin, më janë mbaruem ka ditë. Tash, mjaft e vishtirë âsht tue m' ardhë me të lypun të holla, si mos të kishesh mendime e kujdese tjera të shtëpis; por, kahë t' a njoh zemren e kahë ti vetë kur u nisa më thae me të shkrue per shkado qi të kishem nevojë, qe, se une me anen e kësaj shkrese po vîj me t' u lutun, të më çojsh ndonji piç të holla per këto nevojë, qi të permenda.*

*Prej ane s' eme po të premtoj, se per deri kû të mundem, s' kam me të randue me lutje e kerkesa këso dore; por, me të prûm t' em, me dashuni e ndigjesë t'eme kam me të lânë gjithkund nderë, kam me u munduem me t' a shperblye në nji farë mënyret mundin, kujdesin e gjithato provë dashunijet së posaçme, qi tash sa vjet ké diftuem per rreth meje.*

*Yt bir fort i detyruemi*
Ragipi
*Kapter në Kom. I. Baon „Déja"*

---



8. LETRA NDERMJETSIJET E POROSIJET.

Thirren letra *ndermjetsijet* njato, me të cillat lypet ndonji ndimë a nderë per ndonji të mjeruem e nevojár.

Letra *porosijet* mbandej, thirren ato, me të cillat i a porosisim dikuj ndonji nier të dêjë per ndihmë, tue e lutun t' a pranojë me të mirë e t' i apë simbas nevojet pështetjen e mprojen e vet.

Këto letra, tue kjenë se nuk ndryshojn fort prej letrash së lypunit, per të cillat u fol sypri, kështû, në shkrim të këtyne duhet me u drejtue mbas rregullash qi u treguen per ato. Vetem do të shtohen, nder këto të mbramet, arsyet e shkaqet qi na shtŷjn të bîjm ndermjetës per të porositunin; si edhe do të pështetet lutja tue i njehun, me të drejtë e pa e teprue në lavdime, meritimet, virtytet e zotsín e të porositunit.

Âsht mirë të dihet, se nuk âsht lêja të shkruhen këso letrash ndermjetsijet per pa i njohtun mirë e pa kjenë të sigurtë se janë të verteta nevojët e të porositunit, e se pernjimend e meriton ndihmen; ashtû nuk do të jemi aq të shpejtë me i u sjellun bâmirsit, kur na vetë mundemi me e ndreqë.

*Fort i Nderueshmi Zotni!*

*Tue marrë zemer prej sa e sa së mirash, qi Ju shkoni ditë per ditë tue bâ per me u ardhun në ndihmë skamnorvet e të lëshuemvet doret, po Ju dal para edhe un sod tue Ju paraqitun nji fëmij të vorfen, prûsin e kësajë shkrese, mbetun nder këto ditë pa nânë, e cilla me thoj të duervet i a mbajte gjallë frymen.*

*Fëmijn e njoh mirë, pse më rrin ngjat me shtëpi: âsht i urtë, e e merr mbrapa mirë mësimin e shkollës; në nji fjalë ka gjitha ato cilltí të bukra per të cillat e meriton me të vertetë kujdesin e bâmirsvet; ka me dijtun të jét i evarshem, e me të prûm të vet, do t'i pergjegjë mirsis e kujdesit qi të mirrni per tê.*

*Ju lutem, të më ndieni per guxim qi mora tue Ju randuem, ndoshta pak pa kohë me ketë lutje.*

*sherbtuer fort i pervùt*
Lorenc Gjinaj

---

*Kumbarë i dashun,*

*E dij mirë se me ketë shkresen t' eme jam tue prekun nji pikë, qi nuk të kandet të t'a permendë kush, as mik, as anmik; por e dij njiherit, se kam pûnë me nji zemer pernjimend bujare e të gjânë sa koteci, e s' ka per të m' a marrun per të keq lutjen qi jam tue i drejtuem, d. m. th. t' a mirrsh edhe nji herë, per hater t' em, Èjllin e shkretë në sherbim të perparshem . . . Mos më këce mbë shpinë me të paren! prit sa grimë e m' u ndigjo nji fjalë.*

*Per shka të ka bâ e si âsht prû me tý kur e qite jashtë, atŷ jam edhe une me tý se s' meriton të mirret në dorë ndopak mâ pûna e tij; e ti pate aso here gjith arsyen me e perzânun. Do të të tham veç, se jeta qi âsht tue kaluem ai që prej aso dite qi e largove shtëpijet âsht aq e mjerë, sa me i u dhimbtë gurit e drûnit. Mjaft të tham, se mbasi u suell derë më derë tue kerkuem ndonji strehë, kû me mundun t' a gjêjte nji grimë pûnë, sod, kahë s' u çil kurrnji derë per të, âsht i ngushtuem me nji shisë rrameçë t' ëndet rrugash per me shì ndŷtsinat e me mbljedhun plehin e rrugavet. I shuemi plak! Sa herë qi e shoh në pishë të diellit a neper shí tue dlirë rrugat, mue më therë zemra, mjesa ai ulë kryet, turpnohet e kuqet prej marrjet; pardje m' u duk se kjau kur më pau.*

*Zotní, nuk jam tue bâ mirë ndoshta, qi po ndermjetsoj per nji nier të cillin nji herë e ké dbue me mendim mos të kishesh mâ pûnë me të; por qe, kam ndodhun teper zemerligshtë e s' mund t'a shoh n' atë gjêje tue pësuem. Me shka âsht tue hjekë tash gati nji vjetë ka pasë mjaft rasë t' a kuptojë gabimin e vet e të pendohet mirë per shka të ka bâ; por tash, fale mâ, fale, s' ka me e bâ mâ. Shka ka kjenë ka kjenë; vènu nji gúr të madh pûnvet të kalueme e më shkruej sa mâ parë per Èjllin, tue më thânë se e ké falë e se po e pranon edhe nji herë në sherbimin e perparshem*



*Nuk po i ap mâ andej; e njoh burrnín t' ande e me shpresë të madhe po rrij e po pres të gjegjun.*

*Nderkaq të merr ngrykë e të dergon nji shëndet të flakët*

*i yti me zêmer*
Tushi

---

9. LETRA FALNDERIMIT.

Thirren letra *falnderimit* njato, me të cillat i falemi nderës dikuj per nji dhântí a nderë, qi kemi pasun prej si.

I diftohet sa mirë na ka ardhun e sa fort na ka pelqyem dhantija a ndera qi na ka bâ; me fjalë të drejta e të perzemerta, të nierzishme e bujare i falemi nderës bujarís së tij; i premtojm se kurr s' kemi per t' i a harruem, tue u diftuem perherë gati me i a shperblyem.

*Babë fort i dashun,*

*Librat, qi t' i paçë lypun, i mora rregullisht me posten e mbramshme. Jam gëzue sa s' ka; por sidomos jam gëzue kahë në paketë gjeçë të pështjellun edhe* Historin e Skanderbeut, *si me m'a pasë dijtë dishirin. Të dojshem me t' u falë nderës sa duhet, kishte me m'u dashtë t' a mbushëshem ketë leter tue e persritun fjalen* falemi nderës. *Por ti m' a njeh zemren, sikurse edhe vetë t' a dij t' anden; s' më duken prandej të nevojshme shum fjalë per me të shprehë shka ndiej vetë në ketë ças e shka meriton ti per nderë, qi më bâne.*

*Zelli i madh, qi ti gjithmonë, por sidomos në ketë rasë diftove per të mirë e perparim t' emin, më detyron fort e më lidhë në nji mijë mënyrë t' i a dij mirsis e bujarís s' ate. Nji leter e pajetë nuk âsht e zoja pernjimend të shprehë besnikisht shka më shtŷn zemra të të tham, o babë. Do të mundohem t' i pergjegji kujdesit e dashunis s' ate ndaj mue, me nji të prûm të ndershem e të dêjë per dishire t' ua, tue kryem detyrët e shkollës e t' urtis, qi ti më ké mësuem me këshille e me shembull t' and.*

*Babë i dashun, falemi nderës njiqind e njimijë herë prej te-*

*je. Shpresoj se ndihma e kujdesi i yt per mirërritje t' eme nuk do të shkojë huq; e ajo zêmer bujare e jotja në mue edhe ka per të gjetun gjithmonë sigurimin e sprovët mâ të thjeshtat e njij dashunije e e njij miradijeje, qi s' dijn kurr të shlyhen a të ftofen.*

*E si në peng të këtyne fjalve të perqafon me shum máll*

*yt bír*
Alija

---

10. LETRA KËSHILLIT.

Janë letra *këshillit* njato, me të cillat i jipet dikuj nji mësim a këshíll.

Ne e parë, në kjoftë se na e ka lypun ketë kshíll, i falemi nderës per besim qi ka pasë më né; po s' na e pat lypë, gjithnji i diftojm arsyen qi na shtŷn t' i a apim ketë këshíll. Mbandej, si të na presë mendja né, i a rreshtojm këshillin, por gjithmonë me të matun, urtisht e me të pervût. Së mbramit i urojm t' i dalë mbarë, me fryt e dobí këshilli i ynë.

*Xânës fort i dashun,*

*Nji Zot e din sa keq paçë kur mora lajmin se gjindeshe aq ngusht me kambë të vrame. Besa jo nji herë tý e të gjith ju kam porositun, t'u a vêni menden atyne pus-biçikletave, mos me i lëshuem ashtû marrisht pa kurrnji frê; e rreziku i yt âsht tue më dhânë arsye. Por tash, thuej ti, âsht bâ; âsht kot t' a vajtojm, veç të këqyrim në shka mund të të ndihmoj në ketë gjêje.*

*Pik mâ së parit të diftoj të drejten, se më ka bâ nji nështypje fort të mirë pûna qi tý aq me nji herë të ka rá nder mend me u sjellë në ketë rrezik kahë mësuesi i hershem i yti. Më ka ardhë mirë e të falem nderës per besim e shpresë qi ké gjithnji në mue.*

*Me më ndigjue mue pra, mbasi pûna ka vojtë per operacjon, un të këshilloj mos t'i tutesh ashtû fort; aq mâ teper qyshse edhe mjeku të paska siguruem se ky operacjon i vogel nuk kjenka i vishtirë. Tash t' apin kloroformin e ti s' ké per të pá as ndie kurrgjâ, e*



*tue u çuem prej asi gjumi, mendo se ké me u gjetun jashta rrezikut, i pështuem per gjithmonë, e vetem per pak ditë ndoshta ké me i ndiem dhimbat e të premit, të cillat dalë kadalë kanë me shkuem së vetit tue u zhdukë.*

*Qindro si burrat; aspak mos u tut. Shpreso në Zotin e me ndihmë të tij ké per të mundun t' a bájsh pa u ngushtuem ketë sprovë. Dikur ka me të vjeftë:* et hoc meminisse iuvabit !

*Tue pasë gjith shpresen se do t'i shtrohesh këtij këshilli t'em, me zêmer t' uroj, qi operacjoni të të shkojë mbarë. Nderkaq po pres pa durim lajmin, se ké pështuem prej rrezikut.*

*Të lâ me Tenzonë.*

*Mësuesi i dikurshem i yti*
Pjeter Gjurku

---

11. LETRA QORTIMIT.

Thirren letra *qortimit* ato, me të cillat ankohemi me kend, tue i diftuem se na ka ardhun keq per ndonji veper të pamirë, qi ai ka bâm ndaj né, ndaj vetin a tjerët.

Mâ së parit kallxohet shkaku i ankimit, i cilli do të jét i drejtë e i sigurët; mbandej i bâjm ato qortimet t'ona, por gjithmonë me fjalë të peshueme e të njerzishme; d. m. th. i bâjm ato oroet t'ona, i bertasim per shka ka bâ, por pa e fyem, e kurr me i shkruem këto letra në zêmer të frŷtë. Per fund i lypim të perligjun, në kjoftë nevoja, edhe e këshillojm me arsye të forta të bijë në fije.

*Nip i dashun,*

*Kur vjet më qiti rasa me ardhë në Vjenë, nji nder mâ të parat kujdesc të mijat kje me u pám me tý, me pyetë per pûnë t' ua, të perparimit t' yt si në dijtuni, si n' urti. Aso here paçë mbetë fort kondend per tý: si dishmit shkollore, qi më paraqite, si mësuesët e shokët t' ú më dhán sprovët mâ të sigurtat, se ti ishesh tue u prûm mâ së mirit në gjithshka, krejt njashtû si dishron zemra e prindvet e e të dashunvet t' ú.*

*Por qe, se sivjet po ndiejm se paskanë ndrrue pûnët! Po ndiejm se jé ftofun nder këndime e fillue me u lodhun n' atë rrugë qi aq mbarë e pate nisë; po ndiejm se tue xânë miqsí me shokë qi s' kanë hije per tý, êndesh nder vende kû s' të lypet. Më kanë çuditun aq këto lajme, sa s' më bâhej me i besuem kur së parit dikush m' i diftoi; por, si u shumuen dishmitarët, nuk paçë kahë me i a mbajtë, m' u desht me i besuem të gjitha.*

*Jot' amë nuk din gjâ endè per ketë ndrrim t'andin; prandej, per hater të saj, per hater të lotvet e të të fshâmevet, qi ajo kishte me derdhë, po t' a mirrte vesht pûnen t' ande, un po të lutem të késh dhimbë e per veti mâ parë, per nânen t' ande, qi prendon mbas teje, e së mbramit per gjith gjinín e gjakun t' and, qi janë lavdue deri tash e janë krenue per nderë, qi u ké lânë gjithkund. Këtheju në rrugen e mbarë, qi aq bukur pate nisë, e ketë hap bujár permirsimit të lutem t' a bâjsh nji orë e mâ parë, sa të jet pa e marrun vesht jot' amë pûnen t' ande. Shpresoj, se gjëja nuk ka vojtun aq keq ende; kështû qi me pak vullndet të mirë prej ane s' ate e me ndihmë të Zotit ti ké me u bâ e mira e vetvetit e kënaqa e të parvet e e dashamirvet t' ú.*

*Mendo i biri i kuj jé, e, vetem pse yt át të la në kohen kur ti kishe mâ të madhen nevojë per tê, mos kujto se tashti jé i lirë t' a ulsh nderen e shtëpís, mbajtun perherë nalt.*

*Shpejt ka per të më sjellun pûnà me u dukun nder ato ana; s' e lâ kurr pa ardhë me u pjekun në tý.*

*Gjith shpresë se do të ndiej mirë per tý, të marr ngrykë me dashuní.*

*Ungji i yt*
Antoni

---

12. LETRA SË LAMIT E SË PERLIGJUNIT.

Letra *së lamit* quhen ato, neper të cillat i pergjegjet ndokuj per qortim, qi na ka dhânun e qi pernjimend e kemi merituem.

Letra *së perligjunit* janë ato, neper të cillat i pergjegjet qortuesit, tue i diftuem se s' e kemi merituem qortimin.



Per në kjoshim pernjimend fajtorë, t' a rrfejm pa tjeter pervûtnisht fajin t' anë, t' cillin mundemi t' a zbusim me rrethânët e posaçme, në kjoshin kund, qi na shtÿnë të veprojshim aso dore; mbandej i diftohet se jemi penduem pernjimend per atë faj, tue i lypun të falun; së mbramit i premtojm se s' do t' a bâjm mâ atë gabim e e lusim të na këthejë miqsín e dashunín e perparshme, tue e harruem të fyemen.

Në mos kjoshim fajtorë, t' a kallxojm me të drejtë si âsht kjenë pûna, tue prû provë të mjaftueshme në dishmí të pafajnís s' onë; i diftohet se kemi pasë fort keq, qi pa faj t' anin i kemi pertrîm atë idhnim; per fund sigurohet se s' e kemi marrë per të keq atë qortim të pamerituem e lutet të vijojë gjithnji edhe mâ teper miqsín e dashunín e mâparshme.

*Ungj fort i dashun,*

*Ké arsye. Letra e jote më ka trandë e m'i ka çilun sÿt. E kam këndue po nj' a trí herë rresht e mbramë kam kalue nji natë pa mbyllë sÿ aspak, tue kjám gjëjen kû kam vojtë e idhnimin, qi ju kam pertrî jú me të prûm t' em. Me bijte nder mend jeta e bukur e perparshme, e atë herë m' u çojte mâll, tretë nder kujtime të dashunís së të shuemit babë.*

*Por tash, o ungj, qi jé per mue nji babë i dytë, a kishesh me më falun pernjimend e a thue kishem me gjetun prap në zemer t' ande e të dashamirvet vendin e dashunís e të çmimit, qi me marrí t' eme bora? A kishem me këthye, po tham, njai qi jam kjenë, me pasë per t' u bâm i mirë tue ndjekë këndimet e urtín me zellin e perparshem? Po, o ungj, une e kam peshue mirë pûnen t' eme edhe e kam dá: kam dá mos me pasë të marrë e të dhânë as se si me ata shokë, qi kjén deri sod e zeza e eme, s' due me dijtë gjâ per lojna e argtime të kota e të pahijshme. Veç ti sidomos perpara do të më falsh me zemer trazimin qi të dhaçë; mjesa une prej ane s' eme të jam mirnjohtës fort per ato fjalë verte atnore,*

*qi më drejtove, prej kahë kam mundun me kuptue, se kurrkush nuk e ka per zemer mâ fort të miren t' eme, sa ungji i em.*

*Nânës mos i permend gjâ në ketë pûnë; as per ketë shndërrimin t' em mos i thuej gjâ: kishte per të kjenë e kotë, ase kishte per t' a qitun në mendim; tash flet pûna vetë. Ti mos vono me ardhë. Kurr s' e kam ndie si sod nevojen me të pám, me u këshillUem me tý per disa sende, me të lypë të falun per shka kam bâ e me të siguruem mâ mirë per shndërrimin t' em. Eja pra, eja sa mâ parë, se të pret me krahë hapët*

*nipi i yt fort i detyrshmi*
Lêci

---

*Fort i dashuni shoq,*

*Më ka qitun fort në mendim e kam pasë keq te jèt kur më randojshesh me letren e mbrame me nji faj, qi as n' ânderr s' ka mundun të më kalojte. Un kam folun keq per tý? Un jam ankue para tjerësh per të prûn t' and? Po a pernjimend më ké mbajtun të zotin me e bâm ketë gabim, qi mue më duket nji tradhtí e miqsís? E ç' farë miqsijet âsht ajo, qi guxon të shprrallojë miku per mikun mbas shpinet? Po edhe të kishem pasë gjâ me ankuem mbë tý, a s' kishem mundun të t'a tham nder sý, si t'a kam thânë mâ se nji herë? Ti, kujtoj, se ké pasë mjaft rasa deri tash per me të sigurue sa e drejtë âsht kjenë gjithmonë lidhnija miqsore e eme me tý; prandej më çuditë mjaft pûna qi ti, pa u marrë vesht perpara mbi vertetsin e fjalvet të ndieme, ké kècyem ashtû me nji herë e jé vû me shkrue nji leter aso dore mue qi ishem krejt n'ânderr!...*

*Jo, o i dashuni i em. Xinu besë mâ fort fjalvet të mija, se shprrallimevet të shekullit. Vetem ndonji smirzí ka mundun të çpallë këso fjalësh me qellime të dobta, të shtiejë dasí në mjes nesh, qi t'a prishë sadopak miqsín t' onë. Por na do t' i bâjm me dijtë atij e shokvet të tij, se të shpifunat e gergasët e poshtera nuk janë të zojat t' a qesin me miq të vertetë. Largoi mendësh, o shoq i em, këto dyshime e gjykime të shtrembta per mue, se nuk i meritoj; e të jésh i sigurët se kurrkush nuk mund të flasë e mund të ndiejë mâ me ande per tý, se flet e ndien*

*me zemer gjithmonë shoqi i yt*
Tishi

---



### 13. LETRA SË PERGJEGJUNIT.

Tue shkruem letra *së pergjegjunit* mbahen pergjithsisht këto rregulla:

1. do t' a kemi para sŷsh mirë letren, së cillës duem t' i pergjegjim e do t' a këndojm mâ se nji herë para se t' a thomi atë fjalen t' onë;

2. do t'u pergjegjet pikë per pikë pûnvet, qi lypin të gjegjun; tue perdorun, kû të jét e mundun, të njajtin stil;

3. kallxohet, qyshë në fillim, dita në të cillen kemi marrë letren; mos të shtŷhet kurr pergjegja, qi mos të dukemi njerz të shkatrruem e të panjerzishem.

Përgjithsisht letravet urimit, pergëzimit, per kryeshëndosh, së grishunit, dhântijet u pergjegjet me leter falnderimit; atyne qi na lypim këshill u jipet këshilli, si âsht thânun mâ nalt; letravet së lypunit u pergjegjet me nji leter pelqimit, ase, ne mos paçim si me e pelqyem, lypet ndjesë me njerzí; letravet të qortimit u pergjegjet, si âsht thanun sypri, tue lypun të falun, ja tue u perligjun. Sa per letra urimit, qi dergohen nder rasa të rendshme të kremtevet të Motmotit (Këshndella, Motmoti i rí, dita e êmnit etj.) ase nder rasa të gëzueshme të jetës (nji Krezmim, fejesë, martesë etj.) shpesh s'âsht nevoja të pergjegjet me nji herë; pritet e njajta rasë e gëzueshme me u këthyem urimet atyne, prej së cillësh i kemi marrun. Ka veç shum rasa kur per nji detyrë faret të posaçme duhet me u pergjegjë, si b. f. ndonjij njeri të madh a me randsí, njij njeri a miku të rallë etj.; shkurt rregullohet pergjegja nder këto rasa, si mbas praktiket a dokjet, qi mbahet në të këthyem të vizitavet. Shka u tha per letra urimit vien edhe per letra pergëzimit e per kryeshëndosh.

E theksojm mâ së fortit ketë vrejtje. Rregullat e mënyrët e prûme këtû, nuk mund të pershîjn kurrsesi mënyrët e ndryshme të letravet; as s' mund t' u pershtaten gjitha rasavet të jetës. Rrethânët prandej, e gjêja e posaçme, e rasat e ndryshme, nder të cillat gjindet shkruesi a kënduesi i letrës, këto do të këqyren mâ fort se rregullat a drejtimet e pergjithta të letravet të sypritregueme.

---

## C). KARTOLINAT E KARTËVIZITAT.

Nji perdorim fort të hapët ka marrë sod per sod *kartolina*, kjo copë kartonit pergjithësisht në masen 9+14 qm., tue i xânë shpesh vendin letrës.

Kartolinat mund të jén ; *a)* krejt bardh në të dyja ânët, njena shenjue per drejtim *(adresë)*, tjetra per marrëdhânje *(korrespondencë)*: **kartolina postare**; *b)* me ftyra, pamje vendesh, fotografija, etj.: **kartolina t'ilustrueme.**(1)

Kartolinat do të mendohen se janë *letra të hapuna*, qi mund të këndohen prej gjithkuj; prandej perdoren vetem me gjind të njohtun e per pûnë pa randsí, mâ fort per nji urim, nji shëndet, nji lajm, nji kujtim, etj.

Kështû b. f. kush gjindet tue udhtue perjashta kujton

(1) Âsht mirë të dihet: *a)* se nder kartolina t' ilustrueme raset, kû gjindet i shtypun shëndeti a urimi: *Nji shëndet prej N.*, *Per shum vjet Pashkët* etj., âsht krejt e kotë të persriten edhe me dorë të këtilla urime ; *b)* âsht kundra njerzijet e moralit me zgjedhun e me çue kartolina me ftyra të shnjerzueme e me subjekt t' ulët, mbasi do të bien në dorë të do e kujdo ; shum mâ me vlerë janë pamje vendesh, fotografija historike, hartistike, etj.; *c)* nuk perdoret kartolina per me i çuem kuj perdhimbtime, as falnderime per nderë të lypuna ; *ç)* kartolinat urimesh nuk do të permbájn mâ se 5 fjalë, per ndryshe njehen si korrespondencë e pagulet per to dy fijsh.



me kartolina t' ilustrueme miqt e të njohtunt: *Nji shëndet prej N. — Tue kalue kahë V. — Kujtim nga R. — Shum shëndet! — Të mirë u páshim! — Ju kujton permallshem...*

Në rasë urimesh, pergëzimesh etj.: *Per shum mot! — Të fala gazmore! — Pergëzime nga thelb' i zemrës! — Urime të perzemerta! — M' a gëzosh êmnin! — Pergëzime e urime! — Me zêmer të mirë! — Rrnofsh sa malet! — U bâsh njiqind vjeç! . . .*

**Ndonji shembull kartolinet postare:**

*Tiranë, 5 Kallnduer 1922.*

*Fort e dashuna nânë,*

*kam mbërrîjtë këtû shëndosh e si â mâ mirë. Mbas fjalës s'ate sande kam rá te Tezja. Âsht mâ mirë tash; e kam gjetë çue e të çon shum të fala. Neser paraqitem në Drejtim t'Internatit.*

*Por këqyr, sa i mêçem edhe vetë! Sod nade, mbasi e xora dishmín prej valigjet per me i a diftue ungjit, s' dij si u habita tue folë e tue u falë me gjind, edhe e harrova jashtë. M' a kerko e m' a nis per dikë. Mbas giaset do t' a kém lânë mbi komò në krah të djathtë.*

*Lamtumirë edhe nji herë! Shum shëndet të gjithve, tý nji të perqafun*

Pjetrushi i yt

---

*Elbasan, 15 Dhetuer, 1934*

*Kushrini i em,*

*Kjeçë dje mbasdite te Sokrati per atë fjalë. Më ka pritë me shum njerzí; por me e dijtë ti se shka kam hjekë*

*me i a xjerrë ducrësh fjalorin! Shkrueja nji leter e diftoi se më ké çue ti; pse ai, me shka m' u duk, mendojte, se un ishem tue i a lypë mendësh së mija.*

*Fjalorin, harrova me të kallxue, s' e kishte pasë në shpí. Çoi e e muer, se dikuj i a kishte pasë dhânë uhá. M' u duk mjaft i vojtun keq; por s' e dij si â kjenë perpara. Gjithsi të jét, neser po t' a nisi me postë.*

*Nji shëndet krejt të flakët*

*gjithmonë e gjithkund i yti*

Xheladini

---

**Kartëvizitat**, qi dikur ishin nji baratë *(privilegj)* vetem e zotnivet, e sod djeri ushtari i thjeshtë e xânsi i shkollës hjekë kreni me to, — janë do biljeta pergjithsisht pré në masen 7+11, perbâ prej kartonit a leter-lkuret, gjithmonë në ngjyre të bardhë. (1) **Mbi** tê shtypet êmni e mbiêmni, nên tê zyrja e kamba, në fund (ne e djathtë) vendi me tjera caktime të drejtimit. **Dikush** posë êmnit e mbiêmnit nuk shton tjeter.

Kartëvizitat sod bâjn gadi të njajtin sherbim, si kartolinat e ilustrueme; d. m. th. dergohen per rasë urimesh, pergëzimesh, etj.; veç këto, po u nisen me postë, do të shtihen në pështjellsë, tue i lânë çilë ne pershijshin vetem pêsë fjalët e lêjueme nder këso rasash. **Kartëvizitat**, si e rrëfen edhe êmni, mund të xânë vendin e njij vizite, d. m. th. kur nieri per nji arsye a per nji tjeter nuk mund të shkojë vetë, ase edhe, tue i shkue mikut tu shpija, ky nuk gjindet atŷ. (2) **Ka** asish, qi tue i a lânë a tue i a

---

(1) Kush âsht në të zí (per jazë) e perdorë me rrathë të zez.

(2) Nder këto rasat e fundit s'âsht nevoja per pështjellsë. Sidomos nder vizita perdhimbtimesh (p. kryeshëndosh), disa e thejn kartëviziten në njenin skâj.



çue per kend kartëviziten e vet, bâjn mbi tê shenimet e urimevet të shkurtueme me siglat:

*p. u.* = per urime
*p. f.* = per falnderime
*p. p.* = per pergëzime (a perdhimbtime)
*p. k.* = per kryeshëndosh

**STANISH DESPINA**
*Nentoger*
*p. k.* GJINOKASTRË

*Kartëvizitat* mund të kryejn shum pûnë të vogla, qi duhen shpejt per shpejt në jeten shoqnore. **P. sh.:**

Gjelë Marinaj

***lypë të falun ke s' mund të vîjë sod në gosten e êmnit të djalit.***

Rr. At Shtjefen Gjeçov, 8 - SHKODER

---

## 5. Shkresat mâ të perdorunat sod në marrëdhânjet shoqnore.

Folet këtû per aso shkresash qi kanë pûnë veçanerisht me interesat landore a tregtare e të cillat kanë marrë trajta të posaçme, të caktueme prej perdorimi së pergjithöt. Këto shkresa pershijn: *Letrat tregtare, lutjet zyrtare, mbamendo-*

*ret, rraportat, lidhnít vendimesh, dishmít, duerët, detyrimet, zhdetyrimet, telegramet, prokurat, lajmimet, aviset, verbalet, inventarët* e *testamendet.*

1. LETRAT TREGTARE.

Letrat, qi mirren me tregtí, do të jén *të thjeshta, të shkurta* e *të njerzishme.* Në marrëdhânjet tregtare zotnon nji gjûhë në veti, me fjalë e fraze të zgjedhuna e të preme per to. Këto mënyrë do të dihen mirë në kuptimin e vertetë të vetin, qi mund të shkruhen kjartë këto letra, pa shtie mbrendë fjalë të papûna, tue e tjerrë tortë; perse koha, sidomos në tregtí, këqyret të kursehet sa mâ fort. Me gjithse letrat tregtare s' do të permbajn fraze miqsijet, tue kjenë se nder to nuk ka pûnë zêmra, prap, shêjet e njerzís e mënyrët e hijshme do të këqyren edhe këtû.

Pergjithsisht këto shkresa shtrìhen mbi letra, qi kanë të shtypun (në krye, ne e rrmakët) *etiketen;* d. m. th. êmnin e Ditës a të Fabrikës, cillsín e tregtís, vendin me caktime tjera. Vehtja e verbit nder.këto letra rregullohet me *Ju.*

**FABRIKË CINGARESH „ SAMAS "**
S h k o d e r

Shkoder, 23 Mars 1927.

*P. T.*

*Z. Gjorgj Vladani*

*Elbasan*

***Kemi nderen të Ju lajmojm me anen e kësaj, se në ketë muej kemi sjellë në fabriken t' onë nji dorë të posaçme duhanit prej rrethesh së Postripës. Cingaret, qi kemi lidhun me ketë duhan, kanë dalun t'ambla e të shijshme fort; në mënyrë qi këtû e gjithkund janë tue na i kerkuem mbi ç' do tjeter markë.***



*Kutîjat elegante, qi ndrŷjn cingaret e lidhuna me duhanin në fjalë, bájn Marken t' onë „Diamant".*

*Posaçe në nji paketë marrim lirín të Ju dergojm sa per provë nj'a dhetë këso kutijash, të cillat shpresojm se kanë per të gjetun pelqimin t' Uej.*

*Nder këto ditë do të duket andej edhe Perfaqsuesi i ynë, të cillit Ju lutemi t' i ngarkoni porosít e dishrueme t' Ueja, qi kanë per t' u çuem në vend prej nesh me mâ të madhin zéll e shpejtsí.*

*Nderkaq pranoni nderimet t' ona të posaçme*

Mirash Samaj & Shok.

---

2. LUTJET ZYRTARE.

Kur duem të xjerrim prej ndonjij Eprori a ndonjij Auktoriteti nji nderë, nji zyre, nji lêje, etj. u drejtohet me shkresë *lutja zyrtare,* e cilla rregullohet në mënyren qi vijon:

1. Me fjalë të kjarta e të pershtatuna kallxohet nevoja a ndera qi dishrohet.

2. Parashtrohen të gjitha njato arrsye, qi na duken se mund t' a pështesin e forcojn lutjen.

3. Kur duhen dokumentat (dishmija e lindjes, e shëndetsís, e shkollavet të kryeme, etj.), këto bashkangjiten në të njajtin zarf, tue i shenjuem në leter nji ka nji me germat *A, B, C,* etj. Dokumentat, qi lidhen me lutje, thirren *Bashkalidhuna* ase *Alegatë.*

4. Mbyllet lutja tue diftuem shpresë të ngulët se do të mirret në kujdes e do të ndigjohet.

5. Lutjet gati perherë fillohen me fjalët: — 1. *I nenshkruemi N. N.* — 2. *Shkruesi i kësaj lutjeje N. N.* — 3. *Un i nenshkruemi N. N. . . .* — E dyta mënyrë perdoret kur shkresa âsht bâ prej vetë lutsit. E treta mënyrë del mâ e kjartë, mbasi ka vehtjen e parë të verbit. Tue perdorë vehtjen e tretë mund të dalë shpesh mendimi i mbyllët.

6. Persjellë me titujt perkatës, kahë fundi i faqes ne e rrëmakët, shkruhet ëmni i Zyrtarit a i Zyres kuj i drejtohet lutja.

7. Shkrimi niset aq mâ poshtë, sa mâ i naltë të jét Auktoriteti të cillit i siellet lutja; tue lânë edhe shum vend bardh n' anë të rrëmakët të shkresës.

8. Kur lutja u drejtohet zyrevet publike a shtetnore, kjo do të jét gjithmonë e forcueme me pullat e duhuna.

Shkoder, 15 Qershuer 1929

Shkelqesë,

Komiteti i Kremtimevet Qindvjetore të... neper ketë shkresë merr lirín të dalë para bujarís së zemrës s' Uej, tue Ju lutun të kini mirsin të ndermjetsoni pranë Madhnís së Tij e t'i diftoni dishirin t' a pranojë Presidencen e Nderit të këtij Komiteti.

Per ketë qellim të nenshkruemët po i shtrojn para Shkelqesës s' Uej Statutin e Dokumentat perkatës per vertetimin e Entit të themeluem

Me nji shpresë të ngulët se lutja do të pranohet e se do të na shkojë në vend ky dishír, shprehim ndiesít mâ të këthelltat e falnderimit.

*Shkelqesës së Tij*
*Adjutantit të Parë të Madhnis së Tij*
*Mbretit të Shqyptarvet*
*Tiranë*

*Presidenti*
Dr. N. Dibra

*Sekretari*
Adv. K. Laldi

———



Shkelqesë,

Un i nenshkruemi Daut Bardylli, giindem tash gati 5 vjetë si sekretár i Komunes së Pukës, Nen-Prefekturë e Shkodrës.

Tue m' u dashun shum herë per detyrë të sherbimit me u larguem prej qandret me ka 6 a 8 orë udhë, sod qi kambët e mija nuk e kanë mâ atë shkathtësín e dikurshme, pse i randuem me vjetë, kjo zyre në ketë vend malsijet m' âsht fort e mundshme, sidomos që se tash 6 muejë âsht tue më lodhun per mâ teper edhe asma.

Me anen e kësaj shkrese prandej, fort pervûtnisht i lutem Shkelqesës s'Uej të kini mirsín të më shperngulni prej kësi vendi së gristë, e të më shènjoni per sherbim nji krahinë, qi të jét pak mâ e planët e mâ e pershtatshme per shëndet e moshë t' eme.

Zemra e dhimbshme e Shkelqesës s' Uej, e vjetët e gjata të sherbimit të panjollë të të nenshkruemit m' apin shkas të shpresoj, se ketë lutje kini per t' a marrë në dorë e kini per të m' a çue në vend dishirin.

Nderkaq me ndiesít mâ të këthelltat e mirënjohtësís kam nderen të nenshkruhem

*Shkelq. së Tij*
*Ministrit të P. të Mbrend.*
*Tiranë*

*Pukë, 27 Tetuer 19....*

i Shkelq. s' Uej
sherbtuer fort i pervût
*Daut Bardylli*
Sekretár Komunjet

———

P. T. Zot Danish Gazulli

Kapitan i Gjindarmerís

TIRANË

Shkruesi i kësaj âsht nji gjindár i vjeter, i cilli per nji rend të gjatë motmotesh pat rasë me i sherbyem Atdheut, per do kohë edhe nen urdhnin e Zotnís s' Uej. Ka disa muejë që se, per nji rrezik qi më gjeti tue pasë vrám randë kamben e djathtë, s' kjeçë i aftë mâ të vijojshem në pûnë. Q' atë ditë, un, tue mos dijtë farë mjeshtrijet, e tue mos pasun tjeter gurrë per me i siguruem vetit e familjes kashaten e gojës, gjindem në nji skam të madh; e ngushtica më ka kapun sidomos nder këto ditët e fundit, qyshse kriza e perbotshme trandi deri votren mâ të lânunen.

Zotní Kapitan, kam mendue t'i siellem mirsís s' Uej me ketë shkresë, tue Ju lutun t' a mirrni mbi veti e t' a mproni çashtjen t' eme nder Dikasteret mâ të Naltat, kû per shkak të meritimevet të mëdhaja, Ju ecë fjala aq fort, — e të bâheni ndermjetsi i em, tue u mundue me më xjerrun nji ndihmë të jashtarendëshme, si shperblim të mundit të gjatë e besnik. Ju lutem të kini para sŷsh edhe rrethânen, se rrezikun e kambës e fitova shi n' ushtrimin e sherbimit si gjindár në rojë të kufinit.

S' kam as dij të Ju shtoj tjeter per t' a pështetun ketë lutje. Ju kini pasun rasë të më njihni mirë; e kjo âsht arrsyeja edhe qi këtû nuk po bashkangjes farë dishmijet tjeter, tue mjaftuem fjala e Zotnís s' Uej. Me gjithkëta, në kjoftë se lypet ndonji dokument, të kini mirsín me më lajmuem.

Krejt shpresë e mirënjohtsí

i Zotnís s' Uej
sherbtuer fort i detyrshem
*Vorf Miri*
ish-Gjindár

---

3. MBAMENDORET ase PRO MEMORIA.

Thirren kështû njato shkresë, me të cillat i qitet nder mend ndokuj nji nevojë a nji dishír. Tue shkruem nji mbamendore do të kemi para sŷsh:



1. se ajo nuk u paraqitet zyrtarisht Auktoritetevet qeverritare, por dorzohet në nji mënyrë krejt private; prandej do të shkruhet në nji copë leter të thjeshtë;

2. kështu, s' duhet të két kjo trajten e jashtëme të lutjes, (mungon titulli, data, nenshkrimi etj.); veçse si êmni i derguesit, si êmni i atij, të cillit i drejtohet do të hŷjn mbrendë në trup te shkresës;

3. rreshtohet pûna, qi duem t' i qitet nder mend dikuj, me fjalë pak e të kjarta, tue lânë jashtë imtimet e teprueme.

Kryetari i katundit Blinisht (Zadrimë) tue kjenë i ngushtuem me pasun sa mâ parë nji pergjegje, i a qet nder mend Zot. N. N., Deputat në Parlament, se populli i këtij katundi i ka shtie lutje Qeverrís, ka tre muejë, qi kjo t' i bâhet krah në *godín e njaj pende* per me pritun furín e lumit të Gjadrit, qi me vjeshtë t' ardhëshme parashihet se do të bâjë rrenime të mëdhaja, mbasi qyshë në shí të pranverës i pat shperthyem nj' a dŷ vende ato prita të ligshta qi pat pasë dikur. Ç' do vonosë mund të dalë fort e damshme per tokë të këtij rrethi; prandej lutet i Ndershmi Deputat t'a nzisë Ministrín e Botores t' i marrë nji orë e mâ parë masat e nevojshme per t' i dalë para pûnës, e t'a apë ndihmen qi i âsht lypun.

---

Katrina Gerdani prej Lezhjet i lutet të Perndritëshmit Zot. Stanish Serreqit, Senatuer i Mbretnís, të ndermjetsojë prane Ministrit t' Arsimit, per t' i gjetun nji vend si *Mësuese nder Shkolla Fillore në Prefekturen e Durrsit.* E naltpermenduna që me Gusht 1925 i ka drejtuem Ministrís lutjen perkatse, neper duerë t' Inspektorit të Shkollavet të Durrsit, tue i bashkangjitun edhe këta dokumenta: A) *Diplomen e Shkollës Normale;* B) *Dishmín e sherbimit të 5 vjetve si mësuese në katundin Kallmet* (Lesh); C) *Vertetsin mjekore të shëndetsís;* Ç) *Gjêjen e familjes,* prej kahë diftohet se lutsja âsht e bija e njij Kapitani veteran, dekë tash pak vjetë mbas sa sherbimesh, krye per mprojen kombtare.

---

4. RRAPORTAT.

*Rraportë* thirret kallximi i imtuem, shkrue mbi nji pûnë të ndodhun, mbi nji veper të kryeme, mbi gjêjen e njij instituti a shkolle, mbi gjêjen e njij shoqnije tregtare a industrjare; shkurt, ç' do shkresë qi bâhet tue dhânë lajminin e sigurët e të caktuem mbi shka mund të dihet. Rraportat u dergohen të shumen e herës në trajtë të letrës Eprorvet prej njerzvet të vogjel, ase i paraqiten njij akademije, a komisije prej njij misi së tyne.

Tue dhânë rraporten duhet pasë para sŷsh të shkruhet *besnikisht, kjartë* e gjithka *me të caktueme;* d. m. th. do të diftohen pûnët krejt si janë e si i dijm, pa e paraqitun sendin në mënyrë si na pelqen né. Shkruesi mund t' a tfaqë aty këtû edhe gjyqin e vet, ne e lyptë pûna a n' u parapaftë se ka me u marrun në kujdes; do të ruhet veç mos të shtŷhet teper tue shitun dije e urtí e tue i dhânë randsí asaj pjese qi ka pasë ai vetë n' atë pûnë.

Në pershkrim, në caktim e në rendim të pûnvet të perdoret nji gjûhë qi t' i paraqesë mbarë e mbarë sendet, pa lânë shteg të mund të mirren vesht në nji kuptim tjeter. Së mbramit s' do të shkojë tue i sterhollue teper pûnët; por të kallxohet shka ka randsí, tue lânë m' anesh shka mund të vîjë prej vetit.

*I Ndritëshmi Zotní Filip Parruca*

*Venedik*

Qe, si mbas dishirit të Zotnís s' Uej e si e lypë detyra e eme, me anen e kësaj shkrese po vîj të Ju diftoj si àsht gjêja e tokvet, qi kam vetë per doresh në ketë vend.

Javen tjeter, tue pasë mbajtë mirë moti, kam kositë livadhet nen vëneshtë. Kam vûm gjithsejt kater mullarë të mëdhaj. Sanë sivjet ka kjenë mjaft edhe fort e mirë, gati krejt terfojë, pse mbajti prendverës shí e të lagshtë.



Ara permbi shtëpí edhe ajo àsht prap shum mirë; gruni ka nisë t' a kuqë kallzen e mbushun. Do bár ka bijtë neper të per pûnë se mbajti lagshtë mueji i kaluem, por gjithnji toka ka per të pague mirë.

Kollomoqet, qi tash nji javë i kemi krye së mihunit, janë rritë bukur mirë; janë fort të kerthnesta e në shëndet.

Vëneshta mbandej, per rreth së cillës u mundova me e derdhun gjith kujdesin e mjeshtrín t' eme, nuk àsht tue më kënaqë. Rrush pat lé ç' mos kurr; por në t'èndun e damtuen do cikrrime qi paten rá, jo me turr njimend, por pak si shpesh. Mâ vonë e preku aty këtû edhe hìni. T' i kam ndêjë gati, edhe prej fundit e në krye e kam surfulluem dy herë; tash e kam menden me i qitë edhe nji herë pûntorët me e lagun, por katundarët nder këto ditë janë fort të xânun në pûnë e po gjinden me të vishtirë.

Simbas porosijet, qi paçë, në vjeshtë vûna gjithkund rreth e rreth shtëpijet pjeshkat e kumullat e farës italjane, të cillat të gjitha ka gjasë se kanë xânë: janë mbushë me gjeth per nji herë e janë fort në shëndet.

Bagtija, si lopët si ḅerret e imta, s' i shihen kuj mâ të bukra; ka mbajtë sivjet moti shì per to. Mështerrja àsht rritë e rrumbullakuem aq, sa mos me e dá në shtat prej lopësh tjera.

Veç kemi pasun nji rrezik me njenin ká: nuk e dij si, janë nj'a dŷ javë qi ka qitun kamben. Jam mundue me i a ngrehun per me i a çuem në vend; i a kam lidhë per nji drû të ndrejtë; i a kam lye disa herë me jodium, por tash s' dij: duket qyshë dje pak mâ mirë.

Gjithmonë gati me ju u shtruem urdhnavet e dishirivet t'Ueja, dishmohem

*Rrencë, 24. VI. 1894*

i Zotnis s' Uej
bulku besnik
*Paluk Vlashi*

---

5. LIDHNÍ VENDIMESH.

Thirren *lidhní vendimesh* njato kontrakte, me të cillat i lëshohet dikuj perdorimi a shfrytzimi i njaj banese, i njij

toke, etj. per nji kohë e mbas njij çmimi së caktuem.

Qi mos të ndodhin pamarrveshtje e mos të dalin idhnime mbrapa, bâhet pûna me shkrim qi do të pershîjë:

1. pershkrimin e imtë të shtëpís, të tokës etj. qi lëshohen me qirá a per shfrytzim;

2. caktimin e *kohës* sa do të ngjasë qiraja a shfrytzimi;

3. caktimin e kjartë të *çmimit* të prém per tê, sikurse edhe *diten* e *mënyren*, kur e si do të lahet;

4. diftimin e *kohës* së shênjueme, sa ditë para do të paralajmohet të zgjidhunt e kontraktit;

4. rreshtimin e gjitha detyrimevet e qyshkevet, nder të cillat âsht rá në godi e janë pelqyem prej së dŷja palësh;

5. shênjimin e datës e nenshkrimin e të dŷja palve, ase edhe, në kjoftë nevoja, e dishmitarvet; pûnë e domosdoshme kjo, sidomos kur ndonjeni nder dy kontraktarët âsht analfabet, a s' mund të shkruejë;

6. shkrimet e lidhnís të bâhen në dŷ kopje të njinjishme, qi do të mbahen njena në dorë t' atij qi e lëshon, e tjetra në dorë t' atij qi e merr shtëpín a token per banesë a shfrytzim.

**Shembull.**

*Me ketë shkresë private Zot. Mati Lekaj prej Shkodret difton se âsht tue i lëshue me qirá shtëpín e vet me gjith tregtizë, qi gjindet në rrugen Canej Nr. 68., Zot. Gjokë Ëjllorit, per banesë e me çilun nji kafe.*

*Ky vendim ngjatë per 6 vjetë, qi fillojn prej ditet 1 Máj të këtij vjeti 1907 deri me 1 Máj të vjetit 1913. Paralajmimi mund të bâhet në krye të trí vjetve, tue bâ me dijtë 6 muejë para.*

*Çmimi i qirás së pervjetshme âsht caktuem per 480 (katerqind e tetdhetë) franka arit, per t' u paguem në kater kiste krye tre muejësh, gjithmonë me frank ár.*



*Zot. Gjokë Ëjllori detyrohet prej ane së vet me bâ disa mirametime e godí per smadhim e zbukurim të tregtizës, si mbas projektit të paraqitun prej mjeshtrit Janus Dibranit e të nenshkruem prej si me 10. III. të k. v. Shpenzimet qi të bâhen per rreth kësaj godije, si mbas projektit të permendun, kanë per t' u njehun të ligjshme, po kjén të nenshkrueme prej mjeshtrit, e kanë per t' u rrxue në shumen e qirás së pervjetshme.*

*Ky kontrakt âsht shkruem në dŷ kopje, qi u lihen në dorë se të cillit nder kontraktarë; të cillët, në shêj të pelqimit të plotë e të vullndetshem, vênë këtû poshtë doren e vet:*

*Shkoder, 19 Prill 1907*

Mati Lekaj, *venduesi*
Gjekë Ëjllori, *i venduemi.*

---

6. DISHMÍT.

Thirren dishmí njato shkresë, me të cillat vertetohet aftsija e cilltít morale të ndokuj; ase dishmohet se kemi pá me sŷ t' onë a ndie, a kemi marrë njohtim në ç' do mënyrë per ndonji pûnë, a ndodhí.

Nji herë do të diftohet kjartë êmni, mbiêmni, kamba e atdheu i atij, per të cillin jipet dishmija. Mbandej diftohet cillsija e pûnës qi ka bâ ai nier, vjetët e sherbimit, aftsija e zelli qi ka diftuem në të kryem të detyrvet, si edhe të prûmt e morali i tij.

Nder dishmí, kû vertetohet se kemi pá a ndiem nji pûnë, do të diftohet besnikisht pûna krejt si e dijm, pa i mbajtë kuj pajë e pa randuem mbë kend; perse shpesh mâ i lehti zvoglim, smadhim a ndryshim mund të shkaktojë dame të randa.

Ç' do dishmí do të két të shênjueme daten e nenshkrimin.

**Shembuj :**

*Me anen e kësaj dishmije po më kandet me siguruem gjithata të cillvet t' u bijë në dorë kjo leter, se* Ndrekë Martini, *Hajmelas (Zadrimë) që prej vjetit 1899 deri në vjetin 1904 kje në sherbim t' em si kopshtár; e se nder këto 15 vjetë e ka kryem mâ së mirit gjithmonë pùnen e vet, tue diftue zotsi të posaçme në mjeshtrín e kopshtarit. Në nderkohen e naltpermendun s' e dij se më ka dhânë nji herë rasë me u ankue per të prûm të vet, mun per kundra kurdoherë âsht diftuem besnik e i drejtë. I nenshkruemi âsht tue e lëshue me u dám prej si krejt i ngushtuem prej lutjet së vetë Ndrekës, i cilli vullndetisht lypi me u hjekë per me këthye në shtëpí të vet; mbasi qi nder këto ditë i diq i vllau, i cilli i ka lânë gruen e fëmijt në nji skam të madh e në nevojë të krahit të tij.*

*Durrës, 25. VII. 1904.*

Palok Kaçulini, *tregtár.*

---

*Shkruesi i kësaj dishmon se e njeh mirë* Nikë Dushmanin *prej Shkodret, i martuem, me tre fëmij ende të vogjel, zot shtëpijet i ndershem e pa vese, por fort dorhollë e në skam. Tue i u dashun të mbajë vehten e familjen me múnd të krahvet, si zdrukthatár, e tue pasë pasun në muejin e kaluem nji rrezik per nji smundje qi e mbajti rát per mâ se tre muejë, sod, i ngarkuem prej detyrësh, i ligshtuem gjithnji në shëndet, âsht i ngushtuem të siellet per ndihmë kahë bujarija e mirsija e zemravet të dhimbshme të bâmirësvet.*

*Dajç, 3. 9, 1903.*

Don Augustin Karma, *Famullitár*

---

*Un i nenshkruemi mund të dishmoj me dorë në bé, se e kam ndie me veshë të mí nji kontrakt me gojë në kafe* Agimi (Shkoder) *diten 6. mars 1914, lidhë ndermjet Z. Z. Hysejn Koplikut e Rizá Ademit.*

*Neper ketë kontrakt i pari i lëshoi Rizás nji copë tokë të veten në Pjetroshan, mbi Koplik, per t' a shfrytzue per pêsë vjetë gjithsi t' i pelqejte marrsit, i cilli detyrohej prej ane së vet të lájte*



*rregullisht muejin e parë të se së cilles vjeshtë ka 130 frank ár në vjetë.*

*Kaq kam ndiem e kaq jam i zoti t' a bâj dishmí, n'u dashtë edhe me bé, gjithshka rreshtova në ketë shkresë.*

*Bajzë (Kastrat) 23 Tetuer 1914.*

Nikë Zeneli

---

7. DUERËT a KUITANCET

janë do shkresë të shkurta, kû dishmohet a jipet dorë, se kemi marrun ndonji shumë a ndonji send prej dikuj.

**Shembuj:**

*Me ketë shkresë po dishmoj, se mora prej Zot. N. N. Fr. ár 250, (dyqind e pesdhetë) si çmim të qirás të shtëpís s' eme, në rrugen e Badravet, per vjetin V. 1906 - V. 1907.*

*Shkoder, 30 Máj 1907.*

Fr. ár 250

Lorenc Llupi

---

*Po marr uhá prej Zot. N. N. librin e çmueshem të Bogdanit „Cuneus Prophetarum" per t' a kënduem, me detyrë t' i a këthej në të njajten gjëje si jam tue e marrë, diten 22 Shtatuer të këtij vjeti.*

*Durrës, 15 Qershuer 1911.*

Nexhmedin Frasheri

---

*Po ap dorë se sod më ka lám ç' do detyrē, qi ka pasun me mue Zot. Ējell Radovani, pa lânun kurrnji fjalë per mbrapa.*

*Tiranë, 4. Nanduer 1930,*

Dragotin Nogaj.

---

*Dorë*

*me të cillen i nenshkruemi dishmon, se Zoj. Porfida Komneni më pagoi Fr. a. 85 (tetdhetepésë) per 10 ditë pûnë qi i bâna në shndërrimin e pullazit të shtëpís.*

*Elbasan, 4. VII. 1923.*

Teofik Ambasi
*muratár*

---

8. DETYRIMET.

Detyrimi âsht njajo shkresë, neper të cillen nieri lidhet ndaj dikê, tue i a vûm barrë vetit të kryemt e njaj pûne. Kjartsija mâ fort se kurrgjâ tjeter don këqyrë nder të këtilla shkresë, qi mos të dalin fjalë mbrapa.

**Shembuj:**

*Un i nenshkruemi Izmet Demiri e marr mbi veti e detyrohem me i a çilë nji pus të rí në shtëpí Zot. Konstantin Laldit per çmimin* e Fr. á. 60 (gjashtëdhetë), *per të m' u paguem në dorë me nji herë mbasi të kryej pûnen e trumbës e t' a bâj me qitë mâ së mirit. Per ketë pûnen t' eme ap dorxâní per dý vjetë; kështû qi, ne u prishtë gjâ, jam në detyrë t' a ndreqi, pa lypë shperblim tjeter.*

*Durrës, 26. Gusht 1930.*

Izmet Demiri
*pûntuer*

---

*Dishmoj e u a lâ me të shkrueme nipavet të mí, se qyshë me 15 Máj 1922 i kam marrë uhá Zot. Fahrì Fortuzit Fr. á. 450 (katerqind e pésdhetë), qi detyrohem t' i*



*a këthej deri sod gjashtë muejë, d. m. th. prej dite së ktij detyrimi.*

*Berat, 29. II. 1929.*

Reposh Ajdini
*tregtár*

---

9. ZHDETYRIMET

Zhdetyrime thirren njato shkresë, me të cillat i çohet fjalë dikuj se mbrenda njaj kohe së caktueme kontrakti i lidhun a nji detyrë e marrun jet e zgjidhun e pa fuqí. Kjo shkresë merr trajten e njij letre lajmimi. P. sh.

*Fort i çmueshmi Zotní,*

*me Shen Gjergj qi të vijë, kam dá me xânë nji shtëpí mâ të madhe e mâ në qanderr; prandej, neper ketë shkresë Ju paralajmoj, se kjo shtëpí e Zot. s'Uej në Rrugzen Berdicej N. 6, nuk âsht mâ per mue, qi kështû të kqyrni e t' a vendoni me kohë.*

*Me nderimet e duhuna.*

*Shkoder, 25 Tetuer 1931.*

*Fort i detyruemi*
Augustin Kazazi

---

10. TELEGRAMET.

Telegramet janë ato shkresë, qi u dergohen të largvet neper mjet të telegrafës.

Nder telegrame jipen najto lajme e urdhna, per të cillët e lypë pûna të mirren vesht nji orë e mâ parë.

Telegramet duen shkruem në nji gjûhë fort të permbljedhët e të ngushtueme, mbasi se e cilla fjalë âsht me të pagueme. Këndej lypet të mendohen e të zgjidhen fjalë

e mënyrë, qi pershîjn sa mâ hapët, tue lânun jashtë perêmna, artikuj, grimsime e lidhsa, deri kû mund të lîhen, pá e bâ të mbyllët e të dyshimtë telegramin.

Daten e vendin e shkruesit e shênjon Zyrja vetë.

Telegrami âsht: i *thjeshtë*, i *perbâm* e *urgjent* a *per ngut*.

Telegrami i thjeshtë permbahet vetem në 15 fjalë ; i perbâmi âsht ai qi kalon numrin e syperthânun të fjalvet; urgjent âsht ai qi kerkohet të rrihet sa mâ shpejt, edhe para gjitha telegramevet tjera, qi kanë mundun të paraqiten në zyre postare.

**Shembuj:**

*Tânushë Boçari Gjinokastrë Logu Deshmorvet*

*Nana smue randë nisu shpejt*

**Marija**

---

*Pogu Shkoder*

*Pezulloni nisjen sapunavet pritni leter*

Çernoviqi

---

*Shoqrija Djalërija Korçë*

*Falnderoj zgjedhjen stop 1) xânun sprovime ardhja pamundun*

Arjaniti

---

*Vllazen Çervotaj Tiranë*

*Urime perzemerta shpejt shihemi*

**Jella Topija**

---

(1) Fjala anglishte *stop* në gjûhen e telegramevet vien per *pikë* e âsht nderkombtare.



11. SHKRESË PROKURET a XEVENDSIMIT

âsht ajo dorë, me të cillen êmnohet dikush të na perfaqsojë në ndonji çashtje a në ndonji rasë; ase i apim tager ndonjenit me marrë e me dhânë n' êmen t' anë në nji pûnë qi t' i caktohet prej nesh. Sa per prokurë qi kanë pûnë me gjykatore a tjera zyre shtetnore, per me kjenë e ligjshme dora e xêvendisimit, kjo do të jét e bâme prej njij noteri publik.

**Shembuj:**

*Un i nenshkruemi me ketë shkresë po êmnoj Zot. Adv. Kolë Marlekaj prej Lezhjet të më perfaqsojë në mbljedhjen e pergjithtë të krenvet të Zadrimës, qi do të mbahet në Dajç diten 7 Tetuer 1919, tue i njohtun per të mijat fjalët e vendimet qi ky të marrë n' êmen t' em n' atë rasë.*

*Lesh, 5 Tetuer 1919.*

Gjin Paluku
*kryeplak*

---

*Un i nenshkruemi po e dergoj si xêvendës t' emin Zot. Hajdar Sejdinin prej Pistullit, tue i dhânë këtij tager të mbljedhë n' êmen t' êm gjitha detyrët (borxhet) per të dhetat e sanës, qi më kanë pasë mbetun qyshë parvjetit pa më lá katundi i Nenshatit e i Troshanit, simbas listet qi po i ap me veti.*

*Shkoder, 29 Dhetuer 1924.*

Abedin Gjyrezi
*dhetár*

---

12. LAJMIMI.

*Lajmimi* âsht njai shkrim i shkurtë, i thjeshtë e i kjartë, me të cillin u bâhet me dijtë t' afermvet, miqvet e dashamirvet nji gjâ e gëzueshme a por edhe e trishtuesbme, qi të na két ndodhë; si b. f. nji dekë, nji martesë, nji lindje, nji laurë, etj. Shembuj:

**Nji lajm deket.**

Të pikllueм zêmret prej njij dhimbe së pamatun apim lajmin e zí, se sod n' oren 4.50 n' agim, i forcuem me ngushllimet e fés, u dá këso jete djali i ynë

**Zefi**

**i PASHKO HERZEKUT**

Trupi i tij ka me u percjellë në mâ të mbramin pushim neser paradite n' oren 8.30.

*Shkoder, 29 Marc 1906.*

FAMILJA HERZEKU

**Nji lajm marteset.**

| | |
|---|---|
| *Adv. Viktor Tribalda me të Shoqen Porfiden kanë nderen të Ju lajmojn martesen e së bijës* | *Katrinë Kondisa Vej. Reposhi plot gëzim ep lajmin e kunorës qi vûni sod i biri* |
| *Donikës* | *Lini* |
| *me Zot. Lin Reposhin* | *me Zoj. Donikë Tribalda* |

*7 Qershuer 1922*

| | |
|---|---|
| *Durrës, Rruga e Indipendencës, 5* | *Durrës, Rruga e Bashkis, 18.* |



**Nji lajm lindjet**

*Miqvet të babës e të nânës*

*Më thonë èmnit*

*Sander Zojzi*

*e sod 8. V. 1933, paraqitem së parit në jetë.*

Shkoder, Rr. Skanderbsg, 36

13. LAJMET PUBLIKE ase AVISET

Thirret lajm publik njai shkrim qi çpallet neper mjet të fletorevet me qellim të mirret vesht sa mâ shpejt nji pûnë qi na intereson. Nji shembull:

*Të Diellen mbrama, 16 t. k. m. mbrenda rrethit së Lulishtës Popullore ka tretë nji sahat doret market „Longines". Kush t'a két gjetë lutet të bâjë burrnín me i a këthyem të zotit në Zyren e Agjencís s' aeroplanavet, Rruga e Madhe 156. Kështû, posë se me ketë akt i lén nderë vetit, kishte per të pasë prej së zot' edhe shperblimin e merituem. — L. F.*

*Shkoder, 18 Tetuer 1920.*

---

14. VERBALI

*Verbali* a *Proçes-verbali* âsht nji shkresë kû permblidhet shkurtazi shka âsht folë e venduem në nji mbljedhje a pleqní. Verbali mund të shtrîhet shum mënyrësh, si mbas rregulloresh a systemesh qi mund të marrin shoqnít e mbljedhjet.

Tue e shtrîm verbalin duhet me pasë para sŷsh pergjithsisht shka vijon:

1. Të diftohet mâ parë e mâ dalë vendi e dita e mbljedhjes; nen të kujen kryetarí mbahet, e, ne e lypët pûna, të çeken edhe êmnat e pjestarvet të bashkuem.

2. Lê të shenjohet — në pasët ndodhë — se janë kënduem vendimet e mbljedhjes së mâparshme e janë nenshkruem.

3. Permendet qellimi i mbljedhjes e pikët e rrahuna *(rendi i ditës).*

4. Rreshtohen, në nji gjûhë të kjartë e në stil të pa-anshem, vendimet e marruna me pelqimin e pergjithët a mbas njij votimi; nder pûnë me randsí lê të permblidhet shkurtazi, po kje e mundun, mendimi i kuvendtarvet e rryma qi muer çashtja e paraqitun.

5. Verbali nenshkruhet herë per herë në mbljedhjen e ardhëshme, prej Kryetarit e prej Sekretarit a edhe prej tjerë pjestarvet, po e lypi pûna.

---

**Nji shembull Verbalit**

***Si mbas rregullorjet, sod 12. Korrik 1911, Parija e Klubit „Gjûha Shqype“ n' oren 7 mbasditet, në salen e vet mbajti mbljedhjen e permuejshme nen presidencen e Kryetarit, tue u gjetun prane Z. Nenkryetari, dy ZZ. Këshilltarët e Sekretari. Z. Arktari mungoi me lêje.***

***1. U kёndue verbali i mbljedhjes së mbrame edhe u nenshkrue.***

***2. Sekretari këndoi edhe lêjen zyrtare të Policis per shka u perket mbljedhjevet muejore të Klubit, pezullue nji herë tash gati tre muejë.***

***3. Z. Kryetari paraqiti rendin e ditës:*** **a)** ***çashtja e botimit të njij teksti gramatiket per shkolla fillore, gatue prej G. M.; —*** **b)** ***pranimi i ZZ. P. K. e E. R. si pjestarë të Klubit; —*** **c)** ***kremtimi i vjetorit të themelimit të Shoqnis.***



*4. Botimi i tekstit të gramatikës, me gjith mungesa financjare, pranohet, por me qyshk t' êmnohet nji komisjon dy vetësh qi t'a skjyrtojn dorëshkrimin e t' a apin gjyqin e vet, a i a vien shpenzimet e shtypit. Me nji herë zgjidhen prej trupit së París dy skjyrtuesë: Z. Z. K. T. e M. L*

*5. Çashtja e pranimit të dy shokvet të ri shkakton nji bisedim mjaft të xét, per arsye se dalin kundra mendimit të Kryetarit mâ se nji nder pjestarë të Këshillit. Pûna qitet së mbramit në votim, edhe perfundimi bâhet: të pranohet vetem Z. P. K.; i dyti të perjashtohet per nji kohë të pacaktueme.*

*6. Tue marrë para sŷsh, se kremtimi i vjetorit nder këto kohë tymit e pështjellimit politik mund të çojë peshë dyshime të rrezikshme per jeten e Klubit, vendohet, qi perkujtimi të bâhet sa mâ pa zhurmë e vetem mbrenda rrethit së Shoqnis.*

*7. Mbljedhja mbyllet mbasi caktohet dita e mbljedhjes s ardhëshme, qi lêhet per 15 Gusht 1911, mbasditet n' oren 7.*

Sekretari — Kryetari

---

15. INVENTARI

Inventari âsht njai shkrim kû shenjohen nji ka nji të tâna sendet a orendít (pasunija e luejshme), qi mund të két nji shtëpí, nji magazinë, nji shkollë, nji zyre, nji odë etj. Inventarët bâhen sidomos nder rasat kur i dorzohet dikuj nji pasuní a zyre. Per me mbajtë nji farë rendit, sendet duen marrë mbarë, si gjinden të vendueme në të njajtin lokal veças, tue nisë prej atyne mâ të mëdhajave. Ka rasa, nder të cillat ai qi shkruen inventarin, per mâ sugurim e kjartsí, u shenjon se së cilles orendí çmimin e arrësyeshem.

**Nji pasqyrë e vogel Inventarit**

*Inventari*

*i Salës së Shoqnís Letrare „BUZUKU“ — Skkoder.*

*Un i nenshkruemi, i ngarkuem prej Drejtimit së Shoqnís me i shkrue e me i çmue nji ka nji gjitha orendít qi gjinden permbre-*

*nda Sale së Shoqnís, sod 12 Fruer 1931, vertetova pasunín qi vijon, tue i vû çmimin perkatës si mbas gjaset e gjyqit s' im.*

| | | | |
|---|---|---|---|
| 1. | *Pêsmbëdhetë karriga kallam-Hindjet, të reja ka* | Fr. | *18* |
| 2. | *Nji* sofà *tre vetësh pak i vjetruem* . . . . . . . | „ | *35* |
| 3. | *Nji tryesë e madhe arret* (4 + 1.20 m.) *mblue në cohë të blertë* . . . . . . . . . . . . . | „ | *185* |
| 4. | *Nji tryesë e vogel shkrimit per Sekretarin* . . . . . | „ | *15* |
| 5. | *Dý halija Persijet* (1.50 + 1.20 m.) *ndê në múr, ka* | „ | *40* |
| 5. | *Dy kuadrë të mëdhaj me rrathë pûnë doret në drû qershijet :* (45 + 35 qm.) *me ftyrat e Skanderbeut e të Buzukut, (oleografi) se i cilli ka* | „ | *50* |
| 7. | *Dy tjerë mâ të vogjel* (30 + 20 qm.), *akuarela (pamje katundit) ka* . . . . . . . . . . . | „ | *20* |
| 8. | *Rafti i bibljothekës (me rregjistrin perkatës të libravet)* 2.50 + 1.50. m. *Çmimi vetem i raftit* . . . | „ | *20* |
| 9. | *Nji lampë e madhe brunxit me 24 gota dritet* . . . | „ | *70* |
| 10. | *Kater rregjistra të mëdhaj e dy mâ të vogjel, gjithsejt* | „ | *35* |
| 11. | *Divid elegant e 8 taketuke; gjithsejt* . . . . . . | „ | *18* |
| 12. | *Flamuri i Shoqnís, krejt cohe së qindisun* . . . . | „ | *120* |
| 14. | *Nji stufë gizet* . . . . . . . . . . . . . . | „ | *35* |
| 14. | *Dý vjerrse petkash e kapelash, të dyja* . . . . . . | „ | *14* |

*Shkoder, 12 Fruer 1931.*

Lekë Nonaj
*Sekretár*

---

16. TESTAMENDET

Testamendi âsht njajo shkresë e randsishme, në të cillen nieri difton vullndesen e mbrame të veten, d. m. th. si don qi të dahet pasunija e tij mbas deket. Per mos me lânë ngatrresa per mbrapa, per mos me shkatuem dasí, degamë e qi mos të kalojë nji pjesë e mirë e pasunís në dorë t' advoketenvet, i duhet vû mendja të shkruhet sa mâ me mend, me ndergjegje e kjartsí.



Testamendi mund të shkruhet: *a)* neper nji notár *(t. publik)*, *b)* per dorë të ç'do nieri të besueshem *(t. i mshehët)*, *c)* e së mbramit mund të shkruhet prej të zotit të gjâs me dorë të vet *(t. olograf)*. Qe, dc pûnë qi duen shikjue në hartim të testamendit :

1. të permendet gjêja krejt e shëndoshtë e mendes, qi mos të qiten bishta mbrapa;

2. lê të caktohet mënyra me të cillen dishrohet qi të bâhet salikimi, qi mos të léjn ndermjei miqësh e trashigimtarësh idhnime e kundershtime;

3. të shênjohet trashigimtari i pergjithët, e në kje se ky s' e ka moshen e lypun, t' êmnohet kujdestari a tutori;

4. të dahet e të shênjohet kjartë, se shka e kuj e ka menden me lânë per shpírt;

5. lê të caktohen mirë dhântit e të lânmet, qi ka dishirin t' u shperdahen vehtjevet a Entevet;

6. mbyllet testamendi tue vû nenshkrimin e vet në kje se vetë i zoti i gjâs e ka shkruem me dorë të vet; ase per ndryshej tue u nenshkruem prej dishmitarësh, si e lypë ligja e të shumen tue u gjetun prane nji notár.

**Shembull Testamendit olograf**

*N' êmen të të Madhit Zot.*

*Tue dishruem un i nenshkruemi, Kostantin Balsha, t' a njohtoj si e kam vullndesen të rregullohet mbas deket pûna e eme e e gjâs qi më perket, sod qi gjindem gjithsi shëndosh me mend e me korp, me ketë testamend urdhnoj e due shka vijon:*

*1. Salikimet e mija due të jén të pervûta e sa me mâ pak shpenzime; mbas 15 ditësh prej deke s' eme t' u dahen kg. 50 bukë skamnorvet të qytetit;*

*2. Po i lâ smuetores së qytetit Fr. 500 (pêsqind) e Strehës foshnjore shumen e Fr. a. 250 (dyqind e pêsdhetë);*

*3. Êmnoj trashigimtár të pergjithët mbi gjith pasunin t'eme të tundshme e të patundshme t' em bir Komnenin;*

*4. I permenduni trashigimtár i pergjithët do t' i paguejë në krye të dý vjetve s' eme moter, Kiranës, Fr. ár 2000 (dý mijë);*

*5. Sherbtorit e sherbtores së shtëpis, Gjinit e Vojsavës, t' i jipen në dhàntí ka 150 Fr. ár (njiqind e pêsdhetë) per shoq;*

*6. Krejt bibljotheken t' eme po i a lâ Bashkis së qytetit; Encyklopedija e madhe e Herder-it dishroj t'i dorzohet mikut t'im, Kolë Tribaldit.*

*Tiranë, 25. Korrik 19....*

Konstantin Balsha.

---

**Testamendi i kuj nuk din a s'mund të shkruejë**

*Na të nenshkruemët, neper ketë shkresë bâjm dishmí, se fqini e miku i ynë Nush Kondisa ka çue me na thirrë e, mbasi u gjetem para si, na diftoi se, tue i kjenë randue smundja per së teprit, nuk e dijte vetin se djeri kur mund të shtŷjte, e se prandej na kishte çue me thirrë, per me na diftue vullndesen e vet mâ të mbramen, me lutje t' ishim si dishmitarë para kuj e kurdo t' a lypte pûna.*

*Kryekrejet Zot. Nush Kondisa na diftoi, se vullndesa e vet ishte, qi mbas deke së tij, gjith pasunija t' i shkojte të kushrînit, Lekë Kondisës, banues në Drishtë; me detyrë por, qi ky të paguejë gjitha shpenzimet mjekore e të salikimit, si edhe ato detyrë të vogla së hollash, qi mund të jén ndokund.*

*Tash pra, tue pasë gjetun të permendunin fqînin t' anë faret shëndosh. nder mend, nuk e kemi të vishtirë t' i vîjm dishirit të tij, tue e qitun në shkrim ketë diftesë, si na e tfaqi me gojë; të cillen shkresë i a kënduem me atë fill, e ai e pelqeu e me dorë të vet vûni gisht, mbasi s' din me shkruem. Edhe na prandej, në fund të kësaj diftese po vêmë doren t' onë, mbasi kjo fjalë per fjalë i pergjegjë vullndesës së mbrame, qi na të tfaqi me gojë i naltpermenduni Nush Kondisa.*

*Shkoder, 13 Tetuer 19....*

* *Gishti i* Nush Kondisës

Ndrekë Vladani *e shkrou n' émen të Nush Kondisës, e kje dishmitár*

Pashuk Miri, *dishmitár.*

---



# Dega II. POEZIJA.

Poezija âsht njai hart i bukur, qi shprehë mendimet e hijshme e të ndezta, a ndiesít e forta të zêmrës, neper fjalë harmonike të vjerrshës.

Posë se poezija ka per qellim të miren e dobín, prap mâ së fortit ka para sŷsh të bukurt, qi per tê âsht mjet njiherit e qellim. E njatë ndryshim, qi ka kânga prej së folmjet, njatë ka poezija prej prozet; mun poezija, si dihet, kje në fillim të fillimit kângë e vertetë, qi persiellej me lahutë. Poezija âsht mâ fort fryti i fantazís; mjesa proza âsht fryti i arrësyes.

Ligjët,qi rregullojn të zgjedhunt e rreshtimin e fjalvet në poezí, në mënyrë qi t' apin harmonín e lypun, thirren: *masë* a *metrikë*.

---

## Kreu I.

## Masa a Metrika.

*Masa* a *metrika* mëson me i perbâm *vjerrshat*, me i lidhun nder *strofa* e me këto me ndertuem *trajtat metrike.*

### 1. Vjerrsha ase Vargu.

*Vjerrsha* ase *vargu* âsht bashkimi i fjalvet mbas njij theksimi e numri së caktuem rrokjesh.

a) THEKSIMI I RROKJEVET NË VJERRSHË.

Grekët e latîjt i matshin vjerrshat mbas *sasije* së rrokjevet, d. m. th. tue i bashkue mjeshtrisht rrokjet e gjata me të shkurta; këto thirren *vjerrsha metrike*. Mjesa gjûhët e sodshme i masin vjerrshat mbas theksimit e numrit së rrokjevet; këto prandej quhen *vjerrsha sylabike*.

Janë të theksueme ato rrokje mbi të cillat rreh, ase pushon zâni në nji fjalë. P. sh. *Dò-ra, dìe-lli, ko-drì-nat, ku-nder-shtì-met.*

1. — Kur theksa bjen mbi të mbramen rrokje, atbotë fjala quhet *cunge* ase *e shkëputun* (o k s i t ò n e): *Fluturìm shkapercèn, gurgullòn, agìm, bleròn, vallzò, flèt, rrì, shkò.* — Fjalët, qi e kanë theksen mbi rrokje para së mbrames, thirren *të rrafshta* ase *të planta* (p a r o k s i t ò n e): *Bèsa, vòtren, blerìmi, valvìtet, dashunìja, xhixhillòjshin.* — Ato fjalë mbandej, qi e kanë theksen mbi të dyten rrokje para së mbrames, thirren *rrshitse* (p r o p a r o k s i t ò n e): *àkulli, pòpulli, fìsevet, katùndeve, trànduni, drìdhuni* (1).

2. — Edhe vjerrsha mund të marrë êmnin e vet prej thekset, qi bjen mbi të mbramen fjalë të saj; Kështû kemi:

Vjerrshen c u n g e: *Veç virtyti m' tokë q i n d r ò n;*
Vjerrshen e r r a f s h ë t: *Nalniu!... kû veni b ù r r a?;*
Vjerrshen r r s h i t s e: *Bânu ti msuesja e p ò p u j v e t.*

3. — Rrokja, qi ka theksen, thirret *tonìke;* mjesa rrokja, qi nuk bán theksë, thirret *atòne*.

4. — Në vjerrshë mbahen si *atòne* nejet, disa perêmna, e lidhsa grimsimet, fjalzat, etj. *(të, së, në, më, i, so, per, prej, si, mbas, etj.)*: mbi këto fjalë prandej, nuk do të bâ-

(1) Tue u a shtuem skajimin e rasavet disa fjalve, prej vetit rrshitse, këto vîjn e bâhen *tejrrshitse: Lèpuravet, të pershëndètunavet, të mbètunavet* etj.: por s' janë të perdorshme në vjerrshë.



het të bieje theksa e lypun prej vjerrshet, perse del e pakumueshme e e ligshtë.

b) NUMRI I RROKJEVET NË VJERRSHË.

Vjerrshat mund të jén të perbâme prej kater a mâ shum rrokjesh djeri në njimbëdhetë.

Në njehsim të rrokjevet duhen mbajtë para sŷsh do rregulla e do lirí, qi thirren edhe *ftyra metrike*:

1. Kur ndeshet mbrenda vjerrshet nji fjalë, qi mbaron në zânore, me nji fjalë tjeter, qi fillon në zânore, atbotë të dyja rrokjet shkrîhen më nja e njehen si t'ishin nji rrokje e vetme; kjo ftyrë thirret *synalèfe* ase *elizjon*. P. sh.

*Porsi fleta e Êjllit t' Zotit* (8)
*Po rreh flamuri i Shqypnís.* (8)
*...Po a ky â shéji i gjytetnís?* (8) — F.

---

*Gjâma e jote â porsi ankimi* (8) — Mj.

2. — Per nji lirí poetike, munden edhe këto dŷ rrokje mos të humbin vleren e vet, e atbotë kemi ftyren, qi thirret *hiatus*. P. sh.

*Me e dijtë se t' tânë do t' jesim.* (8) — F.
*...Burizânen ka urdhnue.* (8) — F.

*Hiati* ndodhë sidomos ndermjet dŷ rrokjesh së theksueme, nder të cillat s' âsht mirë të bâhet synalèfja P. sh.

*Flutro Êngell ne parrîz.* (8)
*Ata erdhen edhe iken* (8)

3. — Dyftongu e zânorja e gjatë mbrenda vjerrshet njehen rrokje. P. sh.

*Fill mbas meje, Shqyptár, prá, tash eja:* (10)
*Kam me t' çue te sherbtoret e mija.* (10) — F.

4. — Po i pelqeu vjerrshtarit t' i njehë per dý rrokje, mund t' a marrë ketë lirí, qi në metrikë quhet *dieresis*. Per sh. mund t'a njehë trí rrokjesh fjalen: *mïalta, dïelli, kerkïiem, vïollsa;* ase dý rrokjesh fjalët: *kryet, çüem, mïell;* por atë herë do të shênjohet me dý pika sypri zânorja e parë e dyftongut, si shihet nder shembuj.

*Me mïazma morijet mbi gjâ t' gjalla.* (11) — F.

---

*T' cillët nji tröe t' ksaj Shqypnì.* (8) „

---

*Me ty s' u shkrüan libra, përmëndore.* (11) — Asd.

---

*Si zonjë e madhe mbaj-u kryenaltë.* (11) „
*Kryever' e gjer në vjeshtë:* (8) „
*Düa zemrës t' i a nxjerr mallin.* (8) „

5. — Per shka i perket vlerës së *ë*-s në trup e në fund të fjalës, mbasi në gegnishten per natyrë nuk bân rrokje, kështû poetët e këtij djalekti dahen dýsh në mënyren e shkrimit: Disa *(Fishta, Mjedja, Prennushi)* e shkruejn *ë*-n gjithkund kû etymologjisht a fonetikisht shkon, per pa e marrë në kujdes në numrimin e rrokjevet; mjesa fjalzat njirrokshe *(të, më, së, në,* etj.*)* i shênjojn t' apostrofueme; e vetem kur duen të mirren si rrokje, i shkruejn si në prozë me *ë*, ase edhe i shkruejn me *e* të ngulët. P. sh.

*Pa rreze t' fés s' madhnueshme* (7)
*N' veti na jetë nuk kem',* (7)
*As t' hijshme at herë nuk jem',* (7)
*S' mund t' shkojm perpara.* (5) — F.



*Po, n' kohë t' sodshme të bijt e Shqyptarvet* (10)
*N' mend prejë huejvet mahitun nder shkolla,* (10)
*Kan per marre me folun n' gjûhë t' t' Parvet:* (10) — F.

---

*N' flakë të zjarmit, n' valë të detit...* (8) — F.

---

*Porsi dnesë me futë në krye...* (8) — Mj.

---

*Nder kohë te hershme Sparta...* (7) — P.

Tjerët *(Koliqi, Shantoja,* etj.*)* as në trup as në fund të fjalës s' e shkruejn *ë*-n, kur s' duen qi të bâjë rrokje; e veç e shênjojn mungesen e saj me apostrofë. P. sh.

*Tue ngá nëpër shkall' nji shërbtore* (9)
*e ré, krahshpërvjelun, vrik ulet* „
*me tý, dhe ti shkrepe, kumbore* „
*mbi pus qi n' prendver' mbulojn' lulet.* „ — K.

Toskët, per kundra *ë*-t i shkruejn gati perherë edhe i njehin rrokje. P. sh.

*Lerini* (1) *gjithë të vinë* (8)
*Të vegjëlthitë ndaj meje,* „
*Se dhe vetë Perëndinë* „
*Ndër ata donja t'a gjeje.* „
*Janë ëngjëj të vërtetë,* „
*Xbriturë nga Përëndija.* „ — Fr.

6. — Rrokja me *ë* në mbarim të vjerrshës, njehet të shumen e herës prej të gjithve, si rrokje e vertetë. P. sh.

*Bini, Toskë, bini, ju Gegë* (8)
*Si dý rrfé, qi shkojn tue djegë !* (8) — F.

---

(1) = Lênini, lên!.

7. — Diftongu e zânorja e gjatë në mbarim të vjerrshës njehen per dŷ rrokje: P. sh.

*Po, rrnoftë Shqypnija ! E porsi krypa n' Drî* (11)
*E porsi krandja e thát n' nji flakadâ* „
*U shoftë me arë, me farë, me mal e vrrî* „
*Kushdo Shqyptár, qi s' brohoritë me zâ:* „
*Ah! Rrnoftë Shqypnija! Rrnoftë Flamuri i sajë !* „ —F.

8. — Ashtû edhè rrokja e theksueme në mbarim të vjerrshës vien per dŷ rrokje. P. sh.

*A ndiet, Zotní,* (5)
*Qi rrini m' shkam ?* „
*Un mâ mbas sodjet* „
*Shqyptár nuk jam!* „

---

*Â pasqyra e vajit t' im.* (8)
*...Gjimon e s'ìlet.* (5) — Mj.

9. — Dŷ rrokje të shkurta në mbarim të vjerrshës xìhen si nji rrokje e vetme. Pra, janë pêsërrokshe të gjitha këto vjerrsha.

*Ne rrymë të moteve,*
*Kû feja e dija*
*Janë bashkë te njituna,*
*Atje njerzija*
*Mbi faqe t' rruzullit*
*Me gzim lumnon.* —F.

Posë këtyne ftyrave, gjithmonë mbrenda tagrit së vet, — vjerrshtarët marrin edhe disa tjera lirí, të perdoruna mâ rrâll prej s' ynësh. Nder tjera vjerrshtarët hjekin në fi-



llim të fjalës nji rrokje a nji tingell *(aferèsa)*, ase në mjedis *(synkopèja)*, a por edhe në mbarim *(apokopèja)* (1):

*Riza pasha del n' kala,* (8)
*'Madhi Zot, se shka me pá !* (8)
*'Forta njegull paska rá.* (8) — F.

---

*T' huej'n me fjalë mos t' a poshtnoni...*(8)
*T' cill'n e njef ti prej çkahmotit.* (8)

---

*Me ruejtë gjân — me kqyrun stâ'n...* (8)
*N' kulm t' pullazit — t' saraj't t' Knjazit* (8) —F.

---

*Virtyt'n e brezave të shkuar* (9) — Asd.

---

*Prande' e dojshin t' tânë barija* (8) — F.
*Ka' i bjen qiellvet tuj flutrue* (8) — F.

a) ÊMNI I VJERRSHAVET.

Numri i rrokjevet u ep êmnin vjerrshavet. Thirren vjerrsha *kater-rrokshe*, në kjoftë se janë perbâ prej 4 rrokjesh; thirren *pêsërrokshe* ato qi kanë 5 rrokje; *gjashtërrokshe* ato qi kanë 6; *shtatërrokshe* ato qi kanë 7; *tetërrokshe* ato qi kanë 8; *nandërrokshe,* ato qi kanë 9; *dhetërrokshe* ato qi kanë 10; e *njimbëdhetërrokshe* ato qi kanë 11 rrokje.

Per rregull të pergjithtë gjitha vjerrshat kanë theksen mbi *të mbramen* rrokje.

---

(1) Fishta mori lirín me bâ elizjonin edhe ndermjet zânoresh së dame me germen e aspirueme *(h)* në mënyrë të latîjvet :

*Ehu ju malet e Shqypnís...* (8)
*Urra, djelm, eh u u dhashtë e mbara!* (8)

1. Vjerrshat **kater-rrokshe** e kanë theksen mbi të treten rrokje; e mund të kén tjetren mbi të paren:

*Oh, sa e kàndshme*
*Te prendvèra*
*Me gjeth èra*
*E vokt' lòt.* — F.

Tue kjenë vetë kjo vjerrshë nji gjymsë vjerrshet tetshe tingllon bukur kur nderlikohet me të:

*Nuk kalon nji natë e nd' ânderr* (8)
*Porsi zgjânderr,* (4)
*E shof nanen këtu per brië;* (8)
*Me krye vjerrët, me lot per sý* (8)
*Rrì tuj shfry* (4)
*Njat idhnim qi don me e grië.* (8) — Mj.

2. **Pêsërrokshet** me theksë mbi të katerten **rrokje;** e nji tjeter, herë mbi të paren, herë mbi të dyten:

*E tuj gjimùe*
*Shkòn rreth e rrèth*
*Nji prrùe qi vèret*
*Rrjèdh neper gjèth.* — Mj.

3. **Gjashtërrokshet** i kanë theksat mbi të **dyten e** të pêsten rrokje:

*Â nàtë e rreh vèri.*
*Termàles së rrmyeshme*
*Njaj rràve së thyeshme*
*Kush njìtet, i mjèri?* — F.

4. **Shtatërrokshet** e kanë të paren theksë **mbi të** dyten ase të katerten, e të dyten mbi të gjashtëten **rrokje :**



*E kjè veç aso hère*
*Qi u lshùe nji forcë e rè.* — F.

---

*Ê ushtòn ti e perfrigùeshme*
*Me t' prèshmen rribë t' murrànit,*
*Me t' mnèrshmet flakë t' Vulkànit*
*E me njat gjâmë t' trishtùeshme,*
*Qi tòka nep e dèti*
*Ka' i trànde i rrebtë termèti.* — F.

5. **Tetërrokshet** i kanë theksat mbi të treten e të shtatëten rrokje: janë vjerrshat mâ të perdorunat nder kângë popullore:

*Prendoi dìelli, n' qiell duel hâna,*
*N' Veleçik po pingron Zâna:*
*— Ehu! ju màlet e Shqypnìs,*
*N' t' cillat strùkë shqypja e lirìs,*
*N' t' bardhat kòhë, qi kan prendùe,*
*S' lëte anmìk, jo, me i u afrùe!* — F.

---

*Lulzoi pjèshka, lulzoi thâna:*
*Ndrec Bardhòkun kû e ka nâna?*
*E ka n' màl tue dimnue gjân,*
*Tue i prî dàshit si asllan...* — K. P.

---

*Kur më shìhni që jam trètur,*
*Mos pandèhni që kam dèkur;*
*Jam i gjàll e jam në jètë,*
*Jam në drìtë të vërtètë:*
*Unë jàm në shpirti t' ùaj,*
*Mos më kìni për të hùaj.* — Fr.

6. **Nandërrokshet** janë vjerrsha të perdoruna mâ rráll; theksat i kanë mbi të dyten, të pêsten e të tetëten rrokje:

*E fmìja, sa t' shòhin, lân lòjën;*
*vîjn' tùrrshëm gjith grùmull ke tì, —*
*qi ùle n' dor' t' vàshës, — e gòjën*
*e vògel freskòjn', nji nga njì.* — K.

7. **Dhetërrokshet** kanë theksat mbi të treten, mbi të gjashtëten e mbi të nandëten rrokje; jânë vjerrshat mâ të tingllueshmet, mâ të gjallat, mâ luftaret:

*Na jem' t' bìjt e njij fìsi t' permèndun,*
*N' dorë qi i shndrìti si rrfèja çelìku,*
*Qi e qestìsë veç t' u drìdhun anmìku,*
*Qi t' tanë bòta kah bèsa e nderòn.* — F.

8. **Njimbëdhetërrokshet** janë vjerrshat mâ të madhnueshmet, mâ të pasunat e mâ t' aftat per të shprehun neper gjithnuer ftyrash ndiesít e mendimet mâ të këthelltat, i kanë theksat mbi të katerten, (a të gjashtëten), e mbi të tetëten e mbi të dhetëten rrokje:

*N' at rrahe t' dèkne, mbrẹnda vòrrit t' èrrshem,*
*Tash plûhun jè. Ata dy sŷ t' janë èrrun*
*Kû qiella prìrej me sa hânë e diella.* — F.

Ase mund t' i kén theksat mbi të katerten, mbi të shtatëten e të dhetëten:

*Un mende-lèhti kujtòshe se pshàtit.* — X.

Ase edhe mund të marrin dŷ theksa të vetme: mbi të gjashtëten e mbi të dhetëten:

*Randë t' ngarkueme me bòrë, e qi kah qìella...*



9. **Vjerrshat e dyzueme.**

Dŷ vjerrsha *pêsërrokshe, gjashtërrokshe, shtatërrokshe* a *tetërrokshe* mund të gjinden të lidhuna se bashkut më nji vjerrshë të vetme. Ligjë, qi i rregullojn lidhnít e kètyne dŷ vjerrshave janë: *a)* qi të këqyret mos të ndodhë kurr synalefja a elizjoni në mjedis të tyne; *b)* qi mos të jét e para nji vjerrshë cunge.

Kështû kemi vjerrshat:

a) Pêsërrokshe të dyzueme:

*E djerr â toka : — krrut nder livadhe*
*Shkon kau e avllin — qi del prej arve*
*Érton, e nepet — per stinë te madhe...* — **Mj.**

b) Gjashtërrokshet e dyzueme:

*Mâ mirë âsht per nieri — nen dhé me u vajtue,*
*Se gjallë e me marre — n' robní me gjimue,*
*Nen themer te t' huejvet — me ndêjun per kob.* — **F.**

c) Shtatërrokshet e dyzueme, qi thirren edhe *aleksandrine*, ase *marteljane* :

*Zot, erdhen gjindja e huej — e vendit né na xueren,*
*Tempullin t' and shemtûen — e shkret na i lán gjytetet;*
*Rrodh gjaku i jonë errkajë — e u bâme mish per korba,*
*E rob na u zûne fmija — e grát na kjenë perbuzun.* — **F.**

ç) Tetërrokshet e dyzueme:

***Oh! sa bukuri ka tufa! — sa gas bije bakëtija !***
***Vinë posi mblet' e plotë — i bekoftë Perëndija !***
***Nëpër shesh e nër bregore — janë përhapurë shqerrat***
***E kecërit nëpër rripat — dhe në gjethet e në ferrat***
***Sa me vrap e me gas bredhin — edhe lozin shok me shok.*** — **Fr.**

## 2. Rrima, Strofa.

1. **Rrima** ase *gjasëramja* âsht bashkëtinglIimi i pjesës së mbrame të fjalvet, tue fillue prej rrokjet së theksueme. Kështû kanë rrimen ndermjet vetit fjalët: *Zòti, mòti; pasqỳra, natỳra; gazmènd, njimènd; thèn, vjèn; të trètuna, të gjètuna; fìsevet, vìsevet:* etj.

Vjerrshat pra, bien mbarë, kur fjalët e mbrame të tyne kanë rrimen:

*Kjani, kjani, Zâna, kjani*
*N' ato maje, kû ju hani,*
*N' ato kroje, kû ju pini,*
*N' ato hije, kû ju rrini,*
*N' ato valle, kû vallzoni,*
*Kjani e lott mos i pushoni.* — F.

Ndodhë ndonji herë qi vjerrsha bashkëtingllon me nji fjalë, qi gjindet në mjedis të saj, ase të vjerrshës qi ndjekë; kjo thirret **jeh**:

*Por gjurmen s' dredhë njeti*
*Veç shpatit — per s' gjatit,*
*Nder krepa — me thepa.* — F.

---

*E sa hâna — e malet t' tâna*
*Rrnofshin bijt e Makabeut!* — F.

Nder vjerrsha popullore perdoret nji farë rrimet fort e lirë d. m. th. tue bâ të pelqejn vetem zânoret, pa këqyrë a pelqejn a jo bashkëtinglloret. Kjo dorë rrimet quhet **asonancë**. P. sh.

*Ç' po gjimote pylla e butë,*
*Djelmt e Shemes tue bâ luftë.*

---



*Tahir Pasha kján me lot:*
*Kam nji fjalë te madhe fort.*

---

*Kur i a vûna thiken djalit*
*Si t' i xierkesh sŷt e ballit.* — K. P.

*Rrima*, si mbas mënyret me të cillen i lidhë vjerrshat ndermjet vetit, mund të thirret:

1. *Rrimë e puthun,* ne kjoftë se vjerrshat lidhen varg, bien mbarë dŷ ka dŷ.

| | |
|---|---|
| *Frym' e pastër e veriut* | A |
| *I tha tinës vetvetiut:* | A |
| *Ç' mall i madh të jep qëllim,* | B |
| *Çë buçet me kaq rrëmbim ?* | B |

---

| | |
|---|---|
| *Kur zbardhet qielli e hapen dyert e Agimit* | A |
| *un bie ndër gjûj përpara rruzullimit,* | A |
| *e, si t' m' u zgjonte mbrend' nji njëri tjetër,* | B |
| *pres me pámun hyjnít e moshës s' vjetër;* | B |
| *pres me pámun qi t' dalin, mbi prak ari* | C |
| *t' ditës n' agim, hyjnít qi adhroj Shqiptari* | C |
| *kur Teuta guximtare, e hijshme, e ré,* | D |
| *Titâjt sundonte qi banuen kët dhé.* | D |

K.

2. *Rrima e nderlikueme* (alternative), në kjoftë se e para vjerrshë bjen mbarë me të treten: e dyta me të katerten, tue e vijue kështû shndërrimin.

| | |
|---|---|
| *Ti det, brohori fshehtësire !* | A |
| *Kuptim i potershmë, ti det!* | B |
| *. . . Po heshtje ndaj valës së nxire* | A |
| *Gjeniu i anijes po flet:* | B |

*Prej zallit që sot po largohem,* C
*Fillova mërgimin e ri;* D
*Hepohem . . . anohem . . . humbohem . . .* C
*Po sulmën s' e ndal kurrsesi.* D

Pg.

3. *Rrima e kryqzueme,* në kje se e para vjerrshë bjen mbarë me të katerten; e dyta me të treten.

*Npër kaltherí t' nji deti mëngjesuer* A
*kah sinisija velezuem gjelbore* B
*ku Mamica ndërtoi, motra mbretnore* B
*ndërmjet dý valve nji kështjell dikuer.* A

K.

4. *Rrima vargnore,* qi rregullon rrimen e treshevet këso dore: e para vjerrshë e treshes së parë pelqen me të treten; vjerrsha e mjesme e treshes së parë me të paren e me të treten vjerrshë të treshes së dytë; e kështû gjatë.

*Ehu! na matufat, mbi dý kambë bubrreca* A
*Me Abeçedarë kujtojm se kapna m' breg,* B
*E nget dijetarve ngrehna si gjeldeca.* A
*Ç' do ftyrë-fudull na mbahet Skanderbeg* B
*Me 'i zemer leprit n' bark e dijetár,* A
*Veç pse per lakut s' çohet m' u shitë n' treg.* B
*Per ç' do kaçubë na bîn ka nji letrár,* C
*Qi, ethun trûsh me pralla e me gazeta,* D
*Perfton n' e mbramët e pjellë nji Abeçedár.* C

F.

5. *Rrima trivjerrshore,* kur trí vjerrsha pelqejn në rrimë me trí tjera qi i ndjekin:

*Kur afër dritet shpërdahet shoqnija* A
*e s' kndon mâ kush, pse lodh' jan' t' tân' prej gzimit* B
*a dridhet vetëm udh's t' fshâmt e qembaleve?* C



*Ambël mbas qejfit kuj kthen lodh' ke shpija* A
*sýt e përgjumshem i a puth' drita e agimit* B
*qi si vllâ lilash çelet maje maleve!* C

K.

2. **Strofa** âsht nji tubzë vjerrshash së lidhuna nper mjet të rrimës.

Strofat mund të trajtohen shum mënyrësh; këtû po marrim në kujdes vetem ato mâ të perdorunat, tue i dám në dý rende: Strofa *njij trajte* e strofa *të perzieme.*

I. STROFA NJIJ TRAJTE

janë ato qi perbâhen prej vjerrshash së njinjishme. Mâ të perdorunat janë:

1. **Strofa tetshe,** e ndertueme prej tetë vjerrshash njimbëdhetërrokshe, nder të cillat, vjerrsha e parë bjen mbarë — ka rrimen — me vjerrshë të tretë e të pêsët; vjerrsha e dytë me të katerten e me të gjashtëten; dý vjerrshat e mbrame pelqejn ndermjet vetit:

*E patundëshme në vënt e mjera nênë* A
*as flet, as klá, nuk gjegjet e s' rëkton:*(1) B
*e sbetë në fakje, si dimbrore hênë,* A
*kur i borës savani dheun pështron:*(2) B
*me sý të haptë e nga një merë t' zênë,*(3) A
*vërren në t' mbrazët e mosgjê shikjon;* B
*po i ngjethet shtati her' e herë e fshán:*(4) C
*O bír, o djali i jim, përse më t' vrán?...* C

S.

(1) *nuk gjegjet* etj. = nuk ndien as gjëmon.
(2) *kúr i borës savani* etj. = kûr petku i b. boten mblon.
(3) *e nga një merë z.* = xânun, të ngulun në nji mendim.
(4) *po i ngjethet* etj. = por i perqethet shtati. . .

2. **Strofa gjashtëshe,** e perbâme prej 6 vjerrshash njimbëdhetërrokshe, qi bien mbarë me rrimë kso dore: e para me të treten, e dyta me të katerten e dý të mbramet ndermjet vetit:

*Ahi! turp e marre! Burra, lé e rritun* A
*Me armë mizore n' dorë, e qi fatosa* B
*T' Parët i kan pasë, me ndêjë kshtû sod t' topitun* A
*Si t' dekunt n' vorre, sod qi i mbrrijtka sosa* B
*Së mjeres moj Shqypní edhe Shqyptarvet,* C
*E u shueka Atdheu e u shueka ndera e t'Parvet!* C

F.

3. **Strofa katershe,** e perbâme prej 4 njimbëdhetrrokshesh, qi bien mbarë kështû: e para me të treten e e dyta me katerten:

*E bardhë ish' delja e n' grigjë e vetmja dele,* A
*e cilla urt po hecte e si me droje,* B
*si nji, qi n' mes t' njaj çete s' ndryshme t' ngele,* A
*si zemra e pangushllim, qi s' din t' ankoje.* B

Pr.

Ase mund të bâhet me perkue vjerrsha e parë me të katerten e e dyta me të treten.:

*T' falem, Shqypní, ti i shpirtit t' em dishiri!* A
*I lum njimend jam un n' gjí t' and tue rrnue,* B
*Tuj gzue t' pámt t' and, tuj tërhjekë at ajr t' kullue,* A
*Si Leka i madhi e Skanderbegu i biri.* B

F.

3. **Strofa treshe** ase **tercina,** perbâ prej 3 vjerrshash njimbëdhetërrokshe, rrima e të cillavet perkon kështû: e para me të treten e e dyta perkon me të paren e të treten e treshes qi ndjekë, e kështû gjatë:



*N' at Shkoder t' onë, qi t' zezat janë tue e ndjekë,* A
*Pat kênë vendue nji djalë me xânë n' do shkolla,* B
*Ku e dijm, se trût s' rrijn pshtjellë nder brandavekë.* A
*Sado qi kryet ky e kishte si kertolla* B
*Tanë neje-neje, thue se ishi' dhenë m'qeserë,* C
*Duhet me thânë, se mendt i kishte t' holla.* B
*Prandej, per fille u vû ky me nji herë,* C
*Filloi me shkrue ka pak e me lexue,* D
*Tue marrë pa pare libra edhe tefterë.* C
*Por kater muejë nuk patne edhe kalue,* D
*Kúr qe, po vjen e ama 'i ditë tue ngá* E
*E thotë se djalin n' shkollë mâ s' don m' e çue...* D

F.

5. **Strofa pindarike,** e perbâme prej 6, 7 a 8 vjerrshash shtatërrokshe, tetërrokshe a dhetërrokshe, të cillat, per kabë rrima mund të perkojn në ç' do mënyrë:

*Kúr lír, per ajr t' kulluet,*
*Nisë pllumbi krahët t' i shtrijë,*
*Orrli mbi të fill turret,*
*Tu' kqyrë si t' a perpîjë;*
*Lules, qi era ndên*
*Per tokë, kamben i a vên;*
*Kúr ndritë ndo' i hýll i ri,*
*Hapet per rreth stuhija*
*E e mblon hjeshin e ti.* — Pr.

6. **Strofa anakreontike,** perbâ prej 4 vjerrshash së shkurta, të shumen e herës tetshe, të nderlikueme per kabë rrima e theksa e mbrame në ç' do mënyrë:

*Nder ograjë po këndojnë bylbylat*
*Si tu u prrallë me shoqi shojnë.*
*Drandofilleve zymylat*
*T' kandshmen erë dhuntí ju çojnë.* — Mj.

---

*Sapo nis thëllimi i parë*
*Neper pyll që marth e mpijet,*

*Prej së lartrash brymarake*
*Ze-i përhap dëbora fijet . . .* — Pg.

---

*Vajto, moj botë*
*Vajto me ne:*
*Se ra zembaku,*
*U shtrî për dhè.*
*Ti lul' e bukur,*
*Ah! ti zëmbak,*
*Na mbushe shpirtin*
*Plot helm e gjak.* — Pg.

7. **Vjerrshat e lira a të zgjidhuna:** thirren kështû njimbëdhetërrokshet, qi rendohen varg nji mbas nji pa kjenë lidhun aspak ndermjet vetit me rrimë:

*At ditë disi tu'u matë u çueka dielli*
*E as dritë aj nuk po bâte. Njato rreze,*
*T' cillat motit t' shkelxyeshme e t' zeta ngrofshin*
*Gjit e plleshem t' natyrës e gjallë mbi shekull*
*Mbajshin flaken e jetës, ato t' zbeta*
*E t' marrta dheut po i bijshin: thue se gurra*
*E dritës isht' shterrë . . .* — F.

8. **Vjerrshat monokolone.** Nder kangë e valle të popullit, perbâ mâ të shumen prej tetërrokshesh, vjerrshat rráll se dahen nder strofa; por lidhen varg nji mbas nji, neper mjet të rrimës, herë dŷ, herë trí, a mâ teper. Në ketë mënyrë âsht shkruem „Lahuta e Malsís" e Á. Fishtës.

*Zot, ç' ká thânë qaj Avdi Pasha:*
*Paska mbetë Shqypnija m' vasha,*
*Qysh se s' léka mbrendë nji djalë,*
*N' at Vraninë, mue sod me m' dalë:*
*N' at Vraninë, m' at t' zezë terthore,*
*Kû mbe'n shkret sa armë mizore,*
*Kû mbe'n djerr sa tokë gratshore*
*Kû mbe'n vithnat pa bagti;*
*Veç prej cubash t' Malit t' Zi;*



*Qi po vrasin djelmt e ri,*
*Qi po marrin lopët me viça,*
*Qi po presin dhent me ogiça.*
*E po djegin kulla e stâne*
*E po thájn kaq zêmra nâne!* — F.

Vjerrshat monokolone mâ vonë erdhen e u dán dŷ e dŷ, në gjasim të dystikut klasik; mbandej trí e trí kahë, më si duket, leu strofa.

*Kroj i fshatit t' onë, gjyrë-rgjëndi i lyer,*
*Që nga rrez' e malit ç' na mburon rrëmbyer.*

*Venë e pijnë ujë trimat an' e-mbanë*
*Takijen me lule permbi sy më nj'-anë.*

*Takijen e dlirë, takijen e nxirë,*
*Buzën më të qeshur . . . më të psherëtirë . . .*

*Kroj i fshatit t' onë, n' atë mal me fletë,*
*Derdhet aq i egër, derdhet aq i qetë*
*Porsi mall' i zemrës mun në gji të shkretë.* — Pg.

## II. STROFA TË PERZIEME

Janë të perzieme ato strofa, qi perbâhen prej vjerrshash së ndryshëshme; mâ të perdorunat jânë:

1. **Strofa petrarkore,** perbâ prej njij numri së pacaktuem — qi shkon prej 10-20 — vjerrshash njimbëdhetërrokshe, nderlikue me shtatërrokshe: si rreshtimi e nderlikimi i vjerrshavet, si numri e rrima e tyne rregullohen mbas ândje së vjerrshtarit.

*Mysteri i vjetër, qi mbërthen fjal't t' tueja,* A
*zânin na e dridh' me nji kreni t' pashoqe,* B
*o gjuhë e folun për trimi prendvera;* C
*e tok na mbajte ndër pushtime t' hueja* A
*sepse prej gojve arbnore nuk u hoqe* B
*as kur u ndám n' besime e doke tjera;* C

*e shekujve potera* C
*qi me vrull u përplas mbi tok' shqiptare* D
*ndonji ndrrimi edhe n' tý i a çeli shtegun,* E
*por prap kumbimet n' buzë i ké krenare* D
*si n' mot q' Ilirt Shqipnis i a ruejshin bregun.* E

K.

Jase edhe mâ lirisht :

*O luftë tri herë mizore,*
*Se shum na i reshe ti mbi shekull kobet !*
*Se mbrapshtë prej teje dhânë i âsht perherë njerzimit !*
*Ti kjé, po, ajo qi shkime*
*Gjithshka mâ të t' hijshem pat ndertue a t' madhnueshem*
*A burrnija teutone,*
*A bujarija e Galvet,*
*Ase kultura inglize:*
*Qi njerzt kështû i çorodite,*
*Sa atje kû 'i Dante, a nji Shakspeare, a 'i Goethe*
*Nji Bonarotti, a nji Mozart na i tfaqen*
*Bukurit e parrizit,*
*Atje Otentoti, thue, shkon tue ndjekun*
*Shkerbét e egera. Shue kjoftë barbari !*
*Shue kjoftë, po, njaj qi i pari*
*Armët kavatoi mizore*
*E m' rreshtna njerzsh selin qi vû mbretnore !* — F.

2. **Strofa safike,** qi perbâhet prej trí vjerrshash njimbëdhetërrokshe a pêsërrokshe të dyzueme me nji shtatërrokshe a pêsërrokshe në mbarim; rrima e tyne perkon kështû: e para vjerrshë me të treten e dyta me të katerten :

*Por, ç' â ajo arpë, qi m' shelnje po e luen era?* A
*Per se rrin shurdhë ajo, si grremç i thá',* B
*Ajo, qi n' ato t' shkuemet motet tjera* A
*Aq ambel rá?* B

F.



*Mbas tejet, Shqype, burrat flutruene*
*Nder male t' reja, n' nji lugje të ré:*
*Gadhnjim o deken tuj lyp' u lëshuene*
*T' gjith per atdhé.* — Mj.

**Strofa alkajke.** Âsht strofa, qi tingllon me jone muzikore mâ fort se kurrnji tjeter, por âsht nder mâ të vështirat me u hartuem. Perbâhet prej kater vjerrshash, të lira per kahë rrima, nder cillat dý të parat janë pêsërrokshe të dyzueme e rrshitse, e treta âsht nji nandërrokshe, e katerta nji dhetërrokshe. Qe ndonji shembull:

*Acarr tash bora po dêhet malevet,*
*Ndihet i ambli gurrgllimi i gurravet,*
*Ke t' ngrîta e t' argjanta dikohen*
*Neper krepa kah fushat e gjâna.*
*Kthehen kojrrilat m' rudina t' epera,*
*Dalin nper fusha te larmet flutura,*
*E t' hershmen lypë çerdhen dallndysha*
*Neper streha t' pullazeve t' nalta.*— F.

---

*O Mino, o rrjedhë luftarësh mbretëra,*
*të rreptish trima shtërnip i ndritëshëm,*
*o e gjelbëra degë e nji lári,*
*çë pushtetin e jetëvet mundi,*
*isht e vërteta se çel të kjeshurit* (1)
*kush për t' jatit lëvdonet vepëra,*
*kúr siellet për fakje të zezë*
*të shtëpis e të vendit ku leu.* — S.

**Oroe 1.** Sa per shka u tha, se strofat tetshe, gjashtëshe etj. perbâhen prej vjerrshash njimbëdhetërrokshe, do të dihet, se kjo kishte me kjenë ftyra e parë, prototype e tyne. Mâ vonë e sidomos nder poetë t' anë njimbëdhetërshet u xevendsuen të shumen e herës edhe me dhetërrokshe,

(1) *Çel të kjeshurit* = bân me qeshë.

tetërrokshe a por edhe me vjerrsha mâ të shkurta.

**Oroe 2.** Strofat e trajtat metrike të Shqypes janë trajtuem pergjithsisht mbas shembujsh së poezivet të gjûhës italishte.

## 3. Trajtat metrike.

*Trajtë metrike* thirret bashkimi i strofavet, a i vjerrshavet, qi perbâjn nji hartim poetik a nji poezí. Kemi shumë trajta metrike, por nder mâ të parat njehen:

I. *Tingllimi* (soneti), i perbâm prej dŷ strofash katershe e dŷ treshesh. Katershet lidhen me rrime këso dore: vjerrsha e parë do të perkojë me të treten e me të paren e të treten e strofës qi vjen mbas; vjerrsha e dytë perkon me të katerten e me të dyten e të katerten e strofës qi ndjekë. Ase mund të perkojn ndryshej: e para vjerrshë me të katerten e me të paren e të katerten e strofës së dytë; e dyta me të treten e me të dyten e të treten e strofës tjeter. — Treshet mbandej perkojn këso dore: e para vjerrshë perkon me të treten e me të dyten e strofës qi vjen mbas: e dyta vjerrshë e treshes së parë me të paren e me të treten e treshes tjeter. Ase edhe mund të perkojn treshet ndryshej: e para e së parës me të paren e së dytës, e dyta e së parës me të dyten e e treta e së parës me të treten e së dytës. Shif shembullin në f. 237.

II. *Oda* perbâhet prej disa strofash pindarike ase safike.

III. *Kânga* ase *Oda petrarkore,* âsht e perbâme prej disa strofash petrarkore të njinjishme; strofa e mbramë mundet me kjenë mâ e shkurtë se tjerat e thirret *léje.*



IV. *Kângza* âsht e perbâme prej disa strofash anakreontike të njinjishme.

V. *Poemi* âsht nji trajtë metrike fort e gjatë, qi perbâhet, a prej strofash tetshe a treshe; ase edhe prej tetërrokshesh monokolone. Poemi dahet në *pjesë* a *libra,* e këta dahen në *kângë.*

Perposë këtyne ka edhe shumë tjera trajta metrike, të perbâme, herë prej njij strofe së vetme, herë prej strofash me masë të ndryshëshme e herë prej vjerrshash së zgjidhuna.

### NJI SHEMBULL TINGLLIMIT.

**Lissus.**

**I.**

Neper kodra të stolisuna me vneshta
Kû vilet árit xhixhillojshin në dielli,
E, rrotull fushen tui kaditun, prílli
Edhè lulzote kúr kish hîmun vjeshta:

Nder ullîshta gjelbnore qi kah Kreshta
E terthores të Merqîjës vîjshin nji fílli.
Kû Velja e rrmyçshme, qi perket te qielli,
Ambel me hyjzit mban kuvênde të shpeshta:

Darsmore të Bahtit, t' Aferditës shkoshin,
Veshun me gunza, e krahët e bardhë të shpervjelun,
Vashat e Ilirvet me koshere në krye.

E ngrehshin valle dora dora, e këndoshin
Kreshnikët e Ilirvet e anmiqt e ngelun.
Gadhnjyes Bardhylin e Perdiken thye. — *Mj.*

# Kreu II.

## Hartimet poetike.

Këtû permblidhen gjitha hartimet e poezís *lyrike, epike, dramatike* e *didaktike*.

### 1. Poezija lyrike.

Quhet *lyrik* njai hartim poezijet, në të cillin hartuesi shprehë ndiesít e veta per rreth ç' do sendi.

Lyrika pra, âsht poezija e zemrës e e entuzjasmit. Në tê as nuk kallxohet nji ndodhí, as nuk bâhet nji pershkrim; veç poeti vêhet me shprehë njato pershtypje, qi i bâjn shpirtit të tij pûnët e jashtme.

Trajtat metrike qi perdoren mâ fort në ketë gjiní hartimesh, janë: *tingllimi, oda, kànga* e *kângza;* mâ rráll perdoren edhe vjerrsha të zgjidhuna ase nji strofë e vetme.

Mbas argumentit, lyrika dahet trísh: *e naltë, e mjesme* e *e ulët,* sado qi këto të dame nuk janë gjithmonë ashtû të mposa, të kjarta e të caktueme.

#### I. Lyrika e naltë.

Âsht ajo qi merr shkas prej njij subjekti fort të naltë e me mâ të madhen randsí. Në tê poeti lëshohet kryekëput mbas entuzjasmit, qi i a ka pershkue shpirtin; perdorë pa dhimbë ftyra, shembuj e *fluturime pindarike,* d. m. th. kalon pa pritë pa kujtue prej njij mendimi në tjetrin, me t'u duke nji herë se s' kanë këto mendime farë lidhjet ndermjet vetit. Kjo lyrike thirret:

1. *fetare* a shêjte, po kje se madhnon pûnët e mysteret e hyjnueshme të fés, ase mirret me lavde të Hyjit e të Qiellorvet; oda fetare quhet edhe *hymn;*

2. *heroike* êmnohet njatë herë kúr këndon veprat a trìmnit e ndonjij fatosi;

3. *politike,* po kje se merr shkas prej ndodhísh e shndërrimesh politike të njij populli.



**Gurravet të Jordanit.**

T' falem, Jordan, qi neper qiperisa  
E neper hije t' rrapave të bleruesbem,  
P'rherë i bekuem nder mota edhe nder fisa,  
Rrjedhë i madhnueshem!

Per tý, po, flasim të shêjtnueshmet karta,  
Per tý jehote templli i Salomonit  
Kah t' kndoshin vashat t' ambla kangë të larta  
M' koder t' Sionit.

Nper tý, shpervjelë, Judeu kúr bijte n' vá,  
Jo uj't, qi rrmen mbi ket shkretí morrizit,  
Por valës s' argjantë i bàhej se â tu' i rá  
N' blerim t' Parrizit.

Nuk â, jo, 'i lum, kahdo qi vrân e kthiHet,  
Qi t' ketë pá mâ shum se ti pûnë t' mdhá,  
Qi t' ketë pá mâ ngjat se ç' munden kshillet  
M't' kthielltat kalá!

Ti, po, ké pá si ravës mund t' ndalet dielli,  
Kúr ti shkumuese t' rrebten valë ndalove,  
E çetës besnike, qi t' a bijte qielli,  
Udhen i a lshove.

Ti, po, ké pá se si pa armë gjytetet,  
Veç n' brohorí e me ndimë t' Zotit shtrohen,  
E si, pa shpatë e heshtë, prej nji baetet  
Vigâjt errzohen.

Ti Gedeonin vetë, po, njoftë e ké,
Edhe ké njoftun Makabejt fatosa,
Shpata e të cillve i lshote anmiqt per dhé,
Si barin kosa.

Arpen t' hyjnueshme ti e ké ndie t' Davidit,
Edhe ké pá si, e hijshme porsi drita,
Kryet e Olofernit m' mâje të nji zidit
E vên Judita.

Ti, po, ké ndie si kján nder trìza Zoti,
E si njerzimit Aj i a zblon t' Verteten:
Si bindet dheu, si erret dielli e moti,
Kúr ep Aj jeten.

E kâmbët ti Atij i a puthe! At vashë t' hyjnueshme
Të Nazaretit, veshë me rreze diellit,
T' bukur si hâna e porsi drita e gzueshme
N' balkue të qiellit,

Ti, po, e ké pá nder bija t' Ruzalemit
Si lil nder ferra, Ajo kah prej shkretijet
Njitej pervûjtë, si fjolla e tymit t' kemit
Para hyjnijet.

Nuk, â, jo, 'i lum, kahdo qi vrân e kthillet,
Qi t' ketë pá mâ shum se ti pûnë t' mdhá,
Qi t' ketë pá mâ ngjat se ç'munden kshillet
M' t' kthielltat kalá!

Por ç' â ajo arpë, qi m' shelnje po e luen era?
Perse rrin shurdhë ajo, si grêmç i thá,
Ajo, qi n' ato t' shkuemet motet tjera
Aq âmel rá?

Perse Judeu, kaluer aj dromedarit
Kah t' bjen nper vá, sod porsi nâtë thellimit
Ká ftyren zymtë, e mâ lumnít e t' Parit
S' njehë me kangë gzimit?

Ehu! po, se arpa shuejti e shuejti kanga,
Perse të huejët në Sion kâmben ngulen
E t' bijt e Judës, randë ngarkue me pranga,
Atdheut i zhgulen.



Â hjekë, po, shkeptri, â hjekë prej derës s' Jakobit
E atje, kû rridhshin tamel prroje e lume,
Sod and e kand atje nji hije kobit
Â shtrî e mjerueme.

E, të bijt e Judës, n' kat'r ânët e dheut shperdá,
Per tash sá mote, qi mbi dhé kaluene,
Nâmen a njatij gjaku janë tuj lá,
Qi vedit truene.

Prandej mbi Sion t'Kremet mbloi harresa,
E u rropos templli, e Ruzalemi u shkmye,
E popllit t' zgjedhun nuk i mbet as shpnesa
Se çon mâ krye.

Por t' kjajë Judeu, të kjajë me lot i shuemi,
Perse edhe ká per ç' sênd aj me lotue,
Doren pse atij mbi rrashtë të fortë i Amshuemi
Rrebtë ká randue.

Veç ti Jordan, i qét, rrjedhë si gjith-hera,
Pse njasajë tokë, s' cillës ti i ushqen blerimet,
S' ká per t' i humbun, jo kurr, nami e ndera
Dér dielli t' shkimet.

Perse të bijt e Vobekut t' Asizit
Me shum kujdes t' i ruejn njato visare,
Qi shpnesen gjallë i a mbajn per jetë t'Parrizit
Tokës tamahqare.

Po, po, edhe sod atŷ të largtë shtegtarit
I a kallzon Frati at t'lànmen shpellë mjerimit,
Kû e gjallë prej t' naltë Empirit agoi s' parit
Shpnesa e njerzimit.

I a kallzon shtyllen, per t' cill'n Kingjì i Zotit
Porsi fajtuer kje lidhë e kje mundû:
I a difton vendin, kû Rreglluesi i motit
Mbi kryq kje vû.

Edhe mbi at vorr e bân aj gjû'n me e ulun
Kû Njaj, prej t' cillit jeta zû m'u rrekun
E n' pushtet t' t' cillit deka kje perkulun,
Trí dit ndêj dekun.

Po, se edhe sod, kahdo qi vràn e kthillet,
S' â 'i lum, qi shef mâ shum se ti pûnë t' mdhá,
Qi shef mâ ngjat se ti se ç' munden kshillet
N' t' kthilltat kalá.

T' falem, Jordan, prá qi nper qiperisa
E neper bije t' rrapave t' blerueshem,
P'rherë i bekuem nder mota edhe nder fisa
Rrjedhë i madhnueshem!

*Fishta*

---

## SHEMBULL ELEGJIJET

### Shegës së kopshtit.

Pak vjet, o shegë, qi t' mbolla
E ti je rritë e shkue ! . .
Em bir me duerët e njoma
M' ndimoj pleh n' rrâjë tue lshue . . .
E m' thote ; „O atë, kur t' rritet,
As, kjo do t' jét për mue?"
„Po, bir — un j'u përgjegja —
Për ty jam tue e vu !"
T' shiqoj, o shegë, e ngrihem,
Kah t' shof me fryte plot !
E kah mâ teper rritesh,
Mâ e madhe ti ç' do mot,
Mâ shum për mbrenda digjem
E syt më mbushen me lot !
Ti helmin t' a kuptojshe,
Moj shega e njomë e e ré . . .
Ti ndofta s' do t' m' shiqojshe
Kaq gaz edhe haré,
Por ftyren do t'a mvrojshe, (1)
Do t' m' kqyrshe shum mâ zbét;
Se aj, qi ty t' plehnojti,
Qi ty aq fort t' gjallnojti,
Moj shegë, sot kalbet m' dhét ! — *Mosi.*

---

(1) Per.: *t' a mvrâjshe.*



Shembuj nen ç' do pikpamje janë kângët elegjake të poemthit „*Mino*", qitë prej Z. Schirò, në dekë të të birit.

### III. Lyrika e ulët.

Âsht ajo qi siellet rreth pûnvet e rasavet të jetës familjare. Si zhvillimi, si stili këtû duhet të jén të thjeshtë. Thuhet lirikë:

1. *raset* a *urimit* njai hartim, qi bâhet per nji rasë të gëzueshme të jetës, si b. f. per ditë të të lemit (*qjenetliaku*), per ditë t' êmnit, etj.

2. *erotike*, në kjoftë se âsht e frymzueme prej dashunijet;

3. *galduese*, kur poeti këndon ândet e gëzueshme e të gjalla, qi ndien mbrenda në zêmer;

4. *melike*, në kjoftë se shprehë në tê ndiesí të permallshme (melankonike) njiherit edhe të kandshme ;

5. *popullore*, kur siellet per rreth ndonjij mendimi e ndiesije, qi këndohen nder kângë e valle të popullit.

6. *Ditirambi* mbandej âsht njai hartim lyrik, qi shprehë ndiesít e turbullta të njaj nieri, të cillin t' a két xânun pija, por jo krejt dejë. Nuk mban, të thuesh, gjithaq ligjët e metrikës, e vetë mendimet të duken nji herë se s' kanë farë lidhnijet ndermjet vetit. Dikur s' kje, veç nji kangë në nderë të Bakut.

7, *Brindizi* âsht nji të falun, nji të pershëndetun në vjersha, qi i drejtohet dikuj në nji gostë, tue grishun me i çue gotat e me pí per shëndet të tij.

8. *Epigrami* permban nji mendim të këthellët e kuptimplotë, nji të thânme fort me vend a nji fjalë therse.

9. *Madrigalja* shprehë nji lavd, nji mendim delikat, a nji katikule. Si kjo, si epigrami do të jén fort të shkurtë, e lypet të pûnohen me shum hír e elegancë.

## SHEMBULL DITIRAMBIT

Çka m' ka kryet, qi m' âsht randue
E pse mendt do t' m' bluejn poterë?
Gjithshka më pshtiellet,
Gjithshka më siellet;
Per nen kambë po m' dridhet toka
E, pse fajet m' i ka koka,
Po lâ token e dal në dét . . .
Un dola, qe . . .
Ktû rrêmin, bre . .
Çka i thue jetës, i mbetun n' záll?
Hajde t' dalim dér n' Bisht-Páll.
Sa e bukur dán
Barka, kúr çán
Detin n' prendverë . . .
Kjo â jetë me nderë! — *Pr.*

---

## SHEMBULL BRINDIZIT

Eni edhe ulniu
miq e, sa rrijm,
nji gotë t' a pijm
per jetë e shndet

t' kuj na ka prî
ktû me u argtue:
Aj kjoftë urue
per vjet e vjet!

Gota e mashtrapa,
poça e putira,
ktû gjith e mira
âsht kah na flet.



Per t' mirë, pra, rrethas
e rrnoftë me nderë
miku me vlerë,
qi aq mirë na pret! — *Pr.*

---

## SHEMBULL EPIGRAMIT

*Ti flet keq gjithmonë per mue*
*E un flas mirë gjithmonë per tý;*
*Por nji pûnë s' âsht kah m' hîn n' krý:*
*Mue as tý kush s' na beson!* — Pr.

---

*„N' kjoftë se des—i tha t' sho'it grueja—*
*E due vorrin brî me t' andin."*
*— S' po t' a prishi, e ashtû kjoftë bâ,*
*Per n' jé e zoja t' rrijsh pa zâ!* — Pr.

---

*I thán njij të verbti: ké nji grue per nderë,*
*Drandofille ne prendverë.* —
*Mendtak i verbti foli tuj u a pritë:*
*E njoh prej ferrash, qi m' kan therë per ditë!* — Pr.

---

## SHEMBULL MADRIGALJET

*A e din, Fishtë, shka Gjeni Gjenit*
*Na i ka thânë tuj çilë kuvend?*
*Kndo „Lahuten" e diftona:*
*Kush e shkrou, s' âsht nesh njimend?* — Pr.

---

**Andrra të bardha.**

*Shka, vall, do t' andrrojn' lilat*
*në kët mëngjes t' kulluet*
*nen duvakun e rrezeve?*

*Pse dridhen sa lot flladi*
*si t' ishin tuj u tutë*
*se u tretet andja e andrrave?*

*Ti vetëm u a din andrrat*
*e bardha q' i rrembyene;*
*ti, qi jé motra e tyne . . .* — K.

**Lyrikët mâ të mëdhajt e letratyrës botnore:**

Nder Grekë njehen: *Tirteu, Alkmani, Pindari, Alkeu, Safo, Anakreonti* e *Arkiloku.* — Nder Latîj: *Katulli, Tibulli, Properti, Ovidi* e *Horati.* — Nder Lindorë: *Hafiz Muhameti* (Persjan), *Shiraziu.* — Nder Frengë: *Chenier, Lamartine, V. Hugo, De Vigny, De Musset,* etj. — Italjâj: *Dante, Petrarca, Metastasio, Manzoni, Carducci,* etj.—Ingliz: *Iung, Wordsworth, Walter Scott, Byron, Percy* e *Moore,* etj. — Gjermanë: *Goethe, Schiller, Uhland, Heine, Lenau,* etj.

## 2. Poezija epike.

Thirret epik njai hartim, qi êndë me ngjyre poetike kallximin e njij ndodhije së vertetë a të trillueme.

Poezija epike pershîn: *poemin heroik, poemin heroikomik, poemin mytologjik e fetár, poemin kreshnikuer a rromantik, poemthin a kantiken, vegimin, rrojmen poetike, rromanzen a balaten, idylin e prrallen poetike.*



### 1. Poemi heroik.

Poemi heroik zhvillon kallximin e ndonjij ndollije verte të madhe, fatose, të çuditshme e t' interesantshme. Subjekti pra, âsht nji gjâ heroike burrnijet e luftash, mâ fort xjerrë prej historijet; veç lypet qi pûna të két pasë nji pjesë të fortë nder shartet e njij populli. Në zhvillim të këtij fakti, poeti nuk lidhet per historí a per gojdhânë, por i a lshon frênin të lirë fantazís së vet; kështû qi krijon rrethânët e faktet e dyta, tue perziem mbrendë njerz faret të trilluem, gjithmonë veç tue i a pergjám disi pûnës e me masë e me hije. E nder kjenës të mbinatyrshem sidomos, të mirë a të këqi, poeti gjên perherë gurra bukurísh së pamêshme.

Poemi do të két *unjisí* të madhe, si per kahë veprimet, si per kahë mënyra e zhvillimit të tyne; gjithshkahja do të drejtohet kahë të mbërritunt e qellimit, tue pasë para sŷsh perherë ngadhnimin e së mirës e të virtytit.

Poemi a epopea heroike ka trí pjesë: *fillimin, mjedisin* e *mbarimin.* Të shumen poeti hîn në valle të kallximit tue permendë subjektin qi do me këndue, e tue lypë ndimen prej së naltit; mbandej fillon me gatue lexuesin tue xânë në gojë pûnët mâ të pikatunat e poemit e vehtjet, qi kanë per të pasë pjesë me randsí në zhvillim të pûnvet. Kështû qi, gati si në nji kuader të gjânë trajton rreshtimin e poemit të vet, prej kahë mund të blehet qellimi kû e ka menden me dalë. Vjen mbandej dalë e kadalë tue u nderlikuem e tue u kaperthyem pûna: léjn pengime të reja, të mëdhaja, të paprituna, të cillat shkojn tue e largue mbarë veprimin prej qellimit, kû do të mbërrijte. Porse me nji herë, mbas gjithkëtij luftimi, këto kundershtime, këto pengime e prita të tana nji kah nji bien poshtë, zhduken; e kështû vjen e zgjidhet poemi. Gjithshkafja në të

âsht zbukuruem e nderlikuem me pershkrime, fjalime, dja-logje e epizode.

*Vehtjet* mâ të parat do të kén nji burrní e nji të prûm verte heroik, e do të jén të dáme fort njana prej tjetret, tue mbajtë se e cilla fillim e mbarim gjithmonë të pandrrueshem karakterin e vet. Vehtja mâ me randsí, rreth së cillës siellet, të thuesh, krejt veprimi, e qi në mbarim ka per të pasun ngadhnimin e plotë, thirret *protagonist*. Këtij i rrin per-kundra *antagonisti*, i fórt edhe ky e i dêjë prandej, me i bâ báll.

*Stili* do të jét i naltë; per masë metrike perdoren mâ fort shtrofat tetshe, jase edhe vjerrshat e zgjidhuna; heret e dajshin nder *libra*, mâ vonë e dánë nder *kângë*.

**Oroe.** Poeti i epopés këqyrë me e prû pûnen sa mâ të gjallë; prandej nuk e nisë kallximin qyshë prej fillimit. Ai e kapë n' atë pikë, kû sqyen mâ fort interesen e ndi-gjuesvet; tue i a gjetun rasen e tue i a gjuem kohen per me i diftue pûnët e mâparshme. Kështû auktorët e mëdhaj e ngushtojn kohen e zhivillimit të veprimit mbrenda njij rrethi sa mâ të vogel. Mirë âsht qi krejt veprimi të zhvi-llohet mbrenda 12 muejësh. Veprimi b. f. i *Iliadës* kryhet në 46 ditë; *Odysea* pershîn vetem 58 ditë; nuk e kalon vjeten *Eneida*, e s' ngjatë mâ se tre muejë veprimi i *Jeru-zalemit të libruem*.

**Kryeveprat epike të letratyrës botnore :**

Per grekë: *Iliada* e *Odysea* e Homerit.
Per latîj: *Eneida* e Vergjilit.
Per indjanë: *Ramayàna* e Valmik-ut, e *Mahabhàrata* e Vyasa-s.
Per persjanë; *Shahnamèja* e Firdusit
Per skandinavë: *Edda*.



Per gjermanë: *Nibelungen*.
Per frengë: *Chanson de Roland*.
Per italjâj: *Gerusalemme liberata* e Tasso-s.
Per portugezë: *Lusiadet* e Camoens-it.

Sa per epopé kombtare, njehet : Vepra *Skanderbeg* e De Radës, dá në 5 libra e në 32 kangë; *Istorija e Skënder-beut* e Naim Frasherit, kû në 12 pjesë këndohen luftat e trimnít e heroit; *Lahuta e Malsís* e A. Fishtës, kû këndo-hen luftat e perpjekjet, qi bâjn Shqyptarët, sidomos ata të Malevet të Verit, per tansín e pamvarsín e Shqypnís.

### 2. Poemi heroikomik.

Âsht parodija e poemit epik, d. m. th. se vên në gaz pûnët heroike. Mund të jét dý mënyrësh: ja mirret si subjekt nji pûnë me randsí, qi zhvillohet krejt gati si në poem epik, por qi gjithkund — si i thonë — âsht vû në bisht të lahutës; jase mirret nji pûnë fort e vogel, e kotë, e lehtë, qi zhvillohet aq me nji randsí heroike, sa me squem gazin e kujdo. Ndodhë kanjiherë, qi në vend të vehtjevet veprojn e flasin frymorë të paarrësyeshem. Shembuj:

Nder grekë të hershem: *Batrakomiomahia* (Lufta e mijvet me bretkoca).
Nder frengë: *Le Lutrin* i Boileau.
Nder Italjâj: *La secchia rapita* e Tassoni-t.

### 3. Poemi mytologjik e fetár.

Thirret *mytologjik* poemi qi zhvillon e madhnon bestytnít e hyjnít e paganezmit. E thirret *fetár* njai poem epik, qi madhnon faktet e vehtjet e xjerruna prej testa-mendit së Rí e së Vjeter a prej gojdhânjet. Shembuj :

Nder grekë: *Theogonia* e Esiodit.
Nder latîj: *Metamorfoza* e Ovidit.
Nder ingliz: *Parrîzi i bjerrun* i Milton-it.
Nder gjermanë: *Messias* i Klopstock-ut.
Nder italjâj: *La Cristiade* e Hjer. Vida-s.

**4. Poemi kreshnikuer a rromantik.**

Thirret kështû ai poem epik, kû këndohen trimnít e ndeshtrashat *(aventurat)* e kalorsvet kreshnikë të Kohës së Mjesme. Mâ i permenduni mbahet: *Orlando Furioso* i Ludovik Ariostit. Kështû poemi *Cid* i njij heroji legjendár spanjol e *Parsifal* i gjermansit Wolfram.

**5. Poemthi a kantika.**

Âsht nji poem i shkurtë, kû kallxohet e këndohet nji ndodhí fort me randsí. I pergjet poemit heroik, por ndryshon per kahë subjekti, qi s' âsht aq i madhnueshem e per kahë pûnët, qi s' âsht nevoja të jén lufta e trimni; ndryshon mbandej edhe per kahë zhvillimi, perse nuk hapet gjithaq rrethi i veprimevet, e nderlikimi âsht fort mâ i thjeshtë. Masa metrike âsht mâ të shumen strofa treshe.

**6. Vegimi.**

Âsht ai hartim poetik, kû shkrimtari kallxon ndonji të dukun, qi shtihet se ka pám tue tretun nder rrembime a ekstaze.

**7. Rromanxa** ase **balata.**

Per rreth të ndonjij ndodhije së posaçme të jetës, poeti këndon në mënyrë të gjallë vehtjet e veshuna me nji karakter kreshnik e shfaqë ndiesít e forta të zêmrës; kështû qi zotnon mbrendë shum lyrizem.



**8. Idyli**

kû këndohet nen nji veshë poetike ndonji ndodhí e jetës së katundit. Por jetá e katundit nuk tregohet sikurse âsht vereveртè, e vishtirë e e mundshme, veç e lume e e kandshme idealisht. Edhe n' idylin ka shum lyrikë, per arrësye, qi në tê pûnon fort fantasija. Janë të permendun idylat e *Teokritit,* Ekloget e *Vergjilit* e idylat e gjermanit *Gessner.*

Shqyp âsht pûnue fort bukur idyli *Mili e Hajdhia* i Zef Schirò-it.

## NJI SHEMBULL POEMIT EPIK

### Iliada e Homerit

*Liber i pêsët*

[...] Prej luftet t' birin kshtû Afrodita (1) shmangte,
Por fjalët n' harresë Steneli nuk i qitka,
Qi thânë i a pat luftari i rrebtë Diomedi.
Thunderfortit aj kualt e vet larg zhurmet
E poteret të luftës i xjerrë, m' kaptyell
Frêjt tue i zatetë; mandej, lshue fulikare,
Kripit të bukur kualt e Aeneut prej Trojsve
Reshë kahë Akaejt, mirë në kollçikë t' shternguemun,
— T' eill'n e nderote mbi tjerë shokë, ke dijte
Mendes së tij me i ardhun ky mâ s' miri —
Qi t' u grabte kah' ato galét e zgavrra.
E vetë fatosi, kerrit hypë atëhera
Kapë n' dorë frêjt e shkelqashem, e vetimë
Kualt thunderfortit, nzitë permbas Diomedit,

(1) Afrodita = *Venus.*

Ndersa Afroditen m' patershanë ky ndiqte:
Tue dijtë se po ishte 'i qyqe ajo hyjneshë (1),
E jo njaso hyjneshash qi prîjn luftat
E trimavet — as Pallas Atenaja,
As dermuesja gjytetesh Zojë Belona.
E kúr, nper çeta tue u persbkuem, e hasi,
Atŷ i Tydejaj m' heshtë i mbet, e maja
E mbreftë shuplaken skâ'it per rrshit i a mori:
Depertoi heshta n' p'r at marhamen mrekull,
— Qi vetë Charitet endë asajë i a kinin —
E lkuren i a dermishi. Rrodhi gjaku
I hyjneshes, ikori: gjak si Zotave
Të lum nder dej kullon — Atà s' ushqehen
Me bukë, as vênë atà nuk pijn të kuqe:
Prandej s' kan gjak, e të Padekshem quhen —
Gerthiti ajo, e dora lshue ká t' birin.
Ktê e pritka Apoli e n' mjegull t' errtë e pshtjellka,
Qi m' hekur parzmes kush ushtrijet t' Danajvet
Kalors i shpejtë ktij shpirtin mos t' i a rrmete.
Mbas sajë Diomedi t'madhe atbotë vikati:
„Shporru degamje e lufte, e bija Zeusit:
S' ké mjaft qi t' ligshtat mêç po i mêrr ti fêmnat?!
Por, nder lufta po deshte me u perziemun,
Kaq tramen tŷ ká per t' a qitun lufta,
Sa edhe êmni i sajë, po, me t' felgrue per s' largu".
Kshtû foli. Ajo, mârrë mêç, u nis me shkue,
Tanë vâj e ankim. Kambshpejta, atbotë, si era
Iris e merr, e jashta e xjerrë poteret,
Dhimbash të lmekne, boren vrugë t' likures.
Gjêjn mbasandej ka' rrmakta e luftës t' furishmin
Aré, mbrendë n' mjegull heshten e kambshpejtit
Kual strukun. M' giûj perpara vllaut të dashtun
Rá ajo, po i lypte kualt në frêj florini:
„Lum vllau, mos m' lsho; por ipmi kualt, të lutem,
Per dér m' Olymp, t' Padekshmit kû kan trollin.
Se fort varra po m' dhêmb, qi nieri i dekshem

(1) Afrodita në Mytologjí mbahej hyjneshë e dashtnís e e krushqís.



M' a bâni mue: qa 'i biri i atij Tydeut,
Qi edhè me Zeusin, tham, se kisht' me u kapun".
Kshtû foli. Kualt, t' kandritun n' frêj florini,
Areu i a dha, e ajo m' koçí vend zûni,
Me vedi tue u mjeruem. Brì sajë edh' Iris
Ulet; kapë frêjt në dorë e kualve u grahë,
Të cillt me mzi qi pritshin me fluturuemun.
N' Olymp sa ndora u kapen, m' truell të zotavet.
Iris atŷ, kambshpejta porsì era,
Kualt i ndaloi; i zgidhi prej koçijet,
E grazhd t' padekshem para tyne vûni.
Nanës s' vet, Dijones, m' prêhen Afrodita
Rá atbotë, e cilla ngrykë të bíjn e mori,
E tue e lmuem me dorë, kshtû muer me e ankue:
„Kush, bijë, Qiellorësh të ká shemtuem kso dore,
Si faj të randë n' sŷ t' botës ti bâ të kishe?
Buzqeshnja asajë i u gjegj kështû Afrodita:
„I biri i atij Tydeut, nanë, m' ká shitue —
Njaj madhshtori Diomed, kah vetë prej luftet
Po pervidhshe t' em-bír, Aenén, të cillin
Mbi gjith njerzt tjerë e due. Se mà kjo luftë
S' âsht, jo, ndermjet Trojanësh e Akaejsh, por Danajt
Me vetë t' Padekshmit nisë kan me luftuemun".
E asajë Dijona, n' shêj nder tjerat Zotnja:
„Durò, moj bijë, sado qi keq ti ké;
Shum kush pse nesh, qi trojesh jem' t' Olympit,
Prej njerzish psue kan shum, ke njani tjetrit
Me i sjellë na duem mjerime. Areu psue ká,
Po, edh' aj, kúr Oti e i forti njaj Efjalti,
Të bijt e Aloejtit, lidhë n' veriga e paten,
E n' burg arenzi trembdhetë muej ndêj lidhun:
Kû, ndoshta, Areu mizuer edhè sharrue
Do t' kishte, punen njerka e tyne — e bukura
Eribeja — diftue mos t' kisht' Hermetit,
I cilli andejna koc e lkurë e rrmyeka:
T' randat veriga kaq ligshtue e kishin.
Hoq edhè Hera, kúr me zhgjetë trithepçe
Atê e shitueka m' t' djathten sisë i biri

I Amfitryonit, dhimbë t' madhe tue i pertrîmun.
Nder kta edhe Plutin hokubèt, por, zhgjeta
E muer vringlluese, kúr shi vetë ky i biri
I Aegidabartsit Zeus te porta e Ferrit
E gjoi e varra pezm të randë i mori;
Edh' aj m' Olymp u njit ke thana e Zeusit,
Prej dhimbash tue gjimue: m' sup t' krahit zhgjeta
Ngulun per forcë, mundim të madh po i ipte:
Atŷ Paeoni me mehlême e shndoshi,
Ke i dekshem krejt aj s' isht'. Por mjerë bâkeqi,
Qi t' keqen punë n' asgjà tue e bâm, zhgjetueka
Zotat, vendast e Olympit! Kundra teje
Ktê e nziti, po, sŷkaltra ajo Atenaja.
I biri i atij Tydeut s' mendon, i çmênduni,
Se t' gjatë s' ká jeten, kush lufton me Zota:
Se, kúr prej luftet kthye e t' randë poteret,
Të bijt, m' gjûj t' tij pështetë, „tatë", s' kan me i thânun.
Sado qi i fortë, meç mos t' a qesë Diomedi,
Se kush mà i fortë se ti n'ndesh mund t' i dalë;
Se ajo Aegialea, e urta bí e Adrastit,
Shoqja fisnike e tija, t' shpís prej gjûmit
Ndonji herë, po, mund t' i zgjojë, atê tue kjá,
Qi nuse e muer kunore, njat mà të fortin
Nder Akaej, kualshiluesin Dijomedin".
Kshtû foli, e me të dyja duert ikorin
Prej dorës i e térte. Dora i u sherue
E i kaloi pezmi. Kta tue pá Atenaja
E ajo Hera, të birin e Saturnit,
Zeusin, me fjalë të thershme po gergitshin.
N' mjet ktyne tha sŷkaltra ajo Atenaja:
„A mos m' a merr per t' keq ti, tata Zeus,
Nji fjalë? Sugure tham, se kjo Afrodita,
Ndonjânës Akaejce mend tue dashtë m' i a sjellun
Qi me tê bashkë të dilte n' ânë t' Trojanvet,
— T' cillt tash kjo fort po dote — per sugure,
Se kjo, tue lmue ndonji aso Akaejcesh s' veshne
N' mahrama t' bukra, po, m' ndo 'i komçe arit
Doren e njomë gerdhishtë, e mjera, ká".



Kshtû tha ajo; e tata i Zotavet e i njerzvet
Vû buzen m' gaz, e grishun Afroditen,
„Moj bijë, i thotë. s' jânë punë e jotja luftat:
Ti me t' kandshmet perlime darzmash merru;
Per lufta Areu kujdeset, e Atenaja".
Edhè kshtû kta n' mjet vedit po ligjrojshin.
M' Aenén por msŷni burri i dheut Diomedi,
Sado qi e dijte se ishte ndorja e Apolit
Veç ky s' kisht frigë as Hyjn e madh; disbrote
Por m' nja Aenén m' e mbytë, e armësh m' e çveshun.
Trí herë u turr m' e mbytë, trí herë Apoli
Të shkelqashmen murojë nder sŷ i a shkundi.
Veç kúr mbi tê desht s' katerti me u turrun,
— Edhè aj, po, si nji Zot — at herë trishtueshim
I u germush t' madhe largzhgjetuesi Apoli:
„Ve mênden, i Tydejaj, hiqmu qafet,
E mos u kap me Zota; pse të nji rodit
T' padekshmit Zota s' jânë me njerz t' ksajë bote".
Kshtû tha, e i Tydejaj u terhoq pak mbrapa,
Mënín e Apolit largzhgjetues tue drashtun.
Aenén at herë jashta zhurme xjerrë Apoli
E e qet m' Pergam t' bekuem, kû vetë nji tempull
Kisht' pasë t' kushtuem. Eabesa, n' at shêjtnore
Artemida zhgjetare e ajo Latona
Shum e ngushlluen, shum bartë i a kan kujdesin.
Ndersa aj Apoli. në kukúr argjani,
Nji shauret kavaton krejt me i pergiá
Kah duka e armët Aeneut; per rreth të cillit,
Mandej, Trojanë e burra Akaej po grîjshin,
Coptojshin, po, murojat gjedhetake,
Bukur per çark rrumbullakue, e shytsat
Me shtringla. Areut po i thotë at herë Apoli:
„Aré, bre Aré, o e zeza e njerzve, i zhyemi
Në gjak, dermues ti ledhesh, as se, turrin
Tue shkrepë m' t' Tydejajn, ti po e xjerrë prej luftet
Ket nieri per t' msŷmë vetë Zeusin kishte?
S' afermi 'i herë m' shplakë t' dorës shitoi Kyprinjen (1)

---

(1) *Kyprinja* = Afrodita.

Mandej, si dreqi vetë, u turr mbi mue ".
    Mbas ktyne fjalve, vetë m' Pergam vend zûni.
At herë Areu, nën hije t' Akamantit,
T'rrebtit vojvodë të Trakvet, êndu e shêndu
Arradhet e Trojanvet peshë ká çue.
T' bijt e Prijamit mbasandej kshtû nziti:
O djelm t' Prijamit, o ju gjinde e Zeusit,
E po dér kúr do t' lêni kshtû pre' Akaejve
Poplli me u bâm kerdí? a dér sa t' kapet
Lufta ke dyerët me shum mjeshtrí t' punueme?
Ká mbetë, po, burri t' cilin na si Hektorin
Nderue e patem: Aeneu, i biri i Ankizit.
M' tani bre! sho'in poteret mund t' a xjerrim ".
Me kto fjalë zêmer dhanë aj ká setcillit. — *Fishta.*

## 3. Poezija dramatike.

Thirret *dramatik* njai hartim, qi e paraqet nji ndodhí neper mjet të djalogut e të veprimit të disa vehtjeve; në mënyrë qi këto vehtje, qi marrin pjesë, flasin e bâjn krejt si t' ishte tue ndodhë vereverte pûna ndermjet sosh.

Ka trajten e djalogut e të shumen e herës shkruhen me vjerrsha të zgjidhuna ase krejt në prozë. Po kje i gjatë, dahet nder pjesë, qi thirren *veprime* a *akte,* e këto prap dahen nder *dukë* (shena).

Poezija dramatike persbîn: *tragjedín, komedín, dramin modern, dramin barituer, melodramin* e *farsen.*

### 1. Tragjedija.

*Tragjedija* âsht të tfaqunt e ndonjij ndodhije së madhe e të mënershme, qi vien per me squem nder zemra të vezhguesvet dhimbë e trishtim, me qellim të largohen prej vesit e të drejtohen kahë virtyti. Tragjedija e merr subjektin e vet prej *faktesh historike,* a sido të njohtuna prej popullit. Në tragjedí qitet para sŷsh luftimi i lirís së nierit kundra epshevet, të cillat kerkojn pa dá me i a zotnuem zemren, e qi prandej të shumen e herës shkaktojn mjerime e delikte të randa.



Pergjithsisht tragjedija dahet në pêsë akte a veprime: Në të parin, qi thirret edhe *protasis,* tue marrë shkas prej ndonjij pike, kû pûna nisë të bâhet e interesantshme, xên në gojë disi pa u kujtue fillin e pûnvet të perparshme, prej kahë fillohet me u marrë njohtim mbi vende, mbi kohë e mbi vehtje, rreth të cillavet do të zhvillohet pûna. Nder trí veprimet a aktet tjera pûna vjen e bâhet perherë e mâ e kaperthyeme *(neni),* tue lânë vezhguesët kështû krejt pezull, kahë s' mund të dihet n' atë pështjellim, si do të marrë fund lâmshi. Në të pêstin veprim âsht *katastrofa:* neni i pûnvet vjen e zgjidhet gati gjithmonë me deken e dhunshme të protagonistit a të ndonjij nder lojtarë mâ me randsí të tragjedís.

Pjestarët e tragjedís janë gjithmonë njerzë të mëdhaj, e me fuqí në dorë, sado të praksuem; rrâll hîjn vehtje gaztore. Nder **tragjedë mâ të permendunt** e botës njehen:

Grekët; *Eskili, Sofokli* e *Euripidi.*

Latîjt: *Androniku, Nevi, Enni* e *Seneka.*

Frengët: *Corneille, Racine, Volteire* e *Delavigne.*

Italjâjt: *Maffei, Alfieri, Monti, Foscolo, Pellico, Niccolini, Manzoni* e *G. d' Annunzio.*

Inglizët: *Shakespeare* (1), *Otwai, Dryden, Addison* e *Johnson.*

Gjermant: *Sachs, Gryphius, Schiller, Werner* e *Goethe.*

---

(1) 4 Tragjedít *Jul Qesari, Hamleti, Othelli* e *Makbethi,* kryeveprat e këtij gjeniu, janë këthye shqyp prej F. Nolit.

## NJI SHEMBULL TRAGJEDIJET

### Jul Qesari

Akt III. — Shkenë I.

---

*Romë. Para Kapitolit. Mbledhje e Senatit.*

Nji turmë populli; midis tyre **A r t e m i d o r i** dhe **F a l l t a r i**. Trumbeta. Hyjnë **Q e s a r i**, **B r u t i**, **K a s i**, **K a s k a**, **D e c i**, **M e t e l l i**, **T r e b o n i**, **C i n n a**. **A n t o n i**, **L e p i d i**, **P o p i l i**, **P u b l i** dhe të **T j e r ë**.

Q e s a r i *(Falltarit)*

Idat e Marsit qe ku erdhën.

F a l l t a r i

Vertèt, Qesar, po nukë shkuan.

A r t e m i d o r i

Falem, Qesar! Këndo këtë shënim.

D e c i

Treboni po ju lutet t' i a këndoni
Me nge këte kërkesë të përunjur.

A r t e m i d o r i

Këndo më parë timen, se përket
Qesarin vetë. O Qesar, këndo-e.

Q e s a r i

Ç' përket ne vetë më në funt këndohet.

A r t e m i d o r i

Mos e vono; këndo-e me një herë.

Q e s a r i

Mos ësht i marrë ky njerí?



P u b l i

Të lutëm, zot, largoh-u së këtejmi.

Q e s a r i

Kërkesa qysh më jipni në mes t' udhës?
Eni në Kapitol.

(**Q e s a r i** *ngjitet në Senat, të tjerët i venë pas. Të gjithë* **S e n a t o r ë t** *ngrihen në këmbë).*

P o p i l i *(Kasit)*

Uroj t' ju vejë puna mbarë sot.

K a s i

Popil, për ç' punë flisni?

P o p i l i

Lamtumirë!

K a s i

Më tha, na vaftë puna mbarë sot.
Kam frikë q'u-zbulua pllani ynë.

B r u t i

Vër re, i shkon Qesarit pranë; shih-e.

K a s i

Shpejt Kaskë, mos t' na marrin vesh më parë.
Brut, ç' duhet bërë? N' e mësofshin punën,
Qesari a Kasi s' del i gjallë kurrë,
Se vrava vetën.

B r u t i

Kas, qëndro si burrë.
Popili nuk i flet per pllanin tonë;
Ay po qesh, Qesari rri i qetë.

K a s i

Treboní s' humbet kohën; Brut, shiko-e,
Si e largon më nj' anë Mark Antonin.

*(Dalin* **A n t o n i** *dhe* **T r e b o n i**. **Q e s a r i** *dhe* **S e n a-**

t o r ë t *rrinë mbi fronet).*

D e c i

Ku është Metell Cimbra? Le t' i a japë
Me vrap Qesarit që-tani kërkesën.

B r u t i

Ka vajtur; shkoni afër dhe i ndihni.

C i n n a

Ti Kaskë; do të ngresh i pari doren.

K a s i

Gati a jemi që të gjithë? ç' qarje
Shikon tani Qesari me Senatin?

M e t e l l i

Qesar' i lart' i fort' e i shkëlqyer,
Përpara fronit t' unjet Metell Cimbra
Me zëmër të përunjur. *(Bie mëgjunjazi).*

Q e s a r i

Dëgjo, se duhet të t' a thom, Metell:
Këto zvarrnisj' e reverenca skllave (1)
Shpesh mallëngjejnë njerës të zakontë
Dhe kthejnë një vendim e një dekret
Në lodër çiliminjsh. Po mos kujto
Që gjak rebel Qesari ka në zëmër
Dhe munt metall' i fjesht' i saj të shkrinjë
Me profka, për të marrë fjalë t' ëmbla
E krrus' e përkëdhelje prej kёlyshi. (2)
Yt-vllá u-syrgjynos me një dekret:
N' u-krrusç, n' u-lutsh, n' u-përkëdhelç per tè, (3)
Si qen të kam për të shkelmuar tutje.
Mëso, Qesari s' bën padrejtësí
Dhe nuk kënaqet, veç me arësye.

---

(1) *Zvarrnisje* = gelthetime.
(2) *Krrusje e perkëdhelje* = lajka e miklime.
(3) *M' u krrusun* = me u lvyerë tue gelthetuem.



M e t e l l i

S' ka vallë mè të vyer zè se timin
Që tingëllon mè ëmbël per Qesarin
Për të shpëtuar vllanë nga mërgimi?

B r u t i

Dorën të puth, Qesar, po jo për lajkë;
Të lutëm, urdhër jip që Pubël Cimbra
Të falet, të çlirohet me një herë.

Q e s a r i

Si, Brut!

K a s i

Fal-e, Qesar; Qesar, e fal;
Në këmbët po të bie edhe Kasi,
Të lutet për çlirimn' e Pubël Cimbrës.

Q e s a r i

Do t' isha tundur, po t' ju shëmhëllenja:
Sikur të lutësha dot për të tundur,
Ahere lutjet nofta po më tundin;
Po i qëndruar jam si yll' i pollit
Që kurrë s' tundet, kurrë s' luan vendit
E s' ka një shoq në tërë firmamentin.
Me yj pa numër janë shkruar qjejët,
Me yj, që zjarr na ndritin që të gjithë,
Po një i vetëm nga të gjithë s' lot.
Kshtu në botë: shumë njerës ka,
Njerës me trup e gjak e ndjenja,
Po një të vetëm nga të gjithë njoh
Që shkallën mban, e kurrë s' thyhet, s' epet
As tundet dot; dhë q' unë jam ay,
Jua tregonj tani gjer më një pikë,
Se shkela këmbë Cimbra të largohet (1)
Dhe këmbë shkel të mbetet në mergim.

---

(1) *Shkeli këmbë* = nguli kambë.

C i n n a

Qesar !

Q e s a r i

Largoh-u! S' e ngre dot Olympin*!*

D e c i

Qesar i math! —

Q e s a r i

Dhe Bruti bie kot më gjunjë?

K a s k a

Flisni për mua ju, o duar! ( *E goditin* Q e s a r i n
[ *me kama*). (1)

Q e s a r i

Dhe ti, o Brut? Ahere bjer, Qesar! (*Vdes*).

C i n n a

Lirí! Çlirim! Vdiq tirania!
Shkoni e prokllamojëni në rrugët.

K a s i

Ca hipni në tribunat e bërtisni:
Lirí, shpëtim, dhe ristoratë!

B r u t i

Popull dhe Senatorë, mos u-trëmpni!
Mos ikni; rrini qetë; ambicja lau borxhin.

K a s k a

Shko në tribunë, Brut.

D e c i

Dhe ti, or Kas.

B r u t i

Ku është Publi?

(1) *Kama* = thika.



C i n n a

Këtu krejt i zalisur nga trazira. (1)

M e t e l l i

Qëndroni që të gjithë tok mos t'dalin
Miqt' e Qesarit —

B r u t i

Lër-e qëndresën. Pubël. mos kìj frikë,
S' t' a duam ty a çdo Romani tjatër
Aspak të keqën; dhe kështu u thuaj.

K a s i

Dhe shko tani, or Pubël. se je plakë,
E mos të marrin nëpër këmbë turma.

B r u t i

Tamam, se bërësit e kësaj pune,
Né vetë do t' i dalim zot. (*Hyn përsëri* T r e b o n i).

K a s i

Ku është Antoni?

. . . . . . . . . . . . . . . . . . . .

A n t o n i (*Përpara kufomës së* Q e s a r i t)

Oh! ndie-më, copës e pergjakur dheu,
Që jam i but', i ëmbël me këta kasapë.
Ti gërmadh' e burrit mè bujár
Që rroj në rrjedhjen e të gjithë kohëve.
Mjer' dora që ka dërdhur këtè gjak të çmuar
Dhe qe ku të protestonj mbi plagët, —
Gojë nemece buzë-kuqe çelur, (2)
Q' i lypin zë e fjalë gjuhës sime. —
Mallkim mbi njerëzit ka për të krisur;
Tërbim i mbrendshëm, sherr i egër
Ka për prerë trupn' e Italisë;

(1) *I zalisur* = i mekun, i fikun.
(2) *Nemec-i* = i pazâ, i pagojë.

Gjak-derdhja, çkatërresa dhe tmerrimet
Do të na bëhën aqë të zakonta,
Sa nënat buzë-qeshur do të shohin
Kur foshnjat mun në djep t' u copëtohen;
Stervitja n' egërsí mëshrirën do t' a mbytë;
Dhe shpirt' i Jul Qesarit del nga Ferri
Me Atën pran' i urët për gjak-marrje
Dhe me zë mbreti po bertet kudo :
„Lëshoni qent' e luftës, vrani e preni !"
Të kundërmonjë toka nga kjo vepr' e ndyrë
Me kërma që rënkojnë për varrim! (*Hyn një* [S h e r b t o r e.) (1)

*Shakespeare — Noli.*

**2. Komedija.**

Komedija âsht njaj hartim dramatik, në të cillin tfaqen ndodhí e pûnë të xjerruna prej jetet familjare, qi bâjn me qeshë, si per shkak të vehtjevet, qi e luejn, si per shkak të rasavet e të dredhivet të paprituna, qi zhvillohen per rreth të këtyne ndodhive; mbarimin e ka perherë të gëzueshem.

Komedija, tue vû në gaz veset, ligshtít e marrít e njerzvet, ka per qellim të qortojë doket e shoqnís : *Castigat ridendo mores* (Hor.).

Por poeti nuk merr per argument veset e mungesët qi i ndeshkojn ligjët, a qi janë delikte e shemtime për sŷ të gjithkuj; as s' merr me therë gjymtimet e mungesët e natyrshme të korpit, per të cillat nuk ka farë fajit nieri i shkretë; por po, këqyrë me qeshë e me qortue njato vese të vogla, njato të mbeta e ligshtí qi nuk i kapë ligja, si b. f. dorështrejtët, gopçarët, mendemëdhajt, etj.

Si per kahë zhvillimi i veprimevet, si per kahë gjûha e stili gjithshkafja në komedí do të jét e natyrshme e e

(1) *Kërm-i (kurm-i)* = korpi.



rrjedhshme. Prandej komedít sod per sod mâ të shumen shkruhen në prozë.

**Auktorët mâ të mëdhajt e komedís** në letratyren botnore janë :

Grekët: *Aristofani, Menandri.*

Latîjt: *Plauti, Terenci.*

Frengët: *Molière, Reynard, Diderot, Lesage, Beaumarchais, A. Dumas.*

Italjâjt: *Grazzini, Cecchi, Goldoni, Del Testa, Ferrari, Gallina.*

Spanjolët: *Lopez de Vega, Calderon de la Barca.*

Inglizët: *Shakespeare, Ben Johnson.*

Gjermanët: *Lessing, Kotzebue, Sudermann, Hauptmann.*

Shqyp po permendim këtû: A. Fishta: *I ligu per mend,* pûnue mbas *Molière,* e komedít origjinale të Kristo Floqit.

---

### NJI SHEMBULL KOMEDIJET

**I ligu per mend**

AKTI II.

---

Dukë I.

L e c i, P a t u k u.

L e c i. — Mirë se të gjêj, Patuk!
P a t u k u. — Mirë se vjen, Lec! — Po tŷ ç' të prûni ktu?
L e c i. — Erdha me folë me Ernestin.
**P a t u k u. — Me folë me Ernestin... por halli qí Ernesti s' mundet me folë me Lecin; pse t' a kan ndrŷ n' odë nen katerqind drŷj, si Karagegen në han.**

L e c i. — Po per ç' punë?

P a t u k u. — Hé! per ç' punë!... per punë qi i ati i ká rá n' erë se ti jé kênë disi shkajku me i u mbushë mendja Ernestít, qi me shkue perjashta me zânë; e i ati ket pùnë s' don me e ndie, psé e ká njitë *shegert* me Tartufettin...

L e c i. — Me Tartufettin?

P a t u k u. — Me Tartufettin, po; a e njef ?... e prandej baba Tuke nuk e lên me dalë jashtë per mos me u ndeshë me tý.

L e c i. — Palè! palè! shka po flet, brè burrë!... Por Tukja mue s' më njef; prandej po shtìhem se kam ardhë me msue Ernestin me i rá vjolinit.

P a t u k u. — Qe, Tukja. Del nji herë sá grima, sá t' i tham se ti jé ktû.

Dukë II.

T u k j a, P a t u k u.

T u k j a. — (*tuj kujtue se âsht vetem n' odë*). — Zotní Rapagnoli, heqimi i êm, më ká thânë me shetitë nade n' odë t' ême poshtë e perpjetë; por kam harrue me e pvetë, a per së gjatit a per së gjanit.

P a t u k u. — Zotní, dikush...

T u k j a. — Fol kadalë, eh! faqezí! Sá herë flet ti, m' a bàn kryet per voe, e s' i a vên menden aspak se me të ligj duhet me folë mâ kadalë.

P a t u k u. — Jo, jo; veç deshta me të thânë...

T u k j a. — Mâ kadalë po të tham! a more vesht?

P a t u k u. — Zotní... (*lot buzët kinse tue folë*).

T u k j a. — Hê?

P a t u k u. — Po të tham, zotní, se... (*prap lot buzët, si me kênë tue folë*).

T u k j a. — Shka jé tuj thânë, morè faqezí?

P a t u k u. — Po të tham zotní, se dikush don me folë me tý.

T u k j a. — Të vîjë?

Dukë III.

T u k j a, L e c i, P a t u k u.

L e c i. — Zotní . . .



P a t u k u. — Mâ kadalë, morè, e mos i a bân zotnís kryet per voe.

L e c i. — Zotní, kam pasë ndie se ké kênë i lig; por kênke çue, paske bâ mâ mirë.

P a t u k u (*kinse n' idhnim.*) — Kush morè, mâ mirë? Rrênkush thotë se zotnija âsht mâ mirë me shndet. Zotnija gjithmonë âsht keq.

L e c i. — E prá, në ftyrë dáka, *marshallà*, si molla.

P a t u k u. — *Taman*, besa: si molla! Zotnija âsht keq fort, e ti vjen e thue se âsht, *marshallà*, si molla. Kurr s' ká kênë mâ i lig se sot.

T u k j a. — Besa, po; mirë thotë Patuku.

P a t u k u. — Han, pin, shetitë, flên qi ç' ké me tê — si të gjith tjerët; por me gjithkta nuk don me thânë gjâ: zotnija âsht i lig e i lig fort.

L e c i. — Zotní, i âsht kapë mendja Ernestit me xânë me i rá vjolinit, e kam ardhë, si me thânë, me i dhânë nji farë msimit.

T u k j a. — Anì, mirë. A din sá mirë po më vjen, qi Ernesti dashka me xânë *qembalen*. Thirre, Patuk, Ernestin.

P a t u k u. — Shka po të duhet me e thirrë ktû, zotní, pse tash po të shurdhojn. Të shkojë ky te Ernesti.

T u k j a. — Jo, jo; të vîje ktû: më kandet *qembalja*. N' at *zamanin* t' êm edhè un kam kênë nji farë *shahirit*, qi ç' ké me tê.

P a t u k u. — Hê! hê!... Plaku. Por, qe Ernesti.

T u k j a. — Shko, Patuk, e kqyr a kâ ardhë Lini.

P a t u k u. — Me ardhë do të kêt ardhë; por thuej, kû do të jét!

Dukë IV.

T u k j a, E r n e s t i, L e c i.

E r n e s t i. — Ah Lec! a èsht gjà aso fjale?

T u k j a. — Shka? Ç' farë fjalet?

E r n e s t i. — Êh!

T u k j a. — Ç' farë fjalet? qi po thue, a âsht gjà aso fjale?

L e c i, — Fjalë qembaljet. zotní, kurrgjâ tjeter. Por Ernesti, ndoshta ká harrue me të thânë para, se më ká thânë mue me e msue me i rá qembales, e âsht tuj drashtë mos t' i bertitsh.

**3. Drami modern.**

Dram në ditë të sodit thirret njai bartim, qi ndjekë nji rrugë të mjesme ndermjet të tragjedís e të komedís, tue e tfaqun jeten e nierit, si âsht në veti, perzie me gëzime e me mjerime.

Drami i hershem ase tragjedija, kerkon me e tfaqun luften e nierit kundra fatit, edhe pergjithsisht siellej mbrenda rrethit të neshtrashavet të herojvet; mjesa sod drami këqyrë me e prûm e me paraqitun jeten e nierit, krejt sikurse âsht në veti. Tragjedija tretëte larg per me i marrun subjektat e vet prej ndodhísh historike, edhe i xierte vehtjet nder prîsa, kryetarë e njerz të mëdhaj; mjesa drami i sodshem pûnët e vehtjet i merr kudo qi t' i gjêjë.

Ky shndrrim e ky kalim i tragjedís në dramin modern, qi thirret edhe *dram rromantik*, do t' i dihet mâ së fortit dramaturgut të madh spanjol *Calderon de la **Barca*** edhe inglizit të permendun *W. Shakespeare.*

Qe **dramaturgët** mâ të njohtunt e botës:

Spanjolët: *Lopez de Vega, Calderon de la Barca, De Castro.*

Inglizët: *Marlowe, Shakespeare, Ben Johnson, Otway, Dryden.*

Gjermanët: *Lessing, Schiller, Goethe, Kleist, Verner, Grillparzer* me Skandinavin *Ibsen.*

Frengët: *V. Hugo, De Vigny, A. Dumas.*

Italjâjt: *Manzoni, Pellico, Marenco, Cossa, Metastasio.*

**4. Drami barituar.**

Drami barituer tfaqë nji ndodhí, nji epizod të jetës ideale baritore: s' âsht tjeter veç zhvillimi i njij idyli. **E** permendun âsht *Aminta* e Tasso-s. Shqyp kemi: *Nata e*



*Këshndellavet* t' Á. L. De Martino, e *Barít e Betlemit* t' Á. Fishtës.

**5. Melodrami.**

Thirret melodram njai bartim dramatik, qi perciellet krejt a pjesësisht me muzikë; d. m. th., se âsht nji dram muzikuer, qi sod e thirrin *librec*. Nen ketë pikpamje janë të permenduna dramet e Metastasit. Por nder kohë të sodshme muziktarët vetë janë (si p. sh. *Boito, Wagner)* njiherit edhe hartuesët e librecit, qi deshen me vû në muzikë, e qi thirret, kështu i muzikuem: *Opera, operetta, vaudeville, oratorium*, etj. si mbas maset, mënyret a subjektit.

Át Fishta i fali letratyrës s'onë melodrame fort të bukra: *Shqyptari i gjytetnuem, Shqyptarja e gjytetnueme.*

**6. Farsa.**

Âsht nji komedí e shkurtë, njij a dý veprimesh, në të cillen tfaqet nji lojë gazit, pa kurrnji qellim tjeter, veç per me argtue e me bâ me qeshë.

NJI SHEMBULL DRAMIT

**E Trathtuemja.**

AKTI I.

---

Dukë II.

Elvira e Lena.

Lena. — *(Hîn me shîsë në dorë, pá i u pershndetë Elvirës, e cilla, tuj e pá, ndalet e mandej, tuj i u avitë, i thotë me kreni:)*

**Elvira.** — Po ti kahë vjen?

**Lena.** — Edhè po pvetë! **Kam kênë** n' odë tjeter, **kû** kam

shì, e kam dlírë, si per ditë.

Elvira. — Po a s' t' kam thânë, moj, edhè nji herë tjeter se nuk mundem, se nuk due me të pá me sŷ, se nuk due me të pá sidomos n' odë t' ême... moj e màrrë... moj teveqele... moj kryeshtâmë!!!

Lena. — (*i pershndetet, si në shpoti, me nji t' ulun krejet, tuj i thânë*) Më màrrsh të keqen!

Elvira. — Çka? Edhè kso fjalësh ti ktu?

Lena. — Jo, besa, un kùrrgjâ, por ti: ti kjé qi m' shave e ti jé qi hír e pá hír e per ç' do pûnë rreshton do fjalë qi nuk u kanë hije as atyne qi rriten rrugash.

Elvira. — (*tuj u avitë kah Lena, çon duert, mledhë grusht*). Uh! morì floçka e detit, se bukur po t'i nduku ata flokë...

Lena. — (*tuj kapë shisen*) Po, mos me kênë un gjáll!!...

Po shikjo, mori qyqja e kuqe, se tash kah dit diçka më thotë me i rá dikuej e besa, se edhè besen po t' a bâj, drue se ké me kènë ti ajo qi ké me kènë màtë me ket bisht shìset. Mos më trazo, po të tham, pse mùndem me të bâ qi të bindesh edhé ti prej vedit.

Elvira. — Anì, anì; tash shofim. Por maje në mend se me të pa edhè nji herë n' odë t' ème, nuk dí se çka të bàj, pse ti nuk ishe kênë e zoja as me dlirë, as me shestue gjâ. Mas sodit punët e mija i ndreqi vetë e ti s' guxon me prekë kurrgjâ. A more vesht, moj marroqe?

Lena. — Hajde mirë! Po a fort po m' prishet-a? Ti don me thânë, se mas sodit kam me pasë pûnë mâ pak. Me nàm!

Elvira. — Po, por ká me të dalë per hundësh, moj e zezë, besa ká me të dalë edhè shpejt per hundësh.... Do t' m' i lájsh kusuret! (*i kercnohet me duer e del.*)

Dukë III.

Lena vetun.

(*Sjellë kahë vëndi kû pat dalë Elvira e tuj ju mâtë me shisë*). Po, moj, po! A kusuret veç? Posìiii! Eja, eja edhè nji herë, se kusuret kam me dijtë me t'i lá vetë! (*Vjen në mjedis*). Uf-ooo! Jooo, kshtû s' qitet mâ! Jam bâ me dalë e me e lânë! Kjo shpí nuk â mâ shpí të kshtênësh, por vetë fundi i ferrit. Per deri tash



vonë pûnët u dukshin fort per së marit. Por bâne e shtîne mrendë ket shtrigë, e pûna ká ndrrue faqe; kjo âsht tuj i a qitë temelin. Me ket gjarpnushë hîni edhé e zeza; pse ç' at ditë qi vûni kâmë, nuk prâjn ngatrresat, s' â kund gjâ per fije, posë njasajë pakice qi mundohem me ndreqë vetë. Kam bâ e nuk kam çilë gojë, nuk kam bâ zâ vetem pse drue se tash trishtohet ajo kercunë zojë shpijet... Por prap, kúr t' a mêndojsh, palla në thes nuk hîn, e ká me ardhë dita, e drue, drue po tham, se më bijn ata gogët e mî e at herë nuk dí se çka do të bàhet. Po kje qi më merr neper kâmë edhè nji herë, po kje qi më shán, metsha qyqe në mos e bâsha hor; e at herë, por jo do të qes të gjitha të zezat e saja per fushë, asè, në mos i pasha gjasë ksajë pûnë, nji grusht asajë atjè hundve e buzve sá me t' a bà me rá fikët e në tokë. Kish t' a dí pse nuk don me m'lânë me hî n' odë të vet! A thue mos âsht tuj ngatrrue lâsha tjerë, per me rrênue Emen e shkretë? Hapi sŷt, mori Lenë, e kija mêndt vedit, pse me tý nuk ká luejtë kush deri tash, kurrkush, jo... (*Niset me dalë por, tuj ardhë e zoja e shpis me turr, e ndalë*).

---

## 4. Poezija didaktike.

Poezija didaktike ka per qellim të mësojë dishka per rreth ndonji dijtunije a harti, ase ndonjij së vertete morale.

Hartimet didaktike mâ me randsí janë: *Poemi didaktik, letra, epigrami satirik* e *prralla poetike.*

### 1. Poemi didaktik.

Âsht nji hartim, qi shkruhet mâ fort në vjerrsha të zgjidhuna, në të cillin jipen mësime e zhvillime mbi ç' do degë dijtunore, si p. sh. filozofike, morale, shkentifike, bujqsore, etj. Prejse në veti ky hartim del si i thát, zbukurohet tue shtie nder shej aty këtû kallxime gjithfarësh.

U dán në shêj në ketë dorë poemit: *Hesiodi* („Veprat e ditët" e „De rerum natura"); *Teokriti, Vergjili* („Geor-

giket“) *Alemanni, Mascheroni* („L' invito a Lesbia“) etj.

Këtû kishte me hî edhe ajo kryevepra e letratyrës botnore *Komedija hyjnore* e Dante Alighieri-t.

Sa per shqyp kemi kryevepren e N. Frasheri „Bagëti e Bujqësi“, ku këndohen bukurít natyrore të Shqypnís, të mbajtunt e baktive e të lavruemt e tokvet.

**Msimet e harapit.**

*(Të xjerruna nga vjerrshat harabishte)*

Mos thuej, se âsht i vorfen nj' ai q' i kanë vdekun
Prindët, 'dhe i vobët keq n' rrugë ka mbetun;
Por ka mbetë i vorfen nj' ai qi në riní
As urtí s' ká msuemun, kurr, as dituní.
Se gjaku as gjinija djalin s' e nalton,
Por veprat e mira, ata veç e çmojn:
N' daç me t' nalsuemun, t' nalton dituníja.
Mos thuej kurr pse paske t'holla jé zotní;
Tý arët e bashtinat nuk t' japin madhní:
Zotní për me t' thirrun duhet t' jésh bujár
E zèmra edhe gjûha duhet t' pikojn ár.
Oh! mos t' gënjejë mendja kot me na u madhshtú
Në qoft se katundi kryetar t' ka vû:
Drejtësi po s' pate, èmen s' ke as nderë,
Se më jé porsi rrshiqi i mbushun me érë;
E lisin mà t' naltin mà shum e tundin
Ernat 'dhe goglat me pa-hirë j' a shkundin.
'Dhe deka âsht per t'drejtin nderë e bukurí,
Mà e bukur se dita e marteses s' tí.

* * *

Oh, mos thuej, çupë, jé e ré, mos thuej jé e bukur,
Se çmim mà shum nuk ké, veç sá nji flutur!
Por çupen e bukur urtija e lulzon,
Edhe para botës bukurí m' i shton.



Se ajo âsht si zâna qi gazmend i nep
Gjinís s' saj e nji ditë edhe burrit t' vet.
Grueja!... oh, grues Zoti na i ka thânë,
Me j' u bâ *ndimë* burrit e fmivet t' vet *nanë;*
Nuk njehet për grue ajo qi për ftyrë
E hupë kohen e vet me u hijeshue n' pasqyrë.
E çupa edhe gruaja për me kenë e urtë,
T' ultë do t' a kenë zânin e gjûhen e shkurtë;
Sepse gjûha e fêmnës nji pushtet t' madh ká
Zèmrat me i pajtuemun a me i djegë, me i vrá...
Fêmna ka mjalten qi e fikë idhnimin
Edhe n' mest t' anmiqve na sjell dashtnimin;
Por... ka edhe helmin ne gjûhen e vet,
E ne gjûhë ka zjarmin qi ndezë nji gjytet!...
Pra, vesha as mbatha fêmnen s'e naltojn,
As petkat e arta trupin nuk e mblojn:
Shkrola e lulzueme dinarin s' e çmon,
Veç ari i kulluemun, ai vjeftim i shton. — *Shiroka (F.).*

**2. Letra ase pustulla.**

*Pustulla* (epistula) këtû mirret vesht nji farë letret, shkrue në vjerrsha, qi i drejtohet dikuj, per t'i dhânë mësime, zhvillime, këshille a qortime morale, shkencore, letrare etj.

Janë shembuj në ketë degë: *Horati* („De arte poëtica“), *Boileau, Foscolo, Pindemonti,* etj.

**3. Satira.**

Âsht njai hartim didaktik, qi thér veset e të mbetat e njerzvet, tue i vû në lojë a, si i thonë, në bisht të lahutës. E këta e bân me qellim të qortohen e të permirsohen doket e shoqnís.

Dý mënyrësh hartohen satiret: Ja tue u lëshue drejt per së drejtit kundra vesit, kerkohet të qitet per fushë ftyra qesharake e tij, aq sa m' u bâ gazi i dheut; jase tertho-

ras, kurse per faqe lavdohet pûna e ligë, mjesa nen ato lavde janë mëshehun mâ t' idhtat të shame. Satira âsht nji nder mâ të vishtirat hartime letrare.

U diftuen mjeshtra në ketë degë: *Arkiloku, Aristofani, Luçili, Horati, Juvenali, Boileau, Brandt-i, Parini, Giusti,* me të cillët do të permendet *Dante* e *Alfieri.*

Shembull i satirës në prozë jet në letratyren botnore libri: „Don Quichotte" i spanjolit *Cervantes.*

Sa per në gjûhë t' onë janë shembuj per fuqí e djegsim dý veprat e Á. Fishtës: *Ânzat e Parnasit* e *Gomari i Babatasit.* Nji shembull mund të këndohet në f. 42.

### 5. Prralla poetike.

Edhe kjo, si prralla në prozë, âsht nji kallxim i shkurtë kuvendimesh e ndodhísh, qi u veshen mâ fort frymorvet të pa-arrësyeshem, me qellim të xieret nji mësim moral. Ky hartim lypë shum thjeshtsí, hír e harmoní vjerrshet.

Të permendun janë per këso hartimesh: ***Hesiodi, Esopi,*** (perkëthye latinisht prej *Fedrit*), ***La Fontaine, Lessing-u*** e *Gozzi.*

#### Në dashtë Zoti!

*Pa më nesëret një fqinjë,*
*q' ish i varfërth e pa linjë,* (1)
*erth e i kërkoj gomarrë,* (2)
*duke thënë, ca më parë:*
*jemi pa buk' e pa ngrënë,*
*në mulli kam shpënë,*
*gjër më tani është bluar,*
*po s' kam kafsh', o iruar.* (3)

---

(1) *Linjë-a* = këmishë-a. — (2) *gomarrë* = gomarin. — (3) *ó iruar* = o i uruar.



*Nastradini, pa mejtuar*
*tha: për dru e kam derguar,*
*ka vaturë që me natë*
*i varfëri veshë-gjatë.*
*Ajy tha — e kam dërguar, —*
*gomari palli në quar!*
*Fqinja tha: pse më gënjeni,*
*të drejtënë s' ma rrëfeni?*
*ja, se ku pallet gomari!*
*qysh e ka marrë druvari?* (1)
*Nasradini tha: s' kam parë*
*kshtu! të besojnë gomarrë!*
*me fjalët t' ime s' je nginjur,*
*që jam sot plak i thinjur!*
*po dëgjon gomarrë ç' thotë,*
*q' është pa ment e flet kotë!*
*njeriu, që dëgjon gomarrë,*
*s' e ka punen mbroth* (2) *e mbarë!*
*Kështu tha; po të vërtetën*
*e thosh gomari të shkretën.* — Fr.

### 4. Emigrami satirik.

*Epigrami satirik* s' âsht tjeter, veç nji satirë fort e shkurtë, e permbljedhun mâ fort mbrenda rrethit së njaj strofe. U dán në shêj në ketë degë shkrimit: *Marcjali, Boileau, La Fontaine, Lessing-u,* etj.

*Ti flet keq gjithmonë per mue,*
*E un flas mirë gjithmonë per tý;*
*Por nji pûnë s' âsht kahë m' hîn n' krý:*
*Mue, as tý kush s' na beson!*

---

*N' kjoftë se des—i tha t' sho'it grueja—*
*E due vorrin brî me t' andin.*

---

(1) *Druvari* = ai qi pret drû. — (2) *mbroth* = mirë, perpara.

*—S' po t' a prishi, e ashtû kjoftë bâ,*
*Per n' jé e zoja t' rrijsh pa zâ!*

---

*I thán njij t' verbti: Ké nji grue per nderë,*
*Drandofille ne prendverë. —*
*Mendtak i verbti foli tuj u a pritë:*
*E njoh prej ferrash, qi m' kan therë per ditë!* — It. - Pr.

---

**Atdhe-dashtuni . . .**

*Ankohej plaku, nji ditë te dera,*
*Se âsht prishë Shqypnija dhe po hupë e mjera;*
*—Pse?—i thotë blegtori, qi ishte tue ndí—*
*Pse, o plak, po thue, e mjera Shqypní? —*
*—Po tham—thotë- se anmiqt t' gjith na kanë rrethue,*
*Edhe Shqyptart s' mblidhen Shqypnín m' e pështue!—*
*—Çudë!—thotë blegtori—kúr vjen me damnue*
*Ujku berret, t' tânë qënjt mblidhen m' e dëbue;*
*Pra... Shqyptart s' paskan dashtní për gjytet*
*Ashtu si kan qënjt t'onë për katund t'vet!...* — Shiroka.

---

**Vrejtje!** Tue e kryem detyren e traktatistavet të ndergjegjshem, na, gjatë librit, kjém të ngushtuem të permendshim shumë êmna veprash e auktorësh, si prej s'ynësh, si prej së huejësh, të cillët s' kishin me kjenë kurrsesi të këshillueshem me u marrë në dorë, sidomos prej mase së ré. Mbi ketë pikë persrisim shka thojshim mâ nalt: Në këndim t' auktorvet këshilli e drejtimi i njerzvet t' urtë e me ndergjegje âsht i domosdoshem, per mos me mbetun të kaperthyem mendjet e të prishun zêmret, e per mos me gjetun deken aty ku kerkohej drita e jeta!

---

# SHTOJSË

## THEMË HARTIMESH

1 — Si më ka kalue fëminija.
2 — Sivjet due me xânë, persè vjet . . .
3 — Para furrtarit n' oren e mjesditës.
4 — Pershkrueni nji orë mësimit. *(Profesorin, shokët, landen, pyetjet* etj.).
5 — Si u zhvillue dje Gjimnastika a loja e Foot-ballit.
6 — Martini per nji gabim mjaft të randë kje dbue prej shkollet. N' êmen të shokvet të klasës shkrueja Drejtorit nji lutje t' i a falë fajin e t' a pranojë edhe nji herë në shkollë.
7 — Diftoni sa e vertetë âsht fjala e të moçmit: „Djali rrugen si t' a ndjekë, plaket, des e s' mund t' a hjekë". *(Historija e njanit qi kini njohtë ju).*
8 — Pershkrueni dy xânsa të klasës me karaktere krejt të ndryshëshme.
9 — Ngushlloje me nji leter shoqin t' and, të cillit, tue u gjetun perjashta, i ka dekun i vllau.
10 — Ai lypsi i verbët dy sŷsh, qi e sheh per ditë tu . . .
11 — Ndryshimet e njij atdhetari të vertetë prej njij atdhetari interesjet e dokrrash.

12 — Dje âsht nisë ushtár yt vllá. Kallxoi kushrînit sa permallshem âsht dá shtëpijet.
13 — Nji orë neper vorresa tue kënduem epitafet.
14 — Mjetet e udhtimit në Shqypní dikur e sod.
15 — Nji zhurmë e pështjellim në rrugë të madhe.
16 — Nji telegram naten . . .
17 — Si më kalon dita e Dielle.
18 — Nji xânës do të niset perjashta per të vijuem këndimet. Të diftohen gatimet e lamtumirët e fundit.
19 — Nji shoq, pse ka mbetun në klasë, kahë i vjen marre me vijuem shkollen e me u dám shokësh, don me këputë këndimet e me dalë në pazár. Me nji leter miqsore këshilloje mos t' a bâjë ketë hap.
20 — Nji ditë kam pám nji të burgosun, lidhun me pranga, tue e persjellun në gjykatore.
21 — Bâne pershkrimin e njij qytetasi plak, i cilli ende veshet ne e moçme.
22 — Cilla âsht landa shkollore qi të pelqen mâ fort? Pse?
23 — Në fushë nji ditë tregut.
24 — A ju ka ndodhun me ngushllue e me i nihmue ndonjij të mjeri?
25 — Gjûhët e hueja. Nevoja e madhe qi kemi na Shqyptarët per to.
26 — Ké nji copë bukë të bardhë në dorë. Kallxo sa pûna âsht bâ per rreth soje.
27 — Dje ju kanë dá dishmít shkollore. Diftoni gëzimet e idhnimet e shokvet të klasës.
28 — Ç' kujtime të qet në mend flamuri kombtár?
29 — Nji shetí në kështjellin e qytetit.
30 — Rrugat e qytetit në kohen e mbrames.
31 — Kallxo kur je gjetun mâ ngusht në jeten t' ande.
32 — Mâ e para vjetë e mësimit filluer.



33 — Tue vrojtun qiellin në nji natë të këthiellët veret.
34 — Lumi i Drinit...
35 — Rinija si stina e prendverës.
36 — Nji nier shkollet e nji analfabet. Ndryshimet.
37 — Njizet minuta mbi urë të Drinit nji ditë tregut.
38 — Shpata e Skanderbeut.
39 — Nji të ndeshun të papritun.
40 — Nji lypës i ndershem me nji tregtár të pasun, por të shtrêjtë. *(Djalog)*.
41 — Në nji mullî zjarmit a në nji fabrikë makaronash, sapunit, çementjet, etj.
42 — Prendimi i diellit.
43 — Gjûha Shqype.
44 — Tue kalue kahë smûndtorja.
45 — Postjeri tu dera.
46 — I riu pa ideal si vjeta pa prendverë.
47 — Malsori të paren herë në qytet.
48 — Mâ e para cingare duhanit.
49 — I pari në lojë, i mbrami në shkollë.
50 — Kam pá nji të dejun: sá per çudë dajte!
51 — Si i kini kalue sivjet lirimet verore?
52 — Adriatiku.
53 — „Nuk i a din i ngishmi t' ûnshmit". — *(Trillo nji kallxim a novelë)*,
54 — Dobít e shkollës.
55 — Guximi i Burrit me u dalë me Rromakë!
56 — Sŷni i nierit.
57 — Libri. *(Shkahit e në çë mënyrë âsht perbâ)*.
58 — „Marash Uci e të bijt e Calit"... (tue kuvendë te nji mriz).
59 — Hîn fjalë kahë dole! *(Nji pûnë qi të ká ndodhë tŷ)*.
60 — Shka i bâni Pjetrushi ata 10 Lek, qi i fali ungji

diten e êmnit?

61 — Sa puntorë, zota shtëpijash e prishin në lojë e në pije rrogen e ditës, gjakun e fëmijvet!

62 — Shoqi i mirë në ditë të ngushtë.

63 — Nji leter njaj miku të pasun per nji shoq të vorfen e të smût.

64 — Dy shokë të klasës kah ditë janë idhtas e nuk flasin me shoqishojn. Shkrueni mâ të voglit tue e këshilluem të pajtohet.

65 — Pershkrueje në prozë shka këndon A. Fishta në kangen III. të Lahutës „Marash Uci". —

66 — Dashuní vllaznore. *(Nji tregim të vertetë a të trilluem).*

67 — Âsht e mundshme shkolla; por, shkartha e xêjtarë, e sa fëmij moshe s'ate hjekin fort mâ teper se ti!

68 — Nata e së kremtes kombtare „28 Nanduer".

69 — T' ishem i pasun, kishem me...

70 — Tue dalë prej shkollet kam pá nji fëmij nj'a 6 vjeç, qi po i prîjte njai lypsi plak e të verbët. *(Pershkrueni pamjen e theksoni kundershtimet e vehtjevet).*

71 — Si u smúnd, diq e kje shtie në dhé shoqi i yt N. N.

72 — Si e kam menden me i vjeftun atdheut nji ditë.

73 — Nji shkrep, rám prej ledhesh së Rozafatit, flet tue i diftuem shtegtarit shka ka pám atje nalt rrokull kavaljetevet.

74 — Dý kuvendet: i Berlinit nen Bismarkun (1878) e i krenvet të Malsís nen Marash Ucin.

75 — Si erdh e kush e gatoi pavarsín e Shqypnís.

76 — Koleci, mbas 15 ditësh qi mungoi, ka këthye sod së parit në klasë me nji rryp të zí në krahin e shmajtë.



77 — Âsht e ambel e e ndershme me dekë per Atdhé; por âsht edhe pûnë shêjte me hjekë keq e me u flijue per shoqin.

78 — Kallxoje në prozë mendimin qi ká zhvillue Á. Fishta në melodramin „Shqyptari i gjytetnuem".

79 — Lê të gatohen 8 telegrame të ndryshëshme: tregtijet, lajmit, urimit e pergëzimit.

80 — Diten para sprovimevet. A thue do të kaloj?

81 — Shka të ka mbetë birë në zemer. *(Ndonji mungesë detyret, njerzijet, etj).*

82 — „Gúr gúr bâhet múr". *(Zbatoja ketë të thânme njaj pûne së vertetë ase së trillueme).*

83 — S' âsht marre me kjenë skamnuer.

84 — Shitsi i fletorevet.

85 — Nji djalë, tue u lám me shokë pa lêjen e prindvet, âsht mbytë. Mendoni e pershkrueni ndiesít e mjerimin e familjes, posaçe të s' amës, kur i a çojn dekun tu shtëpija.

86 — Shka shênjon ajo murânë gurësh gjatë udhës? (Në Malsí).

87 — Si t' u duk kur udhtove së parit n' automobil?

88 — Si e xûne biçikleten?

89 — Persielle me mend në gjith rrugen qi do të bâjë nji leter drejtue shoqit t' yt në Vjenë.

90 — Rruga e jote.

91 — Te dera e shkollës dhetë minuta para mësimit.

92 — Në nji shetí maje Cukalit ju ka xânë nji stuhí motit. Diftoni si jini gjetë!

93 — Martyrvet per lirín kombtare.

94 — Gjuetari.

95 — Ndertesët mâ të parat e qytetit.

96 — Tue pritun nji të gjegjun me të madhe randsí.
97 — Ndersa nder klasë vlon mësimi, perjashta ndihen ushtarët tue këthyem prej fushet.
98 — Njerzët e mëdhaj na mësojn mbas deket.
99 — Egoisti.
100 — Dashunija e nânës. — *(Karakteret e saj: e para, e vetmja, krejt e thjeshtë, pa kurrnji interesë, e vijueshme, etj.)*
101 — Âsht ligshtí, jo burrní, m'e lëshue vetin nder mjerime.
102 — Kallxoje në prozë legjenden e ndertimit të qytetzës së Rozafatit, simbas goje së popullit.
103 — Njehni me rend kronologjik lojët e argtimet e vocrrís djeri n' ato të soçmet.
104 — Krymi i mëndashit *(Djalog ndermjet nânës e fëmijës)*.
105 — A je kjenë ndonji herë i smundë?
106 — Dimni i të pasunit e dimni i skamnorit.
107 — Ndergjegja mâ i miri liber moralit: lypet kënduem pa dá.
108 — Thermija e nierit t' ardhshem gjindet nder nështypje të para të fëmijnís.
109 — Deka njihet vetem atëherë kur na grabitë ndonjenin qi kemi pasë mâ per zemer.
110 — Mâ e mbramja ditë e shkollës. Të pershëndetunt me shokë.

---

111 — Familja shkolla mâ e para.
112 — Doke shqyptare në krahasim me doke helene në lib. IV t' Odysés.
113 — Koncepti i nderës së familjes në rapsodín *Gjergj Elez Alija.*



114 — Karakteri i Skanderbeut.
115 — Koment mbi poezín e Á. Fishtës: *Nji lule vjeshtet.*
116 — Prendvera shqyptare në *„Bagëtí e Bujqësi“* të Naim Frasherit.
117 — Letratyra e jonë nder vjetët e fundit.
118 — Jeta e karakteri i malcorit.
119 — Nji vizitë në Muzeum N.
120 — A kemi epikë kombtare?

---

# RENDI ALFABETIK I ÊMNAVET T' AUKTORVET

V. O. — Numrat e mbyllun në kllapë shênjojn vjetët e moshës: tjerët diftojn faqen kû janë permendun.

**Shkurtimet:** *fr.* = frang; *gj.* = gjerman; *gr.* = grek; *it.* = italjan; *ing.* = ingliz; *lt.* — latin; *prs.* = persjan; *prt.* = portuges: *sk.* = skandinav; *spt.* = spartan.

# DIFTOJSÊ

## LIBRI I. — PARIME LETRATYRET

**KREU II. — Hartimet kallxuese**







**KREU III. — Hartimet parashtruese**

## *DEGA II. — Poezija*

### KREU I. — **Masa a Metrika**



### KREU II. — **Hartimet poetike**

| Fq. | rr. | GABIMET | QORTIMET |
|---|---|---|---|
| 14, | 11: | *Manuskript-i* = dorë-a | *Manuskript-i* = dorëshkrim-i |
| 46, | 12: | **Dyzimi etj.** | **1. Dyzimi etj.** |
| 57, | 7: | *më ndertë . . .* | *më nderte . . .* |
| 64, | 19: | **12. Hypotipòza** | **14. Hypotipòza** |
| 79, | 23: | **5. Si fitohet . . .** | **3. Si fitohet . . .** |
| 141, | 5: | *Methodë analytike* | *Methodë syntetike* |
| 205, | 24: | najto lajme | njato lajme |
| 221, | 13: | a) ÊMNI I VJERR. | c) ÊMNI I VJERRSHAVET |
| 246, | 14: | *Hafiz Muh.* (Persjan) *Shiraziu* | *Hafiz Muh. Shiraziu* (Persjan) *e Firdisi* |
| 267, | | nen shembull auktori: | *Molière — Fishta* |
| 271, | | „ „ „ | *Rolando — Prennushi* |
| 274, | 12: | **5. Prralla poetike** | **4. Prralla poetike** |
| 275, | 21: | **4. Emigrami satirik** | **5. Epigrami satirik** |
| 285, | 21: | De Castro, (it.1837-1897) | De Castro (sp. 1509-1631) |

**CIP KATALOGIMI NË BOTIM BK TIRANË**

Rrota, Justin
Letra shtype: për klasët e ulta të shkollavet të mjesme /
Justin Rrota. - Shkodër: Botime françeskane, 2006
Libri I. ; 21 cm
Libri I: Parime letratyret. - Botim i plotsuem
310 f.; 21 cm.
Libër sipas botimit të vitit 1934 dhe i paisur me shembuj
ISBN: 99927-981 - 9 - X

821.18:801(075.2)
821.18 - 1 .0 (075.2)

Formati: 70 x 100 /16
Tirazhi: 500 kopje.
Botuar: gusht, 2006.

**Shtypur: Shtypshkronja "SHKODRA"**